# MOS U TRISHTO

---

Titulli i origjinalit: لا تحزن
La tahzen

Autor: Aid el-Karni

Përkthyen: Xhaudet Iseni
mr. Zelije Sulejmani
Hatixhe I. Iseni

Recenzentë: Besir Imeri
Tahir Halimi

Redaktor gjuhësor: Edin Q. Lohja

Redaktor teknik & ballina: Azem Zaimi

Botues: Qendra kulturore
"KIBLA"-Gostivar

---



ISBN: 9989-22-231-2
COBISS.MK-ID: 54695946

## Parathënie

Falënderimi i takon vetëm Zotit të botërave - të Gjithëmëshirshmit dhe të Urtit. Zoti im, lësho paqe e bekime mbi Muhammedin [s.a.v.s.] dhe familjen e tij të pastër, e fali të gjithë ndjekësit e vërtetë të Rrugës së Drejtë.

Në librin që keni në duar, autori u ofron një qasje praktike zgjidhjeve të problemeve të jetës së përditshme. Ai, në *Mos u trishto*, i trajton çështjet në mënyrë depërtuese, për të arritur thellësinë e dëshiruar të studimit, e jo vetëm kapërcimin e tyre duke ofruar shembujt dhe arritjet e të tjerëve në këtë sferë.

Shejh Aid el-Karniu në shtrimin e temave është bazuar në burimet e pashtershme islame - Kur'anin Fisnik dhe Sunnetin. Po ashtu, në shumë vende autori përmend filozofë dhe psikologë të Lindjes e të Perëndimit, thëniet dhe përvoja shkencore e të cilëve kanë përmbajtur të Vërtetën dhe i kanë besuar vetëm asaj.

Ky libër është shkruar me mendje të hapur dhe në të do të gjeni shërimin e kërkuar. Prandaj, ju këshillojmë që përveç leximit të përpiqeni që, së paku, t'i zbatoni këshillat dhe zgjidhjet e ofruara në jetën praktike.

Lexues i nderuar, gjatë përkthimit të këtij libri në gjuhën shqipe jemi përpjekur që në mënyrë sa më precize e me sinqeritet të madh t'i japim hakun e duhur asaj që ka shkruar autori i librit. Megjithatë, në radhitjen e fjalëve dhe ideve i jemi përmbajtur elegancës së kërkuar në gjuhën shqipe, në mënyrë që lexuesi ta kuptojë më qartë qëllimin e librit.

Autori, në shumë vende e ka argumentuar tezën e tij përmes poezive të larmishme arabe - klasike dhe bashkëkohore - por duke mos dashur ta mbingarkojmë lexuesin kemi përkthyer vetëm më të rëndësishmet prej tyre, me ç'rast kemi ruajtur qëllimin e synuar nga autori nëpërmjet poezive në fjalë.

Po ashtu, e kemi parë të arsyeshme që ripërsëritja e paragrafeve, që përbën stilin e veçantë të autorit, të konspektohet, natyrisht pa prekur domethënien e paraqitur prej tij.

Në fund të çdo ajeti kur'anor kemi shtuar numrin e kaptinës dhe të ajetit, ndonëse vetë autori s'e ka bërë këtë.

Në *Mos u trishto,* janë lënë në origjinal shumë terma islame, të cilët për shqipfolësit tashmë janë të njohura e të përsëritura në litëraturën shqipe.

Shpresojmë se libri që keni në duar do t'ju shërbejë si fener ndriçues në jetë, e në veçanti gjatë përballjes me kriza të llojllojshme në këto përditshmëri.

Këtu do të falënderoja të gjithë bashkëpunëtorët që ndihmuan daljen në dritë të këtij libri, e në veçanti vëllain Edin Q. Lohja, redaktorin gjuhësor të këtij libri, i cili me konsekuencë të rrallë ofroi shumë që ky libër të marrë formën e duhur si gjuhësisht ashtu edhe estetikisht.

Allahu i Mëshirshëm, e shpërbleftë autorin për mundin në shkrimin e këtij libri kaq të nevojshëm në ditët tona. U bëftë ky libër shkak që të udhëzohemi në rrugë të drejtë, të jetojmë me lumturi në këtë botë dhe të jemi nga banorët e Xhennetit në botën tjetër. *Amin*

*Xhaudet Iseni*

*Në Emër të Allahut, Gjithëmëshiruesit, Mëshirëplotit*

Lavdia i qoftë Allahut, Zotit të botërave dhe Krijuesit të gjithësisë; bekimet dhe përshëndetja qofshin mbi të Dërguarin e Allahut [xh.sh.] - Muhammedin [s.a.v.s.], mbi familjen dhe shokët e tij të ndershëm.

## Lexues të dashur

Shpresoj që nëpërmjet leximit të këtij libri me titull "MOS U TRISHTO" të gjeni dobinë e duhur dhe lumturinë e humbur.

Këtë libër e përpilova për atë që jetoi nën fatkeqësira dhe që e prekën vështirësitë e brengat e kësaj jete, atë që iu grumbulluan shqetësimet e demoralizimet si një grup ushtarësh palë-palë, dhe atë që ngushtësia shpirtërore s'e lë të qetë, por ia prish gjumin dhe e lë me sy të habitur në mesnatë.

Lexues i dashur, do të vëresh aty-këtu argumente nga Kur'ani, hadithe, poezi të ndryshme, këshilla, mësime, ide, shembuj, tregime, ku të gjitha i kam përmbledhur nga dijetarët më të mëdhenj, që arritën dituri e famë të lartë ndriçuese. Këtu do ta gjesh shërimin e zemrës së sëmurë të cilës ia pate humbur ilaçin, do t'ia gjesh shpirtit tënd të lodhur ushqimin ripërtëritës si dhe vetes tënde të mjerë shpresën se do t'ia kthesh lumturinë.

Ja se çfarë të thotë ky libër: të përgëzoj me lumturi, ndaj shpreso e qetësoje shpirtin. Jo vetëm kaq, por të thotë: jetoje jetën ashtu siç është e mirë, bëhu i kënaqur e pajtohu me të, që të mbetesh i lumtur. Ky libër luan rolin e korrektorit që përdoret për korigjimin dhe përmirësimin e gabimeve kundrejt çiltërsisë

sate shpirtërore, ai t'i përmirëson lëshimet e tuaja në marrëdhëniet ndërnjerëzore si dhe të tregon qëndrueshmërinë e sigurtë në çdo kohë e vend.

Libri që ke në duar s'të lejon kurrë të ecësh në kundërshtim me jetën, e as të zhvlerësosh caktimet precize të Krijuesit tënd, nuk të lejon që të mbetesh armiku i programit islam të jetës apo refuzues i argumenteve të qarta, por të thërret me një zë të butë prej së afërmi nga të gjitha anët e trupit e nga të gjitha skajet e shpirtit, që të jesh i sigurtë në zgjedhjen e rrugës, i bindur se atë që ta ka dhënë Krijuesi duhet ta mbjellësh tek të tjerët. Ai të thërret që mosrealizimin e dëshirave të kësaj bote, shqetësimet e jetes që ke patur dhe lodhjet e rrugës që ke përjetuar, t'i harrosh. Tani dëshiroj të t'i përmend disa çështje kryesore në pika të shkurtëra që ngërthen ky libër:

1- Qëllimi kryesor në këtë libër rrotullohet rreth gjetjes së lumturisë, qetësimit, pushimit shpirtëror, zgjerimit të kraharorit, hapjes së dyerve të shpresës, bindjes në ardhjen e lehtësisë pas çdo vështirësie, si dhe pritjes të së ardhmes së ndriçuar. Mirëpo të gjitha këto s'i gjejmë përpos nëse jemi prej atyre që pareshtur dhe përherë e përkujtojnë Allahun e Madhëruar, Mëshirën e Tij të gjerë, faljen e Tij; që janë të devotshëm dhe mbështetjen e gjejnë vetëm tek Ai; që kanë besim të plotë se gjithçka vjen sipas caktimit e vullnetit të Allahut [xh.sh.]; që jetojnë brenda kufijve të ditës, e nuk shqetësohen për të ardhmen që ende s'u ka ardhur dhe që përkujtojmë të mirat që u ka dhënë Allahu...

2- Të përpiqemi maksimalisht për largimin e vështirësive, brengosjeve, pikëllimeve dhe shqetësimeve.

3- Në këtë libër kam grumbulluar ajetet kur'anore dhe thëniet e Pejgamberit [s.a.v.s.] që flasin drejtpërdrejt për temat përkatëse. Po ashtu, kam treguar shembuj dhe tregime të sakta, të cilët janë mësim për atë që do shpëtim, kam cituar poezi nga po-

etët më të njohur, thënie nga dijetarët më të shquar, fjalët e të cilëve mbajnë dritë për t'ua ndriçuar rrugën atyre që gjenden në terr, fjalë që janë shumë të frytshme e tejet serioze. Ato s'janë thjesht heqje përgjegjësie nga qafat tona, apo ide të pabaza e as qasje politike e zbehtë, por thirrje e nevojshme, që vazhdimisht vjen pas teje e të thërret të gjesh lumturinë që kërkon.

4- Ky libër i drejtohet muslimanit dhe jomuslimanit. Prandaj, kam treguar kujdes të veçantë që të mos shkel mbi emocionet e asnjerës palë dhe të mos prek shpirtin njerëzor, sepse pikërisht kështu na mëson Kur'ani Famëlartë dhe Islami që është Feja e natyrës së shëndoshë e të drejtë të njerëzimit.

5- Gjithashtu në këtë libër do gjeni thënie nga mentalitete të ndryshme të Perëndimit apo Lindjes.

6- Në libër s'kam shënuar fusnota duke dashur që leximi të bëhet sa më i lehtë e të mos ndërpritet, por të jetë i vazhdueshëm.

7- Nuk kam shënuar numrin e faqes apo vëllimit të referencave duke patur parasysh se është më lehtë dhe më e dobishme për lexuesin. Në këtë mënyrë do të jetë një botim i veçantë për të.

8- Libri nuk është ndarë në kapituj apo tema të veçanta, por në të është bërë përzierje temash. Shpeshherë kam bërë ndërhyrje mes temave dhe pas disa faqeve i jam kthyer përsëri temës në fjalë, me qëllim që libri të bëhet më tërheqës dhe më i këndshëm për lexim.

9- Po ashtu, nuk kam përmendur shkallën e vërtetësisë së haditheve, por kur kam hasur në hadithe të dobëta e kam treguar dobësinë e tyre, kur kam hasur në hadithe të vërteta ose kam heshtur ose kam treguar vërtetësinë dhe saktësinë e tyre. Kam bërë shkurtime që ky libër të jetë më i përmbledhurr dhe të mos përsëriten gjërat e të kalohet në bezdisje.

10- Lexuesi gjatë leximit do të ndeshet me disa shprehje apo fjalë që përmbajnë kuptim të njëjtë. Këtë e kam bërë me qëllim

që në trurin e lexuesit të ngulitet ideja e temës përkatëse dhe të shihet se ajo shprehje ka burime të shumta.

Këto janë pikat kryesore që ngërthen ky libër, e që ua ofroj të apasionuarve pas leximit dhe dashamirësve të tij. Jam i bindur se ai bart mësime të vërteta, drejtësi në gjykim, objektivizëm në fjalë, bindje në njohuri, vërtetësi në ide dhe dritë në këndvështrime.

Në këtë libër i drejtohem të gjithëve dhe flas për secilin, nuk kam patur qëllim të përcaktoj një grup, një brez, apo një vend të posaçëm, por ai vlen për çdokënd që dëshiron t'i dhurojë jetës gjallëri e lumturi.

Vlera e këtij libri mund të portretizohet në këto rreshta:

*"Qendisa gurin e çmuar dhe e pastrova prej rërës*
*E bëra atë të shkëlqejë pa rrezet e diellit,*
*e të ecë pa dritën e hënës.*
*Sytë e tij janë magjikë dhe balli i ndriçon.*
*Për Allah, jepja hakun, se koha të kalon."*

*Aid A. el-Karni.*
*26/04/1415 H.*

## O Allah!

"Atij i drejtohet me lutje kush është në qiej e në tokë, dhe Ai në çdo moment është i angazhuar në çështje të reja"

*(Kur'an 55:29).*

Kur turbullohet deti dhe era e fortë përplas valët e saja me fuqi njëra mbi tjetrën sikur të ishin të hidhëruara, marinarët thirrin për ndihmë dhe shpëtim: O ALLAH!.

Kur në terrin e natës së shkretëtirës kalorësi humb drejtimin, dhe karavani prish orientimin e tij, ata thirrin Atë të Cilit terri i natës nuk ia pengon dëgjimin e zërit të nevojtarit: O ALLAH!

Kur ta godasë njeriun e keqja e rëndë, që s'të lejon të bësh levizje, s'ke ç'bën tjetër përpos të thërrasësh Allahun: O ALLAH!

Kur mbyllen dyert përpara syve, e nuk ka rrugëdalje tjetër pos të mbështetesh i shtangur pas dere, e kur lypësve u shtrohet pëlhura mbi fytyra, njeriu bërtet: O ALLAH!

Kur ngushtohet rruga e ju vihen kurthe, ju ndërpriten shpresat e ju këputet litari - ju thirrni me zë të lartë: O ALLAH!

Tek Krijuesi yt arrin fjala e mirë, arrin lutja e sinqertë, lidhja e vërtetë, Ai sheh lotin tënd të pastër kur ti e derdh diku në qoshe, ta di fshehtësirën e brendshme ku ti struk sekretin.

Drejt Allahut shtrihen duart dhe drejtohen në mesnatë, duart që nuk do të mbeten të thara, por do të kthehen me atë që kërkove, sepse Allahu është Qetësuesi i përpiktë i zemrës tënde kundrejt fatkeqësisë që të goditi.

Me Emrin dhe mbrojtjen e Tij dëbohen dhe largohen të këqijat rreth teje.

Me përkujtimin e Emrit të Tij të qetësohet zemra dhe të freskohet shpirti, të shuhet flaka e zemërimit, kthehet mendja e zë vend bindja.

**"Allahu është shumë Bamirës ndaj robërve të Vet"**

*(Kur'an 42:19).*

Emri Allah është më i miri emër dhe përmban më të bukurat shkronja, është shprehja më e vërtetë dhe më e shtrenjtë.

**"A di për të ndonjë emnak?!"**

*(Kur'an 19:65).*

Allahut i takon pasuria, fuqia dhe lartëmadhëria. Gjithçka është e pronë e Tij.

**"I kujt është pushteti sot? I Allahut, i Atij që është Një, i Fuqiplotit"**

*(Kur'an 40:16).*

Allahu është Bamirësi dhe Mbrojtësi, i Tij është pushteti absolut. Po ashtu nga Ai të vjen shpëtimi, pasurimi me dashuri dhe vepra të frytshme.

**"Dhe çdo të mirë që keni, ajo është prej Allahut"**

*(Kur'an 16:53).*

O Zoti ynë, na i zbut zemrat, na e shndërro tmerrin e brengave në hare, na bëj sypatrembur kur na kaplon frika!

O Zoti ynë, freskoji shpirtërat tanë me bindje të paluhatshme, dhe shuaje prushin e shpirtërave të ndezur me ujin e besimit!

O Zoti ynë, largoje prej nesh mërzinë dhe pikëllimin, lësho mbi sytë tanë të frikësuar siguri, mbi shpirtërat e shqetësuar qetësi, dhe hapi dyert e zgjedhjes me shpejtësi!

O Zot! Mundësoja syve të mi ta shohin Dritën Tënde dhe të devijuarit ta gjejnë rrugën e drejtë!

O Zot! Shuaji pëshpëritjet e zërit të ndërgjegjes së keqe prej nesh dhe ago për ne një mëngjes të mbushur me Dritën Tënde; largo nga ne çdo gjë që na shpie ne pesimizëm e në shkatërrim.

O Zot i Madh! Na bëj prej atyre që kanë frikë prej Teje dhe prej askujt tjetër e mos na bëj prej atyre që s'Të kanë frikë dhe frikohen nga të gjithë. Kur të kemi nevojë për mbështetje na përkujto mbeshtetjen tek Ti, kur të jemi lypës na frymëzo të kërkojmë vetëm prej Teje, se Ti je zotërues i hambarëve të pashterrshëm, nga përkujdesja Jote nuk shmanget dot asnjë grimcë, sado e vogel që të jetë, dhe Ti mbetesh me dituri për ne, kudo që të jemi.

## Përkujto dhe falëndero

O njeri, qëndro duke përkujtuar të mirat që t'i dha Allahu [xh.sh.], mos u bëj i verbër dhe shurdh, se sado që t'ia lësh harresës begatitë e Tija dhe t'ua kthesh atyre shpinën, ato të vijnë pas e të mbulojnë nga maja e kokës deri te gishtërinjtë e këmbës. Qëndro, pra, besnik i vërtetë e mos i moho të mirat e Tija të panumërta. Allahu [xh.sh.] thotë:

**"Edhe nëse përpiqeni t'i numëroni të mirat e Allahut, s'do mund të arrini t'i përkufizoni"**

*(Kur'an 14:34).*

Zoti të dha trup të shëndoshë, të siguroi qetësi në vendin ku rri dhe banon, të dha ushqime të larmishme, krijoi për ty ujin dhe ajrin. Pra, një gjithësi e tërë është për ty, e ti nuk ndjen, e as nuk di.

**"Dhe plotësoi ndaj jush të mirat e Tij të dukshme e të fshehta"**

*(Kur'an 31:20).*

Të bëri me dy sy, me gjuhë dhe buzë, të dha gjymtyrë: dy duar dhe këmbë, t'i zbukuroi në mënyrën më të përsosur ashtu siç i kanë hije dhe i përshtaten çdonjërit:

**"E cilën të mirë të Zotit tuaj e mohoni?"**

*(Kur'an 55:13).*

Pra, a mendon ti se të ecurit me dy këmbë të këputura është më lehte se të ecurit me këmbë te plota e të shëndosha? A është pak për ty kur gjumin e bën të qetë e të tjerët nga dhimbja që kanë nuk shijojnë gjumë me sy, disa me ditë, e disa me muaj, e disa me vite të tëra, sa që kur shërohen dhe bëhen siç kanë qenë harrojnë se si ecet...?!

A mendon kur mbush stomakun e ngopesh me ushqim të lezetshëm, pastaj kur pin ujin e ftohtë e freskon shpirtin, se shumë të tjerë janë të privuar nga kjo kënaqësi, ngrëniet dhe pirjet e të cilëve janë të përziera me dhimbje e sëmundje?! Hedhi një vështrim vetes, pastaj mendo e përkujtoji ata që humbën dëgjimin e mbetën të shurdhër, njihja vlerën dy syve të tu me të cilët sheh dritën dhe terrin, e kujto ata që humbën të pamurit dhe si peshqesh u mbeti ngjyra e zezë. Po, vetëm ngjyrën e zezë kanë!

Shiko lëkurën e trupit që ke, të butë, të njomë, larg sëmundjeve që të tjerët i patën, e pastaj falëndero Krijuesin tënd që s'të bëri nga lëkurësëmurët, dhe që është fare lehtë për Allahun [xh.sh.] që ti të ishe në grupin e tyre. Mendo rreth kafkës brenda së cilës ke më të çmuarën - trurin që të dallon nga kafshët, që të bëri prej të mençurve e s'të molepsi me çmenduri duke mbetur i marrë...!

A do pajtoheshe që të të ofronin ar sa kodra e Uhudit, e t'ua jepje vetëm njërin sy?! A do të doje që të ta hiqnin gjuhën me të cilën flet qartë dhe në vend të saj të të dhuronin pallate mbretërore?! Pra a do e ndërroje dorën e trupit kundrejt ca gurëve të vegjël të çmuar?! Jo! Gjithçka që ke në trupin tënd nuk zëvendësohet me asgjë se për atë nuk ka çmim. Ti, pra, me të vërtetë zotë-

ron dhe jeton me më të shtrenjtat dhunti, por fatkeqësisht nuk i njeh dhe nuk i di, jeton i mërzitur, i lodhur, i raskapitur nga shpirtngushtia, i brengosur, i pikëlluar, i zymtë thua se mban përgjegjësinë e gjithë njerëzisë. Imagjinon të humburën dhe s'je falënderues për atë që ekziston dhe është pranë teje, zemërohesh nga një humbje fare e vogël të hollash, e nuk i sheh çelësat e lumturisë që ke në dorë... Përkujto dhe Falëndero.

**"Po edhe në veten tuaj - a nuk (doni të) shihni?"**

*(Kur'an 51: 21).*

Hidhe vështrimin mbi veten tënde, mbi familjen dhe shtëpinë, mbi punën dhe shëndetin tënd, mbi shoqërinë dhe shokët, dhe mbi gjithçka që është rreth teje, do të bindesh në atë që shpeshherë e mohon.

**"Ata i njohin të mirat e Allahut, pastaj injorojnë"**

*(Kur'an 16:83).*

## Ajo që kaloi, mbaroi

Të mendosh rreth së kaluarës, të jetosh me të dhe të prezentosh në të, e të dëshpërohesh nga të këqijat e saj është çmenduri dhe vrasje e dëshirës për jetën e tashme. Tek të mençurit fletët e së kaluarës shuhen dhe nuk transmetohen që të përsëriten, ato mbyllen njëherë e përgjithmonë në burgun e harresës, duke u lidhur e shtrënguar fort që mos dalin kurrë. Nëse kujtohesh, kjo s'të jep gjë veç lodhjes e sëmundjes psikike, ndaj mos e bëj këtë, se nuk rrjedh dritë nga ato kujtime vrasëse. Përkundrazi, ato sjellin e mbjellin mendime dhe ide të prishura që shpiejnë drejt humbjes dhe shuarjes; mëshiroje dhe mos i bëj padrejtësi vetvetes, e as mos e ndërmerr një hap të tillë, sepse brengosja e tepërt nuk ta kthen atë që të kaloi, por as shqetësimi i madh nuk e ndryshon të shënuarën...!

Mos! Mos jeto në ëndrrën e kaluar, e as mos rri nën hijen tradhtare që humbet shpejt, zgjoje veten nga gjumi që të lodh.

A dëshiron dhe a mund ta kthesh lumin në rrjedhën që doli e rodhi?! Po diellin mbasi lindi?! Po a mund ta rrikthesh fëmijën në shtratin e barkut të nënës së tij?! Po qumështin, a mund ta futni e ta ktheni aty në gjoks ku ishte?! Po lotin a e kthen në sy pasi që u derdh?! Jo, kurrë...! Ajo që doli u bë dhe shkoi, kaloi... nuk kthehet më... Për këtë mos jeto me të kaluarën që të verbohesh e të humbësh, të digjesh me zjarrin e saj që s'shuhet. Ta bësh këtë do të thotë ta humbasish të tashmen dhe ta zhdukësh vullnetin. Ai që e do të kaluarën dhe i kthehet asaj është si ai i cili e bluan miellin që në esencë është i bluar, apo si ai që e sharron tallashin e drurit. Qëmoti kanë thënë për ata që e qajnë të kaluarën se "nuk nxirren të vdekurit nga varret e tyre", madje edhe fabulisti i ka përmendur ata që flasin me gjuhën e kafshëve se si e kanë pyetur gomarin: Përse nuk ripërtypesh? Ai tha: E urrej gënjeshtrën."

Me të vërtetë gabimi ynë më i madh është se harrojmë të tashmen dhe angazhohemi me të kaluarën, i prishim dhe i rrëzojmë ndërtesat e bukura... Oh jo, mos e prish atë që ndreqe me plot vuajtje të rënda se sikur të grumbullohen e të tubohen të gjithë njerëzit dhe xhinnët nuk do të kishin mundur t'ju kthejnë gjë nga ajo që kaloi, për shkak se ajo është e pamundur dhe e humbura s'të jep gjë. A nuk e sheh se njerëzit nuk shikojnë pas dhe as që kthehen të vështrojnë gjurmët që lanë prapa?! Era që fryn gjërat i merr përpara, e nuk i lë pas! Gjithashtu, edhe uji që rrjedh shkon përpara e nuk ecën pas, po nëse shohim edhe më thellë vërejmë se çdo gjë që lëviz në këtë rruzull tokësor - qoftë insekt, shtazë, kafshë, njeri, apo makinë - të gjithë ecin para e nuk shkojnë pas. Ndaj, as ti mos shko kundër rregullit të jetës, e të prishësh zakonin e saj...!

## Kjo është dita jote

Kur të zgjohesh në mëngjes, mos e prit mbrëmjen, se ndoshta kjo ditë e jotja është e fundit dhe s'të pret koha të mendosh për të djeshmen që kaloi, e as për të nesërmen që akoma s'ka arrdhur. Kjo ditë që rrezet e diellit të saj të ngrohin dhe arrite t'ia shikosh dritën është vetëm e jotja. Jeta jote është një ditë e vetme, në mëngjes ngjallesh e në mbrëmje vdes, dhe nuk kthehesh më. Pra mos e humb këtë ditë që peshon sa jeta, bëhu i kujdesshëm brenda këtyre orëve të kufizuara, dhe vepro me seriozitet, adhuroje Krijuesin dhe fale namazin me kujdes, lexo Kur'anin e shenjtë dhe me vëmendje të plotë shih ç'kërkohet prej teje. Ji i kompletuar me trup, me zemër dhe me mend kur ta përkujtosh Allahun [xh.sh.] e të qëndrosh përpara Tij, peshoji veprat tuaja dhe vështro se cila anë të rëndon më tepër, krijo moral të lartë për veten tënde dhe pajtohu me atë që Allahu caktoi për ty, përpiqu të bësh mirë për të tjerët, se vetëm sot je i gjallë, pra shfrytëzoje rastin e fundit...! Nga orët e kësaj dite vepro mirë dhe nxjerr dobi për veten tënde, sikur të ishin vite, dhe nga minutat e orëve të saj kërkoji falje Allahut [xh.sh.] për mëkatet e tua sikur të ishin muaj; përgatitu për herën e fundit sikur do të udhëtosh në mbrëmje. Jeto edhe sot dhe qëndro i buzëqeshur, i qetë e i butë, kënaqu me atë që të erdhi nga Allahu i Madhëruar, kënaqu me fëmijët e tuaj, bashkëshorten tënde, me familjen dhe shtëpin tënde se edhe sot i keni para syve, mos hidhëro askënd në momentin e fundit, se nuk kthehesh e as nuk i sheh më në këtë botë.

**"Merr atë që të dhashë dhe bëhu mirënjohës"**

*(Kur'an 7:144).*

Nëse sot ke ngrënë ushqim të shijshëm, të ngrohtë, a të dëmton ushqimi i djeshëm i thatë e i ftohtë, apo ushqimi i të nesërmes që s'e di se si do jetë?! Kur sot pive ujin e freskët, të pastër

e të ëmbël, pse brengosesh për ujin e turbulluar e të njelmët që pive dje?!

Kij besim në vetvete e le të jetë e qartë kjo ditë për ty. Kur t'i drejtohesh ndërgjegjes sate e ti flasësh dhimbshëm, thuaj: Vetëm për sot do t'i korigjoj fjalët që m'i nxjerr goja, e nuk do shqiptoj fjalë të ndyta, sharje, fyerje, përgojime. Vetëm sot do t'i kushtoj rëndësi pastërtisë trupore, dhe do të jem i matur në të ecur, në lëvizje dhe fjalë, se nesër s'do të jem. Për këtë ditë jetoj, sot do t'i bëj vend në zemër dobisë, do të mbjell në të dashurinë, sinqeritetin, drejtësinë ndaj vetes dhe të tjerëve, ndërsa drurit të së keqes, arrogancës, xhelozisë, e kokfortësisë do ia këpus degët dhe gjembat, e do ta ç'rrënjos.

Vetëm për sot do të jetoj dhe do u ofroj të mirën të tjerëve, do ta vizitoj të sëmurin, ushqej të uriturin, ndihmoj të dobtin, qëndroj pranë të ngratit që i është bërë padrejtësi, nderoj dijetarin, mëshiroj të voglin, respektoj plakun. Vetëm për ty o e sotme jetoj, e nuk të kujtoj ty o ditë e djeshme e të humbi të sotmen, se ti shkove dhe përfundove, rrezet e tua perënduan si ato të diellit. Nuk lotoj për ty, e as nuk të ëndërroj, se ti na lë dhe ike prej nesh, e s'do të kthehesh më kurrë. Ty o ditë e nesërme që gjendesh në botën e panjohur nuk të jetoj në ëndërra, e as ta dhuroj veten me gjëra të paqarta, sepse ti s'je asgjë, pasi ende nuk ke arritur, e as që je e përmendur! Për ditën tënde o njeri, rezervo vepra në fjalorin e lumturisë..

## Mos u bëj rob i të ardhmes, prite sa të vijë

**"Erdhi caktimi i Allahut, pra mos kërkoni ngutjen e tij"**

*(Kur'an 27: 1).*

Mos vepro para kohe, a dëshiron të nxjerrish foshnjen para plotësimit të muajve, e ta këpusësh frytin para se të piqet?! Është

marrëzi ta tresësh mendjen atje ku s'ke punë, e nesërmja është e humbur dhe e fshehur, ti s'e di se si të vjen, e ç'të sjell me vete. Përse, pra, ta lodhim trurin në imagjinata që s'do të ndodhin, apo të angazhohemi me ngjarje që nuk do na godasin? Ndoshta largohesh nga kjo botë që sot, para se të vijë e nesërmja, a mos kujton se e kalove urën pa shkelur mbi të - kush e di? Ndoshta këmbët na këputen para se të arrijmë te ura, apo ura rrëzohet para se ta mbërrijmë, por ndodh që edhe të kalohet ura pa ndonjë të keqe. Të lodhësh trurin me mendime për të ardhmen, se ç'farë do të ndodhë në të ardhmen dhe të orvatesh ta çelësh librin e së panjohurës e të të tregohen ndodhirat është diçka e papëlqyer që sjell shqetësime të panevojshme, sepse shumica e njerëzve në këtë botë përfytyrojnë se në të ardhmen do mbeten të urritur, lakuriq, të sëmurë, të varfër, gjë që nuk ekziston në botën e panjohur të tyre, por është vetëm pëshpëritje e zbukuruar e djallit të mallkuar.

**"Djalli ju frikëson me varfëri e ju urdhëron për të këqija, por Allahu ju garanton falje e begati"**

*(el-Bekare: 269).*

Ka njerëz të shumtë të cilët besimi i dobët i shtyn të qahen se do të ngelin të uritur apo do të sëmuren pas një viti. Jeta jote dhe furnizimi yt s'janë në dorën e njeriut që të mbetesh në udhëkryq, ndaj mos e zhyt veten në mëkate, sepse ti as që e di se kur dhe ku do të vdesësh, prandaj mos u angazhoni me gjëra të kota e ta mbysni veten para kohe.

## Si përballohen kritikat e të këqinjve

Të pagdhendurit dhe trashanikët fyen dhe llomotitën ç'mos për Krijuesin, Allahu qoft larg fjalëve të tyre, shanë të Vetmin Një që perveç Tij tjetër s'ka, dhe u orvaten që me fjalë të ndyra

të prekin pastërtinë e Tij, Allahu është i pastër dhe larg thënieve të tyre. Kur patën guxim ta bëjnë një gjë të tillë ndaj Allahut, Krijuesit të Gjithësisë, ç'pret që të flasin për ty dhe mua, që shumë shpejt rrëshqasim në grackat e të mallkuarit. Në jetën tënde sheh shumëçka prej shpirtligëve e ziliqarëve, goditjet e tyre të forta e pa pikë mëshire priti nga çdo anë, se ata s'kanë qëllim tjetër veë mposhtjes tënde dhe shkatërrimit tënd, ndaj qëndro e vazhdo të përparosh me begatitë e Allahut, dhe mos u dorëzo. Ata nuk heshtin kurrë ndaj teje, dhe s'të lënë të qetë derisa të largohesh prej atyre, ti qëndro se me të vërtetë ai që rri ulur mbi tokë nuk rrëzohet, e njerëzit nuk i gjuajnë me gurë degët pa fryte, po as e shqelmojnë qenin e ngordhur. Ata janë gjithmonë të zemëruar me ty dhe rrinë të gatshëm të të vërsulen sepse ti u lartësove me dituri, moral, a pasuri. Ti për ata je si një mëkat i madh që s'falet dot kurrë, ata do të vazhdojnë të të luftojnë gjersa t'i lëshosh nga dora begatitë e Krijuesit tënd, të zhvishesh nga vetitë e vyera e të biesh në zeron e pavlerë. Nëse i kupton kurthet dhe lajthitjet e tyre, atëherë mos ua vër veshin fjalëve që trillojnë, e mos u lodh me poshtërsinë e tyre, por bëhu i fortë si guri që s'lëviz lehtë, rri në vend të vet duke ua treguar forcën e ekzistencës së tij kokrrave të breshërit që sado të mëdha të jenë, kur mbi shkëmb pikojnë bëhen copë-copë, e shkëmbi qëndron e s'e gjen gjë. Sa më tepër që të flasin për ty, aq më shumë peshon personaliteti yt. Ti nuk mund t'ua mbyllësh gojat, e as që e ke në dorë t'ua ndryshosh trurin, por ke mundësi ti groposësh të këqijat e tyre dhe t'i lësh mënjanë. Me ta bëj sikur s'i sheh e as nuk i dëgjon, dhe thuaju me vete:

**"Vdisni me atë mllef tuajin"**

*(Kur'an 3:119).*

Nëse dëshiron të jesh i pranuar nga te gjithë, i dashur për secilin, i pastër nga mangësitë para syve të botës - po kërkon të

pamundurën dhe shpresat tuaja janë veç dëshirë utopike.

## Mos prit falënderim prej askujt

Allahu i Madhëruar krijoi robërit e Tij për Ta adhuruar dhe përkujtuar Atë, e ua dha begatitë për Ta falënderuar, por shumica adhuruan të gabuarën kur shpirtërat ua mbuloj tymi ateist, dhe mohuan përfundimisht qëllimin e qenies së tyre. Ti mos u habit nëse takon kësilloj njerëzish kur të mirën ta kthejnë me të keqe, kur i ndjek dhe t'i harrojnë mirësitë që i ke bërë, se ende ekzistojnë zemra që tradhtojnë, e që jo vetëm bëjnë zëvendësimin e të mirës me të keqe, por të konsiderojnë edhe si armikun më të rreptë të tyre. Ata s'e bëjnë këtë për arsye tjetër, por vetëm pse e ofrove të mirën për ta.

**"Ata nuk urrejnë për tjetër, pos pse Allahu nga mirësitë e Tij dhe i Dërguari i Tij i begatoi ata"**

*(Kur'an 9:74).*

Mos shko shumë larg, vetëm përkujto kur nëna rrit një fëmijë: ajo e ushqen, e veshmbath, i jep edukatë dhe e mëson, natën e kalon pa gjumë që të flërë fëmija, rri vetë e uritur që të ngopë fëmijën, lodhet që ai të pushojë, e kur ky fëmijë rritet e bëhet i fortë, ia kthen shpinën nënës, harron lodhjet e saja, shkel mundin dhe mohon kujdesin e saj. Ndaj nëse dikush t'i humb vlerat e mirësisë tënde, mos u trishto se ato do t'i gjesh te Ai që s'humbet gjë sado e vogël të jetë. Vepro mirë për të tjerët vetëm për hir të Allahut [xh.sh.] se në cilëndo anë të kthehesh, je fitues. Falënderoje Allahun që je bamirës, e jo i dëmshëm për të tjerët, se dora që jep është më e dobishme se ajo që merr.

**"Ne po ju ushqejmë vetëm për hir të Allahut dhe prej jush nuk kërkojmë ndonjë shpërblim e as falënderim"**

*(Kur'an 76:9).*

## Mirësia ndaj të tjerëve të hap gjoksin

Bukuria është porsi emri i saj, mirësia është si përshkrimi i saj, bamirësia është si shija e saj. Përfituesit e parë ne futjen e gëzimit në zemrat e njerëzve janë mu ata që e shkaktojnë këtë gëzim, i korrin frytet e tija shpejt në shpirtërat e tyre, në moralin dhe ndjenjat e tyre, u hapet gjoksi, u zgjerohet, e me këtë gjejnë qetësinë e rehatinë. E nëse ty të godet ndonjë pikëllim a të shkakton dhembje ndonjë brengë, ofroja ndokujt një bamirësi apo ndonjë gjësend të bukur e do ta gjesh shtegdaljen dhe do të qetësohesh. Jepi të privuarit, ndihmoje të mjerin, shpëtoje të pikëlluarin, ushqeje të uriturin, vizitoje të sëmurin, mbështete të brengosurin, do ta gjesh lumturinë tek të vërshon para e pas teje. Të bërit mirë i ngjan parfumit prej të cilës ka dobi bartësi i tij por edhe blerësi dhe shitësi i tij, të ardhurat dhe fitimet shpirtërore janë barëra të bekuara e të bereqetshme që konsumohen në barnatoren e atyre zemrat e të cilëve janë ndërtuar me të mira e bëmirësi. T'u shpërndash buzëqeshje të ndritshme shpirtërore varfanjakëve është lëmoshë rrjedhëse në botën e vlerave: "*Po edhe nëse e takon vëllain tënd me fytyrë të qeshur* (është lëmoshë)" thotë hadithi i Pejgamberit [s.a.v.s.].

Mirëpo të vërenjtesh dhe ta mrolësh fytyrën do të thotë t'i shpallësh luftë të ashpër të tjerëve, shpërthimin e së cilës s'e di kush përveç Atij që njeh të fshehtat. Me disa gllënka uji nga shuplakat e një mëkatareje me të cilat i dha të pijë ujë një qenit të lodhur e të etur, rezultoi dhe bëri që ajo të hyjë në Xhennet, gjerësia e të cilit është sa qiejt e toka, ngase Pronari i mirënjohjeve është i Mëshirshëm, Falënderues dhe i Bukur, e do të bukurën, është i Pasur e Mirënjohës. O ju që jeni të kërcënuar nga ankthet e fatkeqësisë, frikës e tronditjes, ejani në kopshtin e mirësisë dhe angazhohuni me të tjerët, duke u dhënë, gostitur, ndihmuar e shërbyer, dhe do ta gjeni lumturinë me shije, ngjyrë e prekje:

**"E jo për ta shpërblyer dikush të cilit i ka bërë mirë, por vetëm për të fituar kënaqësinë e Zotit të tij, më të Lartit, - e pasha Allahun - ai do ta gëzojë atë kënaqësi"**

(*Kur'an 92:19-21*).

## Largoje zbrazëtinë me punë

Të papunët në jetën e tyre janë ata prej të cilëve zbulohen ligësitë dhe të këqijat në të gjitha aspektet, ngase mendja e tyre është e shpërndarë gjithandej nëpër hambarët e halleve. Frikësoju të qëndruarit në vetmi pa punë e angazhim, ku mund të mbetesh si vetura para përplasjes, pa drejtim, shoferi humbet kontrollin dhe s'është në gjendje të frenojë e të mbajë drejtimin.

Atë ditë kur të gjesh kohë të lirë, mos hyr të thellohesh në këtë liri ku edhe mund të ngatërohesh, por këtë pauzë - sado e shkurtër që të jetë - zëvendësoje me një vepër të frytshme, se ky angazhim të largon nga pushimi vrasës, i cili i ngjan vetëvrasjes me dëshirë, por pa njohje të pasojave.

Koha e lirë dhe zbrazëtia e kotë i ngjan dënimit të rëndë e të ngadaltë që praktikohet nëpër burgjet kineze, ku mbi kokat e të burgosurve vihet tyre ujë i ftohtë që rrjedh me një ngadalshmëri të madhe, ku pika pret pikën tjetër dhe pikërisht në mes kohës së pritjeve të pikave të ujit i burgosuri çmendet me një goditje çapërdie të frikshme. Pushimi për aktivët është sëmundje. Zbrazëtia është spiun i pushimit, kurse mendja është ajo që rrezikohet brenda këtyre luftërave shpirtërore të kacafytura me njëra-tjetrën. Për këtë s'të mbetet gjë tjetër të bësh... prandaj ngrihu menjëherë, adhuroje Allahun tënd dhe me vëmendje të posaçme lexoje fjalën e Tij, e mos rri me ata që e kundërshtuan këtë urdhër.

**"U pajtuan të mbesin me ata që kundërshtuan"**

(*Kur'an 9:87*).

Mos rri pa punë, shkruaj diçka edhe nëse është e kotë, ose rregullo bibliotekën tënde nëse ke, pastro dhomën ku je, ose bëj dobi për të tjerët, kështu që s'të mbetet kohë të hamendesh. Në fund të them: There zbrazëtinë me thikën e mprehtë të punës e mjekët e botës ta garantojnë 50% të lumturisë përballë kësaj rrjedhe imponuese. Veç kaq: shiko bujqit, furrtarët dhe muratorët se si këndojnë me këngët e zogjve në lumturi e rehati, e ti gjendesh në shtratin tënd duke i fshirë lotët dhe duke u mërzitur për shkak se je i kafshuar.

## Mos imito

Mos merr personalitetin e tjetrit e t'i humbasësh vlerat tuaja, se vazhdimisht dëmton veten dhe i bën padrejtësi asaj. Shumë njerëz, nga dëshira e flaktë që të jenë si të tjerët e t'ia ngjisin kënishën e tjetrit vetes, harruan zërat e tyre, lëvizjet e tyre, fjalët dhe format e tyre, dhe duke ecur pas mendjemadhësisë së këtij artificialiteti iu dorëzuan shkrirjes së vetvetes. Po t'i hedhësh një sy historisë njerëzore qysh në kohën kur u krijua Ademi [a.s.] e deri më sot nuk sheh dy individë të jenë njëlloj, as në formën trupore, as në fizionominë e tyre. Si munden atëherë të ngjajnë në talente e në vlera. Ti je krijesë e posaçme dhe ndryshon nga të tjerët. As nuk erdhi në këtë botë dikush para teje si ti, as pas teje nuk do vijë kurrë. Ndaj, mos imito të tjerët që të humbasësh dhe ta injorosh ekzistencën tënde. Përmbaju realitetit dhe kualitetit tënd, e me begatitë që t'i dha Allahu [xh.sh.]:

> **"Secili popull ka një anë, të cilës i kthehet, ju shpejtoni drejt punëve të mbara"**
>
> (*Kur'an 2:148*).

Jeto ashtu si u krijove, mos e drysho zërin, mos ndrysho vokalitetin e tij, as mos e kundërshto të ecurin tënd. Nëse do që të

përmirësosh veten atëherë ndiq shpalljen hyjnore, Kur'anin famëlartë. Mos e fshij të qenurin tënd dhe ta zhdukësh pavarësinë që ke. Ti je i veçantë në shijen dhe në ngjyrën e trupit tënd. Njerëzit të duan dhe të dëshirojnë ashtu si je, me këtë ngjyrë dhe shije, se kështu të formësoi Krijuesi yt dhe mu kështu të kanë njohur, prandaj: "*Të mos të bëhet askush imitues i tjetrit*" (hadith).

Njerëzit në natyrshmëritë e tyre i përngjajnë botës së drunjve: I ëmbël dhe i idhtë, i gjatë dhe i shkurtër, e të tillë le të jenë. Nëse i përngjan bananes mos u shndërro në ftua; ngase bukuria dhe vlera jote është që ti të jesh banane, etj.

Kuptoje, pra, se llojllojshmëria e ngjyrave dhe gjuhëve, talenteve dhe aftësive tona është një argument prej argumenteve të Krijuesit, ndaj mos i moho argumentet e Tija.

## Vendimi dhe përcaktimi *(kadaja dhe kaderi)*

**"Nuk ndodh asnjë fatkeqësi në tokë e as në trupin tuaj, e që *të mos jetë në shënime (lehvi mahfudh) para se të ndodhë*"**

(*Kur'an 57:22*).

Ngjyra e lapsit u tha e u shterr, fletushkat e secilit u lartësuan në vendin e sigurtë, vendimi i çështjeve mori fund, dhe shënimet u caktuan.

*"S'na godet asgjë tjetër, përveç asaj që na është caktuar nga* Allahu"

(*Kur'an 9:51*).

Fatkeqësia që të goditi nuk ka mundur që të të mos godasë, e ajo që nuk të ka goditur nuk ka mundur të të gjejë. Me të vërtetë nëse ky hadith i sipërm i Muhammedit [s.a.v.s.] zë vend në besimin tënd që ushqen zemra jote, ngulitet në damarët dhe shpirtin tënd, atëherë fatkeqësitë që kanë qenë të caktuara të ndodhin

dhe që nuk ke mundur t'u shmangesh e t'u largohesh, shndërrohen në fatmirësi. Thotë i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.]: *"Atë që Allahu ia do të mirën, e sprovon".*

Prandaj, nëse dëshiron të mbetesh robi i dashur i Allahut [xh.sh.], mos e prish zemrën nëse të godet ndonjë e keqe, qëndro besimtar i paluhatur dhe durimtar i fortë përballë të këqijave. Mos u shqetëso dhe trishto së tepërmi për shkak të sëmurjes që të zuri, e për shkak të vdekjes që të mori, për pasurinë që humbe, apo për shtëpinë që ta shkrumoi zjarri, sepse kështu ishte vendimi dhe caktimi i Allahut [xh.sh.], që patjetër duhej të bëhej. Kjo ishte ajo që zgjodhi Allahu për ty, dhe zgjedhja i takon vetëm Atij, ne s'kemi të drejtë t'i kundërshtojmë zgjedhjet e Tija se sado të hidhura dhe të rënda qofshin, ato janë në të mirën tonë. Megjithatë, mendja jonë është e kufizuar dhe ne s'kemi zgjuarsi t'i kuptojmë ato kur na godasin! Ti vetëm pajtohu me atë që Allahu ndau për ty, se shpërblimi do të të jepet dhe mëkatet do të të falen. U lumtë atyre që janë të palëkundur ndaj fatkeqësive dhe që pajtohen me atë që marrin nga Allahu [xh.sh.]

**"Ai (Allahu) nuk pyetet se çka punon, po ata (njerëzit) pyeten"** (*Kur'an 21:23*).

Kurrë nuk do të të qetësohet zemra e as nuk do reshtin përshpëritjet e brendshme, e as nuk do të të largohen ngacmimet e gjoksit përderisa të mos kesh besim të plotë në vendimet dhe përcaktimet e Allahut [xh.sh.], prej orëve të lindjes e deri në momentin e fundit para shuarjes së lëvizjes tënde. Gjithçka që do të shohësh, do të prekësh, e mbi të cilën do të ecësh, të është caktuar, jeta jote është e përmbledhur dhe e përmbyllur në librin tënd të cilit ti s'ia njeh fletët dhe kapakët, libër që gjendet në vend të sigurtë mbrojtjeje, dhe që shënimet e tij përfunduan qysh para lindjes tënde. Pra mos e humb veten, e as kohën duke menduar: 'sikur të isha munduar do ta kisha ndaluar murin të rrëzohet dhe

kroin do ta kisha ndaluar të shpërthejë e të rrjedhë, erën do ta ndaloja të fryejë, qelqin do ta mbroja që të mos thyhej...' Ky tru nëse mendon rreth çështjeve të tilla s'është në rregull, dhe mendime të tilla janë trillime. E domosdoshme është që caktimi të realizohet e të bjerë mbi ne, vendimi do të zbatohet:

**"E kush të dojë le të besojë, e kush të doje le të mohojë"**

*(Kur'an 18:29).*

Dorëzoju caktimit të Allahut [xh.sh.] dhe gjunjëzoju vendimit të Tij, para se të të mbulojnë të ligat meradhë dhe para se të vajtosh dhimbshëm. Pranoji me dëshirë nga qetësimi shpirtëror dhe nga gjerësia e zemrës para se të të kaplojë pendimi i kotë, se ato kanë për të ndodhur! Pra, nëse i ke bërë të gjitha përpjekjet, e ke shpenzuar energjinë dhe mundin, pastaj përsëri të goditi së cilës i ruheshe me kujdes, do të thotë se mu ajo është dashur të ndodhë, e mos thuaj: 'Sikur të kisha bërë kështu e ashtu, do të ishte kështu e ashtu', por thuaj: 'Ky ishte caktimi i Allahut, dhe ajo që Ai dëshiron, bëhet.'

## "Vërtet, pas vështirësisë vjen lehtësimi"

O njeri, dije se pas urisë vjen ngopja, pas etjes ke ujin freskues, pas lodhjes së tepërt të kaplon gjumi, pas sëmundjes vjen shërimi, i humburi do të triumfojë, robi do të lirohet nga prangat e robërisë, i devijuari do të udhëzohet, dhe pëlhura e territ do të ngjitet lart e do të zhduket.

**"Kij shpresë tek Allahu, se ndoshta Allahu ta sjell fitoren e t'i çel dyert e ç'ështjeve të vështira nga ana e Tij"**

*(Kur'an 5:52).*

Nata të përgëzon me një mëngjes të vërtetë duke humbur pas majave të kodrave të larta. Përgëzoje të kapluarin me goditje

për zgjidhjen e nyjave të tija, e cila arrin me shpejtësinë e dritës, sa çel e mbyll sytë; tregoji shpresëhumburit për dorën përgëdhelëse që e pret dhe për butësinë e lehtë që do ta prekë. Kur të ecësh në shkretëtirë dhe të shohësh se gjatësia e saj veç po zgjatet e zgjatet, dije se pas asaj të pret kopshti i gjelbërt me drunjë të shpeshtë që të sigurojnë hije të holla e të freskëta. E kur të shohësh se litari i trashë veç po hiqet e hiqet, dije se në fund ai këputet. Vërtet pas lotit ke buzëqeshjen, pas frikës ke paqen dhe sigurinë, e pas drejtimit tënd nga Krijuesi të vjen qetësimi. Zjarri i tmerrshëm nuk e dogji Ibrahimin [a.s.], ngase Allahu [xh.sh.] ia çeli dritaren e mbrojtjes e që ishte

**"I ftohtë dhe shpëtues"**

(*Kur'an 21:69*).

Po ashtu, deti i tmerrshëm nuk e mbyti Musain [a.s.] sepse zëri i tij i fuqishëm dhe i sinqertë pëshpëriti:

**"Kurrsesi, me mua është Zoti im, Ai do t'më udhëzojë"**

(*Kur'an 26:62*).

Me të vërtetë njerëzit të cilët bëhen rob të së keqes dhe që ushqejnë atë me lot dhe pikëllime vrasëse nuk shikojnë tjetër pos mureve të dhomës së tyre dhe derës së shtëpisë së tyre. Sa dritëshkurtër që janë, e kështu pa mëshirë e vrasin shpresën që duhet të mbetet e gjallë. Thuaju: 'O njeri, ti që më kupton, hidhe shikimin pak më larg, atje... pas perdeve, dhe le çliroje trurin deri atje pas mureve! Ndaj, mos e humb veten, bëhu vigjilent dhe qëndro guximshëm se çdo fillim ka dhe mbarimin e vet. Adhurim më të preferuar ke pritjen e fitimit dhe daljen nga ngushtësia, ditët rrotullohen, ca për ty e ca kundër teje, dhe koha ka rrotullimin e vet, netët janë si shtatzënat, lirohen një ditë nga barrat e tyre. E panjohura është e mbuluar, e Allahu i Madhëruar në çdo moment është i angazhuar në çështje të reja, fal mëkate, largon brengosje, jep jetë, jep vdekje, krijon gjendje, zhduk të

tjera... Ti nuk e di, Allahu pas asaj mund të japë diçka rishtazi, dhe me të vërtetë pas vështirësisë ka lehtësim.

## Nxjerr nga limoni pijen e ëmbël

I mençuri humbjet i shndërron në fitore, kurse injoranti frikacak, një fatkeqësi mbi kokën e tij e rrit dhe dyfishon. Kur Pejgamberin [s.a.v.s.] e dëbuan prej Mekkes në Medine, ai atje themeloi shtetin e ri që shndriti dhe për ta lexoi një histori. Kur Ahmed ibn Hanbelin e torturuan dhe e burgosën, ai në nuk qëndroi duarkryq burgun e tij, por nga ajo shtëpi e zezë e me dhoma të errëta doli si prijës i haditheve të Muhammedit [s.a.v.s.] ku deri në ditën e gjykimit, dituria e tij do të qëndrojë në shërbim të muslimanit.

Serehsiun, komentatorin më të njohur, e hudhën në një pus të thellë e të thatë, por nga ajo thatësi doli dhe nxorri 20 vëllime në Jurisprudencë Islame, ku nga ky fryt rrjedh kroi i dobisë për gjithë studiuesit.

Ibn el-Xheuziun, njërin prej dijetarëve më të famshëm muslimanë, e dëbuan nga Bagdadi, por largimi nga vendlindja s'e pengoi të bëhet ndër lexuesit më të mirë të Kur'anit famëlartë.

Më dëgjo mirë: nëse mbi ty bien retë e zeza, bindu se nga njëra anë e tyre do të të shkëlqejë drita. Nëse dikush të jep lëngun e thartë të limonit, shtoja sheqerin, e nëse dikush të dhuron si peshqesh gjarpërin, mos e refuzo, pranoje dhe shfrytëzoja lëkurën. Nëse të kafshon akrepi dije se nga helmi i tij do të kesh dobi kundër helmimit të gjarpërinjve.

Pra, në momentet e vështira mos u humb, jetoji ata në mënyrën më të mirë, mos e ndërprej aktivitetin tënd, se nga kjo kohë do të mund të mbjellësh trëndafila dhe jasmina me erë të këndshme.

**"Por mund që ta urreni një send, e ai është shumë i dobishëm për ju, dhe mund që ta doni një send, e ai është dëm për ju"**

(*Kur'an 2:216*).

Franca para revolucionit të saj të ashpër i burgosi dy poetë të lartë, njëri optimist dhe tjetri pesimist, e ata të dy nxorrën kokat e tyre nga dritaret e burgut. Optimisti ia lëshoi një shikim yjeve dhe qeshi. Pesimisti ia lëshoi një shikim dheut të rrugës fqinje dhe qajti; shiko në anën tjetër të fatkeqësisë; ngase e keqja nuk ekziston vetëm, por aty ka të mira, liri dhe shpëtim.

## "A nuk është Ai që i përgjigjet nevojtarit kur ai e thërret?"

Te kush drejtohet lypësi i pikëlluar, e te kush mbështetet i lodhuri dhe i raskapituri? Përpara cilës fuqi shtangen krijesat, zërat kur brohorasin cilin përkujtojnë, zemrat cilin dëshmojnë...? S'ka dyshim se të gjithë ne, në çfarëdo gjendje të jemi, i drejtohemi Allahut [xh.sh.], i Cili është i vetmi i denjë për asistencë.

Është borxh i imi dhe i yti vëlla që Allahun ta thirrim në vështirësi e në lehtësi, haptazi e fshehurazi, në terr e në dritë, në vetmi e në shoqëri, të trokasim në derën e mëshirës së Tij, sepse Ai nuk e kthen lypësin duarbosh. Le të derdhim lotin e pastër nga frika dhe devotshmëria ndaj Tij e të qëndrojmë të përulur përballë fuqisë së Tij.

Kuptoje, o njeri, se ndihmën dhe mëshirën e Zotit s'ka kush e pengojë:

**"A nuk është Ai që i përgjigjet nevojtarit kur ai e thërret"**

*(Kur'an 27:62).*

Nëse gjendesh në thellësirat e detit gati për t'u mbytur, përkujto emrin e Tij me përsosmëri e sinqeritet, se Allahun aty e ke e s'je vetëm.

"Kur hipin në anije (u këputet lidhja me tokën dhe frikohen) i luten sinqerisht Allahut"

*(Kur'an 29:64).*

Mos u vetmo në mendime, se të gjitha lidhjet mund të këputen dhe copëtohen përveç lidhjes së Allahut [xh.sh.], të gjitha dyert mbyllen dhe shkretohen përveç derës së Tij. Allahu është afër teje, të dëgjon kur E thirr dhe të përgjigjet kur E lut. Të urdhëroi ty, mua e të gjithë neve, që jemi të varfër, të dobët dhe nevojtarë për afrinë e mëshirës së Tij.

Allahu është i Pasur, i Fuqishëm, i Vetmi; Ai s'ka nevojë t'i ofrojë dikush ndihmë. Na mësoi si t'I lutemi:

"Më thirni Mua, Unë u përgjigjem lutjeve tuaja"

(*Kur'an 40:60*).

Kur të godasin telashet dhe shqetësimet, mos ngurro që ta thirrësh Allahun Fuqiplotë, thirre me emrat e Tij të bukur, kërkoje ndihmën e Tij, rehatinë dhe mbështetjen nga Ai. Mundësoja ballit të puthë dheun dhe fytyrës të bjerë në tokë, tregoji vetes se je rob i Tij që të lirohesh nga robëria nga të tjerët, shtriji duart, ngriti shuplakat, zgjidhe gjuhën, shpeshtoje lutjen, kërko shumë, insisto e ngul këmbë, prite mirësinë e Tij, fitoren e Tij, përmbaju Emrit të Tij, përmirësoje mendimin për Të, përkushtoju Atij, kthehu nga Ai fuqishëm që të bëhesh i lumtur e të shpëtosh.

## Fundja qëndro në shtëpinë tënde...!

Largohu nga e keqja dhe njerëzit që e ushqejnë atë, qëndro larg atyre që s'dinë ta vlerësojnë kohën. Kur të hasësh në kësilloj grupesh shpejto pak më tepër në të ecur dhe fute kokën në çerdhen tënde, në shtëpinë dhe kopshtin tënd. Kështu do të jesh

më i qetë, truri të pushon më mirë, zbukuroje menden dhe zhvilloje me gurët e çmuar të Kur'anit famëlartë, që sytë të të depërtojnë më mirë nëpër qoshe e ta njohësh oqeanin shkencor të Islamit. Vërtet, të izolohesh nga çdo gjë që të largon nga e mira dhe respekti është ilaç i fuqishëm dhe i suksesshëm për qetësim e rehati shpirtërore, dhe unë po ta këshilloj fuqishëm këtë ilaç. Të largohesh nga e shëmtuara dhe e kota do të thotë ta pushosh trurin, ta ngritësh ligjin e frikërespektit, t'ia festosh ditëlindjen pendimit dhe përkujtimit.

Takimet e lavdëruara vërtetë janë ato gjatë namazeve dhe tubimeve të diturisë dhe solidaritetit të mbarë, ndërsa nga tubimet boshe dhe të kota të kesh kujdes! Të kesh kujdes! Ik me lëkurën tënde, qaj për mëkatin tënd, kontrollo gjuhën! Le të të mjaftojë shtëpia jote, ngase të përzihesh me barbarët do të thotë ta luftosh me dhunë shpirtin tënd, ta kërcënosh rrezikshëm botën e sigurisë e të qetësisë së shpirtit tënd. Kjo sepse ti po ulesh me padronët e thashethemeve, me mjeshtrat e mashtrimeve dhe me mësuesit që të përgëzojnë me sprova, telashe e kokëçarje derisa të duket se vdes për çdo ditë nga shtatë herë para se të të arrijë vdekja e vërtetë.

**"Edhe sikur të dilnin me ju, ata s'do ju shtonin tjetër pos ngatërresës"**

(*Kur'an 9:46*).

Prandaj, shpresa ime e vetme është që ti t'i qasesh çështjes tënde dhe të izolohesh në dhomën tënde, veç nëse ke ndërmend të flasësh a të veprosh mirë, me ç'rast do të vëresh se si zemra jote do të kthehet te ti. Shpëtoje kohën nga kaosi, jetën nga pakuptimësia, gjuhën nga përgojimi, zemrën nga shqetësimi, veshin nga vulgariteti, shpirtin nga mendimi i keq, e kush provon ia del, ndërsa atij që hyp në transportet e iluzioneve dhe shthurret me të tjerët, thuaji: *selam*!

## Kompensimi është prej Allahut

*"Kujt ia marr dy të dashurit e tij dhe duron, do t'ia kompensoj ata dy me Xhennet"* ('dy të dashurit' d.t.th dy sytë e tij). *"Kujt t'ia marr ndonjë të dashur nga banorët e kësaj bote e ai llogarit në shpërblimin (nga Allahu) do t'ia zëvendësoj atë me Xhennet"* (hadith kudsij).

Për durimtarin që humbi fëmijën në këtë dunia, kompenzim për këtë humbje të shtrenjtë ka kopshtin e Xhennetit, ku do të qëndrojë përgjithmonë dhe çmimi i saj është edhe më i shtrenjtë se ajo që iu humb. Mos u mjero, e mos përplas duart në fytyrë e të bëhesh i dobët përpara fatkeqësive, se Ai që të caktoi të përjetosh këtë dhembje, është Mbizotëruesi i Xhennetit, çelësat e kopshteve të saj qëndrojnë në dorën e Tij, shpërblimin Ai ta jep dhe Ai ta zëvendëson të keqen me të mirë, të lirën me të shtrenjtën. Ju që qëndruat durimtarë kundrejt vështirësive, dhimbjeve, e të këqijave, që i përballuat të gjitha këto tronditje me besimin që kishin zemrat tuaja, lexoni me vëmendje se ç'përshëndetje do ju dhurohet dhe ç'fjalë do ju kushtohet në Xhennetin Firdeus:

> **"Selamun alejkum, me durimin tuaj gjetët shpëtimin; sa përfundim i lavdishëm është ky vend"**
>
> (*Kur'an 13:23*).

Me të vërtetë jeta e kësaj duniaje është e shkurtër, pamja e kësaj gjithësie është e përkohshme, sado e bukur që të jetë, një ditë ajo do të shkatërrohet dhe do të humbet, do të zëvendësohet me një më të vlefshme, më të bukur, që do të jetë e përhershme. Kjo hapësirë, pasurinë që mban e ka të pavlerë përballë pasurisë së botës tjetër të amshuar. Andaj kush përballoi helmet dhe idhëtinë e kësaj duniaje në botën tjetër sheh shpërblimin e Tij të pakufishëm, e kush u lodh dhe mbeti i rraskapitur këtu, atje gjen shpëtim të rehatshëm dhe të pafundëm. Kurse të lidhurit ngushtë me këtë të shkurtrën dhe adhuruesit e kënaqësive të saj mbe-

ten të pangopur, ndaj kur këmbët ua prek zjarri i kësaj jete menjëherë bien poshtë, qëndrojnë nën shqetësime duke vajtuar momentet e ëmbla që u mbetën pa përjetuar, për arsye se ata kanë vetëm këtë jetë, tjetrën as që duan ta përshkojnë nëpër kafkat e tyre.

O ju që mbi shpina mbartni rëndesën e papërshkruar të kësaj duniaje, që qëndroni mu si jeni dhe s'ia kundërshtoni peshën, se nuk jua lejon besimi që ushqen durimin, ju përgëzoj me një fitim të sigurtë e të përhershëm dhe ju tregoj se s'ju ka ikur gjë nga dora; me pathyeshmërinë tuaj fituat të mirat e përhershme që ekzistojnë në botën tjetër të vërtetë. Ai që u godit nga e keqja dhe s'u rëzua para saj, le të ecë sypatrembur dhe ballëlartë mbi muret e së së keqes që ta vërejë rezultatin dhe fundin e saj se si do t'i dalë! Pa dyshim në mur do shohë mirësinë e papërshkruar që fitoi nëpërmjet durimit.

**"Atëherë vihet ndërmjet tyre njëfarë muri që ka derë; brendia e tij është mëshirë (Xhenneti) e nga ana e jashtme është dënimi (Skëterra)"**

(*Kur'an 57:14*).

## Imani është jeta

Të palumturit me kuptimin e vërtetë të palumturisë janë ata që kanë bankrotuar nga depotë e imanit dhe nga ekuilibri i bindjes. Prandaj të tillët gjithmonë i shoqëron e keqja, zemërimi dhe ndihen të pavlerë.

**"E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë"**

(*Kur'an 20:124*).

S'ka gjë që e gëzon shpirtin, që e edukon dhe e pastron atë, e që e bën në hare, dhe ska gjë tjetër që ia largon shqetësimet, pikëllimet dhe brengosjet përpos besimit në ekzistencën e Alla-

hut, Zotit të botërave. Ndaj, ta dish vëlla, se nuk e gjen dot lumturinë në këtë jetë nëse s'ke besimin. E vetmja rrugë e ateistëve, nëse s'binden në besimin e vërtetë është vetvrasja. Ata e mbysin veten që të shporren e të zhduken nga prangat e hekurta të këtij burgu të zi. Ah, sa e mërzitshme është jeta pa besim. Të bën të vrasësh veten! Ah, sa mallkim i gjatë është ky që zbret ngadalë mbi ata që në tokë jetojnë jashtë programit të Allahut [xh.sh.]

**"Ne i rrotullojmë zemrat dhe të parët e tyre (larg besimit) ashtu sikundër s'e besuan atë (Kura'nin) për herë të parë dhe i lëmë të bredhin të hutuar në mashtrimin e tyre"**

(*Kur'an 6:110*).

Erdhi koha kur e gjithë bota njerëzore të bindet dhe të besojë të vërtetën e pamohuar, deshën apo s'deshën të pranojnë, ata e dinë në brendësitë e tyre se Allahu është Një i Vetmi dhe përveç Tij tjetër s'ka. Pasi që kaloi një kohë shumë e gjatë, truri i njeriut erdhi në përfundimin se idhujt dhe putat janë kotësira, se ateistët janë të mallkuar e jashtë rahmetit të Allahut [xh.sh.], se të devijuarit janë ata që mbjellin gënjeshtra të kulluara, dhe se të dërguarit qenë besnikë ndaj misionit të tyre. Mbizotërimin e Tij mbi gjithësinë s'duhet ta mohojë kush, Ai është i madhëruar, në dorën e fuqisë së Tij është i tërë sundimi dhe Ai ka fuqi mbi çdo send. Pra, nga besimi që ke varet fuqia dhe dobësia jote, lumturia, qetësimi dhe siguria e shpirtit tënd.

**"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar(e), Ne do t'i japim atij/asaj një jetë të mirë (në këtë botë) e (në botën tjetër) do u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre"**

(*Kur'an 16:97*).

Pra, këta kanë jetë të lumtur pa brenga dhe shqetësime, se në zemrat e tyre flenë besimi i pastër, dashuria e Allahut rri e gjallë nëpër damarët e tyre dhe duke depërtuar rrjedhshëm pastron

ndërgjegjen nga gjembat e mendimeve të kota që mund t'u shfaqen. Qëndrojnë gjakftohtë përpara rasteve dhe ndodhirave shumë të qetë i presin caktimet e Allahut [xh.sh.] dhe vendimin e Tij është shumë absurde ta kundërshtojnë. Këta janë kështu ngase qenë të kënaqur që Allahu të jetë Zot i tyre, Islami fe e tyre, Muhammedi lajmëtar dhe i Dërguari i tyre.

## Merre mjaltin po mos e thyej kosheren

Kush posedon butësinë dhe urtësinë, ngado që të shkelë lëshon bukuri, e kujt i janë hequr këto dy veti kudo që të gjendet rri i vetmuar, nga kryelartësia dhe zemërimi s'i afrohet asnjeri. Butësia në fjalë e dialog, buzëqeshja e dlirë mbi fytyra, përdorimi i fjalëve të ëmbla e të mira janë si rrobat e bukura me çmime të shtrenjta me të cilat stolisen fatlumët. Kjo, gjithashtu, është një ndër cilësitë e besimtarit, si bleta e cila ushqehet me ushqim të mirë dhe prodhon të mirën, e kur ulet mbi lule nuk e dëmton atë sepse Allahu ia jep butësisë atë që s'ia jep dhunës.

Për shumë njerëz të kaplon malli, e kur ndodh që të presësh njeriun për të cilin të ka djegur malli, nëse ndodhesh në fund të turmës apo grupit dhe të vështirësohet pamja e tij nga numri i madh që presin, ti dhe të tjerët që janë në pozitën tënde duhet të zgjatni qafat e të hapni sytë që të shihni më mirë. Kështu ngjallen zemrat dhe flakërojnë fytyrat në takime. Për ç'arsye e bëtë këtë?! Ngase njerëz të tillë janë të dashur pothuajse për të gjithë, dashurinë e tyre tek të tjerët e mbjell fjala e tyre e ëmbël ndaj çdokujt, marrëdhëniet dhe lidhjet e tyre ndërmjet njerëzve me drejtësi, në takimet dhe largimet e tyre sytë u mbesin me nostalgji. Pastërtia jote shpirtërore i tërheq njerëzit dhe shokët rreth teje si magneti, gjithmonë je i rrethuar me shokë, që mezi presin të jesh në mesin e tyre. Nëse vjen nga larg, lajmërojnë dhe përgëzojnë

për ty, e nëse shkon larg tyre gjithmonë pyesin e bëjnë lutje për ty. Me të vërtetë këta fatlumë kanë moralin kushtetutë që titullohet:

**"të keqen ktheje në mënyrën më të mirë, se atëherë ai, me të cilin kishit njëfarë armiqësie, do të bëhet mik i afërt"**

(*Kur'an 41:34*).

Të lartëpërmendurit e shuajnë zemërimin ndaj të tjerëve përmes emocioneve të tyre të pastra ku me plot ngrohtësi depërton butësia, dhe bëhen falës të sinqertë ndaj atyre që u bëjnë padrejtësi, shumë shpejt i harrojnë të këqijat dhe mbajnë mend të mirat. Nëse mbi ta hidhen fjalë fyese e sharje, apo tallje me personalitetet e tyre, mbyllin veshët e nuk dëgjojnë, e këto thënie humbasin sikur të mos kishin ekzistuar. Të tillët janë në rehati të vërtetë, por edhe njerëzit rreth tyre janë të rehatshëm. Besimtarët gjejnë paqe e siguri te këta. "*Musliman është ai, prej gjuhës dhe dorës së të cilit janë të sigurtë muslimanët e tjerë, dhe besimtar është ai prej të cilit njerëzit janë të sigurtë në gjaqet dhe pasuritë e tyre*" (hadith). "*Vërtet, Allahu më ka urdhëruar që të mos i shkëpus lidhjet me ata që më bojkotojnë dhe t'ia fali atij që më ka bërë padrejtësi e t'i jap atij që nuk më jep*" (hadith).

**"Dhe që e frenojnë mllefin, që ua falin (të keqen) njerëzve"**

(*Kur'an 3:134*).

Të përgëzuar janë ata që i kanë këto veti, se qëndrimet e tyre do t'i shpiejnë në kopshte e në lumenj, me Allahun e Fuqiplotë do kenë fqinjësi.

**"Në një vend të kënaqshëm, te Sunduesi i Plotfuqishëm"**

(*Kur'an 54:55*).

## "Pra ta dini se me të përmendur Allahun zemrat stabilizohen"

Fol të vërtetën, pashë Krijuesin tënd. Thuaje të drejtën se ta mbush zemrën me erë të këndshme. Përvoja ime është argumenti

yt, prijësi i grupit nuk gënjen kurrë! Pra, thuaje e mos ngurro, se nuk ke gjetur kurrë e as nuk ke për të gjetur fjalë që ta zgjeron gjoksin dhe ta rrit shpërblimin, si të përmendurit e Allahut [xh.sh.]

**"Pra më kujtoni ju Mua, që t'ju kujtoj Unë juve"**

(*Kur'an 2:151*).

Përkujtimi i Emrit të Allahut [xh.sh.] të zbukuron fytyrën dhe pamjen, ashtu siç e zbukuron pamjen e shtëpisë sate një kopsht i bukur me trëndafila të llojllojshëm dhe drunj të shpeshtë gjelbërues. Pra, ai që s'i shijon kënaqësitë e këtij kopshti s'mund t'i provojë kënaqësitë e kopshteve të Xhennetit në botën tjetër. Përmendja e shpeshtë e Allahut të zgjon trupin dhe shpirtin nga vështirësitë, lodhjet dhe shqetësimet e kësaj jete. Jo vetëm kaq, por kjo është edhe rruga më e lehtë dhe e shkurtër drejt shpëtimit.

Lexoje Kur'anin që të njohësh se ç'është të përmendurit, dhe çdo ditë provoje ushqimin e tij që të arrish shërim. Me përkujtimin e Emrit të Tij largohen retë e zeza dhe shkëlqen dielli i jetës, me përkujtimin e Tij shkrihen kodrat e të këqijave dhe mërzive. Pra, mos u habit kur përkujtuesit gjejnë rehati dhe mbështetje, se kjo është ajka e esencës, por habitu me ata që janë larg kësaj fushe se si jetojnë dhe si ndjehen.

**"Të vdekur e jo të gjallë, dhe ata nuk e dinë se kur do të ringjallen (adhuruesit e tyre)"**

(*Kur'an 16:21*).

Ah sa shumë njerëz u ankuan prej pagjumësisë dhe derdhën lotë buzë ngjarjeve të dhimbshme, sepse iu mungonte fjala që përkujton, dhe e cila e zbut egërsinë e tyre. Pra, sa më shumë që të përmendet Allahu në gojën dhe trurin tënd, aq më tepër do lirohesh nga prangat e rënda të jetës, do të të gëzohet shpirti, dhe pushojë ndërgjegja, pra mbështetu dhe bazohu te Ai, tek i Cili kthehesh përsëri, mendo mirë për Krijuesin tënd që shpresa të t'i hapë dyert e hekurta që të kanë zënë rrugën. Ai është afër teje, e

nëse thirret dëgjon dhe i përgjigjet lutjeve. Pra, përulu, frikohu dhe kij respekt para Tij, përsërite shpeshherë Emrin e Tij të bukur me gjuhën që ke, lëvdëro dhe falëndero, lutju dhe kërkoji, se do t'i gjesh kërkesat e tua.

"Ndaj Allahu ua dha atyre shpërblimin e kësaj bote dhe shpërblimin më të mirë të botës tjetër"

*(Kur'an 3:148).*

## "A ua kanë zili atyre njerëzve për atë që Allahu u dha nga mirësitë e Tij?!"

Xhelozia është një sëmundje e vështirë së cilës s'i gjendet kurrë shërimi. Ajo i ngjan gangrenës që të dërrmon ashtin dhe të shkakton prishje në trup, fillon nga pikë e vogël, pastaj shpërndahet dhe kaplon tërë trupin, ashtu siç është thënë: "Ziliqari s'është kurrë i qetë, ai është zullumqari i vetvetes, është armik që rri i mbështjellë me pëlhurë të mikut." Kanë thënë: "Sa e mirë dhe sa e drejtë është zilia, fillon me pronarin e saj e pastaj e mbyt po atë."

Unë ndaloj veten dhe përpiqem t'ju ndaloj edhe juve nga zilia. Të mëshirojmë pra, vetet tona, para se të bëhemi të mëshirshëm ndaj të tjerëve. Nëse ne i xhelozojmë të tjerët për të mirat që kanë, dhe zemrat tona u dëshirojnë të keqen atyre, s'bëjmë tjetër veçse me trupin tonë ushqejmë të tjerët dhe shpërndajmë gjumin e qepallave tanë mbi sytë e tyre. Vërtet, xhelozi është ai që ndez furrën dhe hyn e piqet vetë në të.

Smirëkeqi prish jetën e lumtur të tij dhe i mbjell vetes ferra e kaçube. Belaja e ziliqarit qëndron në atë se ai lufton caktimin e Zotit dhe e akuzon Krijuesin për padrejtësi (Allahu na faltë), ka edukatë të keqe me ligjin e Tij dhe e kundërshton të Dërguarin [s.a.v.s.]. Ai qëndron në zjarrin djegës të përhershëm derisa të pushojë, apo të mirat e tjetrit nga prona t'ia largojë. Të gjithë

përmirësohen dhe kthehen nga e mira, përveç xhelozit - ai kurrë nuk kthehet përveç nëse të sheh se gjithë çka pate të humbi, atëherë kënaqet. Allahu na ruajtë prej inatçorëve dhe smirëkeqëve se ata s'janë veçse gjarpërinj të zi helmues që s'ta largojnë gjuhën nga trupi derisa ta zbrazin pikën më të fundit të helmit në trup të pafajshëm. Andaj ta ndaloj! Ta ndaloj zilinë! Kërko ndihmë tek Allahu nga ziliqari, se ai në të vërtetë rri i gatshëm dhe të pret.

## Pranoje jetën ashtu siç është, po deshe të jetosh

Mos kërko që jeta të mbetet sipas qejfit dhe dëshirës tënde, se nuk do ia arrish. Ajo i lodh dhe ata që luajnë në ditët e saja, është tmerr i të gjallëve, e përzier me të pakëndshme, shpesh të turbullon, por, përsëri s'të lëshon, në të ditët një pas një i jeton. Mos kërko se nuk mund të gjesh prind, grua, shok, banesë, a punë, që të mos ketë diçka që ta prish lumturinë e ta humb njerëzinë. Dhe nëse mbetesh në dhëmbët e mprehta të jetës, përpiqu të lëshosh ujin e ftohtë mbi nxehtësinë e së keqes. Kështu deshi Allahu [xh.sh.] që të jetë e të mbetet kjo botë, e cila grumbullon dhe bashkon dy të kundërtat, qofshin ato lloje, grupe a mendime. Dëm-dobi, ndreqje-prishje, gëzim-pikëllim, sëmundje-shërim, qeshje-qarje...

Pastaj e gjithë e mira, gëzimi e mirësia bashkohen të pastërta në Xhennet, dhe e gjithë e keqja, prishja, e mërzia mblidhen në Zjarr. *"Kjo botë është e mallkuar, e mallkuar është çdo gjë që gjendet në të përveç përmendjes së Allahut dhe asaj që i gjason asaj dhe përveç dijetarit dhe nxënësit"* (hadith).

Pra, jeto ashtu si je dhe mos vrapo pas të rrejshmeve dhe iluzioneve, por ngritu në botën e idealeve, pranoje botën si është e mos kërko përsosmëri në asgjë, ajo i takon vetëm Allahut. Mos kërko bashkëshorte të plotësuar e të përsosur nga të gjitha anët.

Në një hadith të Pejgamberit [s.a.v.s.] thuhet: "*Mos ta urrejë besimtari besimtaren nëse sheh në të diçka që e mospëlqen, ngase nëse s' i pëlqen ndonjë virtyt i saj, i pëlqen ndonjë virtyt tjetër.*" Prej teje kërkohet të ecësh anës rrugës së drejtë e të vërtetë, të bëhesh falës, të marrësh atë që të është lehtësuar dhe ta lësh atë që është e vështirë, t'i mbyllësh sytë ndonjëherë e të mos shikosh atë që s'të kënaq, e në ca raste të bësh edhe sikur je i painteresuar.

## Shikoji të tjerët që janë më keq se ti

Ktheje shikimin djathtas e majtas, vallë a sheh tjetërgjë pos njerëz që bartin fatkeqësi? A të bie shikimi në diçka tjetër pos në njerëz të lodhur që harruan se ç'është qeshja? Në çdo kulm çatie ka vaj, mbi çdo mollzë të fytyrës lot, e në çdo luginë s'sheh dot gjelbërim. Ah, sa e sa njerëz jetuan ditë të zeza, por s'i shohim ndryshe pos durimtarë që balli i tyre çan çdo të keqe. E ti mos rri me duar në faqe se s'je i vetmi që pin këtë lëng të hidhur, madje kjo që të ndodhi është shumë e lehtë dhe e vogël, në krahasim me të tjerët. Shih sa të sëmurë kemi që mbi shtratet e tyre rrotullohen në të majtë e në të djathtë, trupi u çel plagë dhe nga dhimbja e madhe bërtasin me zë trishtues, por përsëri mbeten aty ku janë, në po atë gjendje.

Po sa të burgosur me vite të tëra s'e panë diellin dhe as s'i ngrohën sytë me rrezet e tij? Ata s'shohin gjë përveç dhomës së errët të burgut, në ato dyer të hekurta hyjnë kur qenë fëmijë, e prej saj dolën pleq me mjekra të zbardhura e me trup të rrënuar! Po sa prindër humbën copën e mushkërisë së vet, e mbetën pa fëmijë, pa djem e pa vajza, por prapë jetojnë dhe megjithë këtë dhimbje të madhe shpirtërore qëndrojnë të fortë. Tani erdhi koha për ty që të krenohesh me qëndrimin e durimit të këtyre burrave të Islamit, këtyre dashamirëve të Allahut [xh.sh.] Mësohu

vëlla dhe bindu fort, se kjo jetë për besimtarin e vërtetë është burg, e asgjë tjetër që mund ta lakmosh.

Kjo jetë është shtëpi vajtimesh e vuajtjesh, që pallatin ta shndërron në kasolle me mure të shkatërruara dhe ta quan kulm i rrënuar. Një kohë shumë të shkurtër të shfaqen në këtë teatër gjithësie, vasha me trupa të bukur, shëndet të plotë, pasuri, fëmijë! Dhe pas një kohe të shpejtë, s'i sheh ndryshe, pos plaka me trup të rraskapitur, të pafuqishme, të varfra, sheh vdekje, ndarje, skamje, sëmundje...

**"Dhe e kishit të qartë se si vepruam Ne me ta, e ju sollëm shembuj edhe juve"**

(*Kur'an 14:45*).

Ty tani të mbetet t'i peshosh dhe të bësh krahasimin e goditjeve të tua me të tjerët, me ata që qenë para teje në rrugën e kohës së jetës, që ta dish se ende s'të kanë prekur të vështirat dhe ende lundron në begatitë e Allahut [xh.sh.] Falëndero Allahun që s'të lëshoi të ligat e pakapërcyeshme. Nëse dëshiron të dish edhe pak më tepër se kaq, atëherë merr mësim nga njeriu i pashembullt në këtë ruzull tokësor, Muhammedi [s.a.v.s.] - më i dashuri i Allahut [xh.sh.] Kur mushrikët e Mekkes s'donin të dëgjonin prej tij Islam, e dëbuan nga Meka, këmbët e tij të ndershme u përgjakën nga gurët që i gjuanin jobesimtarët. Pastaj, në vitin e pikëllimit kur i vdiq xhaxhai i tij dhe Hatixhja, që ishte e para besimtare, ushqim pati lëvozhgat e drunjve. Pastaj hodhën fjalë ndyrëse dhe fyen Aishen r.a. e ndershme. Ia vranë 70 shokë, i vdiq i biri, i vdiqën bijat, e lidhi gurin për barku nga uria, e akuzuan si poet, sihirbaz, falltor, të çmendur, gënjeshtar, e Allahu e ruajti dhe e kurseu nga e tërë kjo. E gjithë kjo ishte bela që patjetër u desh të ndodhte dhe pastrim e forcim që nuk ka më të madhe se ajo. Para tij u vra Zekerijai [a.s.], u masakrua Jahjai [a.s.], u internua Musai [a.s.], i dashuri i Zotit – Ibrahimi [a.s.] u

vu mbi zjarr: ...edhe Imamët pësuan një gjë të tillë; Umeri u mbulua në gjakun e tij, bënë atentat mbi Uthmanin, e therën me thikë Aliun, u rrahën shpinat e Imamëve dhe u burgosën e u dënuan të mirët. Kjo pra, është jeta dhe kështu e ka shijen.

**"Po ju menduat se do të hyni në Xhennet, pa u provuar edhe ju me shembullin e atyre që ishin para jush, të cilët i patën goditur skamjet e vuajtjet dhe qenë tronditur"** (*Kur'an 2:213*).

## Namazin...Namazin...

**"O ju që keni besuar, kërkoni ndihmë me durim e me namaz"** (*Kur'an 2:153*).

Mos e rrëzoni shtyllën e fesë! Mos e humbni çelësin e dyerve të Xhennetit! Mos e fshini vulën e besimit! Kur t'ju godasë frika dhe t'ju kaplojë mërzia e pikëllimi të të mbërthejë për qafe, ngrihuni menjëherë për në namaz, që shpirti t'ju kthehet e të qetësohet. Vërtet namazi me lejen e Allahut është siguri që çrrënjos ngulitjet e pikëllimeve dhe dëshprimeve, dhe që largon traumat.

Kur Pejgamberin [s.a.v.s.] e mundonte diçka, ai thonte: *"Na qetëso me namaz o Bilal."* Namazi ishte kënaqësia, lumturia dhe pushimi i tij [s.a.v.s.]. Kam lexuar biografitë e disa njerëzve të spikatur të cilët kur ngushtoheshin nga telashet e problemet dhe kur i kaplonin belatë, ata strehoheshin në namaz, të përulur, që pastaj t'u kthehej fuqia, dëshira dhe ambicjet e tyre. Namazi i frikës është bërë obligim të kryhet në çaste frike, atë ditë kur të fluturojnë kafkat e kokave, atëherë kur shpirtërat t'u ekspozohen tehave të shpatave... Atëherë namazi i frikës bëhet përforcimi dhe qetësimi më i madh. Thirrini të rinjtë, ju lutem. O ju që lexoni këto rreshta, para se t'ju sëmuren shpirtërat, njihuni me dyert e shtëpisë së Allahut, le të puthë balli juaj dheun e le ta provojë sexhden,

le ta ndieni kënaqësinë e shijes së përuljes! Le ta mbrojnë besimtarët veten nga dënimi i pandërprerë. Nëse jo tani, kur?! Atëherë kur loti t'i djeg qepallat, apo kur dëshprimi t'ju shkatërrojë me rrënjë?! Kur s'mbetet fuqi për ta përballuar, atëherë dënimi fillon sërish...

E ata që i largohen xhamisë do të mbesin me sy të hapur dhe asnjëherë s'do të ngopen me begatitë e përkohshme të kësaj botë, sepse lanë pas shpine shtyllën kryesore të Islamit. Jeta e tyre kalon prej nga loti në vaj, prej trishtimit në pikëllim, prej shkatërrimit në dërrmim, prej së keqes në të ligë.

**"Qofshin të përmbysur! Ai ua ka asgjësuar veprat"**

(*Kur'an 47:8*).

## "Na mjafton Allahu, Ai është Mbrojtësi më i mirë"

Nga frytet më të mëdha të imanit dhe nga cilësitë më të mira të besimtarit është kur ai çështjen ia beson Allahut [xh.sh.], mbështetet tek Ai, është i bindur në premtimet e Tij, i kënaqur me atë që i është ndarë nga rizku. Kur besimtari mbështetet te Zoti i tij duhet të jetë i bindur se ndihma, furnizimi, shpëtimi do t'i vijnë që në këtë botë, pa ndërprerje.

Kur Ibrahimin [a.s.] e hodhën në flakën e zjarrit, ai shpëtoi e tha: "Na mjafton Allahu, Ai është Mbrojtësi më i mirë", e Allahu [xh.sh.] zjarrin djegës e shndërroi në ftohtësi dhe e bëri shpëtim për Ibrahimin [a.s.]. Po ashtu kur Muhammedin [s.a.v.s.] së bashku me shokët e ndershëm të tij e kërcënuan ushtritë e jobesimtarëve dhe çetat e idhujtarëve, ata deklaruan:

**"Na mjafton Allahu, Ai është Mbrojtësi më i mirë. Dhe ata pa i gjetur kurrfarë e keqe fituan begati e mirësi të mëdha nga Allahu, dhe arritën edhe kënaqësitë e Tij. Allahu është Dhurues i madh"**

(*Kur'an 3:174*).

Me të vërtetë, njeriu me aftësitë që posedon - sado të dallua-ra e të larta të jenë - nuk do të kishte mundur kurrë që të përba-llojë ngjarjet e jetës e t'i kalojë ato pa ndihmën e Atij që e krijoi në mënyrën më të përsosur, ngase është krijesë e dobët dhe fuqia e tij është e kufizuar në çdo hapësirë vendi a kohe. Mirëpo me mbështetjen e tij tek i Fuqishmi dhe besimi e bindja në Allahun [xh.sh.] e bën atë t'i tejkalojë të gjitha vështirësitë me një fuqi e vrull, që sikur të ishin tubuar të gjithë njerëzit dhe xhinnët nuk do të kishin mundur t'i ofrojnë ndihmë as sa një grimcë në kra-hasim me atë të Allahut [xh.sh.]

Ju thërras juve, o ju që dëshironi ta këshilloni veten dhe t'i përforconi këmbët tuaja përballë çdo vështirësie: mbështetuni tek i Fuqishmi, i Pasuri, te Zotëruesi i Fuqisë absolute që t'ju mbrojë dhe t'ju zgjojë nga mjerimet, t'ju nxjerrë nga pikëllimet dhe vajtimet jetësore. Qëndroni me fjalën: **"Na mjafton Allahu, Ai është mbrojtësi më i mirë"** e mos ndërroni këtë shtyllë të shpirtit tuaj edhe nëse ju fshihet pasuria dhe ju mbështjell skamja.

Le të jetë ky parim në jetë edhe kur të të mbulojë borxhi e nuk ke mundësi ta kthesh atë, por edhe kur nuk kanë nga të të rrjedhin të ardhurat minimale për jetesë. Thirr e deklaro: "Më mjafton Allahun [xh.sh.], i Cili është Mbrojtësi më i mirë."

**"Por mjafton që Zoti të jetë Udhërrëfyes, Ndihmësi yt"** (*Kur'an 25:31*).

## "Thuaj: Ecni nëpër tokë..."

Në bazë të përshkrimeve kura'nore, ajo që i zgjeron zemrat dhe i mënjanon mjegullat e shqetësimit është shëtitja dhe pamja e natyrës, bukuritë e përsosura të gjithësisë së mrekullueshme. Udhëto në këtë gjithësi, shih dhe vështro me vëmendje precize që të bindesh se atë e krijoi Allahu i Madhëruar për ty dhe se pa

ekzistencën tënde s'do të kishte patur hijeshi! Mos rri i mbyllur, i izoluar, por shiko në këtë hapësirë që luan rolin e një libri dhe të qëndron i hapur para teje. Hidhua shikimin shkrimit të të Fuqishmit që në të janë të shënuara edhe hapat e vogla të thneglës. Hyr brenda në kopshte dhe ec nëpër to, kënaqu me gjelbërimin e tyre, dil nga shtëpia njëherë dhe shiko ç'ka rreth e qark teje, ngjitu në majat e kodrave, zbrit edhe në luginat e ndrequra për mrekulli, pusho nën hijen e drunjve të dendur që mbajnë hijen e ftohtë, pi ujë prej kroit të pastër, që gurgullon bukur, hiq erën e këndshme të jasminëve dhe merrjua erën trëndafilave të shumëllojshëm që të tregojnë se ndonëse ushqehen prej një dheu, pijnë ujë nga i njëjti burim, e ngrohen nga i njejti diell, secili mban aromën e vet të ndryshme nga tjetri.

Ec pra, në tokën e gjerë të Krijuesit tënd duke përkujtuar dhe lëvduar Allahun [xh.sh.] i Cili çdokujt ia dha të përshtatshmen. Do ta shohish veten të lumtur dhe do marrësh frymë më thellë, e do t'i ngjash një zogu cicërues e zëbukur kur fluturon krahëhapur nëpër qiell. Me të vërtetë vetmia jote në dhomën e ngushtë dhe heshtja vrasëse që të mbizotëron është mënyra më e mirë për vetmbytje. A e di përse e gjithë kjo?! S'është dhoma bota jote, e as ti nuk i përfshin të gjithë njerëzit, përse pra ky dorëzim i verbër përpara pikëllimeve, a s'është koha të qëndrosh i pregatitur me sytë, veshët dhe zemrën tënde, para fjalës së Allahut [xh.sh.], e të veprosh kur të dëgjosh këtë urdhër:

**"Dilni, le t'ju vijë e lehtë ose e rëndë"**

*(Kur'an 9:41).*

Eja të lexojmë Kur'anin famëlartë, Fjalën e Mëshiruesit, këtu në mes lumenjve dhe drunjve me degë e gjethe të lëshuara mbi tokë, ta lexojmë atë në mes bilbilave të vegjël, që nëpërmjet zërit të bukur të tyre falënderojnë Allahun [xh.sh.], por ne s'ua kuptojmë gjuhën, ndaj s'jemi në gjendje të dallojmë këngën e tyre nga

vaji. Eja këtu pranë ujit të pastër rrjedhës i cili na tregon me zërin e gurgullimës së tij nga vjen dhe cilit krua i takon, zëri i kroit në heshtjet e maleve Allahun Një e vërteton dhe e dëshmon!

Të ecësh e të lëvizësh nëpër bukuritë e kësaj toke është kënaqësi e madhe shpirtërore, gjë që e vërtetojnë shkencëtarët dhe mjekët më të mëdhenj mbi ata që shpirtërat u rëndojnë dhe s'shohin gjë tjetër, pos territ të zi të dhomës ku rrinë. Ejani me ne në udhëtime, të gjejmë lumturinë dhe gëzimin që humbëm, të mendojmë e meditojmë rreth gjërave që shohim e që na rrethojnë:

**"Dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të tokës (duke thënë): Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, I Lartësuar qofsh!"**

(*Kur'an 3:191*).

## Durimi është më i nevojshëm

Të zbukurosh veten me durim është virtyt moral. E ç'rrugdalje tjetër ka nëse unë dhe ti nuk bëjmë durim?! A ke ndonjë zgjedhje tjetër përveç durimit?! A di pajisje tjetër përveç tij?! Njëri nga njerëzit e mëdhenj, u bë si teatër në të cilin vraponin fatkeqësitë dhe shesh në të cilin bënin gara telashet. Saherë dilte nga një telash, e vizitonte tjetri, por ai ishte i mbrojtur me durim dhe besim në Allahun [xh.sh.] Këtë e bëjnë dinjitozët: ballafaqohen me fatkeqësitë dhe i hedhin përtokë.

Hynë te Ebu Bekri i cili ishte i sëmurë, e i thanë: 'A dëshiron ta thirrim mjekun?' Ai u përgjigj: 'Mjeku më ka parë.' E pyetën: 'E ç'të tha?" Ai ia ktheu: 'Unë bëj atë që dëshiroj.' Pra, duhet të jesh i durueshëm, durimi yt është vetëm për Allahun [xh.sh.] Qëndro si fuqia e bjeshkëve dhe shkëmbinjve të lartë, që më shpejt të të hapen dyert e të të shndrisë rruga. Kërko ndaj qëndrimit tënd shpërblimin e Allahut [xh.sh.] dhe mos u dëshpëro

në momentet kur të kërkohet durim. Duro sado që të të shtrëngojë e keqja në gjoks dhe sado që të të errësohet rruga, se fitimin e arrin me durim, dhe vështirësisë i vijon lehtësimi.

Kam lexuar peripecitë e të mëdhenjve që kaluan në këtë botë, e jam habitur me durimin e tyre. Fatkeqësitë u binin mbi kokë si pikat e shiut të ftohtë, e ata qëndronin si malet e fortë, të pathyer në të vërtetën, e kur ua shihje fytyrat të ndriçuara nga agimi i mëngjesit të rrugdaljes, nga gëzimi i fitores. Disave prej tyre s'u mjaftonte vetëm e keqja, por madje me një ballafaqim të fortë bërtitnin para fatkeqësive duke i sfiduar ato.

## Mos e mbaj globin mbi kokë

Një grup i madh njerëzish në trurët dhe shpirtërat e tyre mbajnë luftën botërore, e ushqejnë atë dhe e përmbajnë duke qenë të shtrirë në shtretërat e gjumit, e pas mbarimit të asaj lufte ndezëse, në brendësitë e tyre marrin plaçkat dhe peshqeshet e saj të hidhura e shkatërruese, si: sëmurja e lukthit, tensioni i lartë, diabeti, hemoragjia cerebrale dhe kardiake. Bashkë me ngjarjet, digjen e përvëlohen edhe këta të ngratë.

Zemërohen nga ngritja e çmimeve! Brengosen nga vonimi i shiut! Pra, janë në shqetësime të përhershme e ngushtime të vazhdueshme.

"...e çdo zë e mendojnë se është kundër tyre"

(*Kur'an 63:4*).

Këshilla që po ju drejtoj është që të mos e mbani rruzullin tokësor mbi koka, lërini ngjarjet mbi tokë e mos i vendosni në brendinë e stomakëve tuaj. Disa njerëz i pijnë lajmet e përhapura të kota dhe gënjeshtrat e kulluara, sëmuren dhe dobësohen për gjëra që s'vlejnë.

Mëshiroje veten, të lutem, se një ditë ajo do të të kërkojë llogari. Mos u dridh i tëri përpara ngjarjeve dhe ndodhirave, e as mos u shqetëso për çdo gjë, se një ditë prej ditëve kjo zemër do ta rrëzojë bartësin e saj përtokë. Largpamësit e vërtetë para çdo vështirësie dhe pësimi marrin shembuj e mësime, duke iu shtuar besimi mbi besim, ndërsa dritëshkurtërit e vërtetë para çdo tmerri e vuajtjeje i kaplon frika, e cila ua shton dridhjet edhe më fort e i bën të dobët saqë s'kanë fuqi të qëndrojnë në këmbë por gjunjëzohen dhe dorëzohen të raskapitur.

S'ka dhe s'do të ketë gjë më të dobishme se sa zemra trime, e cila nuk luhatet përpara erërave të forta dhe rrotullimeve të saja. Me të vërtetë trimi i vërtetë është ai i cili sakrifikon me vullnet deri sa të ketë gjallëri në trup, qëndron si malet të ngulur thellë, ka bindjen dhe shpresën e fitimit, pa shqetësime të tepërta sheh gjërat që mund t'i nxehin dhe t'i fusin në kacafytje. Kurse frikacaku është krejtësisht ndryshe. Ai çdo ditë e pret veten me shpatën e ndodhirave të kota dhe ëndërrave të humbura që nuk i takojnë të vërtetës.

Nëse dëshiron të jesh një prej atyre që bën jetë serioze, përballoji ditët e kësaj dunia - qofshin të ëmbla apo të hidhura - me trimëri të rrallë durimi, e mos të të mundin ata që nuk i kuptuan qëllimet e kësaj jete, e as mos fut veten në hallk të ngushtë hekuri që t'i kënaqësh armiqtë. Bëhu më i fortë e më i guximshëm se ngjarjet, më i fuqishëm se erërat e kohës, dhe më i qëndrueshëm se shekujt.

**"Është e sigurtë se njerëzit më lakmues për të jetuar, ti ke për të gjetur ata."**

(*Kur'an 2:96*).

Kurse ata që kurrsesi s'pranojnë padrejtësi, janë gjithmonë nën kujdesin e Allahut [xh.sh.], dhe të sigurtë në premtimin e Tij.

**"Andaj u dhuroi qetësimin atyre, dhe së shpejti i shpërbleu me një fitore"**

(*Kur'an 48:18*).

## Mos t'ju thyejnë kotësirat

Ah, sa të brengosur u bënë njerëzit, për çështje të pavlera, të kota që as përmenden, as shënohen. Derdhen lotët për të pamerituarit, humbën kohën së kujtuari të humburit. Zhdukën buzëqeshjen nga fytyrat për ata që i përbuzën. Shikoji hipokritët, këto janë fjalët e tyre:

"Mos dilni në vapë!"

*(Kur'an 9:81);*

"Më lejo (të mos shkoj në luftë) e mos më vër në sprovë!"

*(Kur'an 9:49);*

"Shtëpitë tona janë të pambrojtura"

*(Kur'an 33:14);*

"...po frikësohemi se mos na sillet ndonjë e keqe"

*(Kur'an 5:52);*

"Allahu dhe i Dërguari i Tij s'na premtuan tjetër veçse mashtrim"

*(Kur'an 33:12)*

Mendja e tyre është e angazhuar rreth ushqimeve për të mbushur barqet rreth enëve, shtëpive, e pallateve. Ata kurrë s'i çuan kokat përpjetë të shikojnë qiellin e pashembullt dhe qëndrimin e tij pa shtylla, zbukurimin e tij me yje flakëruese. Rëndësi i jepnin kafshës me të cilën udhëtonin, veshjes me të cilën zbukuroheshin, mbathjes me të cilën krenoheshin dhe krekosnin qafat. Ndaj të mos bëhemi si dyftyrësit e të vlerësojmë gjërat e kota, të humbim botën e amshuar për këtë jetë që fundin e ka të shkatërruar.

Pjesën dërrmuese të njerëzve gati çdo ditë i sheh të vrazhdë dhe me fytyrë të mërzitur, për shkaqe shumë të vogla të mosmarrëveshjes dhe moskuptimit që ndodh në mes burrit e gruas, apo prindit e birit, apo fjalëve që nuk pajtuhen me qejfin apo mendjen e tyre. Ky grup njerëzish për kësilloj ngjarjesh humb rregu-

llin e jetës, ngase tek ta nuk peshon detyra dhe misioni më i rëndë që peshon mbi qafat e besimtarëve. Ata të rëndësishmet i lëshuan anash, e të lehtat i morën para dhe i radhitën në ditët e tyre.

Një fjalë të bukur shqiptuan të parët tanë: 'Kur uji del nga gota, ajo mbushet me ajër.' Pra, ti mendohu mirë rreth asaj që do t'i kushtosh kohën e të angazhohesh me të, a është ajo që më zuri diçka që meriton shkrirjen time fizike dhe psikike? Vallë a e meriton ajo fatkeqësi, t'ia dhuroj të menduarit, mishin, gjakun, shqetësimin, kohën që e kam të çmuar, me kaq lehtësi?! Nëse s'je i aftë të dallosh se kujt i dhurohen këto të shtrenjta, kjo është humbje e madhe dhe e qartë për ty. Psikologët thonë një fjalë shumë me vend: çdo gjëje vendosi një masë dhe kufi logjik; e më e vërtetë se kjo është fjala e të Lartësuarit.

**"Dhe Allahu çdo gjëje ia ka caktuar kohën (afatin)"**

*(Kur'an 65:3).*

Jepja çështjes formën, peshën dhe vlerën e saj, e mjer për ty nëse bën padrejtësi dhe shpenzon më tepër se duhet. Problemi dhe preokupimi i sahabëve të devotshëm ishte nën pemën e dhënies së besës, e kështu e arritën kënaqësinë e Allahut, ndërsa me ta ishte edhe një njeri që u preukupua me devenë e tij, kështu që i iku besëlidhja e u shpërblye me urrejtje e hidhërim. Flaki të pavlerat dhe mos u angazho me to, do të vëresh se si fatkeqësitë do të të shndërrohen në lumturi e gëzim.

## Pajtohu me atë që të ka furnizuar Allahu, do të jesh njeriu më i pasur

Allahu Fuqiplotë, në Kur'anin fisnik, thotë:

**"Merr atë që të dhashë e bëhu mirënjohës"**

*(Kur'an 7:144).*

Shumica e sahabëve ishin në gjendje të dobët financiare, megjithatë kjo nuk qe pengesë që ata të jetojnë të lumtur dhe pa brenga. Madje këtë sistem jetese ua mësonin edhe brezave të ardhshëm të *tabi'inëve*, e në këtë mënyrë i dhanë shembull e model të gjithë njerëzimit se si jetohet në lumturi dhe hare.

Pra, nëse don të jesh i kënaqur dhe i lumtur, pajtohu me fizionominë që të ka falur Krijuesi, ji i kënaqur me anëtarët e familjes që ke. Po ashtu, qetësohu dhe pajtohu me të ardhurat financiare të familjes tënde, sepse sekreti i kënaqësisë dhe lumturisë qëndron po në këto gjendje shpirtërore.

Elita e njerëzimit, pejgamberët [a.s.], ishin njerëz modestë dhe bënin jetë mesatare. Për shembull, shumica e tyre ishin barinj, Da'udi [a.s.] ishte farkëtar, Zekerijai [a.s.] marangoz, Idrisi [a.s.] rrobaqepës, etj.

**"Ne kemi përcaktuar ndër ta gjendjen e jetës në këtë botë"**
(*Kur'an 43:32*).

## Mendo veten në Xhennet, gjërësia e të cilit është sa qiejt e toka

Nëse në këtë shtëpi të kësaj duniaje provove urinë dhe jetove i privuar, apo ishe i varfër, ose u pikëllove e u sëmure, ose e ke ndjerë veten të ngratë, atëherë mendo veten në Xhennetin e begatshëm. Nëse je i bindur në këtë dhe ke besim të fortë për kopshtet e begatshme, atëherë me plot vullnet e dëshirë të flaktë do të veprosh për këtë rrugë që të shpie drejt këtyre kopshteve dhe humbjet e tua do t'i shndërrosh në fitore të mëdha.

Me të vërtetë nëse do të dish se cilët janë njerëzit më të mençur, të them sinqerisht se ata janë njerëzit që punojnë për botën e ardhshme, e cila është e përhershme dhe më e dobishme se kjo e shkurtra. Ndërsa njerëzit më të marrë në këtë botë janë ata të

cilët e shohin këtë jetë si të përhershme, si shtëpi e pafund ku të gjitha kënaqësitë, dëshirat dhe shpresat plotësohen dhe mbarojnë këtu.

Njerëzit e tillë në raste fatkeqësish i sheh më të dobët dhe gati të dorëzuar e të thyer, se për ta çdogjë mbaron këtu, ngase qëllimi i tyre është kënaqësia dhe dëfrimi në këtë botë. Ata nuk shohin tjetër veç këtë të rrejshmen, dhe nuk mendojnë për tjetrën po as nuk punojnë për të. Ndaj nuk dëshirojnë që dikush tjetër t'ua ndotë ujin e pastër të kënaqësisë dhe lumturisë, e as t'ua prishë gëzimin e harenë. Por sikur këta të ngratë ta tërheqin pëlhurën e zezë nga zemrat dhe t'i çelin sytë nga mbulesa e injorancës do t'i shihnin ato bukuri dhe argumente rreth të cilëve është folur shumë në Kur'anin fisnik. Ata do të jepnin gjithë çka patën pa e kursyer vetëm e vetëm t'i banonin kopshtet e frytshme e të begatshme, pallatet e shndritshme të atjeshme. Ata që përjetojnë pak çaste me bukuritë që ofron Kur'ani heshtin dhe nuk i kundërshtojnë argumentet e tij.

Pasha Allahun Një, të Vetmin e Pashoq, me të vërtetë bota e ardhshme është shtëpia e jonë për të cilën meriton të sakrifikojmë, të lodhemi e të kujdesemi, se ajo s'ka as shkatërrim as zëvendësim. Vallë a menduat mirë rreth popullit të Xhennetit, dhe a u bindët se ata kurrë nuk sëmuren, as nuk pikëllohen, e as nuk vdesin, nuk plaken, dhe qëndrojnë përgjithmonë të rinj e të bukur, me veshje të pastërta që s'i prek kurrë pluhuri, jetojnë në dhoma që bukuria e tyre e brendshme duket nga jashtë dhe bukuria e jashtme nga brenda.

Në të ke atë që syri s'e ka parë, as veshi s'e ka dëgjuar, e as që i ka shkuar ndokujt në mendje. Atje kalorësi ecën nën hijen e drurit që për 100 vite s'mund ta kalojë, gjatësia e tendave atje është 60 milje, lumenj rrjedhës që nuk shterren kurrë, pallatet e saja janë të larta, frytet janë të gatshme, ujërat burojnë pandalë,

shtretërit e lartë janë të venduar, gastare të rëna pranë, jastëk të vendosur për mbështetje, dhe qilima të shtruar.

Këtu, pra, plotësohet kënaqësia. Kështu është lartësuar përjetimi në të, aroma kundërmon në të, përshkrimi i saj është madhështor, atje është kulmi i dëshirave. Ku jemi pra, ne që nuk mendojmë? Ç'kemi që nuk kuptojmë? Nëse rruga ime më çon te porta e kësaj Parajse dhe futem brenda në kopshtet e saj, anipse më godasin të vështirat e kësaj jete të shkurtër, gëzohu ti o zemër për atë që këtu s'e pate, se do ta kesh të pazhdukur atje.

O ju të varfër e të mjerë që u dogjët nga skamjet, u lodhët me sprovimet e fatkeqësive tuaja, bëni mirë sa të mundeni që të banoni Xhennetin e Allahut [xh.sh.] dhe të jeni fqinjë të Krijuesit tuaj.

**"(U thonë) Selamun alejkum, me durimin tuaj gjetët shpëtimin, sa përfundim i lavdishëm është ky vend"**

(*Kur'an 13*:23).

## "Ne ju kemi bërë juve një ummet mesatar"

Logjika dhe feja islame kërkon të jesh i matur e i drejtë, pa qëndrime të skajshme që të dëmtojnë. E kush dëshiron të jetë i lumtur dhe të ketë hare le t'i frenojë fuqishëm emocionet. Ji i mesëm në kënaqësi, në zemërim, në disponim dhe në pikëllim. Të zmadhosh problemin e ta rritësh atë në marrëdhëniet e tua me të tjerët, në ngjarjet e jetës, do të thotë të bëhesh i padrejtë ndaj vetes e të tregosh mizori. Ah, sa e bukur është e mesmja, nëse e zgjedh ama!

Feja jote islame zbriti dhe e përmban këtë maturi. Ajo të udhëzon gjithmonë drejt së mesmes, të qëndrosh në barazpeshë dhe kontroll e të ambijetohesh në vend dhe kohë. Ah, sikur ta dish se njeriu më i raskapitur është ai që i nënshtrohet epshit të vet dhe i dorëzohet ndjenjave dhe luhatjeve të tija. Njeriu i ep-

shit rëndohet me telashet dhe në zemrën e tij ndizen beteja të egra të urrejtjeve, kurtheve e mashtrimeve ngase ai jeton ëndrra dhe iluzione, saqë ndonjë i tillë përfytyron se të gjithë janë kundër tij dhe se të tjerët thurrin komplot për asgjësimin e tij, mbushet me cytje dhe vesvese se bota i rri në pritë dhe mu për këtë ai jeton nën re të zeza nga frika, brenga e mërzia. Thashethemet dhe gënjeshtrat janë rreptësisht të ndaluara në fe. Ai që dëshiron t'i përvetësojë, i ka të lehta normalisht, por portierët e aj nuk janë tjetër pos njerëzit e zhveshur nga virtytet e larta njerëzore dhe themelet të Islamit.

**"Çdo zhurmë e konsiderojnë se është kundër tyre"**

(*Kur'an 63:4*).

Lëreni të qetë zemrën tuaj, e mos ia lëvizni këmbët që ta rrëzoni, se shpeshherë ndodh që të frikoheni përpara një rasti, por ai nuk ndodh fare. Ndonjëherë ajo që të ngjau ka patur peshën më të rëndë dhe më të vështirë në botën e përfytyrimeve, se sa kur e përjetove realisht. Është e vështirë të jetosh në botën e paradokseve dhe iluzioneve.

O ti që përdor trurin dhe që di të mbrohesh! Jepja çdokujt atë që i takon me masë, përdor drejtësinë me sinqeritet dhe mos u bëj shpirtlig, e as mos ndjek fjalët e liga që të humbësh në valët e jetës. Dëgjoje peshoren e dashurisë dhe urrejtjes në hadith: *"Duaje të dashurin tënd me masë, se ndoshta do të jetë i urryeri yt ndonjë ditë, dhe urreje të urryerin tënd me një masë se ndoshta ndonjë ditë do të jetë i dashuri yt."*

**"Pritët që Allahu të vendosë miqësi ndërmjet jush dhe atyre që kishit armiqësi; Allahu është i fuqishëm, Allahu fal mëkatet, është Mëshirues"**

(*Kur'an 60:7*).

Vërtet, shumë prej thashethemeve dhe frikërave nuk janë të vërteta.

## Në Islam pikëllimi s'është i kërkuar, madje as i preferuar!

Të ndjehesh i pikëlluar, këtë e ke të ndaluar. Fjala e Krijuesit tënd të ka urdhëruar

**"...e mos u dobësoni (fizikisht) dhe mos u dëshpëroni (shpirtërisht)"**

(*Kur'an 3:139*).

Gjithashtu thotë:

**"Ti mos u pikëllo për ata"**

(*Kur'an 16:127*),

dhe në mënyrë mohore thotë:

**"Për ata nuk ka as frikë, e as që do të brengosen"**

(*Kur'an 2:38*).

Brengosjet e thella të dobësojnë fuqinë aktive, të mbjellin ftohtësi dhe ngurtësi në shpirt si dhe të bëjnë të bllokuar para lëvizjes jetësore. Pikëllimi të ndal dhe të bën të palëvizshëm, të zhduk përparimin personal, ta vdes zemrën që mezi pritet nga djalli i mallkuar. Djalli mbjell dëshpërim dhe t'i lidh këmbët që të mos ecësh në gjerësinë që ke para syve. Allahu [xh.sh.] thotë:

**"Bisedën e ftohtë e nxit vetëm djalli për t'i shqetësuar ata që besuan"**

(*Kur'an 58:10*).

Muhammedi [s.a.v.s.] në një thënie të tij ndalon tri gjëra, njëra nga të cilat është: "*Dhe të bisedojnë fshehurazi dy vetë e të tretin ta lënë anash, ngase kjo shkakton shqetësim tek ai.*" Mos u përpjek të lëshosh dëshpërim mbi fytyrat e besimtarëve, sepse ky është ves i ulët moral, përderisa dëmton dhe lëndon shpirtëra.

Besimtari i vërtetë e ka për detyrë ta dëbojë këtë virus dhe të mos dorëzohet para tij, duke përdorur lutje Allahut [xh.sh.] që janë më të fortat mbrojtëse. I Dërguari i Allahut [xh.sh.], Mu-

hammedi [s.a.v.s.], është lutur e ka thënë: *"Zoti ynë, prej Teje kërkoj ndihmë dhe Ty të lutem të më mbrosh nga brengosja dhe pikëllimi."* Pikërisht në këtë hadith janë përmendur të dyja, njëra pas tjetrës, dhe dallimi ndërmjet këtyre dy fjalëve është: Nëse e keqja që të kalon nëpër zemër i takon së ardhmes, ajo të lëshon brengë në zemër; e nëse është që e ke kaluar por s'e ke harruar, ajo të ka lënë të pikëlluar. Por që të dyja: qoftë ajo që do të ndodhë e do brengosemi, apo ajo që kaloi e na la pikëllimin, janë shigjeta që vrasin zemren e shkatërrojnë trupin.

Nëse dëshiron të dish edhe më tepër, po të them se pikëllimi i tepërt është si drogë që t'i hedh mendtë dhe si helm që të helmon shpirtin. Pikëllimi bën që fjala shpresë në trurin tënd të fshihet e të mos ekzistojë më fare, e nëse nuk ke shpresë, s'ke as besim, sepse ata që humbin shpresën janë populli jobesimtar.

T'i hedhim këtu një vështrim ajetit kur'anor, ku banorët i Xhennetit, pasi që të hyjnë në të, do të thonë:

**"Falënderuar qoftë Allahu që largoi prej nesh brengat"**

(*Kur'an 35:34*).

Nga kjo nënkuptojmë se në këtë botë u patën mbuluar me pikëllime e brengosje, ashtu siç u ranë fatkeqësira të tjera që ndodhin pa zgjedhjen dhe dëshirën e tyre. Nëse Allahu [xh.sh.] dëshiron ta provojë robin e Tij, i lëshon pikëllimin si fatkeqësi, ku nuk ka rrugëdalje tjetër për ta shmangur atë pos t'i bëjë lutje Allahut [xh.sh.] që t'ia largojë, e nëse qëndron durimtar mbi këtë dëshpërim të madh, Allahu [xh.sh.] e shpërblen për durimin që tregoi.

Këtu kemi ajetin tjetër ku Allahu [xh.sh.] thotë:

**"Dhe as për ata që kur erdhën te ti për t'i bartur me kafshë, u the: 'Nuk kam me se t'ju bart.' Ata u kthyen, e prej pikëllimit pse s'kishin me se të pregatiteshin nga sytë e tyre rridhnin lotë"**

*(Kur'an 9:92).*

Ndodh që prej lexuesve të shtrohet pyetja e të thonë: për ç'arsye thoni se pikëllimi e brengosja janë të ndaluara dhe se nuk i lejohet besimtarit ta shkatërrojë veten me shqetësime të tepërta, kur shohim qartë se Allahu xh.sh, në këtë ajet kur'anor i thekson me lëvdata ata që u pikëlluan?!

Përgjigjemi: Këtu nuk lëvdohen për arsye të pikëllimit, se nuk do të ishte e drejtë dhe precize të themi në fillim se brengosjet janë të ndaluara e pastaj të kthehemi e të themi se tek Allahu xh.sh janë të lavdëruar e të lartësuar ata që pikëllohen dhe jetojnë me lot në sy. Ata, që u shqetësuan dhe nga pikëllimi nxorën lot, sytë e tyre u lëvduan jo pse mbeten në pikëllim, por për shkak të qëllimit që shkaktoi pikëllimin. Allahu lëvdoi besimin e fshehtë që mbartnin zemrat e syve lotues, pra lëvdoi fuqinë e besimit të tyre që i bëri të pikëlluar, ngase dëshironin të shkonin në luftë me Pejgamberin [s.a.v.s.], por për shkak se nuk kishin me se të udhëtonin ata u kthyen duke qarë. Ata u pikëlluan, kurse dyftyrëshit u gëzuan, kur kundërshtuan urdhrin e Pejgamberit [s.a.v.s.], bile edhe të tjerëve u thanë të mos shkojnë, pastaj u tallën me besimtarët. Allahu [xh.sh.] tha: qeshni në këtë botë, por kjo është koha e shkurtër, keni për të qarë në Ahiret pa pushim.

Kurse hadithi tjetër i të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.] "*Çdo fatkeqësi që i bie besimtarit, qoftë brengosje apo pikëllim i fortë, nëpërmjet tyre Allahu [xh.sh.] e fal robin dhe ia fshin atij mëkatet.*" Këtu nënkuptohen: vuajtjet, torturat, vështirësitë dhe gjithçka që prish gëzimin e mbjell hidhërimin dhe mërzinë. Nëpërmjet këtyre fatkeqësive njerëzit pastrohen nga mëkatet.

Këtu duhet të qartësohet diçka. Besimtarit nuk i lejohet t'i lutet Allahut [xh.sh.] që të lëshojë mbi ne fatkeqësi dhe brenga e të mendojmë se kjo lutje është pjesë e adhurimit. Sikur kjo të kishte qenë e vërtetë do të kishte qenë më i dashuri i Allahut [xh.sh.], Muhammedi [s.a.v.s.], i pari që do i lutej Allahut të jetonte në pikëlli-

me e mjerime. Si mund të ndodhë kjo, kur Muhammedi [s.a.v.s.] ishte me karakter të butë, fytyrëqeshur, zemërbardhë, dhe në fytyrën e tij të ndershme shiheshin gjithmonë shenja gëzimi.

Ndërsa hadithi që transmeton Hind ibn Ebi Jala, në lidhje me virtytet e të Dërguarit [s.a.v.s.], ku thotë se *"Ishte Muhammedi [s.a.v.s.] ai i cili jetoi në pikëllim pas pikëllimi"* nuk është i vërtetë dhe në zinxhirin e trasmentuesve ka persona që nuk njihen dhe gjithashtu nuk merret si argument, ngase kundërshton haptazi realitetin e personalitetit të të dashurit tonë, Muhammedit [s.a.v.s.]. Si mund të ishte Pejgamberi [s.a.v.s.] ai i cili gjithmonë rrinte në pikëllim kur dimë se Allahu [xh.sh.] e mbrojti nga shkaqet që mund t'i sillnin pikëllim në këtë botë, madje ia ndaloi edhe të mendonte rreth fjalëve dhe shpifjeve që i bënin të pafetë.

Allahu [xh.sh.] e pastroi Muhammedin [s.a.v.s.] nga gabimet në përgjithësi - para dhe pas shpalljes së pejgamberisë! Atëherë përse të mbetej i pikëlluar?! Dhe nga t'i vinte pikëllimi?! Si mund të depërtonte ai në zemrën e tij [s.a.v.s.] kur ai [s.a.v.s.] ishte dhe mbeti më i dashuri i Allahut [xh.sh.] gjatë gjithë historisë njerëzore. Ishte i mbushur me dhikër dhe përkujtim të Allahut [xh.sh.], i pajisur me udhëzime e përforcime në rrugën e drejtë, i sigurt në premtimet e Allahut [xh.sh.], i kënaqur me vendimet e Allahut [xh.sh.] dhe urdhërat e Tij. Jo vetëm kaq, por ai gjithmonë ka mbjellur dashuri tek të tjerët. Fytyra dhe goja i ka qëndruar e qeshur dhe kurrë s'ka qenë i pikëlluar. Bekimet dhe përshëndetjet e Allahut xh.sh qofshin mbi të.

Këtu duhet të cekim edhe një gjurmë tjetër: *"Nëse Allahu e do robin e Tij ia fut në zemër pikëllimin dhe ia bën të dashur të qajturit, e nëse e urren i fut në zemër gëzimin dhe ia bën të dashur kënaqësitë"*. Kjo thënie i bie ndesh shpirtit të kësaj Feje dhe thuhet se gjendet në Teurat, por e shpikur nga dora e njeriut. Sidoqoftë, nuk e marrim si argument se s'jemi të sigurtë nga e ka rrjedhën, por ia marrim kuptimin që e ka të vërtetë, besimtari

është i pikëlluar ndaj mëkateve të tij, kurse pabesimtari është i kënaqur dhe sa s'fluturon nga gëzimi që ka ndaj mëkateve të tij, e nëse shohim thyerje në zemrat e të mirëve, qarje e lot, këtë e bëjnë kur t'u kalojë dobia nga dora, kur nuk arrijnë në shkallë të lartë dhe kur punojnë të ligat, në kundërshtim me pikëllimin e mëkatarëve që pikëllohen kur iu ikën kënaqësia, fitimi, e këndshmja dhe qëllimet e kësaj duniaje, pra, pikëllimin, mërzitë, dhe brengosjet i kanë për këtë botë.

Kurse fjala e Allahut [xh.sh.] për pejgamberin e Tij, Jakubin [a.s.]

**"...e nga pikëllimi iu zbardhën të dy sytë, po i përmbajtur (nga pikëllimi)"**

*(Kur'an 12:84)*

është vetëm treguese e gjendjes së fatkeqësisë së tij që i ndodhi për shkak të humbjes së të birit dhe të dashurit të tij.

Pra, duhet ta jetosh lumturinë dhe të kërkosh lutje për rehati shpirtërore, të kërkosh prej Allaut [xh.sh.] të kesh jetë të mirë e të kënaqshme, mendime të mira, ngase kjo është prej begative të kësaj bote, saqë është thënë: Vërtet në dunia ka një xhennet, kush s'hyn në të, nuk mund të hyjë në Xhennetin e Ahiretit. Allahu xh.sh është i Vetmi Përgjegjës që na zgjeron gjokset me dritën e bindjes, na udhëzon zemrat në rrugën e drejtë, dhe na mbron nga jeta e ngushtë dhe e vështirë.

## Ndalu me mua!

Eja të brohorasim me fjalët e kësaj lutjeje të zjarrtë e të vërtetë se ajo ta largon tmerrin e madh, ngushtësinë shpirtërore dhe ta mënjanon hidhërimin:

"Nuk ka Zot tjetër pos Allahut - të Madhit, të Butit. Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut të Arshit të madh. Nuk ka Zot tjetër

përveç Allahut të qiejve e të tokës, Zoti i Arshit fisnik. O Mbikëqyrës i Përhershëm e i Përjetshëm, nuk ka Zot tjetër përveç Teje, me Mëshirën Tënde të kërkoj ndihmë!"

"Zoti ynë, ne jemi në nevojë të Mëshirës Tënde, mos i lër çështjet në dorën time sado të vogla të jenë ato, përmirësomë mua dhe jetën time në përgjithësi, s'ka Zot përveç Teje!"

"Të kërkoj falje Ty, o Zot, Ti që je Një e përveç Teje tjetër s'ka, Ti je Përcjellësi ynë i përhershëm dhe i përjetshëm, pendimin tim te Ti e drejtoj."

"Nuk ka Zot pos Teje. Ti je i Pastër, i Patëmeta. I kam bërë padrejtësi vetes!"

"Zoti ynë, unë jam robi Yt, biri i robit Tënd, nën sundimin Tënd është jeta ime, veprat e mia të kaluara Ti i gjykon dhe je i Drejtë në gjykim. Të lutem me të gjithë Emrat e Tu, me të cilët emërove Veten me bukuri, i zbrite në Librin Tënd, apo ia mësove ndonjërit nga robërit e Tu, apo i mbajte në Dijen Tënde që është e Panjohur për ne. Zoti ynë, Ty të lutem që me leximin e Kur'anit të gjej ngrohjen e zemrës, le të jetë fjala Jote dritë që hap gjoksin tim, zbutma pikëllimin me Kur'an dhe largoma brengën e shpirtit që s'më shqitet."

"Zoti ynë, Ty të lutem që të më mbrosh nga zemërimi e hidhërimi, nga ligështia dhe përtacia, nga koprracia e frika, nga borxhet e thella dhe vërsuljet e padrejta të njerëzve.

"Ne na mjafton Allahu, Ai është Mbrojtësi më i Mirë!"

## Buzëqesh

Të qeshurit e matur është terapia më e përshtatshme për shërimin e plagëve të vuajtjeve të vazhdueshme, e cila ruan fuqinë e gëzimit shpirtëror.

Ebu Darda'i thonte: 'Kur qesh, qeshjen ia bëj shërim zemrës. Edhe njeriu më i ndershëm Muhammedi [s.a.v.s.] ndonjëherë qeshte saqë i shiheshin edhe dhëmballët. Kjo është e qeshja e të mençurve të përvojshëm, që njohin sëmundjen e shpirtit dhe shërimin e saj. Buzëqeshja është kulmi i rehatisë dhe vula mbaruese e kënaqësisë. Por, kjo është buzëqeshja pa teprim: *"Mos qesh së tepërmi, se të qeshurit e tepërt e vdes zemrën"* e kjo është e mesmja. *"Edhe buzëqeshja drejtuar vëllait tënd është lëmoshë"*.

**"E ai (Sulejmani) buzëqeshi i gëzuar prej fjalës së tij"**

(*Kur'an 27:19*).

Por me kujdes të mos jetë tallje e lojë.

**"E kur ai u solli argumentet Tona, ata u tallën me to"**

(*Kur'an 43:47*).

Nga begatitë e banorëve të Xhennetit është edhe qeshja.

**"E sot (në Ditën e Gjykimit), ata që besuan do të qeshin me jobesimtarët"**

(*Kur'an 83:34*).

Arabët ishin ata të cilët e lëvdonin buzëqeshjen dhe e konsideronin si shenjë shpirtgjerësie dhe bujarie. Në të vërtetë, Islami urdhëron të mesmen - në besim, në adhurim, në moral, dhe në sjellje. Vrazhdësia e fytyrës dhe rrudhja e saj janë shenjë e një shpirti të ankuar, janë turbullim i ideve të pastërta.

**"Pastaj rrudhej e bëhej edhe i vrazhdë"**

(*Kur'an 74:22*).

Ahmed Emin thotë në *Fejd ul-Hatir*: "Të buzëqeshurit në jetën e tyre jo vetëm që kënaqin shpirtin e tyre, por ata gjithashtu janë më të fuqishëm në punë, janë më përgjegjës, më të mirë në përballimin e vështirësive dhe shërimin e tyre, si dhe në kryerjen e veprave të mëdha që sjell dobi për ta dhe gjithë njerëzit. Sikur nga njëra anë të vendosnin pasuri të madhe dhe famë të lartë, e

në anën tjetër një shpirt të vetëkënaqur e të buzëqeshur, e të më pyesnin të zgjedh, do ta kisha zgjedhur të dytën! Ç'vlerë ka pasuria me fytyrë të mrolur?! Ç'të duhet fama kur shpirtin e ke të ngushtë?! S'të bën dobi e tërë duniaja me gjithë çfarë ka nëse vetë je i shqetësuar e i mërzitur, thua se je kthyer nga përcjellja e kufomës së më të dashurit! Ç'të duhet gruaja e bukur, kur zemërohet, vrazhdësohet dhe e kthen shtëpinë në ferr?! Më e dobishme për ty është ajo që s'ka këtë shkallë të bukurisë, por sjelljen e pëlqyeshme, buzëqeshjet e ngrohta dhe që e bën shtëpinë si një prej kopshteve magjike. S'ka vlerë një buzëqeshje që nuk del nga thellësia e njeriut, e pastër dhe e natyrshme. E nëse ai përpiqet t'ju falë vetëm zgërdhimjen e dhëmbëve pa miratim nga shpirti, kjo i mbetet vetëm fytyrës së tij dhe nuk depërton tek të tjerët, sepse ai kërkon ta falsifikojë natyrën e tij të pastër e të vërtetë.

Shiko rreth teje me kujdes: lulet buzëqeshin, pyjet e dendura luhaten të qeshura, detërat, lumenjtë, qielli, yjet, shpezët, të gjithë të buzëqeshur, pra edhe njeriu në esencën e tij rri i buzëqeshur. Sikur të mos e prekte xhelozia, sherri, naiviteti dhe shkaqet e tjera që ia humbin dritën e fytyrës dhe e bëjnë të mrolur! Ai nuk e sheh këtë bukuri që qëndron ditë e natë para syve të tij, se në shpirt është i dobët e i shkatërruar; secili prej nesh e sheh dunianë përmes veprave, mendimeve dhe shpirtit të vet.

Kur vepra që bëra të jetë e mirë, mendimet që më shpojnë kafkën të dlira, e shpirti i pastër nga mllefet, atëherë shqisa e të pamurit do shohë pastërti; gjithçka që më rrethon në këtë hapësirë e shoh të bukur, shoh realitetin. Por të pamurit kur të më bëhet i paqartë, të më nxihet qelqi i syzeve, çdo gjë rreth meje e shoh të zezë e të errët, atëherë duhet të kontrolloj trurin, veprat, mendimet, shpirtin, e t'i kthej në çiltërsitë parësore që ta shoh të vërtetën e bukur, ashtu siç është e paprishur.

Kemi shpirtëra që mund të bëjnë prej çdo gjëje dhimbje e vuajtje, dhe shpirtëra që mund të bëjnë prej çdo gjëje lumturi. Gruaja së cilës në shtëpi s'i sheh syri përveç gabimeve, tërë ditën e bën të zezë, për shkak se pjata i është thyer, se gjella iu bë e krypshme, se gjeti letrat copë-copë të hedhura nëpër dhomë..., bërtet dhe fyen, sharja përfshin të gjithë që janë në shtëpi dhe pas pak ndizet zjarri.

Gjithashtu, ka burra që turbullohen me veten dhe me ata që u gjenden përreth për shkak të një fjale apo komentimit të keq të saj, ose prej një pune të pavlefshme që u ngjau apo e bënë, ose për shkak të humbjes tregtare, një fitimi që prisnin të arrinin por nuk iu realizua, e për shumë gjëra tjera, që s'kanë vlerë. Pra, bota në sytë e tyre është e zezë, pastaj edhe atyre që janë rreth ua nxijnë. Këta njerëz kanë fuqi ta zmadhojnë të keqen dhe prej një kokrre bëjnë pirgun, prej bërthamës bëjnë drurin. Ata nuk mund të bëjnë mirë, ndaj nuk gëzohen kur u vijnë të mirat edhe nëse janë shumë, e as nuk kënaqen me atë që arritën edhe nëse është e madhe.

Jeta është art, e arti është shkencë që studiohet. Për njeriun është më mirë të mbjellë trëndafila, jasminë, e dashuri në jetën e tij, se sa të lodhet në grumbullimin e të hollave dhe fryerjen e xhepave.

Ç'vlerë ka jeta, kur gjithë mundin ia drejton mbledhjes se pasurisë, e s'bën asnjë përpjekje në lartësimin e bukurisë, mëshirës dhe dashurisë në të?! Shumica e njerëzve s'i çelin sytë për bukuritë dhe gjërat interesante në jetë, por për dinarë dhe dirhemë. Kalojnë rreth kopshteve plot trëndafila të bukur dhe ujit të vrullshëm, e shpenzëve këndues, por as që u hyn në mend t'i shikojnë ato, në mend kanë dinarin që doli e dinarin që hyri. Ishte dinari mjet për jetë të lumtur, e rrotulluan gjendjen dhe shitën jetën e lumtur për hir të dinarit, i larguan sytë nga shikimet e bukura dhe i përshtatën të mos shikojnë përveç dinarit.

Nëse e ke humbur shpresën, s'mund ta gjesh buzëqeshjen, e nëse e dëshiron buzëqeshjen, luftoje atë që ta humbi shpresën. Shansi të ofrohet ty dhe të gjithëve, ngadhënjimi është i hapur, dera e tij është për ty dhe për të tjerët. Mësoje veten të jesh i hapur dhe shpresëdhënës për vete dhe të tjerët. Përfytyro dobinë dhe të mirën për të gjithë.

Nëse mendoni se jeni krijuar për gjërat e thjeshta dhe të vogla, atëherë s'mund të arrini në jetën tuaj përveç te të voglat dhe të thjeshtat, e nëse mendoni se jeni krijuar për çështjet e rëndësishme dhe me peshë, atëherë mund t'i thyeni kufijtë dhe t'i largon pengesat, gjersa të arrini te fusha e gjerë dhe qëllimi i kërkuar. Për ta vërtetuar këtë po jap një shembull nga jeta e përditshme. Ai që gjendet në sallën sportive (e cila sallë ka një gjatësi prej 100 m) për gara vrapimi, kur të mbarojë së vrapuari, menjëherë ulet se lodhet, s'mund të vrapojë më tepër se sa kishte planifikuar në tru për t'i kaluar. Por tjetri, që hyri në sallën e sportit me permietër prej 400 m, kur kaloi 200 e 300 m, nuk ndjeu lodhje gjersa arriti cakun e 400-it, se qëllimi i tij ishte caktuar në 400-ësh. Pra inkurajimi i vetvetes varet prej çështjes dhe qëllimit që ke vendosur në skicën e trurit. Cakto se çfarë do të arrish, e edhe sikur arritja e saj të jetë e vështirë, mos u merakos, sepse çdo ditë ti hedh hapat drejt saj.

Ajo që e shtyp shpirtin, që e rrudh, dhe e dërgon në burgun e errët, është të menduarit keq dhe humbja e shpresës. Jeta e keqe qëndron në shikimin e së keqes dhe në hulumtimin e turpeve të njerëzve, llomotitjet me fjalë për mangësitë e botës.

Nuk gjen njeriu mbështetje në asgjë, ashtu siç gjen mbështetje e sukses te një edukator që ia zhvillon aftësitë natyrore, ia rikthen faljen dhe gjerësinë e gjoksit, e mëson se dobia është qëllim kryesor. Ne duhet të shpejtojmë të bëhemi rrënjë e dobisë së njerëzisë, aq sa kemi mundësi, që shpirti ynë të jetë diell i ngroh-

të për një dritë, dashuri dhe dobi, që zemra jonë të jetë e mbushur me ledhatime, respekt e njerëzi, të ketë dashuri në arritjen e dobisë për secilin që të thërret.

Shpirti i buzëqeshur i sheh të vështirat dhe kënaqet kur i mund ato; i shikon dhe buzëqesh, i shëron dhe buzëqesh, del fitues dhe buzëqesh. Kurse shpirti i mrolur s'i sheh realisht vështirësitë, por i zmadhon ato dhe pastaj i bie interesi për to dhe shfajsohet me 'sikur', 'nëse', e lloj-lloj justifikimesh. S'është koha ajo që e mallkon atë por mendimet e tij dhe kultura që ka. Ai dëshiron fitimin në dunja, e nuk ia vë çmimin, ai sheh në çdo rrugë luanin vërsulës dhe pret derisa të bjerë flori nga qielli apo të shpërthejë toka prej pasurisë. Me të vërtetë vështirësitë në këtë jetë janë çështje me përqindje, shpirti shumë i vogël sheh gjërat shumë të vogla, e shpirtgjerët nuk shohin vështirësi të mëdha, por atyre madje u shtohet madhëria aq sa iu shtohen të vështirat, kurse shpirtvegjëlve iu shtohen sëmundjet duke ikur prej tyre.

Vështirësitë e kësaj jete më ngjajnë me qenin e tërbuar dhe kafshues. Ti ecën rrugës, kur papritmas, të del ky qen që është i uritur për kacafytje. Ti e vështron atë, frikësohesh, dhe ikën me vrap. Ai të ndjek duke lehur, ngase u tregove frikacak, por sikur të qëndrosh pa ngatërruar këmbët, e ta shikosh në sy dhe të vazhdosh rrugën, ai të largohet nga rruga jote dhe merr ferrat.

Pastaj s'ka gjë më vrasëse për shpirtin se sa ndjenja se je i humbur, i nënçmuar dhe i pavlerë. Prej këtyre ndjenjave është e pamundur të dalë vepër e madhe, e as nuk pritet prej këtyre ndonjë dobi. Ndjenja e të qenurit i humbur, të bën të humbasësh besimin në vetvete. Nëse fillon ndonjë punë, frikësohesh në fuqinë tënde dhe e dyshon fitoren, kështu që në fund pëson humbje. Besimi në vetvete është një veti e madhe ngase në të varet suksesi në jetë.

Ilija Ebu Ma'di thuri këto vargje:

*Tha:* Qielli është nxirë! E u mrol në fytyrë.

*I thashë:* Buzëqesh ti, mjafton vrazhdësia në qiell, bëhu ti i çlirë.

*Tha:* Rinia më kaloi, më hodhi si mbeturinë te kroi.

*I thashë:* Buzëqesh, dhimbjet e rinisë që mban në tru coptoji, se në këtë jetë askush përgjithmonë s'qëndroi.

*Tha:* Ajo që më ishte më e shtrenjta në dashurinë time, e helmoi shpirtin tim, e më la të djegur në përkujtime. I theu të gjitha premtimet dhe pasi zemra ma përvetësoi, shpirti më është vrarë, shpresat më janë fshirë, fytyra buzëqeshjeve iu tha lamtumirë, e si mund të qesh kur vdekjen e shpirtit ma la peshqesh?!

*I thashë:* Buzëqesh, ngritu sypatrembur, trego se jeton dhe ende nuk ke vdekur. Përballoje flakën e tradhtarëve, mos lejo një këmbë fytyrën të ta prekë.

*Tha:* Tregtia s'më ecën, dita-ditës më humbet e në hiç më tretet.

Njëlloj si i ngrati në shkretëtirë, s'gjen një pikë ujë për të pirë, i shtrirë në pluhur i vdekur mbetet.

Njëlloj si vajza e bukur e zbehtë, e sëmurë; kollë me copa gjaku nxjerr, s'ka dobi kur të njëjtën vjell!

*I thashë*: Buzëqesh, se ti s'i ke barërat dhe shërimin e saj në dorë. E ndoshta buzëqeshja jote te shumë të tjerë hidhërimet i korr.

Tjetër kush qe kriminel, ai fajtor le të ngelë, me veprat e tyre mos u zemëro, e shpirtëra njerëzish ende s'ke vrarë!

*Tha:* Si të gëzohem kur armiqtë rreth meje me zëra ujqërish më trishtojnë?! Kur çerdhen time me zogjtë e mi, ma rrethojnë!

*I thashë:* Gëzohu dhe krenohu, nuk do të ta kishin shkelur ujqërit oborrin, po të mos kishe famën e njerëzisë. Ti je njeri që akullin ke thyer, për këtë të vërsulen e të vijnë me të rrëmbyer!

*Tha:* Festave ju doli lajmi se, para pragjeve janë, mua sikur

më thonë 'Rrobat e reja dhe lodrat fëmijët ku i kanë?!' Për këtë obligim të pandarë ndaj të dashurve që kam, syri e zemra pareshtur më qan. Kur dora nuk më arrin, e xhepat e shqyera të holla nuk mbajnë!

*I thashë:* Buzëqesh, mjafton ti që në mesin e tyre je i gjallë, nuk je i vdekur e i ndarë, që të lajnë festën me lotin e syve e përsëri mos me të parë!

*Tha:* Netët e mia më dhanë ujin e hidhur, nga vuajtjet të shtrydhur.

*I thashë:* Buzëqesh, nga ky ujë që pive mos rri duke u dridhur. Ndoshta të tjerët kur t'ju shohin të qeshur do ju bashkangjiten, vuajtjet anash duke i hedhur.

Vallë, a thua të pasuron hidhërimi, apo ta humb pasurinë gëzimi?!

Shoku im i dashur, buzët e tua nëse qeshin nuk kanë për të plasur, dhe asnjë fyfyrë nga të qeshurit para kohe s'është plakur! Buzëqesh si shkëndijë e zjarrtë, që lundron dhe vallëzon në qiellin e mjegulluar.

*Tha:* Buzëqeshja asnjeri në këtë botë s'e përgëzon, përderisa deshi apo s'deshi ai në këtë dunja vjen, dhe ashtu ngadalë dikur shkon.

*I thashë:* Buzëqesh, përderisa je gjallë dhe ende s'ke vdekur, se pasi të mbulohesh me dhe kurrë s'ke për të qeshur!

**Ndalu me mua.**

Mos rri i trishtuar se dje provove pikëllimin, por s'të solli dobi. Yt bir përsëriti vitin, e ti u brengose dhe ule kokën pranë halleve. A e ndryshove gjendjen me hidhërimin që mbajte?!

Të vdiq prindi, mbete pa baba, i shqetësuar derdhe lotët pa ia ndalur. Mos vallë loti yt e ngjalli përsëri në këtë dunja?!

Humbe në tregti pasurinë. Rrije i lodhur dhe ushqeje mërzinë. Ky qëndrim i yti, a t'i shndërroi humbjet në fitim?!

Mos u pikëllo, se kështu u dëshpërove kur të goditi një fatkeqësi, e nga një u bënë dy. U hidhërove dhe përjetove raste të rënda nga skamja, por s'u bëre i pasur, mbete me ofshamat dhe mllefet e kota. U preke nga fjalët e armikut tënd dhe e ndihmove edhe më tepër të flasë kundër teje. U shqetësove nga një ngjarje që mendoje se do të ndodhë por ajo s'u bë.

Mos u pikëllo, se edhe në pallatin mbretëror sikur të jetosh, nuk do ta gjesh rehatinë dhe kënaqësinë shpirtërore. Edhe nëse ke pasuri të madhe, i njohur je e me famë, e kot është kjo për ty, se vuajtjet ta humbën shpresën që të mbante gjallë.

Mos u pikëllo, se pikëllimi ujin e ëmbël e të ftohtë, ta bën të idhtë e të ngrohtë, trëndafilin e shndërron në ferrë, kopshtin në thatësi të shkretë dhe jetën në burg të rreptë.

Mos u pikëllo, përderisa ke fenë islame që në të beson, ke shtëpinë që në të banon, ke ushqimin që me të jeton, ke ujin e ftohtë që etjen kalon, ke tesha të mira që trupin mbulon, ke grua të ndershme që shpirtin ta qetëson, përse, pra, pikëllimin s'e dëbon?!

## Mirësia dhe begatia e dhembjes

Nuk janë dhimbjet gjithmonë të urryera dhe ato që sjellin gjithmonë mjerime e të këqija. Ndodh nganjëherë që robi të jetojë në dhimbje e të ketë dobi. Me të vërtetë, lutja e nxehtë vjen me dhimbjet, adhurim të vërtetë sheh atëherë kur të shoqëron dhimbja. Dhimbjet e nxënësit në kohën e lypjes së diturisë dhe arritjes së saj, durimit të vështirësive të rrepta gjatë kohës së përpjekjeve, bëjnë që ai ta korrë frytin e famës, si një dijetar i fortë e i rrallë, ngase u dogj në fillim e ndriçoi në mbarim. Dhimbjet e poetit dhe vuajtjet e tij kur nëpërmjet rreshtave të thurur i thotë, prodhojnë një kulturë të bujshme.

Gjithashtu edhe vuajtjet e një shkrimtari nxjerrin vepra të gjalla, e tërheqëse që janë të mbushura plot këshilla e shembuj, mësime e përkujtime. Nxënësi që jetoi pa fije shqetësimi dhe aktiviteti pranë bankave, e as që e lodhi trurin pranë librave, mbetet gjithmonë margjinal, përtac dhe i panjohur.

Po ashtu edhe një poet, i cili nuk njohi dhimbjet e as që ua shijoi idhtësinë, vetëm se humb kohën në poezitë e tij, se fjalët i mbeten shumë të lira, si një zbrazëtirë e flluskave të shkumës së detit që në fund humbin dhe shuhen. Mbeten të tilla se fjalët nuk dolën nga muskujt e zemrës, por vetëm nga maja e gjuhës. Shembull më të lartë dhe të ngritur kemi jetën e besimtarëve të parë të cilët e përjetuan mëngjezin e misionit, rilindjen e ummetit, fillimin e shpalljes. Ata që kishin besimin më të madh, zemra të pastra, fjalë të vërteta dhe dituri të thella, ishin të tilë ngase përjetuan dhimbjet dhe vuajtjet më të vështira: uri, skamje e varfëri, dëbim, përbuzje, dhimbje ndarje e izolimi. Ata përjetuan ndarje zemrash, largim ëndjesh, dhimbje plagësh, vrasje, dhunë, e masakrime, por përsëri mbeten me të vërtetë shembuj legjendarë, pakicë e zgjedhur, shëmbëlltyrë e pastërtisë, simbole të virtyteve të larta, sakrifikues të mëdhenj.

**"Nuk ishte me vend për banorët e Medines e as prej atyre që ishin rreth tyre nga beduinët, të ngelin (pa shkuar) pas të Dërguarit të Allahut e as s'i kursejnë vetet e tyre ndaj vetes së tij (Pejgamberit). Nuk ishte me vend ngase ata s'i godet as etja, as lodhja, as uria kur janë në rrugën e Allahut, dhe nuk shkelin ndonjë vend që i hidhëron jobesimtarët dhe nuk arrijnë kundër armikut çkado qoftë vetëm se të gjitha ato do t'u evidentohen si vepër e mirë. Allahu s'ua humb shpërblimin vepërmirëve"**

*(Kur'an 9:120).*

Në jetën e kësaj bote hasim në njerëz të cilët në momentin më të vështirë dhanë rezultatet më të shkëlqyeshme, nga shkaqet e dhimbjeve të rënda njëri nga ata ishte poeti en-Nabiga i cili qe

kërcënuar me vdekje nga mbreti Numan ibn Mundhir, gjë që e shtyu të thurte këtë poezi.

*Ti je si dielli e mbretërit si yjet*

*Po u shfaqe para tyre, gjurmë yjesh nuk shihen.*

Dhe si shembulli i këtij kemi shumë të tjerë të cilët u dalluan në jetën e kësaj bote, për shkak të dhimbjeve. Atëherë pra, mos u frikëso nga dhimbjet e as nga vuajtjet, se ndoshta është fuqi për ty dhe kënaqësi deri në një kohë të caktuar, ngase nëse jeton zemërcoptuar e shpirtdjegur, je më i butë, më i mprehtë, më i ndjeshëm, se sa të jetosh i painteresuar dhe shpirtngushtë

**"...por Allahu nuk e pëlqeu ngritjen e tyre, ndaj i zmbrapsi, dhe u është thënë: 'Rrini me të paaftit'"**

*(Kur'an 9:46).*

Këtu po të kujtoj luftëtarin dhe poetin islam që jetoi në dhimbje, vuajte e ndarje. Këto fjalë i tha në momentet e frymës së fundit. Ai është Malik ibn er-Rejb. Duke dhënë frymë, ai tha këto fjalë:

*A nuk më pe kur dhashë të humburën, e mora të drejtën?*

*Iu bashkangjita ushtrisë së Ibn Affanit dhe eca të përpjetën?*

*Ah sa e mirë ish ajo ditë kur me dëshirë lashë vendin, mallin dhe fëmijët.*

*Qëllim pata shehadetin dhe të mirat e Allahut t'i arrij.*

*Shokët e mi të rrugës, ndaluni, se vdekjen e shoh si më troket*

*Ndoshta tash përfundoj, apo ca ditë këtu kam me mbet'.*

*Me mua një ditë apo ca ditë qëndroni, e mos shpejtoni*

*Se duart tuaja, nga trupi im i coptuar, shpejt do t'i lironi.*

*Me majat e shigjetës që luftova, varrin tim ma çelni*
*Një skaj të xhybes shkoqeni e syt hapur mos m'i leni.*
*Mos ma bëni varrin e ngushtë, në këtë tokë të gjërë*
*Shtëpin tokën në fund ne kemi, të gjithë do na nxërë*

Deri në fund të zërit që herë i ndalej e i ndërpritej, nxirreshin këto fjalë. Me nxjerrjen e dhimbjes së shpirtit dhe me lotë e ofshama mbetën fjalët e fundit për të gjithë ata që do t'i lexojnë si një vullkan që lë gjurmët e tij të pazhdukshme.

Këshillat, ligjëratat, fjalët që rrjedhin me flakë zemre, arrijnë dhe zënë vend në brendësinë e saj, notojnë në thellësitë e shpirtit, ngase ai që i flet i jeton ato dhimbje e përvëlime.

Shpesh kam lexuar vepra të ndryshme në temat shkencore islame, posaçërisht në temat që të ngjallin shpirtin, por s'e kam gjetur në fjalët e tyre atë fuqi që të dridh e të rrënqeth, për shkak se janë shkruar nga të palodhurit dhe të pamunduarit, që vetëm dorën dhe gojën kanë lëvizur, se brendinë e kanë patur larg asaj që ka shqiptuar gjuha.

**"Flisnin me gojë atë që s'e kishin në zemra"**

(*Kur'an 3:167*).

Nëse dëshiron të ndikosh me fjalën dhe poezitë e tuaja, mos fol e as mos shkruaj, përpos ato raste e ngjarje që të kanë djegur. Nëse nuk di se ç'nxehtësi ka flaka e zjarrtë mos u mundo t'ua tregosh të tjerëve, se nuk do të ndikosh tek ta. Le të jetë fjala jote ajo që do të ngjallë ndjenjat e njerëzve si uji që ngjall tokën pas thatësisë

**"E kur Ne ia lëshojmë asaj ujin ajo gjallërohet, shtohet dhe nga të gjitha llojet rrit bimë të ndryshme"**

(*Kur'an 22:5*).

## Dobia e diturisë

Injoranca është vdekja e ndërgjegjes dhe zhdukja e jetës.

**"Unë të këshilloj të mos bëhesh nga injorantët"**

(*Kur'an 11:46*).

Dituria është dritë për t'i dëshmuar dhe njohur të vërtetat, e cila të jep gjallëri në shpirt.

**"Vallë, a është ai që qe i vdekur kurse Ne e ngjallëm dhe i dhamë dritë me të cilën ecën në mes njerëzve, si ai që ka mbetur në errësira dhe s'mund të shpëtojë nga ato?"**

(*Kur'an 6:122*).

Lumturia dhe zgjerimi i kraharorit vjen me lypjen e diturisë. Ajo ekziston e nëse dëshiron ta gjesh, përpiqu dhe kërkoje, se dituria të zhvillon trurin dhe të bën të kuptosh atë që ishte e panjohur për ty. Dituria të jep zgjuarsi të zbulosh të mbuluarën dhe të fshehurën. Kur njeh dhe zbulon të panjohurat bëhesh aktiv dhe përpiqesh të shikosh gjithnjë e më larg. Kurse injoranca është mërzi e pikëllim, s'të ndryshon diçka në jetë, jeta jote qëndron në vend dhe i ngjan ujit që nuk rrjedh - e djeshmja si e sotmja, e sotmja si e nesërmja.

Nëse dëshiron të jesh i lumtur në këtë botë kërkoje diturinë dhe orvatu të mbledhësh njohuri mbi gjërat që të sjellin dobi. Atëherë do të largohen mendimet e kota që ta lodhin trurin:

**"Dhe thuaj: 'O Zoti im, më shto diturinë'"**

(*Kur'an 20:114*);

**"Lexo me Emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi çdo gjë"**

(*Kur'an 96:1*).

Asnjeri të mos krenohet me pasurinë që ka se edhe po pati sa kodra e Uhudit ai mbetet injorant dhe në dituri është zero, jeta e tij mbetet e zbrazur dhe e paplotësuar.

**"A është i njejtë ai që e di se ajo që t'u shpall nga Zoti yt është e vërtetë, si ai që është i verbër?"**

*(Kur'an 13:19).*

Sa e lartë dhe e shtrenjtë është dituria, sa mirë freskohet gjoksi me freskinë e saj, dhe sa shpejt ia çel truri derën kur ajo i troket.

**"A është i njëjtë ai, që është i mbështetur në argument të qartë prej Zotit të vet, si ai të cilit i janë hijeshuar veprat e tija të këqija e që ndjek epshet e veta?"**

*(Kur'an 47:14).*

## Qendra e lumturisë

Begatia më e madhe dhe e pazëvendësueshme është kur di të fusësh lumturi e qetësi në zemrën tënde, ngase një zemër e qetë dhe e gëzuar mban fryte të paluhatshme, prodhon vepra të lëvduara, dhe mbron shpirtin nga pasiviteti. Është thënë se: lumturia është art që mësohet, e kush di si ta tërheqë dhe të arrije tek ajo, e ka marrë dobinë prej periudhave të kohës dhe drejtimit të jetës, si dhe të gjitha begatitë që i ka në dorë dhe pas dore. Rrënja e lumturisë është qëndrueshmëria e fortë, që nuk luhatet nga vështirësitë e as lëviz nga ngjarjet. Ajo nuk shqetësohet për të kotat, dhe sipas fuqisë së zemrës e pastërtisë së saj shkëlqen shpirti. Në të vërtetë, valët e jetës, dobësia e forcës dhe frika e shpirtit, janë shkaqe për pikëllimin, mërzinë dhe dëshpërimin, e atij që ia mësoi vetes durimin dhe forcën iu lehtësuan shqetësimet dhe iu pakësuan turbullirat.

Armiqtë më të mëdhenj që rrinë gati mbi lumturinë dhe gëzimin janë shqetësimet, shikimet sipërfaqësore dhe kujdesja vetëm mbi veten, duke harruar botën dhe gjithë ç'ka në të. Allahu [xh.sh.] i përshkruan armiqtë e Tij:

"Kurse njërin grup i kishte preokupuar vetëm çështja e vetvetes" (*Kur'an 3:154*).

Sikurse këta të pagdhendur e shohin globin tokësor në vetet e tyre, nuk mendojnë për të tjerët, nuk jetojnë për të tjerët, e as nuk interesohen për ta. Është detyra ime dhe e jotja që ndonjëherë të largohemi më larg vetes, e të vështrojmë përqark...të angazhohemi edhe me zgjidhjen e çështjeve të njerëzve në nevojë, të largohemi që t'i harrojmë plagët. Në këtë rast bëjmë dy të mira: lumturinë e vetvetes dhe lumturinë e të tjerëve. Detyra e artit të lumturisë është të frenojë mendimet e tua dhe t'i mbrojë ato, që të mos shkapërderdhen sepse nëse i lëshon mendimet e tua e s'i frenon, ato e kalojnë kufirin dhe e humbin drejtimin shpejt. Pastaj të rikthejnë kasetën e pikëllimeve dhe vajtimeve, ta çelin librin e dhimbjeve që ta lexosh jetën qëkur të ka lindur nëna.

Nëse mendimet shpërndahen në fushën pa skaj, ato shpejt ta rikthejnë të kaluarën e plagosur dhe të ardhmen ta bëjnë të frikshme, të bëjnë të rënqethesh i tëri, të dridhin e të djegin thellë në shpirt, dhe ta këpusin litarin e fortë të përqendurar në vepër të frytshme e të dobishme.

"Ti mbështetju Atij, të Përjetshmit që nuk vdes kurrë" (*Kur'an 25:57*).

Jepja jetës vlerën që i takon dhe ki kujdes, kënaqësia e shkurtër mos të të mashtrojë, jeta e kësaj bote s'është tjetër pos lojë e dëfrim dhe nga ti s'meriton tjetër pos një kundërshtimi të fortë. Si mund të jepesh pas kësaj që mashtron e të tradhton?! Të pikëllohesh mbas asaj që duke të gënjyer t'i merr ato! Jeta e kësaj bote s'është e pastër, por e turbullt, bubullima e saj dhe vetëtima janë të kaluara, premtimet e saja janë si kopshtet në shkretëtirë, i linduri i saj në fund humbet, zotëriu i saj në fund mbetet syhapur pas saj, por ajo s'ia kthen më sytë! I pasuri i saj kërcënohet dhe i dashuri i saj ndahet me shpatën tradhtuese të saj.

**O bijtë e mi që banoni në këto shtëpia**

*Në fund korbi i zi me zërin e tij, do të vajtoj mbi këto çatia.*

*Vajtojmë për këtë dunja, që s'la zemra të bashkuara, pa ndarë!*

*Ku janë të parët tanë, mbretërit e fuqishëm?*
*As ata nuk mbeten gjallë, as pasuria që kishin.*

*Secilit që jeta ia ngushtoi këtë hapësirë*
*Udhëtoi e në fund shkoi në varr me dhe të nxirë.*

*Si memecë rrinë të shtrirë, kur emrat iu thirren*
*Sikur s'e dinë se është radha e tyre dhe duhet të përgjigjen.*

*Jeta e kësaj duniaje, mbetet ashtu siç ishte për të parët.*
*Dhe do të qëndrojë pa fije ndryshimi, deri në Ditën e Gjykimit.*

**Poezia e dytë**

*Vendimi i vdekjes mbi të gjallët rrjedh pandërprerë*
*Ndaj kjo dunja s'është shtëpi e përherë, sot a nesër,*
*I mbyll sytë, pra ndahu prej saj me fytyrë të bardhë e nder.*

*Sot ky njeri të jep lajm për tjetrin*
*Pas pak e lëshon edhe atë toka, e bëhet me të vdekurit.*

*Kjo dunia u vulos të mbetet e turbulluar*
*E ti dëshiron ta pastrosh nga njollat e ta lësh të kulluar.*

*Njeriu - ngarkuesi i ditëve, ecën kundër saj*
*Dëshiron nën ujë mbi dorë, copë prushi të mbajë.*

*Jeta është gjumë, që sytë t'i kaplon*
*E vdekja shkundje, që nga gjumi të zgjon.*

*Shpejto me vrap të rëndësishmet t'i plotësosh*
*Se jeta jote është një zero, që ditët me të i rrethoni.*

*Vepron me vrap në rini, kur keni fuqi*
*dhe nga çdo pengesë jeni të liruar*
*Mos e lini kohën boshe, se e keni të huazuar.*

*S'është koha shoku juaj përjetë*
*Zakoni i saj është të jetë armik i vërtetë.*

E vërteta e padyshimtë është se ti nuk mund ta heqësh e ta tresësh nga jeta gjurmën e pikëllimit, se ajo kështu u krijua dhe e njëjtë do mbetet,

**"Vërtetë, Ne e krijuam njeriun në vështirësi të njëpasnjëshme"**
(*Kur'an 90:3*).

**"Ne e krijuam njeriun prej një uji të bashkëdyzuar për ta s'provuar"**
(*Kur'an 76:2*).

**"Për t'ju provuar se cili prej jush është më vepërmirë"**
(*Kur'an 67:2*).

Por prej teje kërkohet që të lehtësosh peshën e brengosjeve nga të këqijat, kurse këputja përfundimtare e vargonjve të pikë-

llimit do të jetë në kopshtet e begatshme të Xhennetit. Banuesit e tyre do të thonë:

**"Falënderuar qoftë Allahu që largoi prej nesh brengat"**

(*Kur'an 35:34*).

Ky është argumenti më i fortë që të vërteton se në këtë botë s'gjendet rrugëdalje pët t'u ikur prekjeve shpirtërore, që i shkakton brengosja e tepërt, ashtu siç nuk zhduket xhelozia dhe urrejtja, përveç se në Xhennet.

**"Nga zemrat e tyre kemi hequr çdo gjë që ishte krijuar nga urejtja"**

(*Kur'an 7:43*).

Pasi që nëpërmjet këtyre rreshtave pamë dhe kuptuam se ç'është jeta e kësaj bote, atëherë më mirë për ty është të mos e ndihmosh atë kundër teje, duke iu dorëzuar në valët e turbullta të mjerimeve e pikëllimeve të paskajshme. Përkundrazi, ti mbrohu me tërë fuqinë që ke para këtyre vërshimeve të frikshme.

**"E ju përgatituni sa të keni mundësi, forcë e kuaj të caktuar për betejë kundër tyre; ta frikësoni armikun e Allahut dhe armikun tuaj"**

(*Kur'an 8:60*);

**"Dhe për atë që i goditi në rrugën e Allahut, ata nuk u dobësuan e as nuk u përulën"**

(*Kur'an 3:146*).

## Ndalu pak me mua

Mos u trishto, nëse je i varfër të tjerët rreth teje janë të mbytur në borxhe, nëse s'ke mjet transporti dikush nuk ka as këmbë.

Nëse ankohesh nga një dhimbje, shih të tjerët që janë të lidhur mbi krevate me vite të tëra. Nëse ke humbur një fëmijë s'e sheh më, të tjerët prej një aksidenti humbën tërë familjen.

Mos u pikëllo, se ti deklaron dhe beson Allahun [xh.sh.], beson në të Dërguarin e Tij [s.a.v.s.], në melekët e Tij, në Ditën e Gjykimit, dhe e di se e mira dhe e keqja vijnë nga Allahu i Madhëruar. Vendimit të Tij s'ka kush i del para, por ç'thua për ateistët që mohuan ekzistencën e Krijuesit, hodhën gënjeshtra dhe përgënjeshtruan të dërguarit, ndryshuan tekstet e librave të shenjtë të tyre, mohuan Ditën e Gjykimit dhe kundërshtuan vendimin e caktimin e fuqisë së Allahut [xh.sh.]

Mos u brengos: Nëse ke gabuar pendohu, nëse i bëre ndokujt keq a padrejtësi, kërkoji falje Allahut dhe robit që ia bëre atë të keqe. Mëshira e Allahut xh.sh është shumë e gjërë, dera e pendimit ende rri e hapur, të pret ty, sepse ajo të pranohet, me lejen e Allahut.

Mos u trishto: Se sistemi yt nervor një ditë prej ditësh do të dëmtohet, që do të sjellë dridhje trupi e lodhje zemre, dhe dyshemeja të bëhet vend lodhjeje.

## Mbizotërimi i emocioneve

Emocionet ndizen dhe ndjenjat lëvizin furishëm në dy raste: Në rastin e gëzimit të madh dhe në rastin e fatkeqësisë së rëndë. Në hadith thuhet: *"Jam i ndaluar nga dy zërat e çmendurisë së rreptë: zëri i gëzimit dhe zëri i fatkeqësisë"*.

> "Ashtu që të mos dëshpëroheni tepër për atë që ju ka kaluar, e as të mos gëzoheni tepër për atë që Ai ju ka dhënë"
>
> (*Kur'an 57:23*).

Ai që i frenoi emocionet dhe i mbajti nën kontroll para ndodhive së dhimbshme e të vështira, shijoi kënaqësinë e lumturisë dhe doli fitues ndaj vetvetes.

Por natyra e njeriut në përgjithësi është e tillë që demoralizohet shpejt dhe i rritet mendja shpejt. Kur i ndodh diçka e mirë, ai gëzohet e bëhet shumë përtac. Kurse kur e godet ndonjë e keqe, ai ankohet dhe hidhërohet. Këtu bëjnë përjashtim ata që falen, të cilët qëndrojnë besimtarë të mirë e të denjë në Zotin Fuqiplotë, nuk tronditen prej çështjeve që s'i kënaqin, sepse së pari ata durimin e kanë të angazhuar në madhërimin e Zotit, në zbatimin e obligimeve si zëvendës të Allahut mbi tokë, në kujtimet rreth përgjegjësisë që duhet të japin në Ditën e Gjykimit. Angazhimi i tillë i bën aq të matur, saqë nuk e teprojnë as në lavdërim e as në hidhërim.

Ata që s'kanë fuqi të qëndrojnë të fortë para emocioneve të tyre në rast hidhërimi i sheh të zbehtë, të skuqur, me sy të çapërdisur, nxjerrin fjalë të rënda fyese, kanë zëra të trishtueshëm, e djegin veten dhe prishin brendësinë e tyre, kalojnë çdo kufi njerëzor duke u larguar larg së drejtës dhe zhytur në thellësitë e së padrejtës. Kurse në rast gëzimi shndërrohen krejtësisht. I sheh fytyrëqeshur, harrojnë veten në thellësitë e lumuturisë dhe kënaqësisë. Nëse dikush u bërtet, e fyejnë, ia harrojnë të gjitha të mirat që u bëri, e nëse e duan dikë, i mveshin të gjitha cilësitë e madhërimit dhe e ngrejnë në pikën më të lartë. *"Duaje të dashurin me masë, se ndoshta një ditë të bëhet njeriu më i urryer dhe urreje të urryerin me masë, se ndoshta një ditë do të bëhet i dashuri yt."* Në hadithin tjetër thuhet: *"E lus Allahun të më mundësojë drejtësi e maturi në zemërim dhe gëzim".* E ai që i mbizotëron ndjenjat dhe gjykon me mendjen e tij, i peshon gjërat drejt e për çdo gjë vendos masë, shikon të vërtetën, e njeh udhëzimin dhe bindet në realitetin.

**"Ne i dërguam të dërguarit Tonë me argumente të qarta dhe Ne zbritëm me ta librin dhe drejtësinë që njerëzit t'i përmbahen së drejtës"**

(*Kur'an 57:25*).

Vërtet, Islami erdhi me peshoren e pashembullt, me moral e program jete, ashtu siç erdhi me ligje që qetësojnë shpirtin. E në bazë të këtyre që përmendëm, i gjithë ummeti islam janë njerëz të drejtë.

**"Dhe ashtu (sikur ju udhëzuam në Islam) Ne ju bëmë një popull të drejtë (mesin e zgjedhur)"**

(*Kur'an 2:143*).

Pra, drejtësia duhet të ekzistojë në të gjitha veprat tona praktike, ashtu siç kërkohet në gjykime, sepse feja islame u ndërtua me drejtësi dhe besnikëri. Të jesh besnik në përcjelljen e lajmeve, dhe të jesh i drejtë në gjykime, në fjalë, në punë e në moral:

**"Fjalët e Zotit tënd janë plot të vërteta (çka lajmërojnë) dhe plot të drejta (çka gjykojnë)"**

(*Kur'an 6:115*).

## Lumturia e sahabëve me Pejgamberin [s.a.v.s.]

Muhammedi [s.a.v.s.] erdhi tek njerëzit me thirrjen e Allahut Fuqiplotë. Thirrja e tij nuk ishte e as nuk përmbante fjalë të njerëzve të kësaj bote, por thirrje e Krijuesit të gjithësisë që gjallëron zemrat e njerëzisë. Pejgamberi [s.a.v.s.] nuk priste t'i jepet ndonjë pasuri e kësaj bote, e as që kishte kopshte të frytshme të ushqehet prej tyre, as që banoi në pallate të larta e të bukura, por megjithkëtë të gjithë e prisnin të lidhnin besën me të. Në atë egërsi jetësore nga të gjitha aspektet, në vuajtjet e vështirësitë më të rënda, kur ishin të dobët në tokë dhe frikoheshin nga vërsuljet e njerëzve përreth, pasuesit e tij e deshtën e i dhanë tërë dashurinë. Jeta e tyre qe e shtrydhur dhe e shtypur prej mizorëve injorantë dhe prej zemërguarëve. Të afërmit i luftuan dhe i dëbuan nga votra, i dënuan me lloj-lloj dënimesh, por kjo përsëri s'ua pakësoi dashurinë që mbanin në kraharorë për Profetin [s.a.v.s.], por ua zmadhoi e ua rriti atë. Disa prej tyre i shtypnin

mbi rërën e zjarrtë të shkretëtirës me ditë të tëra, të tjerët i burgosnin duke i rrahur dhe masakruar lakuriq, e disa i detyruan të braktisin Islamin dhe të kthehen në pabesim, por prapë se prapë ata e deshën dhe ia dhanë tërë dashurinë.

Sahabët i dëbuan nga vendlindjet, ua torturuan familjet, ua prishën banesat, ua fshinë buzëqeshjen nga fytyrat rinore, por në zemrat e tyre dashuria për Muhammedin [s.a.v.s.] qëndronte parësore. U sprovuan besimtarët dhe u tronditen me dridhje shumë të forta, zemrat iu ngjitën në fyt, por megjithatë e deshën Muhammedin [s.a.v.s.] me një dashuri të sinqertë.

Jobesimtarët u rreshtuan për të gjuajtur në trupat e njomë të shokëve të tij, shpatat e mprehta u qëndronin mbi koka, por besimi i vulosur u jepte qëndresë, ua hiqte trishtimin syve të patrembur dhe shpatat e gatshme mbi qafa i shihnin si hijet e degëve të pemës së rënduar me fryte të freskëta. Ishin të gatshëm për luftë, i vinin vdekjes si të ishin në shëtitje, apo si të ishin në natën e festës, ngase ata e deshën plot dashuri. Ndonjë prej tyre dërgohej për mision të thirrjes islame dhe edhe duke e ditur se pas tij nuk kthehej më në këtë botë, merrte rrugën plot kënaqësi. Dikush dërgohej për diçka tjetër dhe e dinte se ajo ishte fundi i tij, por prapë shkonte me dëshirë. Ata e bënin këtë ngase e deshën të Dërguarin [s.a.v.s.] sinqerisht.

Pse vallë?! Pse e deshën Pejgamberin [s.a.v.s.] dhe u gëzuan aq shumë me thirrjen e tij; u qetësuan me programin e tij, përgëzuan ardhjen e tij, harruan çdo dhimbje, vuajtje, e vështirësi për ta pasuar? Ata te Muhammedi [s.a.v.s.] shihnin çdo gjë që përmbante dobinë dhe lumturinë, vërenin shenjat e bamirësisë dhe drejtësisë. Ishte i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] ai që mbeti shembullor për mbarë njerëzimin deri në Ditën e Gjykimit, ua freskoi zemrat me përgëdheljet e tija të ngrohta shokëve që u gufonte vala në gjokse. Me fjalët e tij ua mbushi zbraztirën shpirtërore, se

ishin fjalë që përmbanin shpallje. Derdhi mbi zemrat e tyre pajtimin, ndaj s'i përfillën dhimbjet përballë rrugës së thirrjes së tij.

Muhammedi [s.a.v.s.] ua mbushi sahabëve shpirtërat me bindje që i bëri të harronin plagët, turbullirat dhe terrin. Shkëlqyen ndërgjegjet e tyre me udhëzimin e tij, dhe u ndriçuan pamjet e tyre me dritën e tij. Ai ua flaku nga krahët injorancën, ua hoqi nga shpinat mëkatet e mosbesimit, largoi nga qafat e tyre prangat e hekurta të devijimit dhe shirkut. Ai shuajti nga shpirtërat e tyre zjarrin e inatit dhe të armiqësisë, e derdhi mbi ndjenjat e tyre ujin bindës, kështu u qetësuan shpirtërat dhe u stabilizuan trupat e tyre.

Sahabët kuptimin e jetës e gjetën me të Dërguarin [s.a.v.s.]; afërsia e tij i bënte të lumtur, sigurinë e gjetën duke pasuar rrugën e tij, shpëtimin e gjetën në zbatimin e urdhërave të tij, dhe pasurinë në imitimin e tij.

"E Ne s'të dërguam ty (Muhammed) vetçse si mëshirë për të gjithë krijesat"

(*Kur'an 21:107*);

"Në të vërtetë edhe ti udhëzon për në rrugën e drejtë"

(*Kur'an 42:52*);

"I nxjerr ata prej errësirave në dritë"

(*Kur'an 2:257*).

"Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre që t'ju lexojë ajetet e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë librin dhe sheri'atin, ndonëse më parë ishin në humbje të dukshme"

(*Kur'an 62:2*);

"... dhe heq nga ata barrën e tyre të rëndë dhe prangat që ishin mbi ta"

(*Kur'an 7:157*);

"Përgjigjjuni (thirrjes së) Allahut dhe të Dërguarit kur ai ju fton për atë që ju jep jetë"

(*Kur'an 8:24*);

"Madje ishit në buzë të greminës së Xhehenemit, e Ai ju shpëtoi prej tij"

(*Kur'an 3:103*).

Me të vërtetë, shokët e tij qenë të lumtur e në gëzim të pafund me prijësin dhe udhëheqësin e tyre - Muhammedin [s.a.v.s.], dhe kishin të drejtë të jenë të lumtur e të kënaqur.

O Zoti ynë, bekimet dhe përshëndetjet qofshin mbi çliruesin e trurëve nga prangat e devijimit, zgjuesin e shpirtërave nga mjerimet e humbjeve, dhe i Kënaqur qofsh nga shokët e tij fisnikë, shpërbleji për atë që sakrifikuan dhe për atë që ofruan.

## Dëboje mërzinë nga jeta jote

Me të vërtetë, atë që e bën jetën sipas një programi të pandryshuar, mundet që shumë shpejt ta kaplojë pëlhura e monotonisë, ngase shpirti vetvetiu mërzitet dhe njeriut nga vetë natyra e tij, çdo gjë i bëhet banale nëse në jetë vazhdon të lundrojë pa kurrfarë ndryshimi. Prandaj Allahu ndryshoi kohërat dhe vendet, ngrënien dhe pijen dhe rreth krijesave bëri natën e ditën, të lehtën e të vështirën, të zezën e të bardhën, të nxehtën e të ftohtën, hijen dhe vapën, të ëmblën dhe të njelmtën.

Allahu xh.sh, këtë larmi dhe ndryshim e përmend në Librin e Tij:

"Nga barqet e tyre (bletëve) del lëng, ngjyra e të cilit është e ndryshme"

(*Kur'an 16:69*).

**"...kopshte të hardhisë, të mbjella (të larmishme), dhe hurma të degëzuara në shumë trupa dhe të padegëzuara"**

(*Kur'an 13:4*).

**"...të ngjashme nga forma, e jo të ngjashme nga shija"**

(*Kur'an 6:131*).

**"Ne këto ditë i ndërrojmë në mes njerëzve"**

(*Kur'an 3:130*).

**"...edhe nëpër kodra ka vija, të bardha e të kuqe, ngjyrash të ndryshme"**

(*Kur'an 35:27*).

Edhe Beni Israilët të cilët Allahu [xh.sh.] i begatoi me ushqimin më të mirë, u mërzitën prej të njëjtit ngase vashdimisht e hanin atë:

**"... ne s'mund të durojmë, (hamë) vetëm një ushqim (të njëjtë)"**

(*Kur'an 2:61*).

Me'muni lexonte herë ulur, herë në këmbë dhe herë duke ecur. Kur e pyetën për ndryshimin e pozitës gjatë leximit të tij, ai tha: shpirti mërzitet.

**"Ata që Allahun e përmendin me përkujtim kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë të shtrirë..."**

(*Kur'an 3:191*).

Ai që di si ta kryejë adhurimin dhe i njeh rregullat e tij, vëren larminë e obligimeve në Islam, duke filluar nga ato që kanë të bëjnë me brendinë, zemrën e njeriut, me fjalët, me punën dhe me pasurinë e tij. Këtu hyjnë: *namazi*, *zekati*, *agjërimi*, *haxhxhi* dhe *xhihadi*. Gjithashtu, edhe namazi në përbërjen e vet ndryshon dhe s'është i njejtë: qëndrimi në këmbë, *ruku'*, sexhde dhe ulje. Pra, ai që dëshiron rehati, aktivitet dhe dhënie të pandërprerë, le të ndryshojë mënyrën e punës së tij, e studimit të tij dhe

jetës së tij të përditshme. Për shembull, në lexim ndërroji lëndët, njëherë lexo Kur'anin famëlartë, pastaj tefsirin, hadithin, *fikh*-un, historinë, kulturën e përgjithshme, dhe kështu e ndan kohën mes adhurimit dhe punëve të tjera të lejuara, si: vizita, pritja e mysafirëve, edukata fizike, piknikët, etj. Kështu do ta gjesh shpirtin të gatshëm për lëvizje të shkëlqyeshme, ngase ai i do larmitë dhe i mirëpret të rejat.

## Lëre shqetësimin!

Mos u pikëllo, sepse Allahu xh.sh thotë:

**"A nuk ta hapëm gjoksin tënd?"**

*(Kur'an 94:1).*

Ky ajet është për çdonjërin që mbart të vërtetën, sheh dritën dhe ec në rrugën e drejtë.

**"Atij që Allahu ia ka zgjeruar kraharorin për besimin islam, ai është në një dritë të sigurtë prej Zotit të vet. Të mjerë janë ata që nga zemërfortësia e tyre nuk përmendin Allahun"**

(*Kur'an 39:22*).

Pra, e vërteta të hap gjoksin, kurse e humbura ta ngurtëson atë.

**"Atij që Allahu dëshiron ta udhëzojë, ia zgjeron zemrën për Islamin"**

(*Kur'an 6:125*);

**"Mos u pikëllo (friko), Allahu është me ne!"**

(*Kur'an 9:40*).

Këtë fjalë e thotë çdonjëri që është i bindur në mbrojtjen e Allahut, në kujdesin, butësinë dhe ndihmën e Tij.

**"E atyre (shokëve të Pejgamberit) dikush u tha: 'Populli (idhujtar) është tubuar t'ju sulmojë, ndaj kijani frikën!' Ajo**

vetëm ua shtoi edhe më tepër besimin e thanë: 'Na mjafton Allahu, Ai është mrojtësi më i mirë!"

(*Kur'an 3:173*).

"O Pejgamber! Allahu të mjafton ty dhe besimtarëve që janë me ty"

(*Kur'an 8: 64*).

Por secili që kapet me këtë sinqeritet seriozisht, arrin te ky fitim:

"Ti mbështetju Atij të Përjetshmit që nuk vdes kurrë"

(*Kur'an 25:58*).

Përveç Allahut [xh.sh.] të vdekur janë të gjithë, të asgjësuar, jo të gjallë, jo të përhershëm.

"Pra, të jesh i durueshëm! Durimi yt është vetëm me ndihmën e Allahut. Ti mos u pikëllo për ata, as mos u brengos për veprat që bëjnë! S'ka dyshim se Allahu është me të devotshmit dhe bamirësit"

(*Kur'an 16:127-8*).

Pra, ky është një kujdes i veçantë i Allahut ndaj të devotshmëve, me mbrojtje, ndihmë, forcë e siguri, aq sa tregojnë sakrificë e devotshmëri.

"E mos u dobësoni (fizikisht) dhe mos u dëshpëroni (shpirtërisht) ngase ju jeni më të lartit, nëse jeni besimtarë të sinqertë"

(*Kur'an 3:139*).

"Ata kurrsesi s'mund t'ju sjellin ndonjë dëm përveç ndonjë shqetësimi, po edhe në ju luftofshin, ata do të zmbrapsen prej jush. Pastaj, ata s'janë të ndihmuar"

(*Kur'an 3:111*);

"Ne patjetër do t'i ndihmojmë të dërguarit tanë në jetën e kësaj bote, si dhe ata që besuan, edhe në Ditën e prezantimit të dëshmive"

(*Kur'an 40:51*).

Ky është premtimi që s'thehet kurrë dhe besë e dhënë që nuk vonohet.

**"Çështjen time ia besoj Allahut; vërtet, Allahu mbikqyr robërit"; "dhe Allahu e shpëtoi atë (besimtarin) prej të këqijave që i kurdisnin"**

*(Kur'an 40:44-45).*

Mos u dëshpëro, përfytyro sikur do të jesh vetëm në këtë ditë të sotme. Përse pra, pikëllohesh në këtë ditë, zemërohesh dhe turbullohesh?! Nëse me lejen e Allahut [xh.sh.] zgjohesh në mëngjes, kush të siguron se do e arrish mbrëmjen?! E nëse të gjeti mbrëmja a të gjen dhe mëngjesi?! Jeto vetëm për këtë ditë dhe gjatë orëve të saj mos pyet për të djeshmen e as mos mendo për të. Mos u shqetëso as për të ardhmen që të frikohesh. Të merresh me të kaluarën dhe t'i përsërisësh fatkeqësitë njëra pas tjetrës pasi që i hoqe dhe i kalove helmet e tyre, është marrëzi. Një fjalë popullore kineze thotë: 'Urën mund ta kalosh kur të arrish tek ajo', që do të thotë: mos i shpejto ngjarjet dhe hallet e tyre derisa ato të vijnë dhe t'i jetosh. Si jeton ai që mbart në kokë dëshprimin për të kaluarën, të tashmen dhe të ardhmen?! Si mund të qetësohet ai që gjithmonë përkujton dhimbjet që i la e djeshmja?! I ripërtërin ato në tru, provon të njëjtat dhimbje që dikur pati, e nga dhimbja s'vjen kurrfarë dobie!

## Ndalu dhe qetësohu

Mos u pikëllo, ngase caktimi i Allahut [xh.sh.] do të realizohet, nuk ka ikje prej tij, ngjyra e lapsit u tha, qëkur përshkroi jetën tënde, prej kur linde e deri në vdekje dhe fletushkat e tua janë të palosura. Shqetësimi s'të sjell dobi e as që mund ta ndryshojë caktimin e Fuqiplotit.

Mos u pikëllo, se me këtë pikëllim dëshiron të ndalosh kohën, të burgosësh diellin, t'i rikthesh akrepat e orës pas, të ecësh prapa dhe ta kthesh rrjedhën e lumit prej nga u nis.

Mos u pikëllo, se pikëllimi është si furtuna e fortë që s'ka drejtim, që prish ajrin dhe pluhuros gjelbërimin, fryn valët e detit, zymtëson pamjen e qiellit, thyen trëndafilat e reja dhe filizat e holla të tyre në kopshtin e pasur me to.

Mos u pikëllo, se i pikëlluari i ngjan lumit që ka dalur nga shtrati dhe është ndarë nga deti e futet përsëri në to. Ai i ngjan balonit të shpuar që përpiqesh ta frysh, dhe shkrimtarit që shkruan me gishta mbi valët e detit.

Mos u pikëllo, se jeta e vërtetë arrihet vetëm me lumturinë dhe rehatinë shpirtërore. Mos i ushqe ditët e tua me helm, mos i lësho netët t'u përplasen shqetësimeve, mos i shpërndaj orët e tua te dëshpërimi i egër, mos harxho deri në humbjen e jetës tënde, se me të vërtetë Allahu nuk i do ata që harxhojnë së tepërmi!

## Mos u friko, se Zoti yt është Ai që fal gabimet dhe pranon pendimet

A nuk të zgjerohet gjoksi, të largohen brengat dhe shqetësimet, e të shtohet lumturia kur dëgjon fjalën e Allahut të Madhëruar.

> **"Thuaj: 'O robërit e Mi, që e keni ngarkuar veten me shumë gabime, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, se vërtet, Allahu i fal të gjitha mëkatet, Ai është që fal shumë dhe është Mëshirues"**
>
> (*Kur'an 39:53*).

Ajeti fillon me pasthirrmën: 'O robërit e Mi', që zemrat të tërhiqen më fort ndaj kësaj thirrjeje, e të zbuten më shumë shpirtërat e atyre që i humbën shpresat. Në këtë varg kur'anor veçohen ata që i ngarkuan vetet më shumë se të tjerët, me mëkate të shumta dhe gabime të mëdha. Ai ua ndaloi atyre humbjen e shpresës dhe premtoi për ta falje e mëshirë ndaj mëkateve, qofshin të vogla apo të mëdha, të fshehura apo të hapura, nëse pendohen

me sinqeritet të thellë. Pastaj, Allahu [xh.sh.] e cilësoi Veten me përemër veçues dhe me *lamin* shques çka tregon rasë të përvetshme.

"Me të vërtetë, Ai Allahu është që fal shumë dhe është Mëshirues"

(*Kur'an 39:53*).

A nuk gëzohesh dhe kënaqesh kur dëgjon fjalën e Allahut [xh.sh.]:

"Edhe ata të cilët kur bëjnë ndonjë mëkat të shëmtuar ose i bëjnë zullum vetes, e përmendin Allahun dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre - e kush i fal mëkatet përveç Allahut? - dhe që duke e ditur, nuk vazhdojnë në ato që kanë punuar"

*(Kur'an 3:135).*

"Nëse largoheni prej mëkateve të mëdha të cilat ju janë ndaluar, Ne ju shlyejmë mëkatet e vogla dhe ju fusim në një vend të ndershëm"

*(Kur'an 4:31).*

"E sikur të vinin ata te ti, pasi që ta kenë dëmtuar veten, e të kërkonin vetë ndjesë te Allahu, e edhe i Dërguari të kërkonte ndjesë për ta, ata do ta kuptonin se Allahu pranon pendimin dhe është Mëshirues"

(*Kur'an 4:61*).

"Nuk ka dyshim se Unë e fal atë që është penduar, që ka besuar, që ka bërë vepra të mira e që përqëndrohet në rrugën e drejtë"

(*Kur'an 20:82*).

Pa të meta është lartmadhëria e Tij, sa i Mëshirshëm është ndaj robërve të Vet! Aq të madhe e ka mëshirën sa që edhe ata që i bënë shok Allahut [xh.sh.] janë të falur nëse pendohen:

"Gjithashtu bënë kufër ata që thanë: 'Allahu është i treti i treve.' S'ka në gjithësi tjetër pos Një Allahu, e nëse nuk pushojnë nga ajo që thanë (tre zota), ata prej tyre që nuk besuan do t'i kapë dënimi i dhimbshëm"

(*Kur'an 5:73*);

"E pse të mos pendohen dhe të kërkojnë falje te Allahu, kur dihet se Allahu fal shumë, dhe është Mëshirues"

(*Kur'an 5:74*).

Pejgamberi [s.a.v.s.] tregon në një hadith kudsij: *"Thotë Allahu [xh.sh.]: 'O biri i Ademit, përderisa ti më lutesh Mua dhe shpreson në Mua, të gjitha gabimet që ke bërë t'i shlyej dhe t'i fal. O biri i Ademit, sikur gabimet e tua të arrijnë kupën e qiellit, ato i ke të falura nga Unë po qe se pendohesh. O biri i Ademit, nëse më vjen i mbushur me mëkate, qofshin ato sa gjerësia e tokës, e të takohesh me Mua, e nuk më ke bërë shok, gjerësinë e tokës ta kthej me falje mbi mëkatet e tua."*

Pejgamberi [s.a.v.s.] thotë në një hadith të saktë: *"Vërtet, Allahu [xh.sh.] e shtrin Dorën e Tij natën që të pendohen gabimtarët e ditës, dhe e shtrin Dorën e Rahmetit ditën të pendohen gabimtarët e natës gjersa dielli të lindë nga perëndon (d.m.th Ditën e Gjykimit)."*

*"Pasha Allahun në Dorën e të Cilit është shpirti im, sikur të mos kishit gabuar, Allahu do t'ju kishte zhdukur dhe do të kishte krijuar një popull tjetër që gabon, dhe lyp pendesë prej Allahut, e Allahu është Falësi i tyre".*

*"Secili nga ju gabon, e më i miri gabimtar është ai që pendohet."*

*"Robi që bën mëkat dhe thotë: 'O Zoti ynë, ma fal gabimin që bëra, se me të vërtetë atë s'e fal kush përveç Teje', pastaj përsëri bën mëkat, dhe thotë: 'O zoti ynë, ma fal gabimin që bëra, se me të vërtetë Ti je Ai që fal shumë', e pastaj përsëri bën mëkat, dhe thotë: 'O Zoti ynë, falma gabimin që bëra, nuk e fal gabimin kush tjetër përveç Teje.' Allahu thotë: 'E diti robi Im se për të ka vetëm një Allah, që ndëshkon për gabimin dhe e fal atë, pra le të bëjë robi Im çfarë të dojë."*

Dhe kuptimi i këtij hadithit është se: përderisa robët pendohen dhe kërkojnë falje për gabimet e bëra, jam Unë Ai që i fal ata.

## Mos u brengos se gjithçka është sipas caktimit

Çdo gjë të pret në bazë të caktimit dhe dëshirës së Allahut [xh.sh.] e kjo është edhe themeli i besimit islam. Pasuesit e Muhammedit [s.a.v.s.] ishin ata që e ushqyen këtë themel dhe ecën në rrugën e drejtë. Asgjë nuk ndodh në këtë hapësirë përpos me dijen, lejen dhe caktimin e Allahut [xh.sh.]

**"Nuk ndodh asnjë fatkeqësi në tokë e as në trupin tuaj, e të mos jetë në shënime para se të ngjajë, e kjo për Allahun është e lehtë"**

(*Kur'an 57:22*).

**"Ne çdo send e kemi krijuar në masë të caktuar"**

(*Kur'an 54:49*).

Në hadithe thuhet: *"Është për t'u habitur me besimtarin! Në të gjitha punët e tij sheh hajrin; nëse i bjen një e mirë E falënderon dhe është mirënjohës, e nëse e godet një e keqe dhe bën durim është hajr për të, e kjo s'është për tjetërkënd pos për besimtarit të vërtetë."*

*"Nëse ke një nevojë për të kërkuar, mos kërko nga askush tjetër pos Allahut. Nëse ke nevojë për ndihmë, kërkoja ndihmën Allahut, dhe dije se e tërë njerëzia të grumbullohet e të të ndihmojë, s'mund të të japin pos asaj që të ka caktuar Zoti; e nëse grumbullohen që të të dëmtojnë, s'mund të të bëjnë dëm në asgjë, pos asaj që ka caktuar Zoti. Janë ngritur pendat dhe janë tharë fletushkat."*

*"Dije se ajo që të ka goditur s'ka mundur të të anashkalojë, e as ajo që të ka kaluar s'ka mundur të të godasë."*

*"Mbroje atë që ke dobi dhe kërko mdihmë prej Allahut [xh.sh.] e mos u bër përtac dhe mos thuaj: 'Sikur të kisha bërë këtë dhe atë, do të ndodhte kështu e kështu', por thuaj: 'Ky është caktimi i Allahut, dhe çfarë dëshiron Ai, bëhet!"*

Allahut [xh.sh.] thotë:

**"Por mundet që ta urreni një send, e ai është shumë i dobishëm për ju; dhe mundet që ta doni një send, e ai është dëm për ju. Allahu e di (fundin e çdo sendi) e ju nuk e dini"**

(*Kur'an 2:216*).

*Këta janë caktimet, që nuk i ngjajnë aspak lojës.*
*Lum a mjerë rrjedhin caktimet, nëpër vrimë të gjilpërës.*

## Mos u brengos, por prite mëngjesin

**"A nuk është mëngjesi afër?"**

(*Kur'an 11:81*).

Mëngjesi i të brengosurve dhe pikëlluarve filloi të shfaqet. Shih sa bukur agon, sa mirë i çel dyert e errëta drita e saj. Arabët thonë: "Kur të shohësh se litari është tërhequr tepër, dije se do të këputet." Sa më tepër të shtohet ngushtësia, aq më afër e ke rrugëdaljen. Allahu [xh.sh.] thotë në Kur'anin Famëlartë:

**"E kush e ka frikë Allahun, Ai atij ia shlyen të këqijat dhe ia shton shpërblimin"**

(*Kur'an 65:5*).

**"E kush i frikësohet Allahut, Ai atij ia lehtëson punën"**

(*Kur'an 65:4*).

**"Derisa të dërguarit gati e humbnin shpresën, dhe mendonin se u përgënjeshtruan, atëherë u erdhi atyre ndihma Jonë, Ne e shpëtuam atë që deshëm"**

(*Kur'an 12:109*).

Lexo fjalët e poetit, sa bukur i ka thurur:

*Disa sy fjetën, e disa s'i zuri gjumi*
*Për çështjet, që do bëhen apo do ngelin*

*Lëshoji brengat nga truri, aq sa ke mundësi*
*Të mbash mërzi sa s'mundesh është çmenduri.*

*Ti beson në Një Zot që nga dora s'të lëshon dot*
*Ashtu si s'të harroi dje, s'të harron as sot.*

Fjalë tjetër poetike:

*Lëri përcaktimet të rrjedhin e mos u përpjek t'i frenosh*
*Kur në mbrëmje sytë t'i mbyllësh, trurin nga të këqijat ta çlirosh.*

*Sa çel e mbyll sytë, çështja mund të ndryshojë*
*Allahu prej një gjendjeje në tjetër, shpesh ndodh ta shndërrojë.*

## Vetëm një moment

Mos u brengos, se pasurinë që ke pranë, pallatet e larta për mrekulli, kopshtet e gjelbërta plot gjallëri, bashkë me pikëllimin, mërzitë, plagët, e dhimbjet, vetëm se ta shtojnë më tepër terrin që të rri zgavër në sy.

Mos u pikëllo, se nuk të sjellin dobi as barërat e rekomanduara nga mjekët që ti i pi, as këshillat e tyre. Si mund të të ndihmojnë kur ti e ngulite mërzinë në zemër si kuti. Dyshemeja e vuajtjeve tuaja rri shtrirë në dritat e syve, ia shtrive krahët dhe këmbët mërzisë, që të depërtojë më mirë në ty, pastaj e mbulove me lëkurën e trupit tënd.

Mos u trishto, përderisa ke lutjet drejtuar Allahut, dhe përpiqesh t'i mënjanosh nga rruga pengesat që ta kanë zënë kalimin,

dhe e di si të qëndrosh pranë dyerve të Mbretit të mbretërisë. E as mos u friko kur me ty është pjesa e tretë e natës, dhe ke orë të tëra për ta mbështetur ballin tënd në tokë dhe për të bërë sexhden.

Mos u mërzit: se me të vërtetë Allahu [xh.sh.] krijoi për ty tokën dhe gjithë çka ekziston në të, plasi tokën për ty dhe nxori mbi sipërfaqen e saj kopshte të bukura magjike, që të kënaqin shpirtin me pamjen e tyre. Në to ke dhe palmat e larta e të drejta, sipër ke qiellin e zbukuruar me yje të ndritshme, mbi tokë ke lumenj të vegjël që rrjedhin me ngadalësi. Po t'u qëndrosh pranë menjëherë ta sjellin gjumin. Por ç'të bëj kur përsëri të shoh të pikëlluar?!

Vëlla, mos u mërzit të them. Ke ujin e pastër freskues, merr ajrin e pastër që të hap gjoksin. Ti po ecën me këmbë të shëndosha dhe natën e kalon në siguri.

Mos u brengos, por sa më tepër kërkoji falje Zotit tënd se Ai me të vërtetë është që fal shumë.

**"Unë u thashë: 'Kërkojini falje Zotit tuaj, se Ai vërtetë fal shumë. Ai ju lëshon nga qielli shi me bollëk. Ju shumon pasurinë dhe fëmijët, ju bën të keni kopshte e ju jep lumenj'"**

*(Kur'an 71:10-12).*

Nëse dëshiron ta shikosh daljen e tunelit dhe të jesh i qetë psihikisht, kërkoji sa më tepër falje Zotit tënd, se Ai të jep furnizim të mirë, fëmijë të mbarë, dhe të zbret shi të mjaftueshëm kur je në nevojë.

Po ta citoj lutjen e rëndësishme, e cila transmetohet nga Buhariu: "O Zoti ynë, Ti je Një dhe përveç Teje tjetër nuk ka, Ti më krijove mua dhe unë jam robi Yt, jam në besën Tënde dhe i qëndroj me plot durim premtimit Tënd, aq sa kam mundësi. Të kërkoj falje ndaj gabimeve që kam bërë, pranoj se të mirat që kam janë vetëm prej Teje dhe se Ti m'i dhurove, pranoj se të këqijat që bëra janë nga unë, e Falësi im je Ti dhe gabimet s'mi fal kush pos Teje."

Përderisa, vëlla i dashur, gjuha të rri e lagur me këto fjalë të lutjes, mos u mërzit, se shpirtin do ta gjesh të qetë e të lumtur.

Allahu [xh.sh.] thotë:

**"pra ta dini se me të përmendur Allahun zemrat stabilizohen"**

(*Kur'an 13:28*).

**"Ju Më kujtoni (me adhurime), Unë ju kujtoj (me shpërblim)"**

(*Kur'an 2:152*).

**"dhe kur të ngrihesh madhëroje me falënderim Zotin tënd... edhe gjatë natës adhuroje Atë, si dhe kur yjet s'duken më"**

(*Kur'an 52:48-49*).

**"O ju që besuat, kur të ndesheni me ndonjë grup, përqëndrohuni e përmendeni çdo herë Allahun, që ta arrini fitoren e dëshiruar"**

(*Kur'an 8:45*).

Pejgamberi [s.a.v.s.] thotë: *"Shembulli i atij që e përmend Allahun dhe i atij që nuk e përmend Atë, është si shembulli i të gjallit me të vdekurin".*

*"A dëshironi t'ju tregoj se cila është vepra më e mirë, dhe më e vlefshme tek Mbreti juaj (Allahu) e cila është më e vlefshme se ari dhe argjendi,më e vlefshme se sa kur e takoni armikun tuaj e përlesheni me të,dh e kur jeni në kulmin e luftës ndaj tij?" I thanë: 'Po, o i Dërguari i Allahut'. Tha: "të përmendurit (dhikri) i Allahut."*

Në një hadith tjetër të vërtetë thuhet: *"Erdhi një njeri te i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] dhe i tha: 'O i Dërguari i Allahut, dispozitat dhe rregullat e legjislaturës islame më duken të shumta për mua, kurse unë jam plak e s'kam mundësi t'i kryej të gjitha, ndaj më trego një gjë në të cilën mund të përqëndrohem e të mos e lëshoj kurrë.' Tha: 'Mbaje gjuhën tënde të njomur me të përmendurit e Allahut.'"*

## Mos u mërzit nga dëmi që të bënë dhe falja keqbërësit

Kjo sepse çmimi i masës së dënimit është shumë i madh e i rëndë. E ai që të vërsulet me mbytje, rrahje, apo me diç tjetër, pastaj e kthen atë me më të shtrenjtët e tij, me zemrën e tij, mishin dhe gjakun e tij, qetësimi i kthehet në shqetësim, lumturia dhe harmonia i kthehet në pikëllim dhe shkatërim. Pra, ai është në humbje të padyshimtë.

Allahu [xh.sh.] për këtë armiqësi të nxehtë tregoi ilaçin që zbut zemrën e kryeneçit.

**"Dhe ata që e frenojnë mllefin, që ua falin njerëzve"**

(*Kur'an 3:134*).

**"Të keqen, ktheje në mënyrën më të mirë, se atëherë ai me të cilin kishe njëfarë armiqësie, do të të bëhet mik i afërt"**

(*Kur'an 41:34*).

Mos u brengos nga ajo që të humbi, se akoma ke shumë të mira dhe begati

- Përkujtoji dhuntitë që t'i dha Allahu [xh.sh.] Hidhi një vështrim trupit tënd prej te koka e deri te këmbët, thellohu mirë në atë që zotëron. Do të bindesh shumë shpejt se sikur të qëndroje natë e ditë duke falënderuar Allahun për këto të mira përsëri do të ishte e pakët dhe se ky falënderim nuk mjafton përpara asaj që zotëroj. Thotë Allahu [xh.sh.]:

**"...edhe nëse përpiqeni t'i numëroni të mirat e Allahut, s'do mund të arrini t'i përkufizoni"**

(*Kur'an 14:35*).

**"...dhe plotësoi ndaj jush të mirat e Tij të dukshme e të fshehta"**

(*Kur'an 31:20*).

**"...dhe çdo të mirë që e keni ajo është vetëm prej Allahut"**

(*Kur'an 16:52*).

Allahu [xh.sh.] ia përkujton robit të vet në Kur'anin famëlartë dhuratat që i dha atij.

"A s'i dhamë atij dy sy, edhe gjuhë e dy buzë, dhe i sqaruam dy rrugët?"

*(Kur'an 90:8-10).*

Begati të pandërprera: jetë, shëndet të plotë, veshë që dëgjojnë, sy që shohin, duart dhe këmbët, ujin dhe ajrin e pastër, ushqim..., e këto i plotësoi me udhëzimin që i dha njeriut: rrugën e ndriçueshme, që është Islami. Ndoshta ndokush të thotë: 'A dëshiron një miliard dollarë e të më japësh dy sytë e tu?' A dëshiron një miliard dollarë për një vesh tëndin? A më jep një këmbë, të jap një miliard dollarë? A dëshiron një miliard dollarë për një dorë tënden? A dëshiron një miliard dollarë të më japësh zemrën tënde...? Ah, sa pasuri të madhe ke vetëm në trupin tënd, e përsëri nuk falënderon!

## Mos u brengos ndaj një gjëje që s'ia vlen aspak

- Vërtet, nëse dëshiron të jesh i lumtur përgjithmonë e të ushqesh gëzim për veten tënde, atëherë mos i llogarit veprat që s'kanë peshë.

Njëri i të parëve tanë një herë u tha vëllezërve të tij duke i këshilluar: "Le të jetë halli yt më i madh ai i takimit me Allahut [xh.sh.], dhe le të jetë vetëm një dert, ai i Ditës së Kijametit, apo i qëndrimit tonë përpara fuqisë së të Madhit Zot."

"Atë ditë do të ekspozoheni (para Zotit), duke mos mbetur i fshehtë asnjë sekret i juaji"

*(Kur'an 69:18).*

Pra, dertet dhe të këqijat e kësaj duniaje sado të mëdha e të vështira të jenë, prapë, përballë asaj Dite të madhe të shkatërrimit total mbeten të vogla e të lehta.

Më thuaj pra, ç'dert është derti i kësaj jete? Shqetësimi për punë apo pozitë?! Për ar dhe argjend?! Për fëmijë dhe pasuri?! Për emër dhe për pallate?! Asgjë, s'është asgjë! Shiko si i përshkruan Allahu i Madhëruar dyftyrëshit:

"Kurse njërin grup e kishte preokupuar vetëm çështja e vetvetes; ata formuan bindje të padrejtë ndaj Allahut, bindje injorante"

*(Kur'an 3:153).*

Pra, angazhimet dhe qëllimet e tyre ishin vetëm vetja, barqet dhe kënaqësitë e tyre, e s'iu shkonte mendja aspak për qëllimet më të larta.

Kur besimtarët lidhën besën me Pejgamberin [s.a.v.s.], njëri nga dyftyrësit për të mos dhënë besën iku që të gjejë devenë tij e të kuqe që kishte humbur, duke thënë: 'Më e dashur për mua është ta gjej devenë se sa t'i jap betohem Muhammedit [s.a.v.s.]'. Ja se çfarë derti e kishte prekur dhe kapluar këtë dyftyrës që nuk dëshironte t'i jepte betimin të Dërguarit të Zotit [s.a.v.s.].

"Ata beduinët që mbeten pas do të thonë: 'Neve na penguan pasuritë tona dhe familjet tona, andaj ti kërko falje për ne"

*(Kur'an 48:11).*

Me të vërtetë këto mendime të kota dhe të lira i mbartin vetëm ata të pavlerët dhe të lirët, kurse ata të qëllimeve të rëndësishme dëshirojnë të jenë lëvduar tek Allahu, të jetë Allahu i kënaqur ndaj tyre edhe ata të kënaqur prej Tij.

## Mos u pikëllo, por dëboje pikëllimin

Të pushosh do të thotë të bëhesh i marrë, se kur të mbetesh duarkryq, i zbrazur nga puna, pranë shumë detyrave kryesore, dëmton veten, se pushimi të çon në humbje. Njerëzit më të vrazhdë, të vërenjtur, të zymtë, e të mërzitur janë ata që i ikin punës dhe nuk

angazhohen me diçka. Pra lëviz, dhe puno; lexo, apo përkujto Zotin tënd; shkruaj ose vizito dikë; ki dobi nga koha se ajo është jeta jote që me zbrazëtirën që mban ti e vret atë. Mos lër asnjë minut të të shkojë pa shfrytëzuar për mirë, sepse atë ditë kur të lirohesh nga detyrat dhe të shtrihesh në dhomën tënde gjoja të pushosh, të hyjnë në kokë duke të vallëzuar mendimet e këqija që të mërzisin, pra shumë shpejt bëhesh fushë e lojës së Djallit të mallkuar.

## Mos u pikëllo për atë që ta humbi të mirën që i bëre, sepse ti dëshiron shpërblimin prej Allahut

Kur t'u bësh mirë të tjerëve, bëje vetëm për hir të Allahut [xh.sh.] Ajo vepër të jetë e sinqertë, larg qëllimeve të prishura për të marrë emër, apo pozitë ndër njerëz. E kur vepra jote rrjedh nga sinqeriteti i pastër dhe vetëm për hir të Allahut, atëherë mos prit falënderim prej kërkujt, por shpërblim nga Mëshiruesi. Mos u mërzit e ta zaptosh trurin në ia ofrove dikujt dobinë dhe të mirën, e ai pastaj ta shkeli atë dhe u bë sikur s'të ka njohur kurrë, sepse nuk e vlerësoi atë dorë fisnike, të bardhë, e as atë të mirë që i bëre, pa kurrëfarë interesi personal.

Pra kërkoje shpërblimin prej Allahut [xh.sh.] Ai në Kur'an thotë:

**"Kërkojnë prej Allahut që të ketë mëshirë dhe kënaqësinë e Tij ndaj tyre"**

*(Kur'an 48:29).*

Thotë Allahu [xh.sh.] për të dërguarit e Tij:

**"Unë për këtë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim"**

*(Kur'an 26:109).*

**"Unë s'kërkova prej jush ndonjë shpërblim, nëse kam kërkuar, ai le t'u mbetet juve"**

*(Kur'an 34:47).*

"Ne po ju ushqejmë vetëm për hir të Allahut dhe prej jush nuk kërkojmë ndonjë shpërblim e as falënderim"

*(Kur'an 76:9).*

Ofroje të mirën, se e mira nuk humbet. Nëse njerëzit s'të falënderojnë, tek Allahu ajo të shkruhet.

Vepro për Allahun Një e të Vetëm, ngase Ai është që të shpërblen, të jep dhe të ndalon, të dënon e të llogarit, pajtohet e zemërohet, i Lartësuar qoftë Ai.

Në kohën e kalifatit të Umerit kur disa luftëtarë ranë dëshmorë në qytetit Kandahar të Afganistanit, kaloi Umeri pranë dëshmorëve së bashku me shokët e tij dhe i pyeti: 'Kush janë këta dëshmorë?' Ata ia treguan emrat e të vrarëve që i dinin, e pastaj i thanë Omerit: 'Këtu ka të vrarë që nuk i njohim e as ua dimë emrat.' Sytë e Omerit rrodhën lotë të nxehtë dhe ai tha: 'Por Allahu i di ata.'

Thuhet se një rob i mirë një ditë prej ditëve e ushqeu me ushqimin më të shijshëm një njeri që kishte humbur të pamurit, dhe këtë e bëri në praninë e familjes së të gjorit. Njëri prej tyre tha: 'Ky është i verbër, dhe nuk di e as që sheh se çka ha!'

Tha robi i mirë: 'Por Allahu di dhe sheh se ç'i ofroj unë dhe ç'ha ai!' Pra, përderisa Allahu të sheh, të përcjell kudo që të jesh, di se çka jep dhe ç'bën për të tjerët, për njerëzit mos mbaj barrë të rëndë, se është e kotë!

## Mos u brengos nëse je i varfër dhe s'ke pasuri, për shkak se në pakicë e gjen shpëtimin.

Buk të nxehtë, ujë të ftohtë, nën hijen e dendur janë begatitë më të mëdha të Allahut për të cilat Ai duhet përmendur.

*Nëse këtë furnizim, që prej Tij të vjen pa kursim*

*E mohon, dhe përsëri i kënaqur nuk jeton*

*Je radhitur në mes të ngratëve mëkatarë*

*Që janë bukshkelës, e puna kurrë s'u vete mbarë!*

**Fjalë poetike tjetër:**

*Lësho o qiell si të duash edhe kokra diamanti*

*Ti oj tokë rri e qetë, e ti furtunë pluhurat nga të duash mbarti*

*Se unë nëse jetoj, kafshata e bukës nuk do të më mbarojë*

*E nëse vdes e jetë ndërroj, pa varr s'mbetem, si nuse për mua do qëndroj.*

*Detyra ime në këtë jetë, është detyrë shumë e rëndë*

*U përngjan mbretërve, ku vëndi vënd nuk u ka zënë.*

*Dhe shpirti im është si një shpirt i robit të lirë*

*Që nëse pushon nën hije, i duket vehtja se është ngrirë.*

*E unë nëse i kënaqur s'jam, me këtë kafshatë buke që kam*

*Kudo që të shkoj, për të parë shokët, e miqtë t'i vizitoj.*

*Përsëri në shpirt do të jem i vrarë, e skamja zemrën do ma shpojë!*

Kjo është vlera e të bindëshmëve, që janë të bindur e të kënaqur me rrënjët e rizkut të tyre, janë të besueshëm e besnikë në thirrjen e rrugës së tyre dhe janë të sinqertë në misionin që mbartin.

## Mos t'ju mërzisin kritikat e të humburve dhe xhelozëve

Ti s'je i humbur kur dikush të kritikon. Pëkundrazi, je i shpërblyer - nëse qëndron i durueshëm ndaj inatit dhe xhelozisë

që kanë për ty. Pastaj kur dëgjon fjalë të rënda djathtas dhe majtas, dije se personaliteti yt peshon. Kuptoje se qenin e ngordhur nuk e shqelmon kush, ashtu si nuk i çmon kush të pavlerët.

*Nëse nuk arrijnë atje, ku ke arritur ti djalosh*

*Njerëzit i ke armiq vërsulës, bëj kujdes që veten ta mbrosh.*

*Dhe kur s'mund t'ia dalin për të të shkatërruar*

*Nga inati kthejnë kokën, e s'kanë për të shikuar.*

*S'di se ç'i pengojnë, të mirat që Allahu t'i dha fryt.*

*Ah, s'të bën gjë xhelozi, edhe veten në e mbyt.*

*Me autoritetin që ke, edhe nëse arrin në kupë të qiejve*

*Armiku ndaj jush do të shtohet, me numrin e yjeve.*

*Famën tënde, do ta gjuajnë nga larg me shigjetë*

*Mbrojtja e Allahut, kur ty të rrethon, të pasuksesshëm kanë*

*me mbetë, e dëm s'ka me të gjetë.*

Musai [a.s.] iu lut Allahut [xh.sh.] që ta mbrojë nga fjalët dhe thashethemet e njerëzve. Allahu [xh.sh.] iu përgjigj duke i thënë: O Musa, Unë as për Veten Time nuk i detyroj robët që mos të Më qortojnë, e as gojën nuk ua mbylli. Unë i krijova, dhe Unë i begatoj e i furnizoj, por ata përsëri Më fyejnë me fjalë e Më qortojnë!

Transmentohet se Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: *"Allahu [xh.sh.] thotë: 'Më fyen Mua biri i Ademit e më shan. Nuk i takon dhe nuk s'duhet ta bëjë këtë ndaj Krijuesit të vet. Sharja e tij ndaj*

*Meje kur ai shan kohën (është e padrejtë), kur Unë jam koha, e rrotulloj natën dhe ditën ashtu si dëshiroj. Më fyen Mua kur thotë se Unë kam shok dhe fëmijë, ndërsa Unë s'kam nevojë as për shok e as për fëmijë."*

Ti s'mund t'ua mbyllësh gojët njerëzve e as t'u shmangesh qortimeve të tyre, por mund t'u bësh mirë e t'u ofrosh dobi, kështu që nuk ta rrjepin lëkurën e nderit shumë.

*Kur pa fije faji xhelozi të prek e të kritikon*
*Kalo pranë tij, bëhu shurdh, gjoja se s'dëgjon*

*Fjalët që t'i hedhin, vëri në një skaj*
*Mos ua hedh shikimin e në tru mos i mbaj.*

*Të marrët kur të pyesin, përgjigjen mos ua thuaj*
*Për ty është më mirë, të hiqesh si i huaj.*

Pra, s'ke kohë të merresh me çështje që nuk sjellin dobi. Kryeje atë që është mirë ta bësh, pastaj çdo kritike që të drejtohet ktheja shpinën!

Nëse dëshiron të përparosh përmbaju kësaj këshille: Mos e kthe fjalën që mund të të sjellë plagë të reja, se nëse hesht ndodh që ato fjalë që të janë folur shpejt të harrohen e të humben. Ji i butë e qëndro dinjitoz, sepse heshtja i përul armiqtë, e të jesh falës është respekt dhe burrëri për ty. Pastaj gjysma e njerëzve që lexuan "turpet e tua" (qofshin të pabaza) që t'i përshkruajtën të tjerët, harruan, e gjysma tjetër as që i kanë lexuar, e të tjerët as që dinë madje se ç'ndodh me ty! Prandaj ti mos i përsërit ato thënie e mos këmbëngul t'u qëndrosh i gatshëm thënieve që s'mbarojnë kurrë.

Dhe shtëpiza e vogël ku banojnë të thjeshtit dhe hanë bukë gruri është më e vlefshme se sa shtëpia e madhe me tryezë të shtruar me lloj-lloj ushqimesh, e ku përzihen fjalët dhe s'mund të dallosh fjalën e sinqertë prej së kotës.

**Ndalo dhe mendo...**

Mos u pikëllo, se i sëmuri shërohet, e keqja shndërrohet në të mirë, mëkati të pastrohet dhe të falet, borxhi të lahet, i burgosuri lëshohet, i ikuri kthehet, mëkatari pendohet dhe i varfri pasurohet!

Mos u pikëllo! A s'i sheh retë e zeza si tërhiqen dhe fshihen mbi malet e larta dhe kodrat e mprehta, e si zbardhon nata e errët, si qetësohet furtuna me bubullimë, si zbutet era dhe bëhet e lehtë? Atëherë, pra, edhe vështirësitë e tua shkojnë drejt lehtësimit dhe jeta jote drejt lumturisë, e ardhmja jote drejt rehatisë.

Mos u pikëllo! Nxehtësia e diellit e zhduk shtresën e trashë të hijes, mesditën e nxehtë e freskon uji i ftohtë, dhimbjen e urisë e qetëson buka e ngrohtë, pas lodhjeve të pagjumësisë pason gjumi i këndshëm, dhimbjet e sëmundjes i mënjanon shërimi i shpejtë. Prej teje s'kërkohet gjë tjetër pos pak durim, ndaj prite momentin.

Mos u pikëllo, se edhe mjekët janë hamendur, të urtët kanë humbur fuqinë, dijetarët janë stepur, poetët po pyeten dhe çdo kush dështon përpara caktimit të Allahut [xh.sh.]

'Ali ibn Xhibile thotë:

*Ndoshta rrugëdalja do të jetë,*

*ndoshta i japim shpresë vetes tonë me "ndoshta"*

*Nëse të takoi mërzia dhe ta kaploi shpirtin*

*Mos humb shpresat që rrugën ua shndëritin.*

*Se më afër shpëtimit qe njeriu*

*Atëherë kur nga mendja shpresën e fshiu.*

## Mos u pikëllo, por zgjidhja vetes atë që zgjodhi Allahu për ty

Zgjohu nëse të zgjon, ulu nëse të kërkohet ulja, duro nëse të varfëron, falëndero nëse të pasuron. Kësaj thënieje përmbaju mirë: "I kënaqur jam që Zoti im është Allahu [xh.sh.], feja ime është Islami dhe Muhammedi [a.s.] është i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.]."

Njëri nga poetët thonte:

*Mos bëj plane për veten tënde,*
*Njerëzit e planeve janë të shkatërruar*
*Pajtohu me caktimet e tona*
*Ne jemi më të urtë për planet tuaja.*

## Mos u brengos dhe mos ndjek sjelljet e njerëzve

Njerëzit s'e zotërojnë as dobinë as dëmin, as vdekjen as jetën, as ringjalljen as shpëtimin, e as dënimin.

Ibrahim ibn Ed'hemi thotë: "Ne bëjmë jetë, që sikur ta kishin ditur mbretërit do të na kishin luftuar për të me shpatat e tyre."

Ibn Tejmijje thotë: "Ndonjëherë zemra kalon nëpër një gjendje shumë të këndshme, saqë them: Nëse banorët e xhennetit jetojnë si ne, qenkan në më të këndshmen jetë".

Gjithashtu: "Me të vërtetë ndonjëherë zemrës i kalojnë raste, që vallëzon me hare nga gëzimi dhe kënaqësia që ndjen duke përkujtuar Allahun [xh.sh.]"

Kur e burgosën në burg dhe ia mbyllën derën, ai tha:

**"vihet ndërmjet tyre njëfarë muri që ka derë, e brendia e tij është mëshirë, kurse ana e jashtme është dënim"**

*(Kur'an 57:13).*

Pastaj, pasi e lanë të vetmuar në atë dhomë të errët e të ftohtë, ai thonte me vete plot besim në zemër: ç'do më bëjë armiku mua?! Unë Xhennetin dhe kopshtin tim e kam këtu brenda në gjoks. Ngado që të më çojnë, i kam me vete. Nëse më mbysin jam dëshmor, nëse më dëbojnë nga qyteti jam vizitues i qytetit tjetër, e nëse më lënë përgjithmonë këtu ku jam, burgu do më jetë vetmia e preferuar, gjë që e dëshiroj më shumë se gjithçka, pasi që vetmia më bën të jem më afër Krijusit tim, Allahut të Mëshirshëm.

Thonë një fjalë që s'blehet me asgjë: ç'gjeti ai që e humbi Allahun?! Dhe ç'humbi ai që gjeti Allahun?! Këto dy thënie nuk përputhen asnjëherë e as nuk krahasohen kurrë. Ai që gjeti Allahun [xh.sh.] gjeti çdo gjë, e ai që humbi Krijuesin e vet, humbi gjithçka.

## Mos u pikëllo, por dije sa e shtrenjtë është ajo për të cilën mërzitesh

Pejgamberi [s.a.v.s.] thotë: *"Kur them: pa të meta është lartmadhëria e Allahut (Subhanallah) dhe: falënderimi i takon vetëm Allahut, (elhamdulilah) dhe: s'ka Zot tjetër përveç Allahut, (la ilahe ilallah) dhe: Zoti është më i Madhi, (Allahu Ekber) ato fjalë janë më të dashura, se sa dielli kur lind në mëngjes dhe ngroh çdo gjë."*

Njëri nga të parët tanë tha për të pasurit, pallatet, pozitën dhe pasurinë e tyre: 'Ne hamë dhe ata hanë, ne pijmë dhe ata pijnë, ne shikojmë dhe ata shikojnë, por ne nuk llogaritemi, e ata do të llogariten (për pasurinë që kanë, si e fituan dhe ku e harxhuan).

**Poeti shprehet:**

*Veç një natë e parë e varrit, mjafton t'i harrosh pallatet e ndrequra,*
*Me kopshte në formë të harkut të Havernekut dhe pasurinë e mbretit romak*

"Në të vërtetë ju Na erdhët një nga një, ashtu siç ju krijuam së pari"

*(Kur'an 6:94).*

Besimtarët thonë të bindur thellë,

"Allahu dhe i Dërguari i Tij e thanë të vërtetën"

*(Kur'an 33:22).*

Ndërsa hipokritët që në zemra kishin sëmundje, thanë:

"Allahu dhe i Dërguari i Tij s'na premtojnë tjetër vetëm se mashtrim"

*(Kur'an 33:12).*

Njeriu jetën e ndërton me idetë e veta. Pra, mendimet e tua janë ato që të japin fryte të freskëta apo të prishura. Këto mendime janë, po ashtu, ato që të lënë gjurmë në jetë, pa marrë parasysh a janë gjurmë të lumturisë apo të hidhërimit. Lexoji këto fjalë me vëmendje e do të kuptosh ku e kam qëllimin: "Nëse je i zbathur dhe ecën pa këpucë, shiko atje tek ata që kanë trupin, por s'kanë këmbët, atëherë do të të vijë ndërmend se duhet ta falënderosh Zotin tënd për dy këmbët e tua që i ke në trup! Edhe pse je këmbë zbathur!"

## Mos u brengos, përderisa u bën të mirë njerëzve

Vërtet, bamirësia është rruga e lumturisë dhe në hadithin e vërtetë thuhet: *"Me të vërtetë Allahu [xh.sh.] Ditën e Gjykimit i thotë robit të vet duke i kërkuar llogari: 'O biri i Ademit, isha i uritur e ti nuk Më ofrove ushqim.' Tha: 'Si të Të ushqej kur Ti je Zoti i gjithësisë?!' Tha: 'A s' e dije se robi Im filani i biri i filanit ishte uritur e ti s'i dhe ushqim. Sikur t'i kishe ofruar ushqim do ta kishe gjetur ushqimin e tij tek Unë.' 'O biri i Ademit, Më mori etja e ti s'Më dhe ujë të pi.' Tha: 'Si të Të jap unë ujë kur Ti je Zoti i gjithësisë?!' Tha: 'A s'e dije se robi Im filani i biri i filanit u ndje i*

*etur, e ti s' i dhe ujë.' Sikur t'ia kishe ofruar ujin, do ta gjeje atë pikë uji tek Unë.' 'O biri i Ademit, u sëmura e nuk erdhe të Më vizitosh.' Tha: 'Si të Të vizitoj unë Ty kur Ti je Zoti i gjithësisë?!' Tha: 'A s'e dëgjove se robi Im filani i biri i filanit u sëmurë, e ti s'e vizitove. Sikur ta kishe vizituar, do të Më kishe gjetur te ai"*

Këtu duhet të vëresh diçka: në fund të hadithit gjejmë fjalën e Allahut: "do të Më kishe gjetur Mua te ai', e nuk thotë si tek dy të parat: 'do ta kishe gjetur atë te Unë', për shkak se Allahu [xh.sh.] është me zemërthyerit, siç është i sëmuri.

Dije se Allahu [xh.sh.] e futi në Xhennet laviren prej beni israilëve, për shkak se ajo i ofroi ujë qenit të pijë dhe ta shuaje etjen. E si do të jetë Allahu [xh.sh.] me ata të cilët japin ushqim dhe pije, heqin vështirësitë dhe mënjanojnë ngushtësitë?

Transmetohet se Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: *"Kush prej jush ka ushqim me tepricë, le t'i japë atij që s'ka aspak, e kush prej jush ka një kafshë tepër, le t'ia japë atij që s'ka asnjë..."*

**Thotë Hatimi:**

*Kur jam ulur mbi shpinë të kafshës, e para kam lumin*

*Nuk lejoj, që para tjerëve, kjo të pijë ujin.*

*Nëse je kalorës i kafshës që të bart*

*Mos kalo pranë këmbësorëve, kokën ngritur lart.*

*Lëshoja kafshës dorën qafës, që të ulet në tokë*

*Hyp të lodhurin mbi shpinë të saj, edhe në patsh shokë.*

**Thotë Hatimi në ca vargje të bukura, duke e këshilluar shërbëtorin për pritjen e mysafirit:**

*Ndize zjarrin, se nata është e ftohtë, bir*

*Nëse më vjen miku, ti shko se je i lirë.*

Një ditë i thotë gruas të vet:

*Pregatit ushqim sa më tepër, thua se pret mbretër.*
*Ndodh natën vonë dera të më trokasë*
*Të kemë ushqim të ngrohtë, udhtarin ta mirëpres.*
*Kur s'kam mik në tryez, ushqimin dot nuk e përtyp*
*Më mbetet në nofull, e s'më shkon dot në fyt.*

Thotë në një poezi tjetër:

*Fisnike, pasurinë që kemi sot ndodh të nesërmen na largohet*
*S'na mbetet gjë në këtë jetë, pos fjala e mirë që përkujtohet.*
*S'numërohet si i pasur, ai që ka flori e fletushkë*
*Nëse mërzitë mbi kokë i palohen, e gjoksin e ka të ngushtë.*
*Edhe nëse çelsat e pallateve, në dorë i kanë rënë,*
*Mjafton rrudhat të qendisura në fytyrë, jeta peshqesh ia ka dhënë.*
*Të porosis o djalë, të bësh mirë gjersa të rrosh*
*Se në këtë jetë, dy herë s'do të jetosh.*

Ibn Mubareku kishte një fqi jehudi, mirëpo para se të ushqente fëmijët e vet, i trokiste fqiut jehudi dhe ia jepte ushqimin, ashtu siç kujdesej edhe për veshmbathjen e tij. Një herë i kërkuan jehudiut, ta shiste shtëpinë, e ai u përgjigj: 'Shtëpia ime kushton 2 mijë dinarë, një mijë është çmimi i saj dhe një mijë fqiu im Ibn Mubareku!' Kur dëgjoi Ibn Mubareku për këtë, iu lut Allahut [xh.sh.]: 'O Zoti ynë, udhëzoje atë me Islam,' dhe nuk kaloi shumë e jehudiu pranoi Islamin, me lejen e Allahut [xh.sh.]

Kaloi Ibn Mubareku rrugës me karavanin e tij të mbushur përplot me nevojat që kishte, kur në rrugë papritmas pa një grua e cila mori laraskën e ngordhur nga mbeturinat e rrugës. Për të parë kush ishte ajo grua, dërgoi pas gjurmëve të saj djalin e tij.

Kur djaloshi arriti tek ajo e pyeti për çështjen e laraskës së ngordhur, e ajo i tha: Gati tre ditë me rradhë nuk hamë gjë, pos asaj që hidhet në mbeturina. Sytë e djaloshit u mbushën me lotë dhe i pikëlluar shkoi e i tregoi të atit, Ibn Mubarekut. Sa çel e mbyll sytë urdhëroi karavanin që kishte marrë rrugën për në Haxhxh, të shpërndahet në atë fshat me gjithçka që mbante. U kthye dhe në atë vit nuk e bëri Haxhxhin. Atë natë pa në ëndërr dikë që i thonte: "Haxhxh të gëzuar, udhëtim të falënderuar dhe mëkat të shlyer". Allahu pra, ia pranoi qëllimin e tij për kryerjen e Haxhxhit.

Allahu [xh.sh.] thotë në Kur'anin famëlartë:

**"...madje edhe sikur të kishin vetë nevojë për të, ata u jepnin përparësi atyre para vetvetes"**

*(Kur'an 59:9).*

O Allah, ç'sjellje madhështore kishin! Ç'qëllime të pastra! Ç'zemra plot besim!

Mos u pendo, pra, për veprën e mirë që bën qoftë dhe e tepërt, pendohu për veprën e keqe qoftë ajo dhe e vogël.

**Ndalo dhe mendohu...**

Mos u brengos, sepse Allahu [xh.sh.] të mbron, engjëjt lypin falje për ty tek Allahu [xh.sh.] por edhe besimtarët në çdo kohë të namazit bëjnë lutje për ty, e Muhammedin [s.a.v.s.] e ke ndërtë mjetësues në Ditën e Gjykimit. Kur'ani i lartësuar të jep premtim të mirë, dhe mbi të gjitha këto qëndron mëshira e më të Mëshirshmit, Mëshirëplotit.

Mos u brengos, se një e mirë të dyfishohet në dhjetë, e një e keqe të mbetet një, madje edhe atë mund të falë Zoti yt dhe nuk ta numëron. A e sheh sa bujar është Zoti yt, që nuk ke dëgjuar kësisoj bujarie! A e sheh sa të jep, pra, bujaria e Tij nuk krahasohet me asnjë krijesë.

Mos u brengos, ngase i përket popullit islam, je bartësi i misionit islam. Ti je nga njerëzit e orientuar nga Kibla, e në esencë mban dashurinë e Allahut [xh.sh.] dhe të Dërguarit të Tij [s.a.v.s.]. Ti pendohesh kur bën mëkat, gëzohesh kur bën të mirën, pra ke shumë dinjitet dhe je tepër i vlefshëm, por ti ende nuk e di.

Mos u brengos, kur prej teje rrjedh dobia e kur s'ta shpërblejnë. Edhe kur ke pasurinë e kur mbetesh i varfër, kur je i ngushtuar dhe kur je i lirë. Kjo arrihet duke bërë durim, me durimin shpërblehesh. Ja si e mbjell dobinë: kur të prek e mira falënderon Krijuesin, nga goja e gjallë me përkujtimin e Emrit të Allahut [xh.sh.] padyshim se rrjedh dobia, pra ti je kroi i pashtershëm i dobisë, por kjo s'është për dokëdo, por për besimtarin e sinqertë.

## Mos u brengos se durimi mbi të këqijat dhe mbartja e vështirësisë është rruga e fitores, shpëtimit dhe lumturisë

"Pra të jesh i durueshëm! Durimi yt është vetëm me ndihmën e Allahut"

*(Kur'an 16:126).*

"... durimi i mirë, Allahut i kërkohet ndihmë për këtë që përshkruani ju"

*(Kur'an 12:18).*

"Ti, pra, duro me një durim pa ankesë"

*(Kur'an 70:5).*

"(U thonë) Selamun alejkum, me durimin tuaj gjetët shpërblimin"

*(Kur'an 13:23).*

"Bëni durim, bëhuni të qëndrueshëm"

*(Kur'an3:200).*

Umeri thotë: "Jetën e mirë e njohim nëpërmjet durimit".

Ata që ndjekin fjalën e Allahut [xh.sh.] dhe të Muhammedit [s.a.v.s.] kur i godet e keqja përdorin vetëm tre armë: Durimin, lutjen dhe pritjen e shpëtimit apo suksesit.

Pejgamberi [s.a.v.s.] thotë: *"Asnjë krijesë nuk duron mbi një të keqe që dëgjon më shumë se Allahu xh.sh: Ata pretendojnë se Allahu [xh.sh.] ka shok dhe fëmijë dhe përsëri Ai u jep shëndet e i furnizon me begati të njëpasnjëshme."*

*"Kush përpiqet të durojë, Allahu [xh.sh.] e zbukuron me të dhe ia jep durimin."*

Me të vërtetë, virtytet e larta nuk arrihen me ëndërrime, e as me imagjinatë, por vetëm me bindje e ngulmim.

## Mos iu trishto sjelljes së krijesave ndaj teje, por shiko sjelljen e tyre ndaj Krijuesit

Te libri *ez-Zuhd* i Imam Ahmedit, gjendet ky hadith ku Allahu thotë: *"Çudi me ty o biri i Ademit! Unë të krijova, e ti adhuron tjetër përveç Meje. Unë të furnizova e të dhashë rizkun, e ti falënderon tjetërkënd. Unë bëhem i dashur te ti me të mirat që t'i dhuroj duke qenë Unë i pasur prej teje. Ti bëhesh i urrejtur tek Unë me mëkatet që bën, dhe i varfër tek Unë, e mira dhe dobia Ime ndaj teje zbret, e keqja yte tek Unë rritet"*

Në historinë e Isait [a.s.] përmendet se ka shëruar më tepër se tridhjetë të sëmurë me lloje të ndryshme sëmundjesh, si dhe shumë të verbërve u ka sjellur të pamurit, por në fund përsëri ata që i shëroi u bënë kundër tij dhe armiqtë më të rrezikshëm.

Mos u mërzit, se ka shumë shkaqe që e lehtësojnë barrën e fatkeqësisë, si p.sh:

1-Pritja e shpërblimit të Allahut [xh.sh.]:

**"Ndërsa të durueshmëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë"**

*(Kur'an 39:10).*

2- Shikimi i vazhdueshëm i atyre që kanë fatkeqësi më të madhe se ti.

*Sikur të tjerët mos ti kisha parë,*
*rreth e rrotull meje si kanë qarë*
*jetën me ta s'do e kisha ndarë,*
*por veten do ta kisha vrarë.*

Pra kthehu djathtas e majtas, a sheh tjetër pos të sprovuar me fatkeqësi të ndryshme?

3- Fatkeqësia jote është më e lehtë se e të tjerëve.

4- Falëndero që kjo e keqe nuk është që preku në fenë e robit, por mbi një çështje të kësaj jete.

5-Dije se adhurimi që bëhet pas goditjes me një fatkeqësi është më i madh e më i vlefshëm se adhurimi në ditët e tjera.

6-Dhe se Allahu xh.sh zgjedh për ty atë që dëshiron Ai dhe atë që është më e dobishme për ty.

**"Por mundet që ju ta urreni një send, e ai është shumë i dobishëm për ju"**

*(Kur'an 2:216)*

## Mos imito personalitetin e të tjerëve

**"Secili ka një anë të cilës i kthehet, ju shpejtoni nga punët e mbara"**

*(Kur'an 2:148).*

"Ai është që ju bëri sundues në tokë dhe lartësoi në shkallë më të lartë disa nga ju mbi të tjerët"

*(Kur'an 6:165).*

"Secili grup e dinte vendin ku do të pinte ujë"

*(Kur'an 2:60).*

Njerëzit kanë veçoritë e tyre dhe secili ndryshon nga tjetri, për nga pamja, fuqia fizike, idetë, zgjuarsia dhe profesionet.

Pejgamberi [s.a.v.s.] si simbol i shembullit të pashoq i punësoi shokët e tij sipas mundësive dhe përgatitjeve të tyre, pra 'Aliun për gjykatës, Mu'adhin për pedagog, Ubejjin për Kur'anin, Zejdin për çështjet e trashigimisë, Halidin për luftë, Hasanin ib Thabitin për poezi, dhe Kajs ibn Thabitin për ligjërues.

Pra, rri me aftësitë tuaja dhe kryej detyrat e mos merr detyrat e të tjerëve që s'janë të përshtatshme për ty. A dëshiron ta shkrish veten dhe ta zhdukësh personalitetin?! Nëse e bën këtë, ke vrarë veten. Mos i përvetëso cilësitë e të tjerëve kur nuk janë të tuat.

Ndryshimi i cilësive dhe zgjuarsive njerëzore, ndryshimi i gjuhëve dhe i ngjyrave të tyre janë fakte që argumentojnë fuqinë e Allahut [xh.sh.] p.sh.: Ebu Bekri me mëshirën dhe butësinë që kishte i bër dobi një populli, Umeri me forcën dhe vendosmërinë që kishte e ndihmoi popullin islam.Të jesh i kënaqur me atë që ke është dhunti. Merri frytet e dhuntisë tënde, rriti ato të mira, përdori në të lejuarën, ofroju diçka të mirë të tjerëve që të kenë dobi ata që s'i kanë këto të dhëna.

"Allahu nuk e obligon asnjeri përtej mundësisë së tij"

*(Kur'an 2:286).*

Imitimi dhe përpjekja e futjes së vetes në personalitete të tjera është me të vërtetë varrosje e dhuntisë që të ka dhënë Allahu [xh.sh.] është vrasje e dëshirës, fshirje e bazës së dallimit dhe karakteristikave personale ndër njerëz, të cilat i dëshiroi Allahu të jenë të tila.

## Vetmia dhe përfitimi i saj pozitiv tek robi

Këtu dua të ta këshilloj vetminë më mirë se sa t'i ngjitesh punës dhe së keqes. Vetmia ta çel trurin dhe ta tret pikëllimin.

Thotë Ibn Tejmije: "S'ka rrugëdalje për robin, pos të ikurit nga përgojimi. Që ta bëjë adhurimin më të përsosur dhe përkujtimin e Allahut xh.sh më të sinqertë, leximin e kur'anit më me vëmendje, llogaritjen e vetes më me precizitet, lutjet e tija më me shpirt, le ta shoqërojë vetminë e ëmbël duke patur përkujtimin e Allahut gjithmonë në mend."

Në librin *Sajd el-Hatir* të Ibn ul-Xheuzit, do gjesh këto fjalë me të cilat lëvdon vetminë: "Nuk kam dëgjuar e as nuk kam parë si vetmia. Ajo të pushon, të jep dinjitet dhe të fal nder, të largon nga e keqja dhe nga e padobishmja, të mbron shpirtit dhe ta ruan kohën, të largon nga xhelozët, shpirtligët e smirëkeqët që qeshin kur ti qan, ta prezanton ditën e ardhme dhe të gjykimit në tru, të përgatit për ditën e takimit tënd me Allahun [xh.sh.], të pasuron me përulje e adhurim, ta aktivizon memorjen në gjërat e vlefshme, të bën të kuptosh ligjet e islamit më pastër, të bën të nxjerrish përkufizime më të urta rreth çështjeve diskutabile në jetë.

Pra, vetmia të jep kohë për hulumtimin e duhur e një aktiviteti islam që të njohësh detyrën dhe qëllimin kryesor të ardhjes tënde në këtë botë.

Qëndrimi yt i vetmuar ka dinjitet dhe peshë tek Allahu [xh.sh.] që s'e di kush veç Tij. Veçimi yt prej turmave të bën të mbledhësh frytet e mendimit tënd, të këpusësh idetë nga mendimet e tuaja aq të pastra sa që i gjasojnë filizave të reja ndër lulishte. Por mos harro se në të gjen edhe qetësimim e zemrës, largimin nga armiqtë e ziliqarët, dhe se je larg syrit të keq.

Kur ti veçohesh mbron gjuhën dhe gojën nga fjalët e kota, që mund t'i kishe folur. Vetmia është si një mbulesë që hidhet

mbi fytyrën e bukur. Nuk ka vetmi më të mirë se sa kur ke edhe librin në dorë. Kur hap fletët e tij, të hapen dyert e jetës; kur lexon rreshtat e librit të zmadhohen bebëzat e syrit, thua se duan t'i gëlltisin shkronjat. Kjo pra është vetmia që të bën të uritur për lexim.

Shpirti në vetmi kënaqet, zemra rri rehat, truri rri i gatshëm për të gjuajtur të vlefshmet. Në vetmi nuk punon për t'u parë nga njerëzit, se vetminë s'ta shoqëron kush pos Krijuesit tënd, e as t'i dëgjon fjalët e tua dikush prej njerëzve. Ty t'i dëgjon edhe fjalët edhe të rrahurat e zemrës vetëm Allahu, i Cili ua dhuroi zemrën dhe di çka fsheh e shfaq ajo.

Të gjithë ndriçuesit, të dobishmit, të mprehtit dhe të zgjuarit, vigjilentët në histori e të lartit në virtyte u konsideruan si sytë e kohës dhe yjet e territ. Këtë vlerë të lartë ata e arritën duke i ujitur rrënjët e virtyteve të tyre me ujin e vetmisë. Virtyte të mira që i ngjajnë pemës së mirë me rrënjët e saja të thella në tokë, e degët e saj janë të larta e që me vullnetin e Zotit ajo japin frytin e vet në çdo kohë!

**'Ali ibn 'Abdul-'Aziz el-Xhurxhani thotë:**

*Shpeshherë më thonë se je vetmitar dhe e do vetminë*
*S'të shohim kurr ndër popull, e as bashkohesh me njerëzinë.*
*Nuk e di se ç'i ka kapur kjo mërzi për mua*
*Me punët e mia merren, të tyret i kanë harruar*

*Nëse m'thonë se gjithë duniaja, vetminë tënde e ka kuptuar*
*Ju them se thashethemet më sëmurën, shpirti im duhet shëruar.*
*Nëse diturisë që mora përsipër s'i jap hakun që ma kërkon*
*S'paskam bërë tjetër, veç rendur për para që zemrën ma miklon.*

*Të lodhem duke mbjellur pemën, e në fund të këpus veç degën e saj?!*
*Më mirë të mbetem i paditur, injorancën përherë në kokë ta mbaj.*
*Se sikur të diturit ta kishin mbrojtur diturinë, i mbronte edhe ajo ata*
*Dhe sikur ta vlerësonin shpirtërat e tyre, ndriçimin e saj do kishin parë.*

*Por e zhvlerësuan, e vetë u ç'vlerësuan dhe u shkatërruan*
*Kur u hetuan se për fitim të kësaj jete, diturinë e lëvruan.*
*Dhe të mrolur e të vrazhdë në fytyrë, prej saj u larguan*
*As të kënaqur në këtë dunja e në tjetrën të mallkuar".*

Thotë Ahmed ibn Halil el-Hanbeliu:
*"Kush dëshiron të ketë vlerë, i qetë nga mërzitë e gjata*
*Të veçohet prej njerëzve, dhe le të pajtohet me të pakta.*
*Përndryshe s'mund t'jetosh jetë të pastër dhe të mirë*
*Kur tradhtarët pas shpine të mbyllin sytë, e lëvdimet kanë rënë lirë.*
*Kur kopracët të lodhin shpirtin, e xhelozët përgatisin sherrin*
*Ofkëllo kur kësisoj të njohish, se shpejt ta shkelin nderin!"*

'Ali ibn 'Abdul-'Aziz el-Xhurxhani thotë:
*Kënaqësinë e jetës kurrë nuk e shijova*
*Përveç librit dhe fletëve që mbi to shënova.*
*S'ka më mirë se dituria*
*Në të kënaqet shpirti e gëzon vetmia.*
*Kur me njerëzit të bashkohesh, prite poshtërsinë*
*Lëshoji ata, e jeto vetë, që ta ndjesh mbretërinë.*

Thotë Ibn Farisi:

*Më pyetën si je, thashë: Mirë jam,*

*Sapo zgjidh një problem, tjetrin n'prag e kam*

*Kur të këqijat na shpeshohen dhe gjoksi na ngushtohet*

*Shpresojmë tek Allahu që rrugëdalja të na ofrohet.*

*Kam macen që ma zbut egërsinë, herë më kënaq e herë ma prish qetësinë*

*Të dashurën time kam fenerin, e fletoret pasuri mbi tavolinë."*

## Mos u trishto nga vështirësitë e rënda

Me të vërtetë vështirësitë ta forcojnë edhe më tepër zemrën, t'i fshijnë mëkatet, ta kërrusin qafën, t'i largojnë mendjemadhësitë, ta humbin mospërfilljen, ta shtojnë të përmendurit e Krijuesit, të bëjnë tërheqës e të butë ndaj njerëzve, të mbjellin frikë ndaj më të Fuqishmit - Allahut [xh.sh.], të dorëzojnë në fuqinë e Tij, të bëjnë t'i tërheqësh vërejtjen vetes para kohe, të ngjallin përkujtimin e Allahut xh. sh., të edukojnë me durim, të përgatisin për takimin me Allahun [xh.sh.], të japin të kuptosh se jetës pa to s'i ka hije dhe se në dëshiron zemër të stabilizuar, pajtohu me këtë jetë ashtu siç është.

Kanë thënë se: 'Sa më tepër ta duash vetminë, aq më tepër është nder për atë.'

### Ndalohu dhe mendo...

Mos u brengos, sepse brengat e pikëllimi të dobësojnë në përulje e adhurim, të ngadalsojnë aktivitetin e sakrificën, të trashëgojnë humbjen dhe rrëzimin e vetes, të fusin në mendime të kota e të përplasin në pesimizëm.

Mos u brengos: për shkak se pikëllimi dhe shqetësimi janë dy shkaqe kryesore të sëmundjeve psikike dhe burimet rrjedhës të dhimbjes shpirtërore. Ato janë helme që të shkrijnë çdo ditë ngapak.

Mos u brengos, kur ke Kur'anin, përkujtimin e Allahut, lutjet, kohërat e namazit, lëmoshën që shuan mëkatet ashtu si shuan uji zjarrin, punon dhe vepron mirë, afron dobinë e frytshme edhe më tej.

Mos u mërzit e as mos u dorëzo pranë saj nëpërmjet zbrazëtirës që të humb, kryej namazin, madhëro Zotin tënd, lexo, shkruaj, puno, prit mysafirin, vizito, planifiko.

**"Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem"**

*(Kur'an 40:60).*

**"Luteni Zotin tuaj të përulur e në heshtje, se Ai s'i do ata që e teprojnë"**

*(Kur'an 7:55).*

**"Thuaj: thërrisni Allah ose thërrisni er-Rahman, me cilindo (emër) ta thërrisni, emrat e Tij janë më të bukur"**

*(Kur'an 17:110).*

## Mos u pikëllo, por lexoji këto rregulla që përmbajnë lumturinë

1- Dije se nëse nuk jeton brenda kufijve të ditës sate, shpejt do të të shpërndahet mendja dhe do t'i tejkalosh caqet. Kjo do të thotë që nëse zgjohesh në mëngjes, mos e prit mbrëmjen dhe nëse është mbrëmje mos prit mëngjesin.

2- Harroje të djeshmen me gjithë çka pate, mos mbaj mërzinë e asaj që kaloi, se është marrëzi.

3- Mos u preokupo për ardhmërinë se ajo i takon botës së panjohur, derisa të të trokasë në derë mos mendo për të.

4- Mos u dridh nga kritikat, por qëndro i paluhatshëm, dije se kritika peshon sa vlera jote.

5- Të besosh në Zotin e Madhëruar dhe të veprosh punë të mira është kënaqësia më e madhe e kësaj jete.

6- Kush dëshiron stabilizim, qetësi e pushim shpirtëror, le t'i përmbahet të përmendurit e Allahut [xh.sh.]

7- Dije se çdo gjë që ndodh është e caktuar nga Allahut [xh.sh.]

8- Mos prit falënderim prej askujt.

9- Mësoje shpirtin të ballafaqohet me fatkeqësitë.

10- Ndoshta kjo që të ndodhi është më e dobishme për ty.

11- Çdo caktim për besimtarin është i dobishëm për të.

12- Shikoji të mirat që të dha Allahu xh. sh., pastaj falënderoje Atë.

13- Ajo që ti posedon është më e vlefshme se gjithçka që kanë njerëzit.

14- Prej një ore në orën tjetër, prite rrugëdaljen.

15- Nga belatë e mëdha dalin lutjet e sinqerta.

16- Fatkeqësitë ta forcojnë zemrën dhe ti çelin sytë.

17- Më të vërtetë pas vështirësive pasojnë lehtësimet.

18- Mos të të thyejnë gjërat e pavlera.

19- Me të vërtetë Zoti yt ka mëshirë të gjërë.

20- Mos u nervozo... mos u nervozo... mos u nervozo.

21- Jeta është buka, uji dhe hija e freskët, mos kërko më tepër.

**"E në qiell është furnizimi juaj dhe ajo që ju premtohet"**

*(Kur'an 51:22).*

22- Shumicave e gjërave që ju frikohesh, nuk janë të vërteta.

23- Tek të lënduarit merr shembull.

24- Nëse Allahu [xh.sh.]e do një popull, e sprovon atë.

25- Përsërit lutjet që i ka lexuar Muhammedi a.s. në gjendjet e vështira të Tij.

26- Përmbaju punëve serioze e të frytishme, largoju zbrazëtirës.

27- Leri të pavërtetat dhe mos beso në çdo gjë që përhapet.

28- Inati dhe hakmarrja dëmton më tepër shëndetin tënd se sa kundërshtarin.

29- Çdo gjë që të preku nga fatkeqësitë s'është tjetër, pos falje mëkatesh.

## Përse të pikëllohesh, kur ti e ke ilaçin prej gjashtë llojesh

Autori i librit *Rrugëdalja pas Vështirësisë* përshkruan tregimin e një gjykatësi që u sprovua me një fatkeqësi. Një ditë, hynë tek ai vëllezërit dhe shokët e tij duke e ngushëlluar. Ai u tha: 'Unë kam bërë një ilaç që përmban gjashtë elemente.' E pyetën: 'Cilat janë?' U përgjigj: 'I pari: Bindja në Allahun [xh.sh.] I dyti: bindja se çdo caktim do të ndodhë. I treti: Durimi është më i vlefshmi që përdorin të sprovuarit. I katërti: Nëse s'bëj durim unë, çfarë do të bëja?! Pse pra ta ndihmoj frikën të hyjë brenda meje?! I pesti: Ndoshta do të kisha qenë më keq se sa jam. I gjashti: Prej një ore në tjetrën ka shumë rrugëdalje e shpëtim.

## Mos u pikëllo, nëse u dëmtove apo u qortove, ose u përbuze, apo t'u bë padrejtësi

Ibn Tejmije thotë: "Besimtari i vërtetë nuk kërkon ngatërresë, nuk fajëson të tjerët pa shkak, e as kërkon hakmarrje."

## Mos u demoralizo nëse të vërsulen fatkeqësitë, apo të radhiten belatë, por duro e qëndro

Durimi është më i lartë se frika. T'u bësh ballë fatkeqësive është nder dhe fisnikëri, ndryshe nga dorëzimi para tyre edhe pse s'ke rrugëdalje tjetër në këtë botë. Duhet të dish se nëse nuk bën durim vullnetarisht, do të bësh detyrimisht, deshe apo s'deshe.

Poeti i njohur el-Mutenebi thotë:

*Më gjuajti koha me fatkeqësitë,*
*Derisa pëlhura e zemrës m'u bë çelik.*
*Dhe u bëra që kur të më godsin me shigjetën*
*Të thyhen, sikur preknin shigjetat njëra me tjetrën.*
*Dhe ja kështu jetova, e për fatkeqësitë as që u interesova*
*Ngase të mbaj mërzinë dobi nuk pata e as që diçka fitova".*

Gjithashtu Ebu el-Mudhaffer el-Ebjurdi thotë:

*U bë e egër koha ndaj meje, e valët e saj me mua i turbulloi*
*Por ajo s'e dinte se unë lartësohesha, e ngjarjet vetja as që i numëroi.*
*Dhe qëndroi duke më treguar koha se si është kundërsulmi i saj*
*Qëndrova duke i treguar durimin dhe si duhet një zemër ta mbaj.*

## Mos u pikëlloni

Përderisa me ty qëndrojnë vëllezërit që të përkrahin, me ty janë të dashurit që të duan dhe kur të godet e keqja, atyre edhe më tepër u shtohet lidhja e dashurisë, mëshirës ndaj teje dhe bëhen më të fortë për ty. Për të të ndihmuar, nuk kursejnë gjë, e as nuk krahasojnë kënd tjetër me ty, sepse janë njerëzit tuaj dhe ti je i atyre.

Vërtet, shokët e tu, familja dhe tërë farefisi yt t'i harrojnë shpeshherë plagët e pikëllimit, nëse janë të sinqertë.

Allahu [xh.sh.] në Kur'anin Famëlartë thotë:

**"Atë ditë shokët e ngushtë do të jenë armiq të njëri-tjetrit, përveç atyre që ishin të sinqertë në miqësi"**

*(Kur'an 43:67).*

Mos u brengos nëse të mrolet dikush në fytyrë, apo zemërohet e të lëndon me fjalë, apo të ndalon nga e mira ndonjë koprac. Shtë-

piza e vogël e ndrequr me kashtë dhe shatoret e ndrequra prej pëlhure, me bukë të ngrohtë gruri, janë më të ndershme te ti dhe nëse këtyre iu bashkohet edhe ruajtja e moralit e shpirtgjerësia.

Dije se në këtë jetë je në provim dhe se ai është njëlloj si një sëmundje, që duhet kohë derisa të zhduket. Nëse shpejton ta zhdukësh më shpejt sëmundjen, kam frikë se mos zmadhohet dhe të shtohet dhimbja e saj. Ashtu si provimi është edhe fatkeqësia që patjetër të duhet kohë derisa të zhduken dhe humbin gjurmët e tij. Pra, ata që janë kërcënuar nga ankthet e fatkeqësisë, frikës e tronditjes janë të obliguar t'i përmbahen: durimit, lutjes dhe pritjes së rrugëdaljes.

## Shoku më i mirë është libri

Nga shkaqet që sjellin lumturinë është edhe leximi, përsëritja dhe ushqimi i trurit me fryte të dobishme.

Xhahidhi këshillon të lexosh dhe të hulumtosh libra, se leximi i tyre ta dëbon mërzinë: "Libri është një shok që kalon kohën dhe nuk të lëndon, është dashamiri yt që s'të shtyn të bësh keq, e as të bën kryeneç, dëshiron të rrijë me ty gjithmonë e s'të mërzit. Preferon të jetë nxënësi yt e s'të lëshon. Është fqiu yt që nëse i vonohesh nuk habitet; e ke si një shok që nuk përpiqet të të nxjerr brendësinë nëpërmjet lavdërimeve të zbrazura, e as nuk të tradhton. Libri nuk të përgënjeshtron, dhe me gënjeshtra nuk të dredhon.

Libri është ai që kur shikon fletët e tija ta shton kënaqësinë, ta mpreh mendjen, të bën të thjeshtë në të folur, të bën bujar, ta pasuron stilin gjuhësor, ta zgjeron shpirtin dhe mbush gjoksin tënd me dije e njohuri, të dhuron madhërim ndër njerëz. Prej tij mësove brenda një muaji atë që s'do ta kishe mësuar prej gojave të burrave brenda një kohe të gjatë. Libri s'të kërkon në fund re-

zultat, e as të thotë se e ke lodhur, as pret prej teje fitim të hollash, as nuk të urren, e as nuk të krahason me të pasurit.

Libri është ai i cili të jep natën atë që ta dha ditën, të jep rrugës atë që ta jep kur je në shtëpi, s'kërkon falje që të flejë, është si një dijetar që nëse ndahesh prej tij, ai nuk të tradhton, e nëse e ndërpret leximin nuk ta merr dobinë që ta dha gjatë atij, e nëse ikën prej tij nuk bën sikur s'të njeh. Gjithmonë qëndron i përulur ndaj teje, e nëse lëviz era e armikut tënd, nuk shndërrohet në kundërshtar.

Kur me të të jesh i lidhur në të gjitha çastet nuk ke nevojë për dikënd tjetër, e nëse librin e ke ndër duar s'do të kesh dëm nga egërsia e vetmisë dhe shoqërisë së keqe. Libri të mbron të mos kthehesh në çështje që s'të interesojnë e as nuk janë për ty, të mbron nga fjalët e këqija, kuptimet e prishura, moralet e ndyra dhe injoranca e sharë.

Dije se më e preferueshmja që të kalon kohën, dhe orët e vonshme të natës është Libri, që po e more në dorë dhe lexove s'të lë asnjë gjurmë të keqe. Nëse përfitove prej tij diçka, as nuk të pakëson mbrojtjen e moralit, as nuk të pengon në përmirësimin e fesë. Ai as nuk të shkakton humbje në pasuri, e as i fshin begatitë që ke. Përkundrazi, të ndreq e s'të prish, kurse të qëndruarit pa punë ditën dhe të ecurit rrugicave natën të prishin e s'të ndreqin!

## Thënie të vyera mbi librin

Ebu Ubejde thekson: "Muhelebiu i këshilloi bijtë e tij duke u thënë: "O bijtë e mi, mos shkoni nëpër tregje përpos kur t'ju duhen fletushka apo kur të botoni libra."

El-Hasan el-Lu'lui thotë: "I kalova 40 vjet nga jeta ime, kurrë nuk fjeta ditën, as nuk u mbështeta, as më mori gjumi natën, e të mos e kem patur librin të hapur mbi gjoks.

Ibn el-Xhehmi thotë: "Sapo m'i mbulonte sytë një shtresë e hollë gjumi, zgjohesha dhe merrja një libër nga librat e çmuar, ku gjeja dridhjet e zemrës. Kur zbuloja ndonjë çështje shkencore islame, zemra më zgjohej më shpejt se nga zëri i gomarit, dhe nga zëri i shembjes së ndërtetës."

Në një thënie tjetër ai thekson: "Kur më binte në dorë libri që preferoja, që më pasuronte me njohuri të reja e më sjellte dobi të mëdha, orë pas ore shikoja fletat e tij, nga frika se mos po më mbaron e të më ndërpritet dobia e tij, të më ndahet përmbajtja nga zemra e tij, e kur e lexoja Kur'anin në pamje të trashë, me fletë të shumta, më plotësohej jeta dhe më përsosej lumturia."

Me të vërtetë libër më i famshëm, më i shenjtë, më i pastër dhe më i lartë është

**"Libri që të është zbritur ty, që me të të tërheqësh vërejtjen dhe ti këshillosh besimtarët, pra të mos ketë shtërngim në gjoksin tënd"**

(*Kur'an 7:2*).

**Disa dobi nga libri:**

- Largimi i mërzisë dhe kotësisë
- Largimi nga njerëzit e padobishëm
- Zgjidhja e gjuhës dhe përfitimi në aspektin gjuhësor
- Zhvillimi i trurit dhe të menduarit
- Shtimi i njohurive dhe dobia nga ato
- Përfitimi nga biografitë e njerëzve të suksesshëm dhe të urtë gjatë historisë
- Qetësimi shpirtëror dhe shtimi i vetëbesimit
- Përforcimi i imanit, sidomos gjatë leximit të librave me tematikë islame, etj.

## Mos u trishto kur e di se me të mirën që bëre përfitove gjuhë që gjithmonë të lëvdojnë

Duarngritur qëndrojnë për ty, lutje të ngrohta nga zemra me vrull u dalin, gojëhapur ditët iu kalojnë duke të lëvduar për të mirat që u ofrove, kur ty të urojnë dhe lëvdohesh të ringjallin jetën, lëvdimi është si një fëmijë i përhershëm që nuk vdes kurrë.

Lexo ca vargje që ia thurën poetët njeriut fisnik:

*Sikur s'ju lejohet të thoni ndonjëherë jo*
*Çdo herë të nevojshmit i jep, i thua: ç'dëshiron kërko!*

*Në dimrin e ftohtë, ti mbetesh si diell*
*E në verën e nxehtë, qëndron hije nën qiell.*

*Un nuk mund ta di, kur jep pasuri*
*A të pakësohet begatia, a të shtohet pa kufi.*

*Mbete shembull bamirësie, ndër tërë këtë njerëzi*
*Përkujtohesh nga çdonjëri, dhe aspak s'kanë mërzi.*

*Me fytyrën tënde ndriçohemi, kur duam të ecim*
*Ballëlartë në netët e errëta, kalojmë e nuk ngecim.*

*Fjalët e mira kur na bien n'vesh për ty i dëgjojmë*
*Përsëriten prej çdo grupi, dhe fort mirë t'bekojmë*

*Për ne o dorëdhënë, çdo gjë sakrifikon*
*Lusim Fuqiplotin, Xhennetin ta caktON.*

## Ndalo dhe mendo

Kur u sëmur halifi Ebu Bekr e vizituan shokët e tij dhe i thanë: "A ta thirrim mjekun që të të shohë? Ai tha: Më ka parë mjeku. I thanë: E ç'të tha ai? U përgjigj: Më tha: "Unë bëj atë që dua" [Ç'dëshiron Allahu bëhet]

'Umeri tha: "Jetën më të mirë e jetuam kur durimin e kuptuam, dhe sikur të kishte qenë durimi në formë të njeriut, do ta vërenit sa bujar do të ishte".

'Aliu thotë: "Besimi dhe durimi janë si trupi dhe koka, nëse këputet koka, trupi shkatërrohet dhe në fund humbet." Pastaj ngriti zërin e tij duke thënë: "Me të vërtetë nuk ka besim të plotë ai që s'ka durim."

Hasani i biri i Aliut thotë: "Durimi është një dhunti prej dhuntive të bereqetshme, nuk ia jep Allahu [xh.sh.] atë përveç robit që tek Ai është fisnik."

Sulejman ibn el-Kasim thotë: "Çdo vepre i dihet shpërblimi i saj, përveç durimit, shpërblimi i saj mbetet i pa kufizuar. Allahu [xh.sh.] thotë:

**"Ndërsa durimtarëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë"**

*(Kur'an 39:10)*

si burimi i pashtershëm."

## Mos u mbush plot hidhërim, se pas kësaj jete ka një tjetër, e pas kësaj dite vjen një tjetër

Qetësohu se ekziston dita kur do të kënaqesh me drejtësinë që të jepet, nëse ta grabitën pasurinë këtu, do ta gjesh atje, nëse të shtypin dhe shkelin këtu, do të të kthehet haku atje, e kush u bë mizor këtu e pret dënimi i rreptë atje!

Shih ç'thotë filosofi gjerman Immanuel Kant: "Loja në këtë jetë akoma nuk është kompletuar, patjetër duhet të ketë skenë

tjetër dhe shfaqje tjetër, sepse në këtë botë shohim zullumqarë e të shtypur, e nuk gjejmë dot drejtësi; këtu hasim në pushtues dhe të nënshtruar, e nuk gjejm dot revansh. Atëherë, patjetër duhet të ekzistojë një botë tjetër ku do të mbizotërojë drejtësia për të gjithë."

Shejh Ali et-Tantaui duke komentuar këtë tha: "Kjo është thënie bindëse e një të huaji që pranon se ekziston bota e Ahiretit dhe Kijameti."

Një poet arab thotë:

*"Nëse ministri dhe delegatët e tij bëhen mizorë*
*Dhe gjykatësit e tokës bëhen të padrejtë në gjykim*
*Mjer dhe keq, pastaj përsëri mjer dhe keq*
*Për gjykatësit e tokës nga Gjykatësi i qiellit".*

Për ditën e llogarisë Allahu thotë në Kur'an:

**"Sot s'ka padrejtësi, Allahu llogarit shpejt"**

(*Kur'an 40:17*).

## Thënie dhe shembuj nga përvojat e popujve

Nëse të grumbullohen problemet e punët të radhiten njëra pas tjetrës mos u merakos.

Robert Louis Stevenson shkruan: "Çdo njeri ka mundësi ta kryejë punën e tij për një ditë, sado e rëndë që të jetë, dhe secili ka mundësi të jetojë i lumtur deri sa të perëndojë dielli, ky është kuptimi i fjalës jetë."

Një mendimtar tjetër thotë: "Jeta jote është vetëm një ditë, sepse e djeshmja iku dhe e nesërmja akoma s'ka ardhur."

Stephen Leacock shkruan: "Foshnja thotë: kur të bëhem si fëmijë. Fëmija thotë: kur të bëhem i rritur, e kur të rritem martohem. Mirëpo ç'ka pas martesës? Ç'ka pas të gjitha këtyre periudhave? Atëherë ndryshon të menduarit përreth dhe thotë: Kur do të bëhem plak që të marr pensionin. Shikon pas vetes jetën që mbaroi dhe nuk sheh asgjë, pos erë të freskët me zë të butë që thotë: E humbe jetën tënde që për të u linde dhe të gjitha minutat e saj. Ne mësojmë, kështu, pas kalimit të kohës dhe kur bëhet shumë vonë, se jeta jonë jetohet çdo minutë e çdo orë të ditëve tona."

Njëri nga të parët tanë thomte: "Keni kujdes nga fjala 'do të' sepse nga kjo fjalë ka bllokuar shumë mirësi dhe ka vonuar shumë përmirësime."

Filozofi francez, Montaigne, thotë: "Jeta ime ishte e mbushur me fatkeqësi dhe kurrë nuk më mëshiruan."

Unë them: Këta ishin ata që s'e kuptuan qëllimin e krijimit të tyre në këtë botë, edhe pse ishin të mprehtë e kishin njohuri të thella. Ata nuk u udhëzuan me këtë mençuri që patën në udhëzimin e Allahut [xh.sh.], me të cilin dërgoi të Dërguarin e Tij, Muhammedin [s.a.v.s.]:

**"Ai të cilit Allahu s'i jep dritë, nuk ka për të pasur dritë"**

*(Kur'an 24:40).*

**"Ne e udhëzuam atë në rrugë të drejtë, e ai do të jetë: mirënjohës ose përbuzës"**

*(Kur'an 76:3).*

Një poet i madh italian ka thënë: "Mendo mirë për këtë ditë se ajo s'lind përsëri."

Por më bukur dhe më e plotë se kjo thënie është hadithi: "*Fale namazin sikur të jetë lamtumirës për ty.*"

Ai që i vë këto thënie në zemrën dhe gjuhën e vet sikur të mos jetonte më pas ditës së sotme, ripërtërin pendimin, përmirëson vep-

rat dhe përpiqet që me sa më tepër kujdes ta kryejë adhurimin ndaj Zotit të vet dhe të pasojë rrugën e Muhammedit [s.a.v.s.].

## Mos u merakos, pyetja vetes këto pyetje për të djeshmen dhe për të nesërmen tënde

Mbylli dyert e hekurta të së djeshmes dhe të ardhmes dhe jetoi minutat e të sotmes:

1. Ç'kam vendosur të bëj? A më mirë ta vonoj jetën time të tashme për shkak të shqetësimeve të ardhshme, apo për shkak të kopshteve magjike atje përtej urës?

2. A ta shndërroj këtë ditë të ëmbël në helm e idhëti duke hapur fletat e ngjarjeve që kaluan dhe u humbën?

3. A është e logjikshme të zgjohem në mëngjesin e hershëm, e pastaj të vë duart në faqe, e ta bllokoj vetveten nga puna që më pret? Të ngurroj nga dobia e 24 orëve të sotme?

4. A kam dobi prej jetës nëse nuk i jetoj minutat e ditës sime?

5. Kur do të filloj t'ia parashtroj vetes këto pyetje që të më rregullohet mënyra e jetës? Javën e ardhshme,... të nesërmen, apo sot?

## Mos u pikëllo, nëse të preku thellë ngjarja që të ra, por pyet veten

1. Ç'është më e keqja që do të kishte mundur të më ndodhë?

2. Përgatite veten për pranimin dhe bartjen e saj.

3. Pastaj me një qetësi shpirtërore përmirësoje atë paramendim.

**"E atyre që dikush u tha: 'Populli është tubuar të ju sulmojë, pra keni frikë!' ajo vetëm ua shton edhe më shumë besimin e thanë: 'Na mjafton Allahu, Ai është Mbrojtësi më i mirë"**

*(Kur'an 3:173).*

## Mos u trishto, se trishtimi të dobëson fuqinë dhe ta shkatërron trupin

Dr. Alexis Carrel, fitues i Çmimit Nobel në mjekësi, thotë: "Biznismenët që nuk dinë si t'i përballojnë shqetësimet, vdesin herët."

Çdo gjë është në caktimin e Allahut [xh.sh.] dhe në caktimin e Tij s'guxon të ndërhyjë askush, por ndoshta kuptimi i thënies së lartëshënuar është se shqetësimi i tepërt shkakton humbje të përditshme dhe e shkatërron përfundimisht njeriun.

Gjithashtu, pikëllimi i tepërt sjell ulçer në stomak.

Dr. Joseph F. Mantagno, njëkohësisht edhe autor i librit *Problemi i Nervozizmit* thekson: "Njeriut nuk i shkakton ulçer ngrënia e ushqimeve, por ajo që e ha atë."

Poeti i madh arab thotë:

*Streset e shkatërrojnë trupin dhe e hollojnë nga pak*
*Të riut ia zbardhin flokët dhe e shndërrojnë në plak.*

## Dëmet e tjera që shkakton depresioni

Në librin e dr. Edward Bodowskit me titull *Lëreni Shqetësimin dhe Kapuni me të Mirat janë* gjenden edhe këta kapituj:

1- Çfarë i bën zemrës mërzia.

2- Shqetësimi rrit trysninë e gjakut.

3- Shqetësimi shkakton sëmundje të reumatizmit.

4- Zvogëlo shqetësimin, nëse dëshiron ta mëshirosh lukthin.

5- Si bëhet shqetësimi shkaktar i ftohjes.

6- Shqetësimi dhe gjëndra tiroide.

7- Diabetikët dhe shqetësimi.

Vërtet, fjalë më e dobishme ndër të gjitha këto thënie, që do të vlente si vulë, është fjala e Allahut [xh.sh.]

"...që ua falin (të keqen) njerëzve"

*(Kur'an 3:134).*

Filosofi francez Montaigne, thotë: "Dua t'i shëroj problemet tuaja me duart e mia e jo me mëlçinë time e as me mushkëritë e mia."

## Çfarë mund të bëjë depresioni dhe hidhërimi

Dr. Russell Cecil nga Instituti i Mjekësisë në Universitetin e Cornell-it ka vendosur katër shkaqe të shtrira për artritisin:

1- Mosmarrëveshjet bashkëshortore

2- Vështirësitë financiare dhe shqetësimi

3- Vetmia dhe shqetësimi

4- Mëria dhe mllefi.

Dr. William Mark Gaungil, duke ligjëruar para Federatës Amerikane të Dentistëve, tha: "Ndjenjat jo të gëzueshme si shqetësimi dhe frika, mund të ndikojnë shpërndarjen e kalciumit në trup dhe si rrjedhojë prishjen e dhëmbëve."

## Kryej punën tënde me qetësi

Dale Carnegie thotë: "Afrikanët dhe amerikanët të cilët jetojnë në jug dhe kinezët janë popujt e vetëm që rrallëherë i godet sëmundja e zemrës që shkaktohet nga shqetësimi, ngase ata i kryejnë punët me qetësi të madhe dhe pa fije nervozizmi e zemërimi."

Gjithashtu thekson: "Numri i të vdekurve në Amerikë rritet më shumë te ata që bëjnë vetëvrasje se te ata që vdesin me sëmundje të tjera."

Ky është një realitet i çuditshëm që nuk të besohet!

## Ki mendim të mirë ndaj Zotit tënd

William James thotë: "Me të vërtetë Zoti është falës dhe i fal mëkatet dhe gabimet tona, por nuk e bën këtë edhe sistemi ynë nervor."

Ibn el-Ueziri në librin e tij *el-Avasim ue'l-Kavasim* shënoi këtë thënie: "Me të vërtetë shpresa në mëshirën e Allahut ia çel robit dyert e largpamësisë dhe e forcon në adhurimin ndaj Tij; e bën njeriun më aktiv në adhurimin e natës dhe e entuziazmon në punë të mira."

Kjo është më se e vërtetë, pasi shumica e shpirtërave nuk qetësohen veçse me përmendjen e Allahut, përmendjen e faljes së gjerë të Tij, pranimin e pendimit të robit tek Ai dhe përmendjen e butësisë së Tij. Pra, kur ia përkujton këto cilësi të Allahut [xh.sh.] robit që është i shqetësuar shpirtërisht, ai përpiqet të bëhet më i afërt te Krijuesi i vet dhe t'i vazhdojë punët e mira.

## Kur ju bredhin mendimet

Thomas Edison thotë: "Nuk ekziston mjet që njeriu të ikë nga mendimet e tij."

Kjo fjalë është e vërtetuar edhe me praktikë. Ndodh që njeriu të lexojë, apo të shkruajë por ai patjetër mendon. Ajo që e edukon mendjen dhe e lë të stabilizuar është seriozitet në punë, që të jep fryte të dobishme. E sa për popullin përtac që ia ka ënda zbrazëtirën, ata janë njerëz që e mbushin kohën e lirë me përhapje gënjeshtrash dhe ngritje kurthesh, pasi kështu e kanë shijen!

## Përqafoji kritikat konstruktive

Andre Moro thotë: "Çdo gjë që harmonizohet me dëshirat tona personale duket e vërtetë, e çdo gjë që është jashtë tyre ngacmon zemërimin tonë."

Gjithashtu janë këshillat dhe kritikat. Në shumicën e rasteve ne jemi ata që e duam lavdërimin dhe duam të na lëvdojnë, edhe nëse është e kotë; e urrejmë kritikën dhe qortimin edhe nëse është i vërtetë.

Pa dyshim se ky është turp i madh e gabim i rrezikshëm.

**"E kur thirrën që ndërmjet tyre të gjykojë Allahu dhe i Dërguari i Tij, një grup prej tyre s'iu përgjigjën asaj. Po nëse e drejta u takon atyre (në atë gjykim) ata i shkojnë atij të bindur dhe me respekt"**

*(Kur'an 24:48-49).*

William James thotë: "Kur të vendosësh të bësh diçka brenda ditës, kryeje po atë ditë, seps vendosmëria të largon nga koka mendimet dhe mërzitë që ndodh t'ju sundojnë, deri në rezultatin e zgjidhjes së problemit, që do të thotë se nëse je i bindur në atë vendim dhe nuk luhatesh dot, vazhdon dhe ecën përpara. Mos u ndal me hamendje, apo të shqetësohesh e t'i kthesh hapat e tua mbas, e as mos e humb veten me dyshimet që të lindin, e as mos vazhdo të shikosh se ç'lë pas shpinës tënde."

Një poet thotë:

*Nëse ke ide për diçka, qëndro i vendosur*

*Se mendimi të prishet, kur rri i merakosur.*

Trimëria në marrjen e vendimit të zgjon nga çoroditja e shqetësimi.

**"E kur çështja të jetë vendosur, do të ishte më mirë për ata t'i jenë besnikë Allahut"**

*(Kur'an 47:21).*

## Mos jeto në fantazira - puno, përpiqu dhe largoje pasivitetin

Dr Richard Cabot, profesor i mjekësisë në univerzitetin e Harvard-it në librin e tij të titulluar *Me Çfarë Jeton Njeriu*, thek-

son: "Unë, si mjek, ju këshilloj me punë si ilaçi më i suksesshëm për të sëmurët që ankohen nga krizat nervore, si rezultat i dyshimeve, luhatjeve dhe frikës. Pra, puna është për ne ajo që na dhuron trimërinë, na bën të bazohemi në vetvete. Kjo e ka bërë Emersonin më madhështor."

**"E kur të kryhet namazi, atëherë shpërndahuni në tokë dhe kërkoni begaditë e Allahut"**

*(Kur'an 62:10).*

George Bernard Shaw thotë: "Ndoshta sekreti i depresionit qëndron në atë kur fillon të mendosh rreth asaj se a je i lumtur apo jo. Mos u intereso për një mendim të tillë, por qëndro i angazhuar në punë, ngase atëherë fillon gjaku të qarkullojë dhe truri të mendojë. Qëndro i lidhur me punë, ngase kjo është ilaçi më i mirë që ekziston mbi sipërfaqen e tokës."

**"Dhe thuaj: 'Veproni, Allahu do ta shohë veprën tuaj, edhe i Dërguari i Tij e besimtarët"**

*(Kur'an 9:105).*

Romansieri britanik Benjamin Disraili thotë: "Jeta është shumë e shkurtër që të jetë e parëndësishme."

**"E ai thotë: 'Sa vjet kemi kaluar në tokë?' Ata thonë: 'Kemi qëndruar një ditë, ose një pjesë të ditës, pyeti ata që dinë numërimin.' Ai thotë: 'Mirë e keni, sikur ta dinit njëmend, pak keni qëndruar'"**

*(Kur'an 23:112-114).*

## Shpeshherë lajmi i përhapur nuk besohet

Gjeneral George Crooke, njëri ndër luftëtarët më të mëdhenj të Indisë në historinë Amerikane, në faqen 77 të ditarit të tij deklaron: "Vërtetë gati çdo shqetësim dhe mërzi tek Indianët rrjedh nga imagjinata e tyre, e jo nga ngjarjet e vërteta."

Allahu [xh.sh.] thotë:

**"E çdo zë e mendojnë se është kundër tyre"**

*(Kur'an 63:4).*

**"Edhe sikur të dilnin me ju, ata nuk do të ju shtonin tjetër pos ngatërresës dhe shumë shpejt do të përçanin mesin tuaj"**

*(Kur'an 9:47).*

Profesori i shquar Hawks i universitetit Columbia thekson: "Çdo sëmundjeje që është nën diell ose i gjendet shërimi ose s'i gjendet kurrë. Nëse ka shërim, atëherë përpiqu ta gjesh, e nëse nuk ekziston ilaçi atëherë mos u intereso për të."

Mbi këtë thënie kemi hadithin e Pejgamberit [s.a.v.s.] që thotë: *"Nuk zbriti Allahu [xh.sh.] asnjë sëmundje, pa zbritur ilaçin (shërimin) e saj. E diti kush e diti, nuk diti kush nuk diti."*

## Butësia jua mënjanon konfrontimet

Një mësues japonez iu drejtua nxënësve të tij: "Butësia është një lloj si shellga (e cila është shumë elastike dhe e lakueshme) dhe hakmerrja është një lloj si një dru i cili është shumë i ashpër dhe i fortë (që era shpejt ia këput trungun)"

*"Besimtari është një lloj sikur bima jeshile (e re), të cilën era e lëkund herë djathtas e herë majtas"* ( hadith).

Njeriu i urtë dhe i mençur është sikurse uji, i cili asnjëherë nuk ndeshet me shkëmbinjtë gjigantë të maleve, por iu sillet, përplaset dhe i rrjedh në të djathtë, në të majtë, mbi apo nën të"

Hadithi i Muhammedit a.s. e vërteton këtë fjalë. *"Besimtari është sikurse devja me frera në hundë, sikur t'i thuhet të gjunjëzohet mbi gurë, do të gjunjëzohej"*

## E kaluara nuk kthehet

"Ashtu që të mos dëshpëroheni për atë që u ka kaluar"

*(Kur'an 57:23).*

Doktor Paul Brandon-i e hodhi përtokë gotën me qumësht që kishte mbushur, ajo u thye e qumështi u derdh, pastaj bërtiti duke thënë: mos vajto mbi qumshtin e derdhur tani.

Kurse thënia popullore është: "Ajo që nuk të është caktuar vështirë se mund të arrihet."

## Kërko lumturinë në vetveten tënde dhe brenda teje, e jo rreth teje dhe jashtë teje

Poeti i shquar anglez Milton thotë: "Mendja jote në vendin e vet dhe në vetvete mund ta bëjë parajsën ferr, e ferrin parajsë!"

Poeti i madh arab, el-Mutenebiu, thotë:

*I mençuri e bën të nxirë jetën e tij, duke jetuar në begati*

*E injorantit vështirësitë s'i duken gjë, jetën kalon plot harmoni.*

## Pra jeta s'meriton pikëllimin

Napoleoni në thonte Saint Helena: "Nuk di të numëroj gjashtë ditë gëzimi e lumturie në jetën time."

Hisham ibn Abdul-Melik, halifi i shtetit islam, thonte: "Numërova ditët e lumturisë sime, e nuk gjeta më tepër se trembëdhjetë ditë."

Ndërsa Abdul-Meliku, thonte: "Sa mirë do të ishte, sikur të mos kisha qenë halif."

Një ditë Ibn es-Semmaku (ligjëruesi i njohur i asaj kohe) hyri te Harun er-Reshidi. E mori etja Harun er-Reshidin dhe kërkoi ujë. I tha Ibn es-Semmaku: 'Sikur të të ndalohet kjo pirje uji, o prijës i besimtarëve, çfarë do të kishit bërë? A do ta kishe ndërruar gjysmën e pasurisë me këtë gotë uji?' Tha: 'Po.' Pasi e piu ujin i tha: 'Po sikur të të ndalohet nxjerrja e kësaj pike uji që e pive, a do e kishe dhënë edhe gjysmën tjetër të pasurisë, për ta nxjerrë atë?' Tha: 'Po.' Ibn es-Semmaku i tha: 'Pra, nuk ka dobi, prej një pasurie e cila s'vlen as sa një gotë uji."

Me të vërtetë, kjo jetë pa besim nuk ka vlerë, as peshë, e as kuptim.

**Poeti dhe filosofi islam Muhammed Ikbal, thotë:**

*Nëse besimi humbet nuk ka siguri*
*As nuk ka jetë, për atë që fenë s'e përtërin.*
*E kush pajtohet të jetojë pa Fe*
*Ka bërë për vëlla asgjësimin.*

Emersoni në fund të esesë së tij "Mbështetja në vetveten" ka konkluduar: "Mos beso se triumfi politik, ngritja e pagave, shërimi nga sëmundja dhe kthimi i ditëve të lumtura do të hapin para teje horizonte, sepse asgjë nuk të sjell qetësinë përveç vetvetes tënde."

Allahu [xh.sh.] në Kur'anin Fisnik thotë:

**"O ti shpirt i bindur plotësisht, kthehu te Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar!"**

*(Kur'an 89:27-30)*

Është interesante se në Kur'anin Famëlartë më tepër jemi të urdhëruar të kujdesemi ndaj sëmundjeve psikike dhe shpirtërore se ndaj sëmundjeve fizike. Thotë Allahu [xh.sh.]:

"Në zemrat e tyre kanë sëmundje, e Allahu ua shton sëmundjen edhe më shumë, e për shkak se ata përgënjeshtruan, pësojnë dënim të dhembshëm"

*(Kur'an 2:10).*

"E kur ata u shmangën (nga e Vërteta) Allahu i largoi zemrat e tyre"

*(Kur'an 61:5).*

Filosofi francez Montaigne gjithmonë në jetën e tij thoshte këtë fjalë: "Nuk preket njeriu me atë që ndodh, ashtu siç preket dhe ndjehet nga mendimet e tij rreth asaj që ndodh".

Kurse nga gjurmët e shokëve të të Dërguarit [s.a.v.s.] kemi këtë lutje: "Zoti ynë, më bëj t'i pajtohem caktimit Tënd, që të di dhe të bindem se ajo që më ka goditur, s'ka mundur të mos më godasë, e as ajo që s'më ka goditur nuk ka mundur të më godasë."

**Ndalu një çast...**

Mos u brengos, sepse brengosjet të shqetësojnë edhe më shumë rreth të kaluarës, të frikësojnë mbi të ardhmen, si dhe ta harxhojnë ditën pa aktivitet e punë.

Mos u brengos, se mërzia ia ndal zemrës të rrahurat dhe e bën të punojnë me dhimbje. Brengat ta mrolin ta nxijnë fytyrën dhe, ta shuajnë shpirtin dhe t'i humbin shpresat.

Mos u pikëllo: se e gëzon armikun, shqetëson shokun e mikun, dhe ziliqarin e dëfren.

Dëshpërimi nuk ta rikthen atë që të shkoi dhe humbi, s'ta ringjall të vdekurin, e as nuk e ndryshon caktimin, por as s'e heq dobinë. Pastaj më e rrezikshmja është se dëshpërimi rrjedhën e ka nga i mallkuari, të rrënjos thellë shpresëhumbjen duke të paraqitur para syve varfërinë, të jep humbje të vërtetë e dështim të fortë.

"A nuk ta hapëm Ne gjoksin? Dhe ta hoqëm barrën e rrëndë, e cila shtypte shpinën tënde, dhe ta ngritëm lart famën tënde? E pa dyshim se pas vështirësisë është lehtësimi, vërtetë pas vështirësisë vjen lehtësimi. E kur ta kryesh (obligimin) atë botë mundohu me adhurim Allahut, dhe vetëm te Zoti yt përqëndroje synimin"

*(Kur'an 94:1-8).*

## Mos u pikëllo, përderisa je besimtar që beson në Allah

Me të vërtetë, ky besim është sekreti i kënaqësisë, qetësimit, i paqes dhe lumturisë dhe se hamendja, e keqja dhe vuajtja është me pabesimin dhe dyshimin. Plot njerëz të mençur, të mprehtë e të talentuar kam parë, por ç'e do kur zemrat e tyre ishin larg dritës dhe shkëlqimit të misionit islam, të zbrazura nga kjo dritë, gjuhët e tyre ishin të shuara dhe të lidhura si me pranga hekuri ndaj ligjeve dhe rregullave islame.

Thotë Ebu el-Ala' el-Mearri, për Islamin e pastër: "Kundërshtim, po ndaj nesh nuk ka mundësi tjetër përveç heshtje dhe nënshtrim."

Ibn Sina thotë: "Me të vërtetë intelekt aktiv është ai që lë gjurmë në natyrë"

Ilija Ebu Ma'adi thotë: "Erdha nuk e di prej nga, por unë mbërrita. Shikoja rrugën para meje dhe ecja."

Pra, kuptova se robi bëhet i lumtur sipas besimit që ka. Shfaqjet e fjalëve të këtyre filosofëve të vonshëm janë rrjetë e pandërprerë nga ato fjalë të forta të mizorëve të dikurshëm, ndër ata më i devijuari mëkatar ishte Faraoni, i cili tha:

"O ju pari, unë nuk njoh ndonjë Zot tjetër për ju pos meje"

*(Kur'an 28:38);*

"**Unë jam zoti juaj më i lartë**"

*(Kur'an 79:24).*

Mjer për këtë kufr të tyre që shkatërroi botën.

James Allen, autor i librit *Ashtu siç Mendon Njeriu*, thotë: "Saherë që njeriu ndërron mendim mbi gjërat dhe njerëzit rreth tij, ndërrojnë dhe njerëzit e gjërat përreth. Lëre ndonjë person t'i ndryshojë mendimet e tija, do të habitesh nga shpejtësia e ndërrimit të gjendjes materiale të tij. Pra, gjëja e shenjtë që ndryshon qëllimet tona është vetvetja..."

Shih çfarë thotë Allahu xh. sh. për mendimet e gabuara dhe gjurmët e tyre:

"**Por ju menduat se i Dërguari dhe besimtarët kurrë nuk do të kthehen te familjet e veta dhe kjo (bindje) në zemrat e tuaja ju duk e mirë dhe patët mendim të keq; ju ishit popull i shkatërruar**"

*(Kur'an 48:12).*

"**Ata formuan bindje të padrejtë ndaj Allahut, bindje injorante**"

*(Kur'an 3:154).*

Gjithashtu një thënie tjetër e James Allen: "Çdogjë që njeriu arrin ta bëjë është rezultat i drejtpërdrejtë i vetë mendimeve të tija... Pra, njeriu mund ta lartësojë veten, të triumfojë, të arrijë plotësimin e qëllimeve dhe dëshirave të veta, mirëpo, e gjithë kjo varet nga mendimet e tija."

Allahu [xh.sh.] për vendosmërinë dhe mendimin e vërtetë, thotë:

"**E sikur të kishin dëshiruar ata të dilnin, do të kishin bërë për të ndonjë pregatitje, por Allahu s'e pëlqeu ngritjen e tyre**"

*(Kur'an 3:46).*

"**Ai e dinte se ç'kishin zemrat e tyre, ndaj u dhuroi qetësimin**"

*(Kur'an 48:18).*

## Mos të të trondisin të pavlefshmet, se e gjithë jeta në përgjithësi është pa vlerë

E hodhën Sejjid Kutbin në thonjtë e luanit, mirëpo deshi Allahu dhe e shpëtoi nga kjo. E pyetën: "Për çfarë mendoje kur u gjende përpara luanit?!" Tha: "Mendoja mbi pështymën e tij, a është e pastër apo jo dhe çfarë thonë dijetarët për këtë (që të di se kur të a jam në gjendje të pastër apo jo kur të vdes)."

*Allahun përkujtova, edhe në momentin më të vështirë*
*Mbeta trim i paluhatshëm, ndonëse s'më linin të lirë.*
*Harrova të gjithë kënaqësitë tërheqëse në këtë botë*
*Në ditën e luftës së rëndë, për hir të Allahut Fuqiplotë.*

Allahu [xh.sh.] i dalloi disa shokë të të Dërguarit [s.a.v.s.] nga të tjerët sipas qëllimeve të tyre, dhe tha:

**"Pati prej jush që e deshën këtë jetë, e pati prej jush që e deshtën botën tjetër"**
*(Kur'an 3:152).*

Një njeri i urtë ka thënë: "Më trego për interesimet e njeriut, të të tregoj se ç'person është."

U përmbys një anije e vogël që ishte duke notuar mbi det dhe një besimtar ra në ujë. Ngase nuk dinte not, filloi marrjen e abdesit në det duke prekur me dorën e tij gjymtyrët një pas një, valët e detit duke e hedhur dhe përmbysur në fund e nxorën në breg dhe robi shpëtoi. Kur e pyetën për këtë, ai tha: "Desha të marr abdes para vdekjes që të jem i pastër."

*Sa i mirë që je! Edhe nën hallkat e hekurta,*
*misionin tënd të shenjtë nuk e harrove*
*as qerpiku i syve gjumin nuk shijoi,*
*derisa vdekjes pa frikë iu afrove.*

Imam Ahmedi edhe në momentet më të vështira, kur përballohej me vdekjen, u jepte shenjë të afërmve të vet të cilët i pastronin gjymtyrët dhe i jepnin abdes, që mos t'ia harrojnë larjen e mjekrës me ujë. Këtë ua përkujtonte pa ndërprerë me shenjë!

**"Ndaj Allahu ua dha shpërblimin e kësaj bote dhe shpërblimin më të mirë të botës tjetër"**

*(Kur'an 3:148).*

## Mos u trishto kur të shohësh armiqësi të hapur

Nëse bëhesh falës dhe i kapërcen shkeljet që të bëhen, arrin fisnikërinë në këtë botë si dhe shpërblimin në Ahiret.

**"E kush fal dhe bën pajtim, shpërblimi i tij është tek Allahu"**

*(Kur'an 42:40).*

Lexo fjalën e Shekspirit: "Mos e ndiz furrën fuqishëm kundër armikut tënd, se ndodh ta djegish veten tënde në të."

*Dhe thuaju syve, se për diellin ka tjerë sy*
*I sheh edhe nën mjegull, edhe kur dalin e të ngrohin ty.*
*Bëhu falës i syve, që Allahu ua fiku dritën*
*Nga shikimet e tyre nuk lodhesh e humbja ikën.*

Njëherë, një njeri i tha Selim ibn Abdullah ibn Umerit, dijetarit të brezit së dytë: "Ti me të vërtetë je keqbërës!" Ai iu përgjigj: S'më ka njohur askush tjetër përveç teje."

Një letrar amerikan ka thënë: "Mundet që shkopi i fortë dhe guri të m'i shkatërrojnë eshtrat, por fjalët kurrë nuk munden të më thyejnë."

Një njeri i tha Ebu Bekrit: "Pasha Allahun, do të të fyej me një sharje, saqë edhe në varrin tënd do të hyjë me ty!" Ebu Bekri u përgjigj: "Jo me mua, por në varrin tënd do të hyjë s'bashku me ty!"

Gjeneral Aisenhower thotë: "*Mjaft tani, e mos të humbin kohë duke menduar rreth njerëzve të cilët nuk i duam.*"

Njëherë i thotë mushkonja drurit të palmës: "Mbahu fort sepse dua të fluturoj." I tha palma: "Unë nuk të ndjeva as kur zbrite mbi mua, e si të të ndjej kur do të fluturosh!?"

Allahu [xh.sh.] thotë:

**"Dhe kur kalojnë pranë së keqes, kalojnë duke e ruajtur karakterin. E kur me fjalë u drejtohen injorantët, ata thonë: 'Paqë'"**

*(Kur'an 25:63).*

Filozofi i madh kinez, Konfuçi, thotë: "Me të vërtetë, njeriu i zemëruar gjithmonë e mbush veten me helm."

Kurse në hadithin e Muhammedit [s.a.v.s.] kemi këto fjalë: *"Mos u zemëro, mos u zemëro, mos u zemëro". "Zemërimi është prush nga zjarri."*

Shejtani e mund njeriun shumë shpejt në tre gjëra: kur është i zemëruar, kur ndjek epshin dhe kur është pasiv.

## Kështu është kjo jetë

Marcus Aurelius, i cili është njëri ndër burrat më të mëdhenj të sunduesve në mbretërinë romake, thotë: "Sot do të takohem dhe do të pres njerëzit që flasin shumë dhe vetjakët mohues, por nuk do të mbetem i mahnitur, e as i shqetësuar, pasi kurrë s'e përfytyroj që bota të mbetet pa këta!"

## Mos u habit nga të këqinjtë ndonëse janë të shumtë, por habitu nga bamirësit ndonëse janë pakicë

Aristoteli ka thënë: "Me të vërtetë, njeriu shembullor është ai që gëzohet kur bën mirë, e turpërohet kur ia kthejnë të mirën, sepse ofrimi i mëshirës dhe butësisë të lartëson, kurse pranimi i mëshirës dhe butësisë është argument i dështimit."

*Dora që rri lart është më e mirë se dora që shtrihet poshtë"* (hadith). Dora që rri lart është ajo që jep, e dora që rri poshtë është ajo që merr.

## Mos u trishto nëse fiton kafshatën, një grusht ujë dhe pëlhurën që të mbulon trupin

Njëri nga marinarët kishte humbur në oqeanin e pafund dhe njëzet e një ditë qëndroi kështu i humbur, duke mos ditur veten fare se kah të merrte drejtimin. Kur shpëtoi nga kjo e njerëzit e pyetën se çfarë mësimi mori nga ky pësim i tmerrshëm, ai u tha: "Mësimi më i madh që nxora nga ky pësim është: nëse ke me vete ujin e pastër dhe ushqim të mjaftueshëm, gjithmonë rri i kënaqur dhe kurrë mos u bëj merak!"

Jonathan Swift thotë: "Mjekët më të mirë në të gjithë botën janë: Dr. Dieta, dr. Qetësia dhe dr. Gëzimi. Pra, ushqimi i pakët me qetësi dhe gëzim është ilaçi më i dobishëm i gjithë kohërave".

Mos u mërzit se ndodh që fatkeqësia të jetë e dobishme dhe dëmi që ti e konsideron të tillë mund të jetë i i mirseardhur.

Dr. Samuel Johnson thotë: "Shprehia e të shikuarit në anën e mirë të gjërve është më e shtrenjtë se fitimi i disa mijëra dollarëve në vit."

Njëria nga besimtarët e devotshëm i tha një harxhuesi: "Unë të shoh në dhunti të mëdha, prandaj kufizoji ato më falënderim."

Allahu [xh.sh.] thotë:

**"Nëse falënderoni, do t'ua shtoj të mirat, e nëse përbuzni, s'ka dyshim dënimi se Im është i vështirë"**

*(Kur'an 14:7)*

**"Allahu ju sjell si shembull një fshat që ishte i sigurt dhe i qetë, të cilit i vinte furnizimi nga të gjitha anët me bollëk, kurse ata i përbuzën të mirat e Allahut. Atëherë Allahu, për shkak të sjelljes së tyre, ua veshi petkun e urisë dhe të frikës"**

*(Kur'an 16:112)*

## Mos u pikëllo, shiko veten dhe vlerësoje atë, ti nuk i ngjan askujt

Dr. James Gordon Gilkee thekson: "Problematika e dëshirës për të qenë vetvetja është e vjetër sa vetë historia e njerëzimit. Po ashtu problematika e mosdashjes së vetvetes është burim madhor i çekuilibrit dhe shqetësimit personal."

Dikush tjetër tha: "Ti në krijimtarinë tënde je diçka tjetër, ty askush s'të përngjan, e as që i ngjan kujt tjetër, ngase Allahu [xh.sh.] bëri dallim mes krijesave dhe i bëri të ndryshëm nga njëri-tjetri".

**"Vërtet, veprimi juaj është i llojllojtë"**

*(Kur'an 92:4)*

Angelo Battero ka shkruar trembëdhjetë libra dhe mijëra artikuj rreth edukimit fëminor. Ai thotë: "Askush nuk është i mjerë siç është ai i cili dëshiron të mos jetë si vetvetja, apo si trupi dhe mendimet e tij".

**"Ai lëshon shiun nga qielli e sipas madhësisë së tyre rrjedhin përrej"**

*(Kur'an 13:16).*

Çdo person ka cilësitë, veçantitë dhe talentet e veta, andaj askush mos të shkrihet në tjetrin. Ty të krijoi Allahu [xh.sh.] me

aftësi të caktuara, që t'i kryesh veprat e caktuara të përputhura me aftësitë që i posedon, dhe ashtu siç thonë: "Lexo vetveten, që të dish çfarë të ofrosh (punosh)."

Emersoni në esenë e tij rreth "mbështetja në vetveten" thotë: "Do të vije koha kur njeriu do të arrijë në dituritë shkencore që të bindet dhe të besojë se xhelozia është injorancë, imitimi është vetvrasje, dhe se veten duhet ta konsiderojë ashtu siç është, sido që të jetë momenti e koha, ngase ky është caktimi i tij. Sado që kjo hapësirë është përplot me gjëra të mira e të dobishme, nuk do mund të arrijë te kokra e drithit përveç pas mbjelljes dhe kujdesit të tokës pjellore. Pra, fuqia e brendshme që gjendet në brendësinë e tij është e re në natyrë, saqë askush nuk e di këtë fuqi të re, madje edhe njeriu që e posedon në vetvete derisa ta provojë.

"Dhe thuaj: 'Veproni, Allahu do ta shohë veprën tuaj, edhe i Dërguari i Tij e besimtarët"

*(Kur'an 9:104).*

**Të ndalemi pak...**

Këto ajete Kur'anore që vijojnë të forcojnë dhe ta mbushin zemrën me *Iman*, ashtu që të kesh mendim më të mirë ndaj Zotit tënd.

**"Thuaj: 'O robërit e Mi, që e keni ngarkuar veten me shumë gabime, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, se vërtet Allahu i fal të gjitha mëkatet, Ai është që shumë fal dhe është Mëshirues!"**

*(Kur'an 39:53).*

**"Dhe ata që kur bëjnë ndonjë (mëkat) të shëmtuar ose i bëjnë zullum vetes, e përmendin Allahun dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre - e kush i fal mëkatet përveç Allahut? - dhe që duke e ditur, nuk e vazhdojnë atë që kanë punuar"**

*(Kur'an 3:135).*

"E kush bën ndonjë të keqe ose e ngarkon veten, pastaj kërkon falje te Allahu, ai e gjen Allahun falës e mëshirues"

*(Kur'an 4:110).*

"E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen Mua dhe le të më besojnë Mua"

*(Kur'an 2:186).*

"Ai është që i përgjigjet nevojtarit (të mjerit) kur ai i thërret, duke ia larguar të keqen e juve ju bën mbizotërues të tokës. A ka Zot tjetër pos Allahut? Jo, por ju shumë pak përkujtoni"

*(Kur'an 27:62).*

"E atyre që dikush u tha: 'Populli është tubuar t'ju sulmojë, pra kini frikë!' ajo vetëm ua shtoi edhe më shumë besimin, e thanë: Na mjafton Allahu, Ai është Mbrojtësi më i Mirë! Dhe pa i gjetur kurrfarë e keqe fituan begati e mirësi të mëdha nga Allahu dhe e arritën edhe kënaqësinë e Tij, Allahu është dhurues i madh"

*(Kur'an 3:173-4).*

"E çështjen time ia besoj Allahut: vërtetë Allahu mbikëqyr robërit! Dhe Allahu e shpëtoi atë prej të këqijave që i kurdisën."

*(Kur'an 40:44-45).*

## Ndodh që nga e dëmshmja t'ju vijojë dobia

William James thotë: "Disavantazhet na ndihmojnë deri në atë shkallë sa s'mund ta paramendojmë. Sikur Dostojevski dhe Tolstoi të mos kishin bërë jetë me dhimbje, s'do të kishin mundur t'i shkruajnë tregimet e tyre të dalluara. Pra, bonjakëria, verbëria, mërgimi dhe varfëria mund të jenë shkaqe për arritje dhe epërsi, për përparësi dhe kontribut."

Fëmijët dhe pasuria mund të jenë shkak i vuajtjeve,

**"Prandaj, mos të të mahnisin pasuria dhe fëmijët e tyre, Allahu do vetëm t'i dënojë me to në jetën e kësaj bote"**

*(Kur'an 9:55).*

Ibn ul-Ethiri shkroi librat e tij më të shkëlqyer si *Xhami' ul-Usul* dhe *en-Nihaje*, duke qenë i gjymtë.

Serhesiu, librin e tij të njohur *el-Mebsut* që përmban 15 vëllime, e shkroi për shkak se ishte i mbyllur në pus!

Ibn ul-Kajjimi shkroi *Zadul Mia'd*-in gjatë udhëtimit!

Kurtubiu e shkroi komentimin e *Sahih Muslim*-it duke udhëtuar mbi shpinë të devesë.

Ibn Tejmijje, më tepër se gjysmën e librit të tij *Fetava Ibn Tejmijje* e shkroi duke qenë në burg!

Dijetarët e hadithеve i grumbulluan qindra mijë hadithe të Muhammedit [s.a.v.s.] ngase ishin të varfër dhe të huaj.

Një besimtar i mirë më lajmëroi për disa të burgosur që në burg kishin mësuar Kur'anin përmendësh dhe kishin lexuar më shumë se 40 vëllime librash.

Ebu A'la el-Mearri, të gjitha veprat e tij i ka shkruar duke qenë i verbër.

E sa të tjerë të dalluar, që u dëbuan nga punët dhe pozitat e tyre zyrtare, por pastaj iu përveshën më tepër punës vullnetare dhe i ofruan popullit dituri të dyfishtë.

Francis Bacon thekson: "njohja sipërfaqësore e filosofisë mund ta shpjerë njeriun në ateizëm, ndërsa thellimi në filosofi e afron mendjen njerëzore në besim."

**"Por këto s'i kupton kush pos dijetarëve"**

*(Kur'an 29:43);*

**"Po Allahut ia kanë frikën nga robërit e Tij, vetëm dijetarët"**

*(Kur'an35:28).*

**"Thuaj: 'Unë ju këshilloj vetëm me një gjë, për hir të Allahut të angazhohemi sinqerisht dy nga dy ose një nga një, e pastaj të mendoni thellë (që ta kuptoni) se shoku juaj (Muhammedi) nuk është i lojtur"**

*(Kur'an 34:46).*

Dr. Abraham A. Brill thotë: "Padyshim, besimtari i vërtetë, me besim të plotë, kurrë nuk goditet me sëmundje psikike."

**"E Allahu patjetër do t'i udhëzojë ata që besuan, në rrugën e drejtë"**

*(Kur'an 22:54).*

## Besimi është ilaçi më i mirë

Njëri ndër ekspertët më të mëdhenj të psikologjisë në kohën tonë, Dr. Carl Jung, në faqen 264 të librit të tij me titull *Njeriu Modern në Kërkimin e Shpirtit*, thotë: "Gjatë tridhjetë viteve të kaluara më erdhën persona nga të gjitha vendet e botës për të marrë këshilla, shërova me qindra të sëmurë, shumica e tyre ishin në moshë të mesme, d.m.th. mbi 35 vjeçarë, dhe mes tyre nuk gjeta asnjë që i kthehet me seriozitet fesë e që ta shohë jetën përmes saj. Prandaj me plot dëshirë e guxim them: Çdonjëri prej tyre ishte i sëmurë sepse kishte humbur atë që ua jep feja besimtarëve. Pra, kush nuk i kthehet besimit të vertetë nuk shërohet dot."

**"E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do ketë jetë të vështirë"**

*(Kur'an 20:123).*

**"Ne do të mbjellim frikën në zemrat e atyre që nuk besuan, sepse ata Allahut i trillojnë e i mveshin zota të tjerë"**

*(Kur'an 3:101).*

**"Errësira njëra mbi tjetrën, saqë nuk mund ta shohë as dorën e vet. Atij që Allahu nuk i jep dritë, ai s'ka për të pasur dritë"**

*(Kur'an 24:40).*

## Mos u trishto, Allahu i përgjigjet nevojtarit ateist, e si të mos i përgjigjet besimtarit musliman?!

Prijësi me popullaritet më të madh në Indi pas Budës, Mahatma Gandi, do të ishte çmendur po të mos kishte vazhduar të pranojë inspirimin nga fuqia e adhurimit që bënte. Gandi e deklaroi këtë personalisht: "Sikur të mos isha lutur (në mënyrën e tij të posaçme), do të isha çmendur që herët."

Ja pra, kjo ngjau me Gandin, i cili nuk ishte musliman, megjithatë besonte dhe lutej në drejtimin e tij.

**"(Idhujtarët e dinë për Allahun se) kur hipin në anije (u këputet lidhja me tokë dhe frikësohen) i luten sinqerisht Allahut"**

*(Kur'an 29:65).*

**"A është Ai që i përgjigjet nevojtarit kur ai e thërret?"**

*(Kur'an 27:62);*

**"dhe binden se janë të shkatërruar, e lusin Allahun pa farë përzierje të idhujve"**

*(Kur'an 10:22).*

Hulumtova shumë rreth fjalëve të dijetarëve islamë mbi mërzitjen e shqetësimin por nuk gjeta, vallë ç'të jetë arsyeja?! Mendoj se ata dijetarë, hulumtues të famshëm, të zhytur mirë në besim të drejtë, jetuan me fenë e tyre, në siguri e paqe të pandërprerë; jeta e tyre ishte shumë larg dyshimeve dhe kotësive.

**"Ndërsa atyre që besuan, bënë vepra të mira dhe atë që iu shpall Muhammedit e besuan - e ajo është e vërteta prej**

Zotit të tyre - Ai ua shlyen mëkatet dhe ua përmirëson gjendjen"

*(Kur'an 47:2).*

Dëgjo fjalën e Ebu Hazm-it, i cili thoshte: "Në mes meje dhe mbretërve ka vetëm një ditë, sa i përket të djeshmes, nuk e gjejnë më kënaqësinë e saj, kurse sa i përket të nesërmes, edhe unë edhe ata jemi me frikë, vetëm se e sotmja na mbetet dhe kush e di se si mund të jetë ajo!"

*"Zoti ynë, Ty të lutemi për dobinë e kësaj dite: begatinë e saj, shpëtimin e saj, dritën dhe udhëzimin e saj"* (hadith).

"O ju që besuat, rrini të përgatitur"

*(Kur'an 4:71);*

"Dhe le të ketë shumë kujdes e të mos i japë të kuptojë askujt për ju"

*(Kur'an 18:19).*

"Fjala e tyre nuk ishte tjetër po vetëm thonin: 'Zoti ynë, na i fal mëkatet tona dhe lëshimet në punët tona, e na forco në vendet tona, dhe ndihmona kundër popullit jobesimtar! Ndaj Allahu ua dha shpërblimin e kësaj bote dhe shpërblimin më të mirë të botës tjetër; Allahu i do punëmirët"

*(Kur'an 3:149).*

## Mos u pikëllo, jeta është më e shkurtër se ç'mendon

Dale Carnegie na përshkruan ngjarjen e dikujt që ishte goditur me ulçer në stomak. Të gjitha përpjekjet e mjekëve qenë të pasuksesshme derisa i caktuan edhe kohën e vdekjes, dhe madje e këshilluan të përgatiste edhe qefinin. Kur papritmas Hani - emri i të sëmurit - mori një vendim shumë të çuditshëm ndaj vetes, duke thënë: 'Nëse nuk më paska mbetur në këtë jetë veçse një kohë e shkurtër për të jetuar, atëherë përse të mos kënaqem

gjatë saj? Çdoherë kam shpresuar dhe menduar të ec e t'i shoh të gjitha vendet e botës, përpara se të më arrijë vdekja. Kjo pra është koha kur më mundësohet ta relizoj ëndrrën e vjetër.' Pa ngurruar aspak, shkoi e mori biletën e udhëtimit. Mjekët që e kishin pacient, u frikuan dhe e këshilluan: Të paralajmërojmë se nëse je i vendosur për të udhëtuar, varri yt mund të jetë në thellësirat e detit! Por ai me një vendosmëri të fortë u tha mjekëve: Kurrsesi nuk do të ndodhë diçka prej kësaj që po më thoni. Unë u kam premtuar marinarëve që kufoma ime nuk do të varroset, pos në varrezat e familjes sime. Ja, kështu Hani hypi në anije, duke recituar poezitë:

*Ejani të shënojmë për njerëzimin një tregim*
*Ta mbarojmë jetën, me një të ëmbël përfundim*

*Se gjumi as na e zgjati jetën, kur me të e mbronim*
*E as na e shkurtoi jetën, natën kur pa gjumë qëndronim.*

Pra, këto vargje i thoshte njeriu jobesimtar, dhe kështu e filloi udhëtimin e tij me plot gëzim e lumturi. Dërgoi disa përgëzues te bashkëshortja e tij që ta lajmëronin për gjendjen e vet, duke i porositur që t'i thonin: "Çdo gjë të lezetshme e të këndshme që më kanë ofruar në anije e kam ngrënë. Kam pirë, kënduar e recituar poezi dhe të gjithë llojet ushqimore i kam ngrënë, madje edhe yndyrërat që i pata të ndaluara! Jam kënaqur gjatë kësaj shëtitjeje saqë këtë lumturi kurrë se kam patur më parë." Pastaj çka?! Dale Carnegie tregon se i gjori i dikurshëm Han është shëruar nga sëmundja që kishte në stomak dhe se mënyra që ai përdori për shërim është më e suksesshme për t'i mposhtur e asgjësuar sëmundjet dhe për t'i mundur dhimbjet!!

Unë nuk pajtohem me poezinë e thurur më lart, pasi që në të vërejmë devijim dhe dalje nga programi hyjnor, por qëllimi i tregimit është se lumturia, gëzimi, pushimi, janë shumë më të forta për përballimin e rreziqeve të sëmundjeve se sa kokrrat e ilaçeve.

## Mos u trishto, nëse ke arritur atë që të mjafton

**Ibn Rumiu thotë:**

*"Është ofruar kopraci mbi shpinë të të dënuarit*
*S'i lë rehat jeta, robëria e saj i fut me të shkatërruarit.*
*Mirëseerdhe o ti që me kafshatën e bukës mbetesh i kënaqur,*
*Lëri ata që pas shumicës vrapojnë të veshur e këmbëzbathur".*

**"Nuk është as pasuria juaj, e as fëmijët tuaj ajo që ju afron pranë Nesh, por vetëm besimi e veprat e mira; të tillët shpërblehen shumëfish për atë që vepruan dhe janë në dhoma të larta të shpëtuar"**

*(Kur'an 34:37).*

Dale Carnegie thotë: "Statistikat kanë vërtetuar se stresi është vrasësi numër një në Amerikë. Gjatë dy viteve të fundit të Luftës II Botërore nga bijtë tanë u vranë afër një e treta e milionit dhe brenda kësaj kohe sëmundja e zemrës përfshiu dy milion njerëz, kurse prej të tjerëve një milion ishin të sëmurë nga stresi dhe krizat nervore."

Po, me të vërtetë sëmundja e zemrës është prej shkaqeve kryesore, që e shtyu dr. Alexis Carrel të thotë: "Me të vërtetë, burrat me ndërmarrje pune që nuk dinë si ta përballojnë stresin, kanë vdekje të parakohshme."

Ky shkak është i shëndoshë, edhe pse afati i përfundimit është i përcaktuar:

"Askush nuk vdes pa vullnetin e lejen e Allahut; Ai është shënim i afatit të caktuar"

*(Kur'an 3:145).*

Shumë pak janë afro-amerikanët apo kinezët që ankohen nga sëmundja e zemrës, për arsye se janë popull që jetën e marrin me lehtësi e butësi. Për të vërtetuar këtë shih se numri i mjekëve që vdesin nga sulmet e zemrës është 20 herë më i madh se numri i bujqëve dhe punëtorëve të rëndomtë që vdesin nga i njëjti shkak. Pra, në realitet mjekët nga njëra anë i hapin gjallëri një jete nga ankthet dhe shqetësimet e rrënjosura, e nga ana tjetër paguajnë një çmim shumë të shtrenjtë. Deri sa t'i shërojnë të tjerët, sëmuhen vetë. "Mjeku shëron njerëzit, e vetë është i sëmurë."

## Kënaqja me atë që ke arritur e largon pikëllimin

Në hadithin e Pejgamberit [s.a.v.s.] thuhet: *"Dhe nuk themi tjetër, pos asaj që është kënaqëse për Zotin tonë."*

Ti ke një obligim të çmueshëm e ai është të dorëzohesh kur të vijë e caktuara. Kjo, që të jetë rezultati i saj më i dobishëm. Me këtë shpëton prej më të rrezikshmes: shpresëhumbjes, e cila të shkatërron dhe të varfëron.

Një poet thotë:

*Flokët e mia të thinjura mbi kokë syri kur m'i pa*

*U thash qimeve të bardha, mirëse erdhët e Merhaba.*

*Përshëndetjen ta kisha fshehur, s'do ta bëja këtë nga frika*

*Por e dija se nuk më largohen, u pajtova dhe kështu i prita.*

*Andaj të papëlqyerat kur më vijnë, e shpirti nuk më hidhërohet*

*E urrejtura përpara më prinë, por unë e shoh se asgjësohet*

S'ka ikje as rrugëdalje tjetër, pos të besosh në caktimin dhe *kaderin*, ngase ai do të zbatohet edhe sikur të ndërrosh lëkurën, e të dalësh nga rrobat e tua!

Nga Emersoni, në një libër me titull *Fuqia për Arritje*, është marrë ky citat: "Nga na erdhi kjo ide: Jeta e lirë, e vendosur, e qetë, e pastër nga vështirësitë dhe pengesat është ajo që krijon lumturinë e njerëzve, apo madhërinë e tyre? Kjo çështje sot është në të kundërtën, ngase ata që përvetësuan vajtimin dhe të qarit, do të qajnë dhe do ta bëjnë këtë vaj edhe nëse flejnë mbi mëndafsh të lëmuar e rrotullohen mbi pendë të buta. Historia dëshmon vetë se madhërimi dhe lumturia ia dorëzuan frerin burrave të shoqërive të ndryshme, ku gjenden të mirë dhe të këqinj, por në to u rritën edhe burra që bartnin përgjegjësitë mbi supet e tyre, e që nuk i hodhën ato pas shpine."

Ata që ngritën flamurin islam në periudhën e ditëve të para dhe të vështira të thirrjes së Muhammedit [s.a.v.s.], ishin me të vërtetë prej robërve, të varfërve dhe modestëve. Pjesa më e madhe e popullit që u ndesh me besimin e shenjtë ishin të mëdhenjtë dhe liderët e popullit pabesimtar, pasanikët, bartësit e pozitave dhe pronarët e pallateve.

**"E kur u lexoheshin atyre ajetet tona të argumentuara, ata që nuk kishin besuar u thoshin atyre që kishin besuar 'cili grup (ne apo ju) ka vend jete më të mirë dhe kuvend më autoritativ'?"**

*(Kur'an 19:73).*

**"Ata thonin: 'Ne kemi më shumë pasuri e fëmijë, e nuk do të ndëshkohemi"**

*(Kur'an 34:35)*

**"A këta janë mes nesh që Allahu i dhuroi? A nuk është Allahu më i Dijshmi për ata që janë mirënjohës?"**

*(Kur'an 6:53).*

"E ata që nuk besuan, u thanë atyre që besuan: 'Sikur të ishte (feja) ndonjë e mirë, ata nuk do ta përqafonin para nesh"

(Kur'an 46:11).

"Ata kryelartit thanë: 'Ne jemi mohues të asaj që ju i besuat"

(Kur'an 3:76).

"Pastaj thanë: 'Përse të mos i ketë zbritur ky Kur'an një njeriu të madh nga dy qytetet"

(Kur'an 43:31).

"A thua ata e përcaktojnë Mëshirën e Zotit tënd?"

(Kur'an 43:32).

Të përkujtoj një varg nga poezitë e Antares, i cili na tregon se vlera është në sjelljet e mira, në moralin e lartë dhe në karakterin që ka, e jo në prejardhjen dhe emrin e farefisit të tij. Thotë:

*Nëse unë jam rob, jam zotëri fisnik e bujar*

*Ose kam ngjyrë të zezë, por kam moral të bardhë.*

## Nëse ke humbur një organ të trupit, ke të tjera që e kompensojnë atë

**Ibn Abbasi thotë:**

*Nëse Allahu merr nga unë dritën e syve të mi*

*Drita përsëri mbetet në gjuhën dhe dëgjimin tim*

*Zemra e kam të shëndoshë dhe mendjen të plotë*

*E gjuha ime është mprehtë si shpata e heroit.*

Ndoshta pas dëmit që të ka ngjarë fshihet diçka e dobishme: "dhe ndodh të urreni diçka, e ajo mund të jetë e dobishme për ju."

Beshshar b. Burdi thotë:

*Më përçmojnë armiqtë edhe pse e meta është e tyre,*

*nuk është turp të të thërrasin i mangët,*

*nëse njeriu vëren trimërinë e devotshmërinë.*

*Verbëria e syve nuk do të dëmtojë,*

*në verbërinë shoh shpërblim, shpëtim dhe mbrojtje,*

*kurse unë për këto të trija kam më shumë nevojë.*

Shiko dallimin mes fjalës së Ibni Abbasit e Beshsharit dhe asaj të cituar më poshtë nga Salih b. Abdul-Kuddusi:

*Lamtumirë kësaj bote, se për plakun e verbër*

*në këtë botë nuk ka fat.*

*Njeriu vdes dhe përsëri konsiderohet i gjallë,*

*Shpresat e rrejshme e mashtrojnë atë.*

*Më jep shpresë mjeku në shërimin e syve*

*Por në fakt gjithçka është afër njëra-tjetrës.*

Përcaktimi i Zotit do ta ndeshë atë që e pranon dhe atë që e mohon, e kjo s'mund të ndalet, por ai që e mohon do të ndëshkohet dhe ai që e pranon do të shpërblehet e do të jetë i lumtur.

Umer ibn 'Abdul-Azizi i thonte Mejmun ibn Mehranit në një letër: Më ke shkruar të më ngushëllosh për Abdul-Melikun. Këtë s'e prisja, por meqë ndodhi e pranova plotësisht.

Ndërrimi i ditëve sjell të mira dhe të këqija.

Ahmet b. Hanbeli kishte vizituar Bekij bin Muhalidin i cili ishte i sëmurë dhe iu drejtua me fjalëi: "O Bekij, të përgëzoj për shpërblimin e Allahut, ditët e shëndetit kur s'je i sëmurë dhe ditët kur je i sëmurë e pa shëndet."

Kuptimi: Në ditët e shëndetit njeriut s'i vjen ndërmend sëmundja dhe si rezultat i shtohen dëshirat dhe ambicjet. Po ashtu, në ditët e sëmundjes s'të shkon mendja te shëndeti e si rezultat vjen plogështia, humbja e shpresës dhe mërzitja. Fjala e Imam Ahmedit është nxjerrur nga ajeti kuranor:

**"Po nëse Ne ia japim njeriut ndonjë begati, e pastaj e tërheqim atë prej tij, ai do të jetë shumë i dëshpëruar dhe përbuzës. E nëse pas të keqes që e pat goditur atë, Ne i dhurojmë të mira, ai do të thotë: 'Kaluan të këqiat prej meje!' Vërtet, ai është i shfrenuar dhe mendjemadh. Përveç atyre, të cilët kishin durim dhe bënin vepra të mira, të tillët kanë falje dhe shpërblim të madh"**

*(Kur'an 11:9-11).*

Në lidhje me këtë Ibn Kethiri tha: "Allahu [xh.sh.] na njofton me njeriun si krijesë dhe na përshkruan cilësitë e tij të qortuara. Nëse njeriun e godet ndonjë fatkeqësi pas rehatisë, ai dëshpërohet dhe i humb shpresat për të ardhmen, ashtu siç përbuz dhe mallkon të kaluarën e tij, sikur të mos kishte parë kurrë të mira e begati."

Po kështu ndodh edhe me njeriun që i vjen ndonjë begati pas vështirësisë: Ai do të thotë:

**"Kaluan të këqijat prej meje"**

*(Kur'an 11:10)*

Pra, ai thotë se nuk do ta gjejë asnjë e keqe pas kësaj.

**"Vërtet, ai është i shfrenuar dhe mendjemadh"**

*(Kur'an 11:10)*

Pra, u gëzua me atë që posedon dhe tregon kryelartësi para të tjerëve. Allahu thotë:

**"Përveç atyre, që kishin durim dhe bënin vepra të mira, të tillët kanë falje dhe shpërblim të madh"**

*(Kur'an 11:11).*

## Udhëto në tokën e gjërë të Allahut

Është thënë drejt se udhëtimi largon mërzinë. Ramhurmuzi, në librin e tij *el-Muhaddith el-Fadil* shpjegon dobitë e udhëtimit për të kërkuar dituri, dhe kënaqësitë e arritura përmes tij, duke i kundërshtuar ata që e urrejnë udhëtimin. Ai thotë: "Njeriu që udhëton dhe shëtit nëpër tokën e Allahut ndjen kënaqësi, argëtim, ripërtrirje e freskim. Është një kënaqësi e papërshkrueshme kur sheh toka e shtëpi të reja, fusha e kopshte të bukura, larminë e fytyrave, ndryshimin e gjuhëve dhe racave njerëzore, duke qenë kështu dëshmitar okular i mrekullive të vendeve të ndryshme. Rehatia që njeriu e gjen nën hije e pemëve të larta është e pashembullt. Të ngrënit nëpër xhamia, të pirit nëpër përrenj, të fjeturit aty ku të zë nata, e gjithë kjo ta shton dashamirësinë dhe modestinë me gjithkënd. Gjatë udhëtimit të shoqërojnë besimtarë të devotshëm që s'njohin lajka e shtirje. Udhëtarit, krahas kënaqësive i shtohet edhe eksperienca për kapërcimin e vështirësive dhe pengesave gjatë rrugës.

Pra, ata që s'e pëlqejnë udhëtimin po t'i njihnin këto kënaqësi të tij do i kishin parë tërë bukuritë e kësaj bote dhe do ta kishin ndjekur këtë rrugë me bujari e fisnikëri. Për udhëtarët nuk ka kënaqësi më të madhe se pamjet e bukura dhe aktivitetet e mrekullueshme që janë pjesë e udhëtimit. Ndërkaq, ata që e urrejnë udhëtimin janë privuar nga e gjithë kjo."

### Lexo dhe mendo

Pejgamberi [s.a.v.s.] thotë: *"Kur Allahu e do dikë, Ai e sprovon atë. Kush pajtohet me atë që i ka ngjarë do të ketë kënaqësi, e kush hidhërohet do të ketë zemërim."*

*"Njerëzit më të sprovuar janë pejgamberët, pastaj ata që janë më afër dhe që i ndjekin ata. Njeriu sprovohet sipas shkallës së besimit që ka. Nëse është i fortë në besimin e tij edhe sprovën e ka më të*

*fortë, e nëse është i dobët në besimin e tij do të sprovohet sa shkalla e besimit të tij. Njeriu sprovohet nga Allahu [xh.sh.] derisa të ecë mbi tokë pa asnjë mëkat."*

*- "Është e mrekullueshme gjendja e besimtarit, në të gjitha punët ai qëndron mirë. Kjo ndodh vetëm me besimtarët dhe me asnjë tjetër, sepse kur atij i vjen ndonjë dhunti dhe mirësi, ai është falenderues dhe kjo i sjell. E kur e godet ndonjë fatkeqësi, ai është durimtar dhe kjo i kthehet në dobi të tij."*

*- "Dhe dije mirë se sikur gjithë populli të mblidhet së bashku për të të sjellur ndonjë dobi, s'mund të të sjellin përveç asaj që ka caktuar për ty Allahu. Po ashtu, sikur të mblidhen të gjithë që të të dëmtojnë, atë s'do mund ta realizojnë, përveç asaj që të ka caktuar Allahu."*

*- "Sprovohen të devotshmit njëri pas tjetrit, që nga më i devotshmi e poshtë."*

*- "Besimtari është si një degë e vogël të cilën era e lëviz djathtas e majtas."*

## Mos u dëshpro në çastet e fundit të jetës

Ebu Rejhan el-Biruni, një ndër dijetarët dhe shkencëtarët islam, edhe pse jetoi gjatë, nuk u nda nga leximi, nxënia, mësimdhënia e përpilimi i librave të ndryshëm. Mund të thuhet se gjatë jetës së tij kurrë nuk e braktisi lapsin nga dora, shikimin nga meditimi dhe mendjen nga të menduarit.

Juristi islam Ebu'l-Hasan 'Ali ibn Isa thotë: "Vizitova Ebu Rejhanin kur ndodhej në shtrat të vdekjes. Me të hyrë në dhomë kuptova se jeton çastet e fundit të jetës. Duke qenë në këtë gjendje të rëndë, më pyeti: 'Si ishte përfundimi i çështjes së fundit që e biseduam rreth trashëgimisë?' Duke dashur t'ia lehtësoj, iu përgjigja: 'A është aq e nevojshme të flasim për çështje legjislative në këtë gjendje?' Më tha: 'E di se do ta lë këtë botë, por a nuk do

ishte më mirë ta di çështjen se sa të vdes injorant rreth saj?' Atëherë unë ia përsërita çështjen që kishte të bëjë me trashëgiminë dhe ai filloi të ma shpjegonte. Pasi dola nga dhoma e tij dëgjova një klithmë; e kuptova se ai ndërroi jetë. Pa dyshim që në këtë mënyrë e përfundojnë jetën e tyre vetëm shpirtërat e devotshëm."

Po kështu ndodhi me Umerin, i cili edhe pse kishte gjakderdhje të madhe nga plagët, i pyeste shokët e tij: 'A e plotësova namazin ose jo?!'

Sa'd ibn er-Rabiu gjatë luftës së Uhudit ishte plagosur rëndë, por edhe në çastet e fundit të jetës ai pyeste për gjendjen e Pejgamberit [s.a.v.s.]

Ibrahim bin Xherrahu tregon: "Ebu Jusufi ishte aq i sëmurë saqë kishte humbur vetëdijen. Kur erdhi në vete më pyeti: 'Ç'mendim ke rreth kësaj çështjeje?' I thashë: 'Edhe në këtë gjendje?!' Tha: 'Mendoj se duhet ta përfundojmë atë, ndoshta do t'i vlejë dikujt.'

Pastaj tha: 'O Ibrahim, si është më mirë të hudhen guralecat në haxh: duke ecur apo duke qenë i hipur (në kalë, deve, etj.)?' Iu përgjigja: 'Hipur.' Ai tha: 'Jo, nuk është ashtu.' I thashë: 'Atëherë duke ecur.' Më tha: 'Jo, nuk është ashtu' dhe më dha përgjigjen e saktë e kur dola prej shtëpisë së tij, dëgjova një klithmë nga ku kuptova se vdiq. Allahu e mëshiroftë!

Disa shkrimtarë bashkëkohorë thonë: Kështu ishin ata! Shfrytëzonin çdo çast, qofshin edhe momentet e fundit të jetës së tyre. Ata çdoherë flitnin për shkencat islame, në cilësinë e mësuesit apo studentit. Sa vlerë kishte dituria në mendjet e tyre! Ata edhe në shtratin e vdekjes nuk kujtonin të afërmit e as shëndetin; por zhyteshin sa më shumë në dituri, për të cilën flijuan jetën e tyre. Zoti i mëshiroftë, me të vërtetë ishin udhëhqës në shkencë e në Fe.

## Mos u dëshpro nga fatkeqësitë, ti nuk ke dijeni për çështjet në të ardhmen

Historiani dhe letrari i njohur egjiptian Ahmed ibn Jusuf në librin e tij *Shpërblimi dhe Rezultatet Pozitive*, thotë: "Njeriu duhet ta kuptojë që lehtësimi vjen pas vështirësisë, njësoj si drita e ditës që vjen pas errësirës së natës. Ndodh që njeriun ta prekë ndonjë fatkeqësi, dhe nëse ai nuk kërkon shërim, atëherë shtohet sëmundja, sepse njeriu ka nevojë për mbështetje dhe qetësim në raste vështirësie, me qëllim që të mos e kaplojë pikëllimi e ta shkatërrojë.

Të zhytesh në këtë tematikë është mëse e dobishme, sepse shembujt dhe tregimet e dhëna në këtë fushë të shtojnë besimin dhe ta rrisin vullnetin pozitiv. E gjithë kjo arrihet pas durimit që bëhet në ndodhjen e fatkeqësisë.

Në të njëjtën libër thuhet: "Vështirësitë para mirësive janë si uria para ngopjes. Edhe pse je i shqetësuar nga vështirësitë prapseprapë dhunti pas saj është kënaqësia."

Platoni thonte: "Fatkeqësitë janë të dobishme për shpirtin e njeriut aq sa janë edhe të dëmshme për jetën dhe trupin e tij. Ndërsa materializmi i tepërt dëmton shpirtin edhe pse mund ta ndihmojë jetën e përditshme dhe trupin."

"Shoqërohu me shokun me të cilin të bashkon vështirësia dhe largoju shokut me të cilin të bashkon rehatia."

Dëshira e Allahut Mëshirplotë është që ta shpërblejë njeriun e goditur me fatkeqësi, e kjo si lehtësim për gjendjen e tij shpirtërore.

Nga leximi që i bëra librit *Lehtësimi pas Vështirësisë* të autorit et-Tanuhi, nxora tre pika me rëndësi:

1. Lehtësimi pas vështirësisë është zakon i qëmotshëm i vendosur nga Allahu [xh.sh.]; në të nuk ka dyshim, ashtu siç nuk mund të dyshohet se pas natës vjen dita.

2. Vështirësitë në shumicën e rasteve në këtë botë janë më të dobishme për njeriun se sa lehtësimet.

3. Ai që sjell dobinë dhe largon dëmin, realisht, është Allahu [xh.sh.], dhe gjithçka që të ka goditur s'ke mundur t'i shpëtosh, e ajo që s'të ka ndodhur nuk ka mundur të të ndodhë.

## Mos u dëshpëro, kjo botë nuk meriton të dëshpërohesh për të

I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] thotë: *"Sikur kjo botë të kishte vlerë te Allahu sa një krah i mushkonjës, Ai nuk do të mundësonte që pabesimtari të pi asnjë pikë ujë në të."*

Krahu i mushkonjës ka më shumë vlerë te Allahu [xh.sh.] se kjo botë. Pra, kjo është e vërteta mbi këtë botë, daj nuk ka arsye që dikush të dëshprohet për të.

Gëzimi dhe kënaqësia don të thotë: Të ndjesh siguri për vetveten, të ardhmen, jetën dhe familjen tënde. Në fakt këto të gjitha përfshihen në besimin që ka njeriu (imanin) dhe në pajtimin që tregon besimtari për përcaktimin e Allahut [xh.sh.]

## Mos u dëshpro, ti i beson Allahut

Allahu Fuqiplotë thotë në Kur'an:

**"Pranimin tuaj të fesë islame mos Ma përmendni mua, Por nëse jeni të sinqertë Allahu juve ju bëri mirë, kur ju udhëzoi për besim."**

*(Kur'an 49:17)*

Nga begatitë e mëdha në këtë botë është ajo që e dinë vetëm të mençurit: shikimi i muslimanit mbi pabesimtarin, është rast që të përkujton begatinë e madhe që ta dha Allahu [xh.sh.] sepse Ai të ka udhëzuar në këtë Fe, dhe Ai s'të ka caktuar të jesh si ky

pabesimtar, që kundërshton argumentet e Allahut dhe nuk njeh Cilësitë e Tij dhe as librat e profetët e Tij. Kurse ti kujton të mirat që ke duke njohur Krijuesin, duke besuar në librat dhe pejgamberët e Tij, duke kryer urdhërat e Tij, etj. Kjo, në vetvete, është një begati e madhe për muslimanin që di të mendojë dhe e cila nuk ndërrohet me asgjë në këtë botë.

**"A mos është ai që është besimtar, si ai që ishte jashtë rrugës? Jo, këta nuk janë të barabartë"**

*(Kur'an32:18)*

Madje disa nga komentatorët e Kur'anit, përmendin se nga kënaqësitë e banorëve të Xhennetit është edhe shikimi i tyre nga banorët e Zjarrit. Kështu ata e falënderojnë Zotin e tyre për mirësitë që kanë dhe për dënimin që mund të meritonin.

## Vështrim - qasje

"La Ilahe il-la Allah"- "Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut." Shpirti dhe sekreti i kësaj fjale qëndron në veçimin që i bëhet Krijuesit të gjithësisë në Njëshmërinë dhe Madhërinë e Tij, në adhurimin dhe përuljen që i bëhet Atij, në mbështetjen e plotë të krijesave në Fuqinë e Dëshirën e Tij. Dëshmuesi që pohon se s'ka Zot tjetër përveç Allahut, shpreh dashurinë e vërtetë ndaj Tij, nuk ka frikë asgjë përveç Allahut, nuk i lutet askujt përveç Tij, i do të tjerët në emër të Allahut ose i urren ata në emër të Tij, për gabimet e bëra i pendohet vetëm Allahut, nuk sakrifikon përveç për hir të Tij, respekton të gjitha urdhërat e Tij, në çdo fatkeqësi e vështirësi kërkon vetëm ndihmën dhe mbështetjen e Tij, dhe nuk i përulet askujt përveç Atij. E gjithë kjo përfshihet në një fjalë: Nuk adhuron tjetër përveç Allahut Fuqiplotë.

## Mos u trishto, sëmundjet s'mund të jenë pengesë për të arritur suksesin

Në gazetën e përditshme *Ukadh* është intervistuar një person i verbër i quajtur Muhammed el-Medeni, i cili në këtë gjendje kishte studiuar librat e letërsisë arabe nga sytë e të tjerëve. Ai kishte dëgjuar librat e historisë, revistat dhe gazetat e ndryshme nga shokët e tij, kishte ndodhur që deri në orët e vona të natës të dëgjonte dhe mësonte nga të tjerët. Në këtë mënyrë ai ishte bërë një referencë në letërsi dhe histori.

Mustafa Emin në një numër të gazetës *esh-Sherk ul-Euset* shkruan: "Duro vetëm pesë minuta përballë intrigave të mashtruesve, përballë padrejtësisë së zullumqarit dhe tiranëve sepse, të jesh i bindur, shkopi dhe hallkat do të thyhen, i burgosuri do ta fitojë lirinë dhe errësira do të marrë fund.

Në Riad u takova me myftiun e Shqipërisë, i cili kishte qenë i burgosur njëzet vjet nga komunistët e atëhershëm. Në burg ishte përballur me tortura të ndryshme dhe punë fizike shumë të rënda, por përsëri kjo nuk kishte qenë pengesë që ai të falë pesë kohë namaz në një skaj të banjos, duke u fshehur nga sytë e zullumqarëve. Kështu edhe pse kaloi kjo kohë e gjatë ai me durimin që pati ngadhënjeu mbi padrejtësinë. Allahu [xh.sh.] thotë:

**"Dhe ata pa i gjetur kurrfarë e keqe fituan begati e mirësi të mëdha nga Allahu..."**

*(Kur'an 3:174).*

Nelson Mandela, presidenti i Afrikës së Jugut, qe i burgosur njëzet e shtatë vjet sepse thërriste popullin e vet për çlirim e pavarësi. Duke qenë këmbëngulës në thirrjen e tij, në fund ia doli. Në Kur'an thuhet:

**"Kush ka për qëllim jetën e kësaj bote e të mirat e saj, Ne**

**do ua plotësojmë shpërblimin e veprave të tyre në të, dhe atyre s'do u mungojë gjë"**

*(Kur'an 11:15).*

**"Nëse ndjeni dhimbje, edhe ata ndjejnë dhimbje sikurse ju, e ju, ndryshe nga ata, shpresoni nga Allahu çka ata nuk shpresojnë"**

*(Kur'an 4:104).*

**"Në qoftë se juve u preku çka ju dhemb (në Uhud), edhe atë popull (armikun) e pat prekur dhembje si kjo e juaja"**

*(Kur'an 3:140).*

## Nëse e ke njohur fenë islame nuk ka pse të brengosesh

Sa të varfër e të gjorë janë shpirtërat e atyre që s'e kanë njohur Islamin dhe nuk janë udhëzuar me të.

Këtë duhet ta kuptojë çdo thirrës në Fe dhe të nxitojë që thirrjen ta përhapë dhe ofrojë çdo njeriu në këtë botë. Thirrësi duhet të jetë i prirur për thirrje sepse vetë Islami është mirësi dhe shpëtim për të gjithë. Thirrja duhet të bëhet në tërë botën dhe në mënyrën më të bukur, sepse lumturia e njerëzimit s'mund të gjendet diku tjetër veç kësaj Feje të përjetshme. Thotë Allahu [xh.sh.]:

**"E kush kërkon fe tjetër përveç Fesë Islame, atij kurrsesi nuk i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpëruarit"**

*(Kur'an 3:85).*

Një thirrës islam banonte në Mynih të Gjermanisë. Në hyrje të qytetit kishte një reklamë në të cilën shruante "Ti nuk e njeh Jokohamën." Thirrësi islam në afërsi të saj ngriti një reklamë tjetër më të madhe dhe shkroi: "Ti nuk e njeh Islamin, e nëse dëshiron ta njohësh bjeri këtij numri..." dhe filluan t'i telefonojnë gjermanët nga të gjitha anët e Gjermanisë saqë për një kohë të

shkurtër pranuan Islamin me mijëra gjermanë e gjermane. Në atë vend më vonë ngritën një mesxhid dhe qendër islame për arsimim.

Njerëzimi ka nevojë të pazëvendësueshme për Islamin që ai t'ua kthejë njerëzve qetësinë, stabilitetin dhe sigurinë e kështu të dalin nga kaosi ku gjenden sot. Allahu thotë në Kur'an:

**"Allahu e vë me atë (Kur'anin) në rrugët e shpëtimit atë që ndjek kënaqësinë e Tij dhe me ndihmën e Tij i nxjerr ata prej errësirës në dritë dhe i udhëzon në një rrugë që është e drejtë"**

*(Kur'an 5:16).*

Një mistik islam thotë: "Nuk kam përfytyruar që dikush në botë të adhurojë përveç Allahut Fuqiplotë", por në Kur'an thuhet:

**"E nga robërit e Mi, pak janë mirënjohës"**

*(Kur'an 34:13).*

**"Në qoftë se i bindesh shumicës në tokë, ata do të të largojnë nga rruga e Allahut"**

*(Kur'an 6:16).*

**"Po ti edhe pse i lakmon, shumica e njerëzve nuk do të besojnë"**

*(Kur'an 12:103).*

Një dijetar musliman më tregoi se njëherë një Sudanez i shkretëtirës kishte ardhur në kryeqytetin Hartum, në kohën kur Sudani akoma ishte koloni e Britanisë. Në kryeqytet sudanasi i shkretëtirës pa një polic britanik duke ecur në rrugë. Pyeti shkretëtinasi: Kush është ky njeri? I thanë: njeri që nuk beson. Tha: Nuk beson në çka? I thanë: Nuk beson në Allahun. Tha: Vallë a ekziston njeri që nuk beson në Allahun [xh.sh.], dhe prej keqardhjes shtrëngoi barkon me dorë dhe filloi të vjellë. Rrugës për në shtëpi pyetej i habitur:

**"E ç'kanë ata që nuk besojnë"**

*(Kur'an 84:20).*

Një dijetar islam me emrin Esmai tregon rastin e një muslimani të shkretëtirës që kishte dëgjuar një lexues të Kur'anit duke recituar ajetin 23 të sures edh-Dhariatë:

**"Pasha Zotin e qiellit e të tokës, kjo është një e vërtetë ashtu siç është e vërtetë se ju flisni",**

*(Kur'an 51:23)*

me ç'rast kishte thënë: "I Lartësuar qoftë Allahu, ç'nevojë ka që Ai të betohet për të argumentuar ekzistimin e Tij, i Madhëruar qoftë Ai." Pra, ky është të menduarit e drejtë për Allahun dhe Cilësitë e Tij.

Transmetohet se në një hadith të vërtetë Pejgamberi a.s. ka thënë: "Zoti ynë qeshet." Një nomad musliman tha me këtë rast: "Shpresojmë çdo të mirë nga Zoti që qeshet."

Allahu Mëshirues thotë:

**"Dhe Ai është që e lëshon shiun, pasi që ata t'i kenë humbur shpresat dhe Ai shtrin Mëshirën e Vet"**

*(Kur'an 42:28).*

**"S'ka dyshim se Mëshira e Allahut është pranë të mirëve"**

*(Kur'an 7:56).*

**"Vërtet, ndihma e Allahut është Afër"**

*(Kur'an 2:214).*

Kush i lexon librat e historisë dhe biografisë së njerëzve nga e kaluara mund të përfitojë shumë, midis të tjerash:

1. Vlera e njeriut është në bamirësinë e tij. Kjo është thënie e 'Aliut që nënkupton se vlera e njeriut është në diturinë, sjelljen, karakterin, moralin apo adhurimin që ai bën, e asnjëherë vlerat e njeriut nuk i tregon pozita apo fizionomia. Allahu [xh.sh.] thotë:

**"Një rob besimtar është më i vlefshëm se idhujtari edhe nëse ai ju mahnit"**

*(Kur'an 2:221)*

2. Pozita e njeriut njihet në bazë të punëve dhe sakrificave që bën. Nderi dhe madhështia nuk përfitohen lehtë, e as që mund të arrihen pa derdhur djersë. Allahu [xh.sh.] thotë:

**"E sikur të kishin dëshiruar të dilnin, ata do të bënin për të (luftën) ndonjë përgatitje"**

*(Kur'an 9:46)*

**"Dhe bëni përpjekje të denjë për hir të Allahut"**

*(Kur'an 22:78).*

3. Vetë njeriu - me lejen e Zotit - është faktori kryesor që krijon historinë e vet. Ai e shkruan biografinë e tij me veprat e mira apo të liga.

**"Ne i shkruajmë veprat dhe gjurmët e tyre..."**

*(Kur'an 36:12).*

4. Jeta e njeriut është e shkurtër dhe përfundon shpejt. Mos e mbush atë me gjynahe, shqetësime e mërzitje.

**"Ditën kur ta përjetojnë atë (Kijametin), atyre do t'u duket sikur nuk kanë jetuar më tepër se një mbrëmje ose një mëngjes të saj"**

*(Kur'an 79:46)*

Mjafton mërzitja vetëm me jetën që është e hidhur dhe në të cilën nuk punohen vepra të mira.

## Shkaqet që e bëjnë njeriun të lumtur

1- *Veprat e mira:*

**"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull apo femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij/asaj një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre"**

*(Kur'an 16:97).*

2- *Gruaja e ndershme dhe e devotshme*:

"Zoti ynë, na bëj që të jemi të gëzuar me (punën) e grave tona dhe pasardhësve tanë"

*(Kur'an 25:74).*

3- *Shtëpia e gjërë*: Në hadithin e Pejgamberit [s.a.v.s.] thuhet: "*O Zot, bëje shtëpinë time të gjërë për mua.*"

4- *Përfitimi i mirë dhe i lejuar*: Pejgamberi [s.a.v.s.] thonte: "*Allahu është i Mirë dhe nuk pranon vetëm se të mirën.*"

5- *Sjellja e mirë dhe dashuria ndaj njerëzve*:

"Më bëj dobiprurës kudo që të jem..."

*(Kur'an 19:31)*

6- *Largimi nga borxhi dhe nga shpërdorimi i pasurisë*:

"Edhe ata që kur shpenzojnë nuk e teprojnë e as nuk janë dorështrënguar, por mbajnë mesataren e janë të matur"

*(Kur'an 25:67).*

"Dhe mos e bëj dorën të lidhur për qafe (mos u bëj koprrac), e as mos e shtrij në tërësi, e të mbetesh i qortuar dhe duarthatë (nga shpenzimi i tepërt)"

*(Kur'an 17:29).*

## Përbërësit e lumturisë

- Zemra falënderuese, gjuha që përmend Krijuesin dhe trupi durimtar.

Sikur të t'i grumbulloja dijen e dijetarëve, urtësinë e të urtëve dhe poezitë e poetëve, të cilët flasin për lumturinë, nuk do ta gjeje atë derisa të fitosh bindje të fortë se ti e posedon, e shijon atë dhe se ke nevojë për të. Pejgamberi [s.a.v.s.] në një hadith përcjell fjalët e

Zotit, ku Ai thotë: *"Kush më afrohet Mua duke ecur, i afrohem duke shpejtuar ecjen drejt tij."*

- Po ashtu, ndër përbërësit e lumturisë së njeriut është mbajtja e sekreteve, e në veçanti atyre personale.

Tek arabët, në një tregim, përmendet se është kërkuar nga një beduin që të mbajë sekretin e një njeriu për dhjetë dinarë. Në fillim beduini u përpoq ta mbante këtë sekret, mirëpo më vonë s'pati durim dhe ia ktheu të hollat personit në fjalë duke i treguar që sekretin do ta zbulonte dhe se nuk kishte durim e vullnet të fortë ta mbante.

**"O biri im, mos ua trego ëndrrën tënde vëllezërve të tu..."**

*(Kur'an 12:5).*

Pra, pika e dobët e njeriut është në shpalosjen e sekreteve tek të tjerët. Kjo është një sëmundje e vjetër dhe anomali në historinë e njerëzimit. Shpirti është i flaktë për të treguar tregime dhe shpalosur sekrete.

Kjo që përmendëm tregon se nëse njeriu nuk përpiqet t'i mbulojë sekretet e tij, ai nuk do të jetë i lumtur, por do të ndjehet i mërzitur dhe i penduar.

**"Dhe le të ketë shumë kujdes e të mos i japë të kuptojë askujt për ju"**

*(Kur'an 18:19).*

Një thënie popullore arabe pohon: "Mbajtja e sekretit i ngjan mbrojtjes nga vrasja."

## Mos u mërzit, se nuk vdes para kohe

**"E kur t'u vijë afati i tyre, ai nuk mund të shtyhet për asnjë moment, e as të përngutet më parë"**

*(Kur'an 7:34)*

Ky ajet kur'anor është ngushëllim për frikacakët, të cilët vdesin shumë herë para vdekjes së vërtetë. Le ta dinë se vdekja është e caktuar, nuk vjen para kohe e as shtyhet prapa. Sikur të mblidheshin të gjitha krijesat vdekjen nuk do mund ta përshpejtonin e as që do mund ta shtynin për më vonë. Ky realitet qetëson dhe stabilizon njeriun.

**"Agonia e vdekjes i vjen me atë të vërtetën..."**

*(Kur'an 50:19)*

Dije se mbështetja e lidhja përveç se me Allahun sjell mjeri:

**"Po Ne atë dhe pallatin e tij i rafshuam në tokë dhe, veç Allahut nuk pati që ta mbrojë e as vetë nuk pati mundësi të mbrohet"**

*(Kur'an 28:81).*

Në librin e Dhehebiut *Sijer A'laam en-Nubelaa* që është shkruar në 23 vëllime, e që përmban biografi të dijetarëve, mbretërve, princave, ministrave, poetëve, etj. do të gjesh dy të vërteta të rëndësishme:

1. Ai që do të arrijë diçka, si: pasuria, fëmija apo pozita shoqërore, pa u mbështetur në Zotin, Ai do t'ia mundësojë atë, mirëpo kjo mënyrë do i shkaktojë vuajtje e mjerim në jetë.

**"E ata (djajt) do t'i shmangin nga rruga e drejtë, kurse (jobesimtarët) mendojnë se janë duke i udhëzuar"**

*(Kur'an 43:37).*

Ja disa shembuj nga ata që arritën të posedojnë diçka më shumë se tjerët, e që në të vërtetë kjo arritje nuk u solli lumturi, por, përkundrazi, fundi i tyre ishte i mjeruar: Faraonit i solli mjerim pozita e tij, Karunit pasuria e tij, Ummejje bin Halefit tregtia e tij, Velidit fëmija i tij, për të cilin në Kur'an thuhet:

**"Ti më le mua dhe atë që e krijova të vetmuar"**

*(Kur'an 74:11).*

Po ashtu, Ebu Xhehlit i solli mjerim pozita, Ebu Lehebit ithtarizmi fisnor, Ebu Muslimit pushteti, Mutennebiut popullarizimi, Haxhxhaxhit kryelartësia dhe autoriteti, Ibn el-Furatit ministria.

2. Atë që beson në Allahun Fuqiplotë, krenohet me Të dhe punon për hir të Tij, Allahu do ta ngrisë në pozita të larta shoqërore e do ta bëjë të nderuar edhe te të tjerët, edhe pse ai nuk posedon pasuri, pozitë, familje aristokrate apo popullaritet.: Për shembull, për Bilallin thirrja e ezanit, për Selmanin Ahireti, për Suhejbin sakrifica e tij, për Ata'in dija e tij:

**"E fjalën e atyre që nuk besuan (e bëri) më të ultën, kurse Fjala e Allahut (është) më e larta. Allahu është më i Fuqishmi, më i Urti"**

*(Kur'an 9:40).*

## O Allah, ti je i madhëruar e i nderuar

Në një hadith të vërtetë Pejgamberi a.s. na ka porositur që sa më shpesh të përsërisim frazën: *"O Allah, Ti je i Madhëruar e i Nderuar"*. Po ashtu, na ka porositur që të përsërisim: *"O i Gjallë, O Vigjilues.* "Thuhet se ky është Emri më i madh i Zotit të botëve. Prandaj secili që e thërret Allahun [xh.sh.] me këtë Emër do të gjejë shpëtimin dhe lehtësimin.

**"Përkujtoni kur kërkuat ndihmë prej Zotit tuaj, e Ai ju përgjigj"**

*(Kur'an 8:9).*

Në jetën e muslimanit tri ditë janë festë:

1. Dita kur muslimani i kryen të gjitha namazet me xhema'at dhe kur largohet nga gjynahet:

**"O ju që besuat, përgjigjjuni Allahut dhe të Dërguarit kur ju ftojnë për atë që ju jep jetë"**

*(Kur'an 8:24).*

2. *Dita kur pendohet nga gjynahet dhe i kthehet Zotit Fuqiplotë:*

**"Ndaj edhe atyre Ai ua fali, në mënyrë që të pendohen. Allahu pranon pendimin se është Mëshirues"**

*(Kur'an 9:118)*

3. Dita kur do të takohet me Allahun, duke bartur me vete vepra të pranuara: *"Kush e do takimin me Allahun (dhe punon për të) Allahu e do takimin me të."* (Hadith)

Duke lexuar biografitë e sahabëve kam hasur në jetën e tyre pesë çështje që nuk i kanë të tjerët:

1. Të jetuarit me modesti, lehtësim e tolerancë të përgjithshme:

**"Dhe Ne do të të drejtojmë ty në më të lehtën"**

*(Kur'an 87:8).*

2. Dija e tyre ishte përbashkët me veprat e tyre, ata punonin më shumë se sa flisnin dhe nuk merreshin me demagogji e as ndërlikime në jetë.

**"Po Allahut ia kanë frikën nga robërit e Tij, vetëm dijetarët"**

*(Kur'an 35:28).*

3. Rëndësi më të madhe i kushtonin çështjeve të brendshme se sa atyre të jashtme: Ata kishin sinqeritet, mbështetje tek Allahu, dashuri e harmoni, frikë e respekt, kurse në veprat e jashtme si nafilet, agjërimi etj. ishin tolerantë, saqë disa nga *tabi'inët* (pasardhës të brezit të parë) ishin më të thelluar në studimin e këtyre çështjeve të fundit se sa vetë sahabët:

**"Ai e dinte se ç'kishin zemrat e tyre"**

*(Kur'an 48:18).*

4. Ata s'ishin të pasionuar vetëm në grumbullimin e pasurisë dhe të mirave të kësaj bote, por jetonin e punonin për këtë botë duke mos harruar botën e përjetshme. Në këtë mënyrë gjetën qetësinë, rehatinë, dhe lumturinë e vërtetë në këtë botë.

**"E kush ka për qëllim botën tjetër, duke qenë ai besimtarë, përpiqet për të ashtu si i takon asaj, angazhimi i tyre dotë jetë i pranishëm (te Zoti)"**

*(Kur'an 17:19)*

5. Çështje parësore tek ata ishte xhihadi (çdo lëvizje e aktivitet frytëdhënës në shoqëri), derisa kjo çështje u bë moto e punëve të tyre të përditshme. Sepse xhihadi të bën njeri më të lumtur e më progresiv në jetë.

**"E ata, të cilët luftuan për hir Tonë, Ne me siguri do i orientojmë rrugës për te Ne, e s'ka dyshim se Allahu është me besimtarët"**

*(Kur'an 29:69)*

Në Kur'an ka ligje dhe aksioma që nuk ndryshojnë. Po përmendim disa që njeriun e bëjnë të lumtur dhe që e stabilizojnë gjendjen e tij shpirtërore:

a) Atë që ndihmon dhe punon për fenë e Allahut, Ai do ta ndihmojë dhe ai do të ngadhënjejë mbi të tjerët:

**"O besimtarë, nëse ju e ndihmoni (fenë) Allahun, Ai ju ndihmon juve dhe jua forcon këmbët"**

*(Kur'an 47:7).*

b) Kush kërkon nga Allahu, Ai i përgjigjet kërkesës së tij.

**"Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem"**

*(Kur'an 40:60).*

c) Kush kërkon falje nga Zoti, Ai e fal atë.

**"Zoti im, unë e ngarkova veten e Ti më fal mua! Dhe Ai ia fali, se Ai është që fal shumë, është Mëshirues"**

*(Kur'an 28:16).*

ç) Kush i pendohet Zotit, Ai ia pranon pendimin.

**"Ai është që pranon pendimin e robërve të vet dhe shlyen të këqijat, dhe e di çka punoni"**

*(Kur'an 42:25)*

d) Kush mbështetet tek Zoti, Ai do t'i mjaftojë atij.

"Kush i mbështetet Allahut, Ai i mjafton atij"

*(Kur'an 65:3).*

Ndërsa tre gjërave Allahu ua shpejton dënimin:

a) Kryeneçësisë dhe rebelimit.

"O ju njerëz! Kryeneçësia juaj është vetëm kundër vetes suaj"

*(Kur'an 10:23)*

b) Thyerjes së zotimit.

"E kush e thyen (zotimin), e thyen vetëm në dëm të vetin"

*(Kur'an 48:10).*

c) Dredhisë dhe kurtheve ndaj të tjerëve.

"Dredhia e keqe s'godit tjetër vetëm ata që e kurdisën"

*(Kur'an 35:43).*

Pra, zullumqari dhe mizori nuk do të shpëtojnë nga dënimi i Zotit as në këtë botë.

"E këto janë shtëpitë e tyre të mbetura shkret për shkak të mizorisë së tyre"

*(Kur'an 27:52)*

Nga ana tjetër, fryti i punës së mirë do të dalë qysh në këtë botë, herët a vonë.

"Ndaj Allahu ua dha atyre shpërblimin e kësaj bote dhe shpërblimin më të mirë të botës tjetër; Allahu i do punëmirët"

*(Kur'an 3:148).*

Atë që respekton urdhërat e Zotit, Zoti e do.

"Thuaj: Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet, se Allahu është që fal shumë, mëshiron shumë"

*(Kur'an 3:31).*

E kur njeriu e di këtë, ai gëzohet dhe është i lumtur, sepse ka të bëjë me Zot që fal, furnizon e ndihmon shumë.

**"Allahu është Furnizues i madh. Ai është Fuqiploti"**

*(Kur'an 51:58);*

**"Ai fal dhe mëshiron shumë"**

*(Kur'an 10:107).*

Në librin e Abdur-Rahman Sa'diut, *Mjetet e Dobishme në Jetën e Lumtur*, thuhet: "Ndër shkaqet që e bëjnë njeriun të lumtur është që ai t'i vështrojë dhuntitë që i ka dhënë Zoti dhe aty do të shohë se është privilegjuar mbi shumë njerëz në botë, të cilët nuk do të mund t'i numërojë. Kështu një rob do ta dijë vlerën që ia ka dhuruar Zoti i vet."

Po ashtu, edhe në obligimet fetare, megjithëse mund të mos i kryejë plotësisht, njeriu mund të shohë se ua kalon shumë të tjerëve në botë, ndoshta vetëm me leximin e Kur'anit apo të përmendurit e Allahut Fuqiplotë. Kjo është një dhunti tjetër që nuk blehet me asgjë.

**"A s'e dini ju se Allahu nënshtroi për të mirën tuaj ç'ka në qiej e në tokë dhe plotësoi ndaj jush të mirat e Tij të dukshme e të fshehta, e megjithatë ka prej njerëzve që polemizojnë çështjen e Allahut duke mos pasur as dituri, duke mos qenë të udhëzuar dhe duke mos patur libër ndrçues"**

*(Kur'an 31:20).*

Dhehebiu rrëfen për shkencëtarin e madh të hadithit Ibn Abdul-Bakiun se një ditë në të dalur nga xhamia "Dar us-Selam" e Bagdadit, ai kishte vështruar xhematin dhe në mesin e tyre s'kishte parë asnjë njeri që meriton zëvendësimin e tij në xhami.

Allahu i Madhëruar thotë:

**"I vlerësuam (i lartësuam) ata (njerëzit) ndaj shumicës së krijesave që Ne i krijuam"**

*(Kur'an 17:70)*

## Pauzë...

Transmetohet nga Esmaja, e bija e Umejsit se Pejgamberi [s.a.v.s.] i ka thënë: *"Do t'i mësoj disa fjalë që t'i thuash në momente vështirësie: 'O Allah, O Allah, Zoti im! Unë nuk të përshkruaj Ty asnjë partner'."*

Në një transmetim tjetër thuhet: *"Cilindo që e godet ndonjë shqetësim, mërzi, sëmundje apo vështirësi, dhe thotë: 'Allahu është Zoti im, Ai nuk ka partner', atij do t'i kalojë ajo (që e ka goditur)."*

Në jetë shpeshherë njeriun e godasin vështirësi e pikëllime, mirëpo nëse kërkon t'i zbusë ato duke u mbështetur te Zoti Fuqiplotë, do ta arrijë këtë; e nëse mbështetja dhe shpresa e tij te Zoti është vetëm me fjalë, ai është larg ndihmesës së Fuqiplotit.

## Si të mbrohesh nga smirëkeqi

1. Leximi i dy sureve të fundit në Kur'an, të përmendurit e Allahut dhe lutjet në përgjithësi.

**"edhe prej dëmit të smirëkeqit kur sipas smirës vepron"**

*(Kur'an 113:5).*

2. Mos ia shpalos sekretin tënd smirëkeqit (ziliqarit).

**"O bijtë e mij, mos hyni (në Egjipt) prej një dere, po hyni nëpër dyer të ndryshme"**

*(Kur'an 12:67).*

3. Largohu prej tij.

**"E nëse nuk më besoni atëherë hiqnu meje (më lini të lirë)!"**

*(Kur'an 44:21)*

4. Bamirësia ndaj tij, duke u mbrojtur nga dëmi i tij.

**"Ti të keqen ktheje me më të mirën"**

*(Kur'an 23:96).*

## Sillu mirë me njerëzit

Mirësjellja ndaj të tjerëve sjell lumturi ndërsa sjellja e keqe sjell mjerim. Në hadithet e Pejgamberit [s.a.v.s.] thuhet: *"Njeriu me mirësjellje e arrin gradën e agjëruesit që kryen edhe namazin."*

*"A doni t'ju tregoj se kush do jetë më i dashur dhe më afër meje në Ditën e Gjykimit: Ata që kanë sjellje të mirë."*

Kurse Allahu [xh.sh.] thotë:

**"Vërtet, ti je në një shkallë të lartë morali"**

*(Kur'an 68:4)*

**"Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do shkapërderdheshin prej teje"**

*(Kur'an 3:159)*

**"Dhe njerëzve thuajuni fjalë të mira"**

*(Kur'an 2:83)*

Në përshkrimet që i bëhen Pejgamberit [s.a.v.s.] përmendet: *"Karakteri i tij (Muhammedit) ishte Kur'ani."*

## Si të mënjanojmë pagjumësinë

1. Të përmendurit e Allahut me lutjet që na ka mësuar Pejgamberi [s.a.v.s.].

**"Pra ta dini se me të përmendur Allahun zemrat stabilizohen"**

*(Kur'an 13:28).*

2. Mosfjetja gjatë ditës, përveç në raste të rralla e të nevojshme.

**"Ndërsa ditën e bëmë për gjallërim"**

*(Kur'an 78:11)*

3. Leximi dhe shkrimi deri para gjumit.

**"Dhe thuaj: 'Zoti im, më shto diturinë!"**

*(Kur'an 20:114).*

4. Angazhimi me punë fizike të dobishme gjatë ditës.

**"E Ai është që natën jua bëri petk, gjumin pushim, dhe ditën e bëri për gjallërim"**

*(Kur'an 25:47)*

5. Zvogëlimi i konsumimit të pijeve stimuluese, si: kafeja dhe çaji.

Ibn Tejmijje thotë: "Mëkatet ndalojnë zemrën të fluturojë dhe shëtisë në hapësirën e Njëshmërisë së Krijuesit."

**"Thuaj: 'Vështroni me vëmendje ç'ka në qiej e në tokë"**

*(Kur'an 10:101)*

## Nga pasojat e dëmshme të mëkatit

1. Pengesa në lidhjen e robit me Zotin e vet.

**"Jo dhe jo! Atë ditë do të jenë të penguar prej (ta shohin) Zotit të tyre"**

*( Kur'an 83:15)*

2. Me rritjen e punëve të këqija të robit formohet bindje e gabuar ndaj Krijuesit.

3. Depresion i përhershëm.

**"Ndërtesa që ata ndërtuan (e që e shembi Pejgamberi) vazhdimisht do të jetë mllef në zemrat e tyre"**

*(Kur'an 9:110).*

4. Frikë në zemër.

**"Ne do mbjellim frikën në zemrat e atyre që nuk besuan sepse ata Allahut i trillojnë e i mveshin zota të tjerë, pa patur për të kurrëfarë fakti"**

*(Kur'an 3:151)*

5. Jetë me brenga.

"E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë"

*(Kur'an 20:124).*

6. Zemra të mbyllura dhe të shtangura.

"Dhe zemrat e tyre i bëmë të forta (të shtangura)"

*(Kur'an 5:13).*

7. Vrazhdësi dhe shqetësim.

"E sa u përket atyre fytyrave që janë nxirë (u thuhet): 'A edhe pas besimit tuaj u bëtë pabesimtarë?'"

*(Kur'an 3:106).*

8. Urrejtje ndaj më të mirëve.

9. Ngushtësi në pasuri dhe mungesë e ndihmesës ndaj nevojtarëve.

"Dhe, sikur ta zbatonin Teuratin, Ungjillin dhe Kur'anin, që u zbritën nga Zoti i tyre, ata do të kishin furnizim me bollëk nga qielli dhe toka"

*(Kur'an 5:66)*

10. Hidhërim nga Mëshiruesi, humbje e besimit dhe hapje e dyrëve të depresionit dhe destabilizimit shpirtëror.

"Ndaj merituan zemërim mbi zemërim"

*(Kur'an 2:90).*

"Por të këqijat që i punuan, zemrat e tyre ua mbuluan"

*(Kur'an 83:14),*

"E (jehuditë e kohës së Muhammedit) thonë: "Zemrat tona janë në këllëf!"

*(Kur'an 2:88)*

## Kërko rizkun e mos u dorëzo

Krimbin në dhe e furnizon me ushqim Krijuesi i gjithësisë:

**"Nuk ka asnjë gjallesë në tokë dhe as shpendë që fluturojnë me dy krahë e që nuk janë të ndara në grupe sikurse edhe ju. Asgjë nuk kemi lënë pas dore nga evidenca. Më në fund te Zoti i tyre do të tubohen"**

*(Kur'an 6:38).*

Allahu i Madhëruar i furnizon shpendët në qiell, ashtu siç furnizon peshqit në det:

**"Krijues i qiejve dhe i tokës, që ushqen të tjerët, ndërsa vetë nuk ushqehet"**

*(Kur'an 6:14)*

Ti je më i mençur se krimbi, zogu dhe peshku, ndaj mos u mërzit për rizkun.

Kam njohur shumë njerëz, të cilët i ka kapur varfëria dhe vështirësia në jetë vetëm pse ia kanë kthyer shpinën urdhërave të Zotit. Disa ishin të pasur dhe të shëndoshë e jetonin me gjitha të mirat, mirëpo kjo i bëri ta harrojnë Krijuesin e tyre, duke u larguar nga namazi dhe duke kryer gjynahe të mëdha, ku Zoti ashtu si ua mundësoi ta kenë pasurinë, ashtu i sprovoi me varfëri e me sëmundje të ndryshme.

**"E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në ditën e Kijametit do ta ringjall të verbër"**

*(Kur'an 20:124).*

Po ashtu, Zoti i gjithësisë thotë:

**"Këtë (masë ndëshkuese) e bëri ngase Allahu nuk ishte ndryshues i një begatie, të cilën ia ka dhuruer një populli, derisa të ndryshojë ai vetë në vetvete dhe ngase All-llahu dëgjon (ç'thonë) dhe di (ç'punojnë)"**

*(Kur'an 8:53)*

"Çfarëdo e keqe që mund t'ju godasë, ajo është pasojë e veprave tuaja (të këqija), e për shumë të tjera Ai ju fal"

*(Kur'an 42:30).*

"Sikur ata (idhujtarët) t'i përmbaheshin rrugës së drejtë, Ne do u lëshonim atyre ujë me bollëk"

*(Kur'an 72:16).*

Një poet thotë:

*"Po vajton për Lejlën që ti vetë e vrave,*

*Urime o vrasës i merituar, se ti e vrave."*

## Sekreti i udhëzimit

"Udhëzona në Rrugën e Drejtë"

*(Kur'an 1:6)*

Nuk mund të udhëzohet në rrugën e lumturisë dhe as që mund ta gëzojë atë, veçse ai që ndjek rrugën e drejtë që na e la Muhammedi [s.a.v.s.], e cila përfundon në Xhennet.

"Dhe do t'i udhëzonim në Rrugë të Drejtë"

*(Kur'an 4:68).*

Lumturia e atij që ndjek rrugën e drejtë shihet në qetësimin shpirtëror të tij dhe në optimizmin e tij. Ky besimtar është i sigurtë e i qetë për të ardhmen e tij, banon në premtimet e Zotit, i kënaqur me atë që i është caktuar dhe shumë i bindur se beson një Zot që e udhëzon dhe e ndihmon në këtë rrugë, e I Cili nuk gabon dhe është I Përkryer në fjalët dhe caktimet e Tija. Zotin s'mund ta pengojë askush në dëshirat e vendimet e Tija.

"Ai (njeri) ka shoqërues një pas një, para tij dhe prapa tij, që me urdhrin e Allahut e ruajnë atë"

*(Kur'an 13:11).*

Kështu besimtari në këtë rrugë të drejtë gjenë lumturinë, sepse ai e di që është rob i Zotit, përpara vetes ka shembëlltyrën e Pejgamberit [s.a.v.s.], me vete mban Kur'anin e shenjtë, zemrën e ka të ndriçuar, rrugës e shoqëron udhërrëfyesi dhe ai në fund do të dalë në kënaqësinë dhe lumturinë e përjetshme - në Xhennetin e përgatitur për të.

**"Ky është udhëzim i Allahut, udhëzon me të kë të dojë nga robët e Tij"**

*(Kur'an 6:88).*

Në fakt në këtë rrugë janë dy shtigje: ai abstrakt dhe ai konkret. Rruga abstrakte është udhëzimi dhe Imani, kurse konkrete është rruga (ura) që do jetë mbi Xhehenem.

Rruga (ura) e Imanit në këtë botë kalimtare është ndërtuar me shtylla epshore, kurse rruga (ura) mbi Xhehennem është ndërtuar me shtylla të katranit që djeg. Andaj, ai që kalon këtë rrugë me Imanin e tij do ta kalojë atë të botës tjetër në shpejtësi që varet nga bindja.

Kështu, nëse robi udhëzohet në rrugën e drejtë jeton në lumturi dhe larg mërzitjeve e depresionit.

## Dhjetë lule për jetë më të mirë

1. Pritja e syfyrit dhe të kërkuarit falje nga Zoti.

**"Të cilët në kohën e agimit (syfyrit) kërkojnë ndjesë"**

*(Kur'an 3:17).*

2. Veçimi për të menduar e medituar.

**"Dhe (ata të cilët) thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të tokës"**

*(Kur'an 3:191).*

3. Qëndrimi me të devotshmit.

"Përkufizoje veten tënde me ata që lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje"

*(Kur'an 18:28).*

4. Të përmendurit e Allahut.

"O ju që besuat, përkujtojeni Allahun sa më shpesh"

*(Kur'an 33:41).*

5. Falja e dy rekateve me sinqeritet, devotshmëri e bindje.

"Ata që janë të përulur e të kujdesshëm gjatë faljes së namazit"

*(Kur'an 23:2).*

6. Leximi i Kur'anit duke u thelluar në ajetet e tij.

"A nuk thellohen ata mbi Kur'anin?"

*(Kur'an 4:82)*

7. Agjërimi në një ditë të nxehtë. Pejgamberi [s.a.v.s.] përcjell fjalët e Allahut [xh.sh.] në *hadithin kudsij*, ku thotë: *"Agjëruesin do ta shpërblej Unë, sepse ai ushqimin, pijen dhe kënaqësite epshore i braktis për hir Timin."*

8. Dhënia e lëmoshës fshehtas. Ashtu siç thuhet në hadithin e Pejgamberit [s.a.v.s.]: *"(Fshiheni lëmoshën) Saqë dora e majtë të mos dijë çka jep e djathta."*

9. Lehtësimi (mënjanimi) i një vështirësie një muslimani. Muhammedi [s.a.v.s.] thotë: *"Kush ia lehtëson (mënjanon) muslimanit një vështirësi të kësaj bote, Allahu do t'ia lehtësojë atij (mënjanuesit) një vështirësi prej vështirësive të Ditës së Gjykimit."*

10. Të jetuarit në këtë botë me modesti.

"E dihet se jeta e botës tjetër është më e dobishme dhe e përjetshme"

*(Kur'an 87:17).*

Këto janë dhjetë që nuk duhet harruar.

Nga mjerimet e birit të Nuhit [a.s.] ishte fjala e tij:

**"Unë do të ngjitem në një kodër që do të më mbrojë nga uji (vërshimi)"**

*(Kur'an 11:43),*

e sikur të kërkonte ndihmë nga Zoti i kodrave do të ishte më mirë për të.

Po ashtu Nemrudi, i cili thoshte: 'Unë i ngjall dhe unë i vdes të tjerët', kështu veshi teshën që s'i takoi e i mveshi vetes cilësi që s'i meritoi. Allahu edhe atë e poshtëroi:

**"Atëherë Allahu e dënoi atë tmerrshëm, për këtë të fundit dhe për atë të parën"**

*(Kur'an 79:25)*

Çelësi i lumturisë është vetëm një fjalë, trashëgimia e ummetit është vetëm një shprehje, dhe flamuri i shpëtimit është një fjali. Fjala, shprehja dhe fjalia është *shehadeti*: "Nuk ka të Zot tjetër përveç Allahut dhe Muhammedi është i Dërguari i Tij."

Lumturia e atij që e thotë shehadetin në tokë është se atij i thuhet në qiell: E ke thënë të vërtetën.

**"E ai që e solli të vërtetën dhe ai që e vërtetoi atë, të tillët janë të ruajturit"**

*(Kur'an 39:33)*

Lumturia e atij që punon me shehadetin është të shpëtojë nga shkatërrimi në këtë botë dhe nga zjarri në botën tjetër.

**"Ndërsa Allahu do i shpëtojë me suksesin e tyre ata që qenë të ruajtur. Ata nuk do t'i kapë e keqja e as nuk do të jenë të shqetësuar"**

*(Kur'an 39:61).*

Lumturia e atij që thërret në *shehadet* është se ai do të mbrohet, do të ngadhënjejë, dhe do të jetë i falënderuar.

"Se ata, pa dyshim do të jenë të ndihmuar, dhe ushtria jonë do të jetë ngadhënjyeja"

*(Kur'an 37:173)*

Lumturia e atij që e do *shehadetin* është se ai do të ngritet dhe do të jetë i nderuar.

"Ndërsa e tërë krenaria i takon Allahut, të Dërguarit të Tij e besimtarëve, po hipokritët këtë s'e dinë"

*(Kur'an 63:8).*

Bilali me thënien e shehadetit kaloi nga robëria në liri.

"Allahu është Mbikëqyrës i atyre që besuan, i nxjerr ata prej errësirave në dritë"

*(Kur'an 2:257).*

Ndërsa Ebu Lehebi nga kryeneçësia nuk e tha *shehadetin* dhe vdiq i poshtëruar.

"Atë që e poshtëron Allahu s'ka kush që mund ta bëjë të ndershëm"

*(Kur'an 22:18).*

*Shehadeti* i ngrit njerëzit në piedestalin më të lartë, po edhe në nivele pastërtie ëngjëllore.

"Ne atë e bëmë dritë me të cilën e vëmë në rrugë të drejtë atë që dëshirojmë prej robërve Tanë"

*(Kur'an 42:52).*

Mos u gëzo nëse ke arritur diçka të kësaj bote dhe ke harruar Ahiretin, se shqetësimi dhe dënimi i rëndë të presin në rrugë.

"Pasuria ime nuk më bëri fare dobi. U hoq prej meje çdo kompetencë imja"

*(Kur'an 69:28-9).*

"Se Zoti yt është që përcjell (u rri në pritë)"

*(Kur'an 89:14)*

Mos u gëzo me lindjen e djalit nëse harron Zotin Fuqiplotë, se largimi nga Krijuesi i gjithësisë është poshtërim dhe humbje e madhe.

**"E mbi ta rëndoi poshtrimi dhe skamja"**

*(Kur'an 2:61).*

Mos u gëzo me pasurinë nëse s'je punëmirë, se punët e këqia të sjellin fund të tmerrshëm dhe mallkim në Ahiret.

**"Dënimi në botën tjetër do të jetë edhe më i shëmtuar"**

*(Kur'an 41:16)*

**"Nuk është as pasuria juaj, e as fëmijët tuaj ajo që ju afron pranë Nesh, është vetëm besimi dhe veprat e mira; të tillët shpërblehen shumëfish për atë që vepruan dhe ata janë në dhoma të larta, të shpëtuar"**

*(Kur'an 34:37).*

**Pauzë...**

"O i Gjallë, o Vigjëlues, nga Mëshira Jote ndihmë kërkoj!" është duaja më e preferuar në të gjitha rastet sepse me cilësinë I Gjalli përfshimë të gjitha cilësitë e tjera të absolutizmit hyjnor, kurse me cilësinë e Vigjëluesit përfshimë të gjitha cilësitë veprore. Ndaj dhe ky emër njihet si emri më i madh i Allahut, me të cilin kur thirret, Ai i pranon lutjet.

## Mos u mërzit - bashkëpuno me realitetin aktual

Nëse dëshiron dhe ke vullnet të fortë të arrish diçka në jetë ajo do të të nënshtrohet dhe do ta kesh, e nëse humb shpresat nga diçka, atë do ta humbish realisht.

**"E sikur të kënaqeshin me atë që ua dha Allahu dhe i Dërguari i Tij, e të thonin: 'Na mjafton Allahu, Allahu do të na furnizojë nga të mirat e Tij, e edhe i Dërguari i Tij,**

dhe vetëm te Allahu e mbështesim dëshirën (do të ishte shumë më mirë për ta)"

*(Kur'an 9:59)*

Kam lexuar se njëherë një njeri deshi të hidhej nga dritarja e shtëpisë e në të këcyer unaza që mbante në gisht iu zu në një gozhdë të dritares dhe ia shkuli gishtin nga vendi. Njeriu mbeti me katër gishta në njërën dorë dhe tha: "S'mund ta besoj se në njërën dorë kam katër gishta, përveç kur kujtoj atë ndodhi, sepse ndihem mirë e punoj normalisht pa pengesa. Nga ana tjetër unë jam i pajtuar me atë që më ka ngjarë. Ky është caktim i Allahut dhe gjithçka ndodh me dëshirën e Tij."

Njoha një njeri që kishte humbur krahun e majtë si pasojë e një sëmundjeje. Jetoi gjatë, u martua e i lindën shumë fëmijë, drejtonte makinën pa pengesë dhe kryente punën e tij i qetë, sikur të kishte lindur me një krah. Në një haidth thuhet: *"Pajtohu me atë që të është caktuar, do të jesh njeriu më i pasur."*

Sa shpejt ambijentohemi me realitetin që na rrethon dhe i përshtatemi nivelit të jetesës ku jetojmë. Dikur jetonim nëpër shtëpi e vendbanime modeste, duke u shërbyer me mjete të thjeshta, megjithatë u pajtuam dhe e jetuam atë realitet ashtu siç ishte, prandaj edhe ishim të qetë e të lumtur.

Njëherë, në xhaminë e madhe të qytetit Kufe në Irak, kishte ngjarë një shpifje në mes dy familjeve saqë kishin ngritur shpatat kundër njëri-tjetrit. Njëri nga xhemati i xhamisë doli në kërkim të një njeriu të mençur e të urtë, i cili do e qetësonte situatën e tensionuar. Ky ishte Ahnef Kajsi, burrë i thatë e i dobët fizikisht, i cili në momentin që e thirrën ishte duke mjelur delet e tij dhe kishte veshur një mushama që s'kushtonte më shumë se dhjetë dirhem. Kur e lajmëruan për shpifjen dhe zënkën në xhami nuk u trondit aspak, sepse ishte mësuar të përjetojë raste të vështira në jetë. Në këtë rast tha: Me lejen e Zotit do bëhet mirë dhe

filloi të hante iftarin. Në sofrën e tij nuk kishte veç një copë bukë e thatë, vaj, kripë e një gotë ujë. Në fillim bëri *bismilah* dhe në fund e përfundoi ngrënien me *elhamdulilah*. Mbathi teshat, mori shkopin dhe doli para masës që grindej. Kur panë Ahnefin, të gjithë heshtën dhe i dëgjuan këshillat dhe fjalët e ëmbla që u tha, saqë kur kërkoi të pajtoheshin e të ndaheshin çdokush në punë të vet, ata e dëgjuan dhe nuk vazhduan në shpifjen me të cilën ishin kapluar.

Nga ky tregim mund të marrim mësim e urtësi në shumë pika:

- Madhështia e urtia s'janë në pamjen e jashtme, dhe modestia e skamja s'janë mjerrim, ashtu siç nuk është lumturia te pasuria.

**"E njeriu, kur e sprovon Zoti i tij, e nderon dhe e begaton, ai thotë: 'Zoti im më ka nderuar!' Por, kur për ta sprovuar ia pakëson furnizimin (e varfëron), ai thotë: 'Zoti im më ka nënçmuar!'"**

*(Kur'an 89:15-16)*

Vlera e njeriut është karekteri e morali i tij i lartë, e jo veshja apo pallati i tij. Njeriu peshon dhe vlerësohet në bazë të diturisë, punës, nderit, bujarisë e urtësisë që posedon.

**"Më i miri ndër ju te Allahu konsiderohet ai që është më i devotshëm"**

*(Kur'an 49:13)*

**"Prandaj, mos të të mahnisë pasuria e tyre e as fëmijët e tyre"**

*(Kur'an 9:55).*

Mësoje veten t'i dorëzohesh përcaktimin të Allahut. Pra, zgjidhja është: O Zot ne pajtohemi me atë që ndave për ne dhe Ty të jemi nënshtruar.

**"Kudo që të jeni vdekja do t'ju kapë, po edhe nëse jeni në pallate të fortifikuara"**

*(Kur'an 4:78).*

Ndër ditët më të vështira në jetën time ka qenë dita kur më lajmëroi mjeku se krahu i vëllaut tim Muhammedit do të prehet, megjithatë më qetësoi ky ajet:

**"Çfarëdo e keqe që ndodh (godet), nuk mund të jetë ndryshe, vetëm sipas caktimit të Allahut, e kush i beson Allahut, Ai ia udhëzon zemrën; Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo send"**

*(Kur'an 64:11).*

**"Po ti jepju sihariqe durimtarëve, të cilët kur i godet ndonjë e pakëndshme thonë: 'Të Allahut jemi dhe vetëm tek Ai kthehemi!"**

*(Kur'an 2:155-6)*

Këto ajete kur'anore me qetësuan dhe më bënë më të fortë.

El-Hansa en-Nehi'jes në luftën e Kadisijjes iu vranë katër bijt e saj, megjithatë ajo falënderoi Allahun për zgjedhjen që u kishte lënë bijve të saj. Me këtë ajo meritoi shpërblimin e Allahut në këtë botë e në tjetrën. Po sikur të kishte vepruar ndryshe, duke e kundërshtuar këtë gjendje dhe duke i humbur shpresat te Zoti i botëve, ç'do të kishte fituar përveç pikëllimit dhe dënimit për mospajtim me *kadanë* dhe *kaderin* e Zotit. Në hadithin e Pejgamberit [s.a.v.s.] thuhet: *"Kush pajtohet me atë që i është caktuar, atij do t'i takojë kënaqësia, e kush refuzon atë që i është caktuar, atij do t'i takojë zemërimi i madh."*

Pra, duhet kuptuar se ilaçi i krizave dhe sprovave është fjalia: "Të Allahut jemi dhe Atij do i kthehemi"

"Çdo gjë që është në të (në tokë) është e zhdukur (e përkohshme)"

*(Kur'an 55:26)*

"Ti do të jesh i vdekur, e edhe ata do të jenë të vdekur"

*(Kur'an 33:30).*

Sikur të të lajmërojnë se të është djegur shtëpia, ose të ka vdekur fëmija, ose të është shkatërruar pasuria, çfarë do të ndërmerrje? Tani e tutje përgatit veten, s'të ndihmon ikja nga realiteti, mësohu të përballosh caktimin e Zotit, pajtohu me *kadanë* dhe *kaderin* e Tij, e pastaj prit shpërblimin e Zotit për gjithë këtë durim e pajtueshmëri.

Po, ka edhe zgjidhje tjetër, mirëpo nuk ta rekomandoj atë: Ti mund të hidhërohesh, pikëllohesh e mospajtohesh me atë që të ka ngjarë, por çfarë do të fitosh? Hidhërimin e Zotit, zemërimin e njerëzve, humbjen e shpërblimit, dhe më e rëndësishmja - ti nuk do ta kthesh të vdekurin, as shtëpinë e djegur e as pasurinë e shkatërruar, sepse ngjarja ka ndodhur në të kaluarën dhe është çështje e kryer përfundimisht.

## Mos u dëshpro, gjithçka do të marrë fund

Vdekja do t'i vijë çdokujt: Shtypësit dhe të shtypurit, të fortit dhe të dobtit, të pasurit dhe të varfrit. Ti nuk je përjashtim në këtë dukuri natyrore, para teje kanë vdekur njerëzit e edhe pas teje do të vdesin.

Ibn Batuta tregon se diku në veri ishin varrosur një mijë mbretër, e mbi varret e tyre shkruhej: "Mbretërit, pyete dheun për ta dhe për kryetarët e tyre; të gjithë janë shndërruar në eshtra."

Pra, habia qëndron në harresën e njeriut për këtë dukuri, që është e pranishme rreth tij nga mëngjezi deri në mbrëmje, në harresën e tij se ai nuk është i përhershëm në këtë botë dhe se nuk mund të shpëtojë nga përballja me vdekjen. Allahu [xh.sh.] thotë:

**"O njerëz, ruajuni nga Zoti juaj, sepse dridhja pranë katastrofës së Kijametit është llahtar i madh"**

*(Kur'an 22:1).*

**"Njerëzve iu është afruar koha e llogarisë së tyre, e ata të hutuar në pakujdesi nuk përgatiten fare për të"**

*(Kur'an 21:1).*

Allahu [xh.sh.] tregon për popujt mizorë që me mizorinë e tyre u shkatërruan:

**"Sa shumë brezni kemi shkatërruar para tyre. A po vëren ndonjë prej tyre, ose a po dëgjon pëshpëritjen e tyre?"**

*(Kur'an 19:98).*

## Depresioni është rruga që shpie në vuajtje

Gazeta *el-Muslimun*, në numrin 240, viti 1990, jepte një raport ku tregohej se në botë ekzistojnë më shumë se 200 milion njerëz që vuajnë nga depresioni.

Depresioni ka kapluar tërë njerëzimin. Këtu s'përjashtohen njerëzit e Perëndimit apo të Lindjes, e as të varfrit apo të pasurit, por kjo sëmundje i godet të gjithë, dhe në shumë raste përfundimi i saj është vetvrasja.

Vetëvrasja s'njeh pozita apo shtete, mirëpo frikësohet nga besimtarët. Disa satistika tregojnë se sot në botë numri i të sëmurëve me depresion arrin mbi 200 milion dhe se një ndër dhjetë persona në botë janë të prekur me këtë sëmundje. Rreziku i kësaj sëmundje është se nuk godet vetëm të moshuarit, por edhe foshnjën në barkun e nënës.

## Depresioni është dera e vetëvrasjes

Në Kur'anin Fisnik thuhet:

"Dhe mos e mbytni veten tuaj"

*(Kur'an 4:29).*

Po ashtu, aty thuhet:

**"Dhe mos e hidhni veten në rrezik"**

*(Kur'an 2:195).*

Sipas raporteve mjekësore, që janë botuar, ish-presidenti amerikan Ronald Reagan ishte viktimë e vuajtjes nga depresioni. Ai edhe në moshën shtatëdhjetë vjeçare ka pasur depresion dhe tension të lartë, megjithë operacionet që iu bënë.

**"Kudo që të jeni vdekja do ju kapë, edhe në qofshi në pallate të fortifikuara"**

*(Kur'an 4:78).*

Po ashtu shkaku i vdekjes së poetit Salah Shahin ishte depresioni. Thuhet se Napoleon Bonaparte-i ishte në depresion të thellë para vdekjes.

**"Allahu do vetëm t'i dënojë me to në jetën e këssaj bote e t'ua nxjerrë shpirtërat duke qenë ashtu qafira"**

*(Kur'an 9:55).*

Janë të shumta rastet ku depresioni i njeriut rezulton edhe në dëm të të tjerëve. Shembulli i nënës gjermane, e cila vrau tre fëmijët e saj, ngase ishte depresive, dhe duke dashur t'i "rehatojë" fëmijët e saj nga dhimbjet dhe përgjegjësia që kishte për ta, ajo i vrau të tre, e në fund edhe vetveten.

Shifrat që jep organizata botërore e shëndetësisë tregojnë rrezikun nga kjo sëmundje. Në vitin 1973 të sëmurët me depresion ishin vetëm 3%, në vitin 1978 u rrit në 5%, ku thuhej se një në çdo dy njerëz në Amerikë vuante nga depresioni. Kurse kryetari i konferencës mbi çrregullimet mendore që u mbajt në Çikago më 1981, deklaroi se 100 milion njerëz në botë vuajnë nga depresioni, shumica e tyre nga shtetet e përparuara. Ndërsa disa të dhëna të tjera tregojnë se në botë nga kjo sëmundje vuajnë më shumë se 200 milion njerëz.

Në Kur'an thuhet:

**"A nuk e shohin ata se për çdo vit sprovohen një ose dy herë, e përsëri nuk pendohen e as nuk marrin mësim?"**

*(Kur'an 9:126).*

Një njeri i urtë thoshte: "Shndërro nga limoni pije të ëmbël." Një tjetër thotë: "Nuk është i aftë ai që i shton përfitimet e tija, por ai që humbjet i shndërron në përfitime."

Nëse s'mund ta bësh diçka, kapërceje dhe kalo në atë që mundesh. Njerëzit shpesh thonë: "Mos e bluaj miellin." Allahu në Librin e Tij thotë:

**"Atëherë ju goditi me dëshprim për dëshprimin (që i shkaktuat Pejgamberit), ashtu që të mos pikëlloheni për atë që ju shpëtoi..."**

*(Kur'an 3:153)*

Pra, çështjet që i keni mbaruar dhe janë kalimtare s'duhen përsëritur, sepse aty krijohet mërzia dhe dëshprimi si dhe humbet koha.

Ka shumë vende ku të papunët mund ta kalojnë kohën duke përfituar, si p.sh.: Të bëjnë punë që janë në dobi të njerëzve, të ngushëllojnë të sëmurët, të vizitojnë varrezat, të kujdesen për xhamitë dhe pastërtinë e tyre, të asistojnë në punët e shoqatave humanitare, të rregullojnë e zbukurojnë librarinë dhe shtëpinë e tyre, të merren me sport e të ndërmjetësojnë që e mira t'u arrijë nevojtarëve.

Një poet thotë:

*"Nuk kam parë si mirësia,*
*shijen e ka të ëmbël,*
*dhe fytyrën shumë të bukur."*

Lexo historinë e do të vëresh vuajtjet e njerëzve, dhe merr mësim prej saj.

Kurse tani desha që pas këtyre temave të deritanishme të vazhdoj me një titull tjetër.

## Ngushëllohu me të përvuajturit

Një poet thotë: Lexo historinë se në të gjen këshillë. Ka humbur një popull që s'di të kaluarën e tij.

**"Të gjitha këto që t'i rrëfyem ty nga lajmet e pejgamberëve, janë që ta forcojnë zemrën, e në to ka ardhur e vërteta e këshilla, si dhe përkujtime për besimtarët"**

*(Kur'an 11:120).*

**"Në tregimet e tyre (të dërguarve e të Jusufit me vëllezër) pati mësime e përvojë për të zotët e mendjes"**

*(Kur'an 12:111)*

Umeri thotë: "Kalojnë ditët e unë s'kam qëllim tjetër pos të kënaqem me atë që më është caktuar."

Pra, njeriu duhet të jetë i kënaqur me atë që i është caktuar qoftë ajo e mirë apo e hidhur për të.

Siç kanë thënë disa besimtarë: "Nuk mërzitem te cili mjet udhëtues kam hipur; në qoftë varfëri po duroj, dhe në qoftë pasuri Të falënderoj."

Ebu Dhuejb el-Hedheliut brenda një viti i vdiqën tetë fëmijë nga një sëmundje epidemike asokohëshe dhe ç'mund të bënte i gjori përveç se t'i dorëzohej caktimit të Allahut [xh.sh.] dhe të pajtohej me të!

Në Kur'anin Fisnik thuhet:

**"Çfarëdo e keqe që ndodh, s'mund të jetë ndryshe, vetëm sipas caktimit të Allahut"**

*(Kur'an 64:11).*

**Ibn Abbasi kur humbi të pamurit tha:**

*Nëse Allahu merr nga unë dritën e syve të mi*
*Drita përsëri mbetet në gjuhën dhe dëgjimin tim*
*Zemra ime është shëndosh dhe mendja më është e plotë*
*E gjuha ime është e mprehtë si shpata e luftëtarit*

Pra, Ibn Abbasi kënaqet me dhuntitë e tjera të shumta që ka dhe nuk mërzitet nga humbja e paktë.

Urve ibn Zubejri e theu njërën këmbë në ditën që i vdiq djali dhe për këtë tha: "O Zot, Ty të qofsha falë dhe Të falënderoj pa ndalë, nëse ke marrë nga unë diçka më kë dhënë më shumë, e nëse më sprovove me vdekjen e djalit, kjo sigurisht është në të mirën time. Ti më ke dhënë katër pjesë e më ke marrë vetëm njërën. Më dhe katër djem dhe më ke marrë vetëm njërin, falënderimi Të takon vetëm Ty."

**"Dhe për shkak se ata duruan i shpërbleu me Xhennet dhe me petka mëndafshi"**

*(Kur'an 76:12).*

Transmetohet se Imam Shafi'iu kur ngushëllonte të goditurit nga fatkeqësitë, thoshte:

*Lëri ditët të bëjnë ç'të duan*
*Por pajtohu me caktimin e Tij kur të godet*
*Nëse zbret caktimi i Zotit mbi një popull*
*S'ka kush e ndal: as toka as qielli.*

Saherë jemi frikësuar nga vdekja e përsëri mbetëm të gjallë?! Saherë kemi menduar se tani na erdhi fundi, por ja, akoma jetojmë dhe na është kthyer gjallërimi?!

Saherë ka ndodhur që na janë mbyllur rrugët e na është këputur litari i shpresës, por përsëri na erdhi rrugëdalja, ngadhënjimi he përgëzimi?!

**"Thuaj: 'All-llahu ju shpëton nga ajo dhe nga çdo brengosje'"**

*(Kur'an 6:64).*

Saherë na është errësuar rruga në këtë botë, na është ngushtuar vetja saqë jemi dëshpëruar pamasë, prapëseprapë mirësia e Allahut [xh.sh.] dhe asistenca e Tij na ka përqafuar.

**"Nëse Allahu të godet me ndonjë të keqe, s'ka kush ta largojë pos Tij, e nëse të dhuron ndonjë të mirë, duhet ditur se Ai është i Gjithëfuqishëm për çdo send"**

*(Kur'an 6:17).*

Pra, si ka mundësi të frikohet nga të tjerët ai që di se çdogjë qëndron në duar të Allahut Fuqiplotë?

**"E ju mos iu frikësoni atyre, por Mua, nëse jeni besimtarë"**

*(Kur'an 3:175)*

Allahut [xh.sh.] i takon fuqia absolute dhe denjësia për çdo gjë. Ai është Ndihmësi i besimtarëve.

**"Dhe se ushtria jonë do të jetë ngadhënjyesja"**

*(Kur'an 37:173).*

**"Ne patjetër do t'i ndihmojmë të dërguarit tanë në jetën e kësaj bote, edhe ata që besuan, e edhe në Ditën e prezentimit të dëshmive"**

*(Kur'an 40:51).*

Ibn Tejmijje thotë: "Fjala: *'Nuk ka fuqi tjetër përveç Allahut'* bart shumë gjëra të rënda, me të cilat kapërcehen shumë gardhe e arrihen shumë nderime."

Pra, ti o rob i Allahut, përkujtoje këtë frazë, sepse është një thesar i Xhennetit dhe një shtyllë e fortë e rehatimit shpirtëror.

## Me të lypur falje Allahut hapen dyert e mbyllura

Ibn Tejmijje thotë: "Kur nuk zgjidhet një çështje i kërkoj falje Zotit (them: *estagfirullah*) njëmijë herë osë pak më shumë apo pak më pak, dhe Allahu m'i hap dyert e mbyllura për atë çështje." Allahu [xh.sh.] thotë:

"Unë ju thashë: 'Kërkojini falje Zotit tuaj, se Ai vërtet fal shumë. Ai ju lëshon nga qielli shi me bollëk'"

*(Kur'an 71:10-11).*

Shkak i qetësimit të trurit është kërkimi falje Allahut, Mëshiruesit. Në *Musned* citohet kjo thënie e Pejgamberit: *"Allahu nuk i cakton robit të vet diçka pos të jetë në të mirë të tij."*

"Ne s'dërguam asnjë të dërguar vetëm që me urdhrin e Allahut t'i bëhet respekt (nga njerëzit) atij. E sikur të vinin te ti, pasi që ta kenë dëmtuar veten e tyre (s'kanë pranuar gjykimin tënd), e të kërkonin vetë ndjesë te Allahu, e edhe i Dërguari të kërkonte ndjesë për ta, ata do ta kuptonin se Allahu pranon pendimin dhe është Mëshirues"

*(Kur'an 4:64).*

"Ne, këto ditë i ndërrojmë mes njerëzve..."

*(Kur'an 3:140).*

"Ditën kur ta përjetojnë atë, atyre do t'u duket sikur s'kanë jetuar më tepër se një mbrëmje ose një mëngjes të saj"

*(Kur'an 79:46).*

Është për t'u habitur kur sheh njerëzit e mëdhenj gjatë historisë se si i kanë përballuar fatkeqësitë! Ata fatkeqësitë i konsideronin si pika shiu që bien mbi dhe e mbarojnë. Kështu ishte edhe Muhammedi [s.a.v.s.] i cili duke qenë në shpellën *Hira* i thoshte Ebu Bekrit, duke e qetësuar: *"Mos u frikëso, Allahu është me ne!"*. Kurse në luftën e madhe të Bedrit Pejgamberi [s.a.v.s.] thoshte, duke përsëritur: *"Grupi do të pësojë disfatë dhe ata do të kthehen prapa."*

Po ashtu në luftën e Uhudit - pas vrasjes dhe lëndimeve që pësuan - Muhammedi [s.a.v.s.] u thonte shokëve të vet: *"Radhituni pas meje që ta falënderoj dhe adhuroj Zotin tim."*

Kajs ibn Asim el-Menkariu ishte njeri me mençuri të rrallë ndër arabë. Një ditë, duke ligjëruar para njerëzve një tregim interesant, i erdhi një njeri dhe e lajmëroi për vdekjen e të birit, të

cilin e kishte vrarë djali i një gruaje arabe. Ky nuk e ndërpreu tregimin derisa e mbaroi atë dhe atëherë tha: "Le të lahet trupi i djalit tim dhe të mbështillet e kur të vijë koha për të falur namazin e xhenazes më thirrni."

**"..dhe të durueshmit në skamje, në sëmundje dhe në flakën e luftës. Të tillët janë ata të sinqertit e të tillët janë ata të devotshmit"**

*(Kur'an 2:177).*

## Le të mbështeten të tjerët tek ti e jo ti tek ata

Njeriu i mençur në qëndrimet edhe vendimet e veta nuk mbështetet tek të tjerët. Njerëzit janë të kufizuar në përkrahjen që mund të japin dhe në sakrificat që mund t'i ofrojnë.

Husein ibn Aliu, ishte djali i vajzës së të Dërguarit [a.s.], që kur u vra askush nga ummeti nuk e çoi zërin. Madje ata që e vranë binin *tekbire* (Allahu ekber) dhe *shehade* (la ilahe il-la Allah) për luftën e madhe që "fituan". Zoti e mëshiroftë Huseinin dhe familjen e tij.

**Një poet arab thotë:**

*Erdhën me kokën tënde o biri i vajzës së Muhammedit*

*Duke festuar me gëzim për derdhjen e gjakut të tij[s.a.v.s.]*

*Ata madhëronin Allahun për vrasjen tënde*

*E nuk vranë tjetër përpos adhurimin dhe shehadetin e tyre.*

Po ashtu rasti i Ahmed bin Hanbelit, i cili u burgos dhe u torturua, por askush s'e ngriti zërin kundër kësaj padrejtësie.

**"Pra, pos Allahut, mos lut zot tjetër e të bëhesh prej të dënuarve"**

*(Kur'an 26:213)*

Ibn Tejmijje u burgos e u torturua, por turma e madhe e njerëzve që e përcollën më vonë kufomën e tij, nuk lëvizi për ta shpëtuar. Allahu [xh.sh.] thotë:

"Ata nuk posedojnë për vetvete as dëm as dobi, ata s'kanë në dorë as vdekje as jetë, e as ringjallje"

*(Kur'an 25:3)*

"O Pejgamber! Allahu të mjafton ty dhe besimtarëve që janë me ty"

*(Kur'an 8:64)*

"Ti mbështetju Atij të përjetshmit që nuk vdes kurrë, madhëroje me lavdërimin që i takon Atij, Ai mjafton për njohje në hollësi të mëkateve të robëve të Vet"

*(Kur'an 25:58)*

"Ata s'mund të të mbrojnë për asgjë te Allahu"

*(Kur'an 45:19)*

## Maturia në pasuri

Ai që shpenzon me urtësi asnjëherë nuk mbetet në varësi të tjerëve.

Një poet thotë:

*"Ruaij paratë e tua sepse pasuria të sjell respekt*

*Kështu, nuk do t'ia shtrish dorën xhaxhait e as dajës*

Çdo filosofí që mbështet ekstravagancën në shpenzime është e gabuar dhe jo e drejtë. Islami thërret në përfitimin e pasurisë së pastër, grumbullimin në mënyra të pastërta si dhe shpenzimin e saj në vende të ndershme. Pejgamberi [s.a.v.s.] thotë: *"Pasuria më e vlefshme është ajo që është në duart e njeriut të vlefshëm."* (Hadith hasen).

Kurse shkaku që sjell shqetësime dhe brengosje është borxhi i tepruar, ose varfëria e madhe. Profeti [s.a.v.s.] thotë: *"O Zoti im, më ruaj nga varfëria dhe ateizmi." "Varfëria është thuajse mosbesim."*

Këto hadithe nuk i bien ndesh hadithit që transmeton Ibn Maxhe: *"Përpiqu të kesh më pak në këtë botë, që Allahu të të dojë; mos kërko të kesh atë që kanë të tjerët, kështu do të të duan njerëzit"*. Megjithëse ky hadith është i dobët, domethënia e tij është: Të posedosh mjaftueshëm në jetën e përditshme. Të mos ua shtrish dorën të tjerëve dhe të mos varesh prej tyre, e kështu të jetosh me nder dhe respekt nga të tjerët.

**Një poet thotë:**

*Askujt pos Krijuesit s'ia shtriva dorën më parë*

*E nga Krijuesi kurrë s'kam kërkuar dinarë.*

Muhammedi [s.a.v.s.] thotë në një hadith të vërtetë: *"Për ju është më mirë t'i lini pasardhësit tuaj të pasur se sa t'i lini të varfër që do të kërkojnë nga të tjerët."*

Ndërsa në hadithin tjetër thuhet: *"Dora e sipërme (që jep) është më e mirë se sa dora e poshtme (që merr)."*

**"Prandaj ai që nuk e di gjendjen e tyre mendon se ata janë të pasur"**

*(Kur'an 2:273)*

Pra, mos u bëj i neveritshëm te të tjerët duke kërkuar nga ata pasuri, sepse Allahu është Furnizuesi, I Cili me lindjen tënde ka garantuar rizkun dhe jetën me nder. Nderi i Besimit është i madh e njerëzit besimtarë janë krenarë, kokat i mbajnë lart dhe nuk poshtërohen.

**"Vallë, a mos kërkojnë fuqi te ta? S'ka dyshim, e tërë fuqia i takon Allahut"**

*(Kur'an 4:139)*

Ibn el-Verdi thotë:

*Unë nuk dua të puth dorën e dikujt.*

*Për mua, prerja e saj është më mirë se ato puthje*

*Nëse më shpërblen për ndonjë vepër më mjafton turpërimi*

*Qoftë punë kjo që të liron apo jo nga robërimi.*

## Mos u kap me tjetër pos me Allahun

Nëse Allahu është Dhuruesi i jetës, I Dituri i Vetëm për vdekjen, dhe Furnizuesi yt, atëherë përse të frikohesh e të dëshprohesh prej tyre? Pra, ajo që i fut më shumë njerëzit në mërzi e depresione është: Të kapurit me të tjerët pos Allahut, të mbeshteturit tek njerëzit e jo te Allahu, afrimi me njerëzit dhe largimi nga Krijuesi i tyre, interesimi i tepruar për përshtypjet e njerëzve përreth, e të gjitha këto janë rezultat i Besimit të dobët.

## Shkaqet e qetësisë shpirtërore

Ibn Kajjimi përmend disa faktorë ndikues në qetësimin dhe rehatinë e njeriut:

1. Monoteizmi islam, të besuarit në Njëshmërinë e Allahut, e me këtë Besim zgjerohet kraharori dhe qetësohet qemra, saqë gjërësia dhe qetësia e saj është më me vlerë se gjërësia e gjithë botës.

Allahu [xh.sh.] thotë në Kur'anin fisnik:

**"E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në Ditën e Kijametit do ta ringjall të verbër"**

*(Kur'an 20:124).*

**"Atë që Allahu dëshiron ta udhëzojë, ia zgjeron zemrën për (të pranuar) Islamin"**

*(Kur'an 6:125)*

**"Atij që Allahu ia ka zgjeruar kraharorin për besim islam, ai është në një dritë të sigurt prej Zotit të vet"**

*(Kur'an 39:22).*

Ndërsa ateistët në jetën e tyre kanë frikë, trishtim dhe mërzi.

**"Ne do të mbjellim frikën në zemrat e atyre që nuk besuan sepse ata Allahut i trillojnë e i mveshin zota të tjerë, duke mos pasur për të kurrëfarë fakti, ndaj vendbanimi i tyre do jetë Xhehenemi. Sa i shëmtuar është vendi i mizorëve."**

*(Kur'an 3:151)*

**"Atë që dëshiron ta lërë të humbur, zemrën e tij ia bën shumë të ngushtë - si të ngjitej në qiell. Kështu Allahu lëshon dënimin mbi ata që nuk besojnë"**

*(Kur'an 6:125).*

2. Dituria e dobishme. Dijetarët janë njerëzit më të hapur e të mëshirshëm, në veçanti ata që kanë trashëguar trashëgiminë e Muhammedit [s.a.v.s.].

**"Allahu të shpalli ty Librin dhe Sheri'atin, të mësoi çka nuk dije. Dhuntia e Allahut ndaj teje është shumë e madhe"**

*(Kur'an 4:113).*

3. Veprat e mira. Puna e mirë i jep dritë zemrës dhe fytyrës. Ajo rezulton në zbritjen e rizkut të bollshëm dhe në përfitimin e dashurisë së njerëzve. Allahu [xh.sh.] thotë:

**"Sikur ata t'i përmbaheshin rrugës së drejtë, Ne do u lëshonim atyre ujë me bollëk"**

*(Kur'an 72:16).*

4. Trimëria. Njeriu trim është i vendosur dhe i fortë. Atë s'e trazojnë as vuajtjet e as vështirësitë financiare.

5. Largimi nga mëkatet. Mëkatet janë të dëmshme për të tashmen dhe errësirë vrasëse për të ardhmen.

Një poet thotë:

*"Kam parë se mëkatet vdesin zemrën*

*Ata që shkojnë pas tyre, fitojnë vetëm gjëmën."*

6. Largimi nga teprimi në gjërat e lejuara. Këtu hynë ushqimet e përditshme, fjalët dhe gjumi.

"Dhe ata të cilët i shmangën së kotës (fjalë a punë)"

*(Kur'an 23:3).*

"Që ai nuk hedh ndonjë fjalë e të mos jetë pranë tij përcjellësi i gatshëm"

*(Kur'an 50:18).*

"Hani dhe pini e mos e teproni, pse Ai s'i do ata që e teprojnë"

*(Kur'an 7:31).*

Një poet thotë:

*"O ti shok i shtratit, me gjumë e ke tepruar*

*Ta dish se pas kësaj jete ka gjumë të pambaruar."*

## Gjërat e përcaktuara

Një pacient, i cili ishte në depresion dhe shterrim psikik, e pyet mjekun musliman për këshillë mjekësore, dhe ai i përgjigjet: "Kuptoje se bota dhe gjithçka ekziston në të është krijuar nga Krijuesi i gjithësisë dhe është paracaktuar, asnjë lëvizje s'ndodh në të përveç se me urdhrin e Krijuesit; atëherë përse të mërzitesh e të pikëllohesh? Allahu [xh.sh.] i ka krijuar përcaktimet e krijesave pesëdhjetë mijë vjet përpara se t'i krijonte."

Në këtë kontekst Mutennebiju thotë:

*"Gjërat e vogla zmadhohen në syrin e njeriut të vogël*

*Gjërat e mëdhaja zvogëlohen në syrin e njeriut të madh"*

## Shija e ëmbël e lirisë

Er-Rashidi shkruan në librin e tij *el-Mesar*: "Kush posedon treqind e gjashtëdhjetë copa buke, një kuti me vaj dhe një mijë e gjashtëqind hurma, atë nuk mund ta robërojë askush."

Njëri nga të parët tanë thonte: "Kush posedon një copë bukë të thatë dhe ujë të mjaftueshëm, ka shpëtuar nga robëria përveç asaj ndaj Allahut [xh.sh.]

**"E jo për ta shpërblyer ndokënd që i ka bërë mirë më parë"**

*(Kur'an 92:19).*

Ata të cilët vrapojnë të gjejnë lumturinë në grumbullimin e pasurisë apo posteve të larta në shoqëri janë vetëm në humbje të vazhdueshme, ngaqë ata vetes i sjellin vetëm shqetësime dhe depresione. Në Kur'anin Fisnik thuhet:

**"Në të vërtetë ju na erdhët një nga një, ashtu si ju krijuam së pari; keni lënë prapa shpinës atë që ju patëm dhënë"**

*(Kur'an 6:94).*

**"Po ju i jepni përparësi jetës së kësaj bote, e dihet se jeta e botës tjetër është më e dobishme dhe e përjetshme"**

*(Kur'an 87:16-17).*

## Dheu ishte jastëk i Sufian eth-Theuriut

Gjatë qëndrimit në *Muzdelife* Sufian eth-Theuriu ishte shtrirë në tokë dhe si jastëk të tij kishte grumbulluar pak dhe. Disa njerëz që kaluan aty afër u habitën me të dhe i thanë: Shkencëtari i njohur i hadithit të Profetit [s.a.v.s.] i shtrirë në këtë vend!? Ai u përgjigj: Betohem në Zotin e Gjithësisë se ky jastëk i imi është më i madh se ai i halifit Ebu Xha'fer el-Mensur.

**"Thuaj: 'Neve s'na godet asgjë tjetër, përveç asaj që na është caktuar nga Allahu; Ai është Ndihmëtari ynë'"**

*(Kur'an 9:51).*

## Mos ua var veshin llafazënëve

Premtimet e rrejshme dhe parashikimet e njerëzve të pandërgjegjshëm janë vetëm iluzione që i ngjajnë premtimeve të shejtanit të mallkuar.

**"Djalli ju frikëson nga varfëria dhe ju urdhëron për të këqija, e Allahu ju garanton falje e begati; Allahu është Dhurues i Madh, i Dijshëm"**

*(Kur'an 2:268).*

## Ty s'do të dëmtojnë sharjet dhe fyerjet

Abraham Lincoln, presidenti i 16-të i Amerikës, thonte: "Unë nuk i lexoj letrat në të cilat më shajnë dhe më fyejnë; zarfet e tilla as nuk i hap e lëre më t'iu përgjigjem, sepse po u mora me to nuk do t'i ofroja popullit tim asgjë."

Thuhet se Isai [a.s.] ka thënë: "Duajini armiqtë e juaj" që do të thotë: Kërkoni nga armiqtë tuaj falje, e kështu do të jeni më të rehatshëm nga kritikat dhe sharjet që ju adresojnë, e që nuk ju shqetësojnë çdo ditë.

**"Po ti hiqu tyre, tërhiqua vërejtjen (për hipokrizi) dhe thuaju fjalë që lënë përshtypje në veten e tyre"**

*(Kur'an 4:63).*

**"E ti (o Muhammed) sillu me njerëzishmëri"**

*(Kur'an 15:85)*

**"Ata që ua falin (të keqen) njerëzve, e Allahu i do bamirësit"**

*(Kur'an 3:134)*

## Lexoje bukurinë e universit

Ajo që zbut zemrën dhe qetëson shpirtin është leximi i bukurisë së universit. Krijuesi në këtë gjithësi ka paraqitur bukuri të

larmishme e që ai që sheh me zemër qetësohet në këtë mjeshtëri krijimi. Universi është libri i hapur i Allahut. Ai thotë në Kur'an:

**"Ai krijoi qiejt e tokën, që për ju lëshoi shi nga qielli, e Ne me të bëmë të lulëzojnë kopshte të bukura, që për ju ka qenë e pamundshme t'i bëni të mbijnë bimët në to; A mos ka ndonjë zot tjetër pos Allahut? Jo, por ata janë popull që shtrembërojnë (të vërtetën)"**

*(Kur'an 27:60).*

**"Thuaj: 'Vështroni me vëmendje çfarë (argumentesh) ka në qiej e në tokë'"**

*(Kur'an 10:101)*

**"(Musai) tha: 'Zoti ynë është Ai që çdo sendi i dha formën e vet, pastaj e udhëzoi atë'"**

*(Kur'an 20:50).*

**Një poet thotë:**

*"Në çdo gjë Ai ka shenjë*

*Kështu argumentohet se Ai është Një"*

Në Kur'anin fisnik thuhet:

**"A nuk i shikojnë devetë se si janë krijuar"**

*(Kur'an 88:17).*

Shkencëtari i madh Albert Einstein thotë: "Kush vëren me vëmendje universin, e di se Krijuesi Absolut është i Urtë në krijimin e Tij dhe Ai nuk luan me zar."

**"Ai që përsosi krijimin e çdo sendi, dhe krijimin e njeriut e filloi nga balta"**

*(Kur'an 32:7).*

Domethënë se Krijuesi, Allahu Fuqiplotë, në çdo imtësi ka vendosur urti dhe maturi. Ai e ka krijuar gjithçka në mënyrë të

përsosur pa lëshime, e në këtë me të vërtetë ka argument që vërteton Njëshmërinë dhe Hyjninë e Tij. I Lartësuar qoftë Ai.

Shihni se ç'thuhet në Kur'an:

**"As dielli nuk mund ta arrijë hënën, e as nata para ditës po secili noton në një orbitë"**

*(Kur'an 36:40)*

## Koprracia nuk sjell dobi

I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] ka thënë: *"Askush nuk do të vdesë pa plotësuar rizkun dhe jetën e vet."*

Pra, njeriu s'ka nevojë të frikohet e të mërzitet për këto dy çështje: rizkun dhe përiudhën e jetës në këtë botë.

**"Tek Ai, çdo send është me masë të caktuar"**

*(Kur'an 13:8).*

**"E urdhri i Allahut është vendim i kryer"**

*(Kur'an 33:38).*

## Krizat janë larëse mëkatesh

Pejgamberi [s.a.v.s.] thonte: *"Kur besimtarin e godet ndonjë shqetësim, mërzi, vuajtje, lodhje, sëmundje, madje edhe kur shpohet nga ferra, atij përmes këtyre Allahu ia fal (lan) mëkatet e bëra."*

## Ejani në namaz

Allahu [xh.sh.] thotë në Kur'anin e madhërishëm:

**"O ju që keni besuar, kërkoni ndihmë me durim e me namaz, se vërtetë Allahu është me durimtarët"**

*(Kur'an 2:153).*

Muhammedi [s.a.v.s.] kur ishte në gjendje të shqetësuar, i thoshte *muezinit* të tij, *"O Bilal, na jep qetësi me të"* – domethënë na qetëso zemrat tona me namaz. Po ashtu, ai thonte: *"Paqja e qetësia ime gjendet në namaz."*

Pra, kur të ngushtohen rrugëdaljet dhe të rrethon errësira e mërzisë apo kur të lënë shokët dhe mbetesh i trishtuar, atëherë kërko ndihmë në namaz. Kështu vepronte Muhammedi [s.a.v.s.] në të gjitha situatat e vështira që gjendej. Ai në luftën e madhe të Bedrit para së gjithash kërkoi qetësinë dhe përqëndrimin në namaz.

Ibn Asakiri dhe Ibn el-Kajjimi rrëfejnë se njëherë në rrugët e Shamit një njeri të mirë dhe të devotshëm e kishte zënë një kusar dhe kishte vendosur ta vriste. Njeriu i mirë kërkoi nga krimineli t'ia mundësonte të falte dy reqate namaz. Kur u ngrit për tu falur, në fillim lexoi këtë ajet kur'anor:

**"A është Ai që i përgjigjet nevojtarit (të mjerit) kur ai e thërret"**

*(Kur'an 27:62).*

Këtë e përsëriti tri herë. Në këtë moment erdhi një melek nga qielli dhe e vrau kriminelin duke thënë: " Unë jam i dërguari i Atij që i përgjigjet nevojtarit (të mjerit) kur ai e thërret."

Po ashtu mërzia dhe shqetësimi largohet me salavatet e përcjellura Pejgamberit [s.a.v.s.]. Në Librin e Allahut thuhet:

**"Është e vërtetë se Allahu dhe engjëjt e Tij me madhërim e mëshirojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, madhërojeni pra atë (duke rënë salavatë) dhe përshëndeteni me selam"**

*(Kur'an 33:56).*

Pejgamberi [s.a.v.s.] thotë: *"Kush më përcjell mua një salavat (përshëndetje me mëshirim), Allahu do t'i përcjell atij dhjetë." "Shtoni salavatet ndaj meje natën dhe ditën e premte, sepse salavati i juaj më ekspozohet mua." I thanë: Si të ekspozohen salavatet tona kur do të jesh me trup i shkatërruar? U përgjigj: "Allahu [xh.sh.] ia ka ndaluar tokës që të tresë trupat e pejgamberëve."*

Ibn Tejmijje thotë: "Salavatet më të plota përcjellur Pejgamberit [s.a.v.s.] janë *salavatet ibrahimijje*: O Zoti im, dërgoja salavatet (lutjet e mia për mëshirë) Muhammedit dhe familjes së Muhammedit, ashu siç i dërgove ato (salavatet) Ibrahimit dhe familjes së Ibrahimit. O Zoti im, bekoje Muhammedin dhe familjen e Muhammedit, ashtu si bekove Ibrahimin dhe familjen e Ibrahimit, në të dy botërat. Me të vërtet Ty të takon lavdia dhe madhërimi."

## Lëmosha sjell paqe

Ndër shkaqet serioze të sjelljes së lumturisë dhe largimit të mërzisë është edhe të dhënurit lëmoshë të tjerëve, madje kjo është faktor madhor që sjell lumturinë.

**"Jepni nga ajo me çka ju furnizuam Ne"**

*(Kur'an 2:254).*

"Sadakadhënësit e sadakadhënëset"

*(Kur'an 33:35).*

**"E shembulli i atyre që pasurinë e vet e japin nga bindja e tyre dhe duke synuar kënaqësinë e Allahut, i përngjan një kopshti në një rrafshnaltë që i bie shi i madh, e ai jep fruta të dyfishtë. Po edhe nëse nuk i bie shi i madh, i bie një rigë (që i mjafton). Allahu sheh atë që vepron i"**

*(Kur'an 2:265).*

Duhet të bëhet e qartë se shpirtngushtësia dhe koprracia nuk u sjell koprracëve lumturinë që kërkojnë, por përkundrazi atë mund ta gjejnë vetëm në shpërndarjen e sadakasë dhe mirësisë ndaj të tjerëve.

**"Nëse i huazoni Allahut diçka të mirë, Ai jua shumëfishon atë dhe ju fal; Allahu është shumë Mirënjohës, i Butë"**

*(Kur'an 64:17).*

As dhënia e lëmoshës nuk të shton jetën e as mosdhënia e saj. Megjithatë, dhënësi përsëri fiton.

## Mos u hidhëro

**"E nëse të godet shejtani me ndonjë vesvese, ti kërko strehim te Allahu, sepse vërtet Ai dëgjon e di."**

*(Kur'an 7:200)*

I Dërguari i Zotit, Muhammedi [s.a.v.s.] duke këshilluar njërin nga shokët e tij, thonte: *"Mos u zemëro), mos u zemëro, mos u zemëro."* Ndërsa kur një njeri u hidhërua në praninë e tij, ai i tha: *"Kërko mbrojtje nga Allahu Fuqiplotë të të ruajë nga shejtani i mallkuar."*

Allahu [xh.sh.] thotë:

**"Vërtet, ata që janë të ruajtur, kur i prek ndonjë iluzion nga djalli, përkujtojnë (Allahun), dhe atëherë shohin (të vërtetën)"**

*(Kur'an 7:201).*

Nëse hidhërimi sjell depresion dhe trishtim, Muhammedi [s.a.v.s.] shërimin e tyre e sheh në disa pika, ndër to janë:

1. Të mësuarit e vetvetes me braktisjen e hidhërimit.

**"Të cilët japin kur janë shlirë edhe kur janë në vështirësi dhe që e frenojnë mllefin, që ua falin (të keqen) njerëzve, e Allahu i do bamirësit"**

*(Kur'an 3:134).*

**"Dhe ata që u shmangen mëkateve të mëdha e të shëmtuara, dhe kur hidhërohen, ata falin"**

*(Kur'an 42:37).*

2. Abdesi. Hidhërimi është një copë prushi dhe këtë e shuan vetëm uji. Pejgamberi a.s. thotë: *"Abdesi është armë e besimtarit."*

3. Gjatë zemërimit, nëse njeriu është në këmbë të ulet, e nëse është ulur të shtrihet.

4. Të heshtë e të mos flasë nëse është i hidhëruar.

5. Të përkujtojë se njeriu i cili fal ka shpërblim të madh te Allahu [xh.sh.]

## Lutje në mëngjes

Më poshtë do t'ju përkujtoj disa lutje të mëngjesit, me të cilat do të fitoni lumturinë dhe mbrojtjen e Allahut nga shejtani dhe xhinnët.

Ndër këto du'a dhe lutje janë:

1. *"Na erdhi mbrëmja dhe gjithçka iu nënshtrua sundimit të Allahut. Falënderimi i takon vetëm Allahut. Nuk ka Zot tjetër pos Allahut, Ai është I Vetmi dhe pa partner. Atij i takon sundimi dhe falënderimi, Ai ka mundësi për çdo send. Zoti im, të lus të më japësh më të mirën e kësaj nate, dhe më të mirën që vijon pas saj. Kërkoj mbrojtjen Tënde nga e keqja e kësaj nate dhe asaj që vjen pas. Zoti im, më ruaj nga përtacia dhe nga dëmi i kryelartësisë., Zoti im, kërkoj mbrojtjen Tënde nga dënimi i Zjarrit dhe vuajtjet e varrit."*

2. *"Zoti im, unë u zgjova dhe po dëshmoj, dëshmojnë edhe bartësit e Arshit Tënd, Melekët e Tu dhe gjithë krijesat se Ti je Zoti dhe nuk ka tjetër përveç Teje. Ti je I Vetmi pa partner dhe dëshmojmë se Muhammedi [s.a.v.s.] është robi dhe i Dërguari Yt"*. Kjo përsëritet katër herë.

3. *"Me Emrin e Allahut, me të Cilin nuk të gjen asnjë e ligë në tokë e as nga qielli. Allahu është Dëgjuesi dhe I Dituri pa kufi"*. Kjo thuhet tri herë.

4. *"O Allah, kërkoj të më ruash të mos bie në shirk duke qenë i vetëdijshëm për të dhe kërkoj falje nga Ti për atë që nuk di"*. Tri herë me radhë.

5. *"U zgjuam në 'fitren' e Islamit, me fjalën e sinqertë, me Fenë e Profetit tonë, Muhammedit [s.a.v.s.], me Fenë e babait tonë, Ibrahimit, i cili qe musliman e jo politeist"*. Përsëritet tri herë.

6. *"I Lartësuar dhe i Falënderuar qoftë Allahu: sa numri i krijesave të Tij, sa madhështia e mirësisë së Tij, sa pesha e 'arshit' të Tij dhe sa të gjitha fjalët e Tij."* Tri herë.

*7. "Unë jam pajtuar dhe jam i kënaqur që Allahu të jetë Zoti im, Islami feja ime dhe Muhammedi [s.a.v.s.] profeti im."* Tri herë.

8. *"Kërkoj mbrojtje me fjalët e plota të Allahut nga e keqja që Ai ka krijuar."*

*9. "O Zoti im, nën sundimin Tënd na erdhi mëngjesi dhe nën sundimin Tënd vjen mbrëmja; nën sundimin Tënd jetojmë dhe nën atë vdesim, tek Ti është kthimi."*

*10. "Nuk ka zot tjetër pos Allahut, të Vetmit pa partner; i Tij është sundimi dhe falënderimet vetëm Atij i takojnë. Ai ka mundësi për gjithçka."*

## Kur'ani, Libri Fisnik

Ndër stimuluesit e lumturisë në jetë është edhe leximi me përkushtim dhe devotshmëri i Librit të Allahut [xh.sh.] - Kur'a-nit. Allahu këtë Libër e ka cilësuar si dritë, udhëzues, shërues i zemrave dhe mëshirues.

**"O njerëz! Juve ju erdhi nga zoti juaj këshilla (Kur'ani) dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj, edhe udhëzim e mëshirë për besimtarët"**

*(Kur'an 10:57).*

**"A nuk e studiojnë me vëmendje Kur'anin? Por jo, ato janë zemra që kanë drynat e vet"**

*(Kur'an 47:24).*

**"A nuk thellohen ata mbi Kur'anin? Sikur të ishte prej dikujt tjetër pos Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie"**

*(Kur'an 4:82).*

**"(Ky është) Libër i begatshëm, Ne ta shpallëm që t'i studiojnë argumentet e tij dhe që të marrin mësim prej tij ata që kanë mend"**

*(Kur'an 38:29).*

Disa dijetarë kanë thënë: Kur'ani është i begatshëm në leximin e tij, zbatimin e tij, në gjykimin me të, në studimin dhe udhëheqjen me të.

Një njeri i mirë tregon: më kaploi depresioni dhe trishtimi. Në ato momente mora në duar Librin e Allahut dhe fillova të lexoj ajetet e tij. Papritmas, Allahu i Madhërishëm ma shndërroi këtë trishtim në gëzim dhe qetësi.

**"Është e vërtetë se ky Kur'an udhëzon për atë rrugë që është më se e vërtetë, e besimtarët që bëjnë vepra të mira i përgëzon se pa dyshim do të kenë shpërblim të madh"**

*(Kur'an 17:9).*

**"Po kështu me urdhrin tonë Ne të shpallëm edhe ty shpirtin (Kur'anin)."**

*(Kur'an 42:52)*

## Mos u lodh për të patur famë, sepse ajo ka tatim stresin dhe depresionin

Ajo që prish qetësinë e zemrës së çdo njeriu është dukuria e reklamimit dhe famës ndër të tjerët.

**"Atyre që nuk duan as mendjemadhësi e as ngatërresë në tokë"**

*(Kur'an 28:83)*

Allahu [xh.sh.] thotë në Kur'an:

**"... dhe dëshirojnë të jenë të lavdëruar për atë që nuk e punuan"**

*(Kur'an 3:188).*

**"Mos u bëni si ata që dolën prej shtëpive të tyre sa për krenari e për t'i parë bota"**

*(Kur'an 8:47).*

Një poet thotë:

*"Lavdërimi tek të tjerët është teshë që ter atë që e vesh*
*E nëse mbulohesh me të, ti mbetesh lakuriq."*

## Jeta e mirë

Ndër çështjet madhore dhe aksiomatike që duhen kuptuar nga temat e deritanishme është se lumturia në jetë nuk mund të vijë pa besim në Allahun [xh.sh.], Zotin e botërave. Sikur tërë faktorët që sjellin lumturinë të plotësoheshin, pa *iman* do të ishte e pamundur qetësia dhe lumturia e kërkuar. Prandaj nëse dikush do të kërkojë këtë kënaqësi e lumturi le të fillojë nga e para, e ajo është *imani.*

Pra, baza e bazës është të kesh Allahun zot, Muhammedin [s.a.v.s.] Pejgamber dhe Islamin Fe.

**"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre"**

*(Kur'an 16:97).*

Pra, kemi dy kushte për të patur jetë të mirë: besimi në Allahun [xh.sh.] dhe veprat e mira.

**"Nuk ka dyshim se ata që bënë vepra të mira, atyre i Gjithëmëshirshmi do t'u krijojë (në zemrat e tyre) dashuri"**

*(Kur'an 19:96).*

Ai që i beson Allahut [xh.sh.] dhe kryen vepra të mira e të dobishme meriton dy përfitime:

1. Jetë të mirë e kënaqësi në këtë dhe botën tjetër.

2. Shpërblim të madh nga Allahu Mëshirëplotë. Në Kur'an thuhet:

**"Atyre u jepen myzhde në jetën e duniasë (në çastin e vdekjes) dhe në jetën tjetër (për shpëtim në Xhennet)"**

*(Kur'an 10:64).*

## Sprovat janë në interesin tënd

Mos u brengos nga sprovat në jetë, e as mos u shqetëso prej tyre. Në një hadith sherif, Muhammedi [s.a.v.s.] thotë: "*Allahu nëse e do një popull e sprovon atë. E kush pajtohet me këtë do të jetë i kënaqur e kush hidhërohet do të jetë i poshtëruar.*"

## Allahu adhurohet duke iu nënshtruar Atij

Ndër elementet e Imanit është të pajtohesh me atë që të është caktuar, qoftë e mirë apo e keqe.

**"Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta e edhe nga frytet, po ti jepju myzhde durimtarëve"**

*(Kur'an 2:155).*

Ajo që është e caktuar për ne s'varet nga dëshirat tona, sepse ne shpeshherë nuk dimë ç'është e mirë dhe ç'është e dëmshme për veten tonë. Në gjithë këtë ne jemi të nënshtruar nën përcaktimet e Zotit, Të Urtit.

Çdo rob (njeri) sprovohet në varësi të nivelit të Imanit që ka. "*Njerëzit që sprovohen më shumë janë Pejgamberët, pastaj njerëzit e devotshëm.*"

**"Ti (Muahamed) duro, ashtu sikurse duruan të dërguarit e vendosur"**

*(Kur'an 46:35)*

Atij që ia do Allahu [xh.sh.] të mirën, e sprovon atë me sprova të ndryshme.

Për këtë Allahu xh.sh thotë në Kur'an:

**"Ne do t'ju sprovojmë derisa t'i njohim luftëtarët dhe ata që ishin të qëndrueshëm nga mesi juaj, po edhe do të sprovojmë veprat tuaja"**

*(Kur'an 47:31).*

## Nga qeverisja në karpenteri

Aliu ibn el-Me'mun el-Abbasi – i biri i kalifit – banonte në një pallat të lartë. Në të kishte gjithçka që dëshironte. Një ditë duke shikuar nga dritarja e pallatit pa një punëtor që punonte tërë ditën dhe në mbarim të ditës merrte abdes dhe falte dy reqat namaz. Këtë e bënte çdo ditë, kështu që Aliu një ditë i doli para dhe e pyeti për gjendjen e tij. Punëtori i tha: Unë kam gruan, dy motra, dhe nënën time që kujdesem për ta. Tërë ditën punoj dhe agjëroj që në mbrëmje darkën ta ha bashkë me familjen time. Aliu e pyeti: A të mungon ndonjëgjë? Tha: Jo, jetoj i lumtur e shumë i kënaqur, falënderoj Allahun, Zotin e botërave, për të mirat që më dha. Në këtë rast Aliu vendosi të lërë pallatin e kalifit, ku jetonte me të gjitha të mirat dhe doli të jetojë jashtë vetëm e vetëm që të arrinte lumturinë, që s'e gjeti në pallat. Pas disa vjetësh e gjetën të vdekur në një shtëpi afër Horosanit, ku kishte punuar si karpentier, por gjithnjë i lumtur me punën e tij.

**"Kurse ata që e gjetën rrugën e drejtë, Ai atyre ua shton edhe me udhëzimin në rrugën e drejtë dhe u ofron mundësi të jenë edhe më të matur"**

*(Kur'an 47:17).*

Kjo ngjarje na kujton tregimin e 'shokëve të shpellës', të cilët ishin në pallatin mbretëror dhe aty gjetën vetëm ngushtësi e shqetësim, sepse në pallat sundonte mosbesimi. Kështu vendosën të dalin dhe të jetojnë në shpellë. Kur'ani i përshkruan në këtë mënyrë:

**"Derisa të jeni izoluar prej tyre dhe prej asaj që adhurojnë ata, pos Allahut, atëherë strehohuni në shpellë, e Zoti juaj ju dhuron nga mëshira e Tij e gjerë dhe ju lehtëson në çështjen tuaj atë që është në dobinë tuaj"**

*(Kur'an 18:16).*

Pra, vendi i ngushtë me dashuri dhe Iman zgjerohet dhe bashkon shumë njerëz.

## Përzierja me njerëzit e ngathët të shkakton lodhje

Sipas shumë dijetarëve islamë, fjala *"thekiil"* ka këto kuptime: I ngathët, teveqel, i trashë, i ngurtë në sjelljet e tij.

**"Po ata janë si trungujt e zgavruar e të mbështetur"**

*(Kur'an 63:4).*

Imam Shafi'iu thotë për këta njerëz: "Kur njeriu i rëndë ulet me mua, më duket sikur toka rëndohet prej tij."

Kur shihte ndonjë njeri të rëndë mendërisht, el-A'meshi thonte:

**"Zoti ynë, largoje prej nesh dënimin, ne do të besojmë"**

*(Kur'an 44:12).*

Njerëzit e rëndë mendërisht, janë si era e keqe që të ngjitet në tesha e s'del lehtë.

**"Kur sheh ata se janë thelluar (me tallje) në çështjet Tona, largohu prej tyre derisa të kalojnë në bisedë tjetër"**

*(Kur'an 6:68).*

**"Mos rrini me ata"**

*(Kur'an 4:140).*

Njerëzit më të rëndë mendërisht janë ata që kanë sjellje të dobët, moral të ulët dhe që u janë nënshtruar epsheve të tyre.

**"Mos rrini me ata derisa të mos hyjnë në bisedë tjetër. Përndyshe, ju do të jeni si ata"**

*(Kur'an 4:140)*

## Për të prekurit nga fatkeqësitë

Në një hadith *kudsij* të respektuar thuhet: *"Kujt ia marr njeriun më të afërt në këtë botë dhe ai këtë e llogarit në të mirë dhe duron, Unë do t'ia kompensoj atë me Xhennet."* (I transmetuar nga Buhariu.)

Në një thënie tjetër kudsi pohohet: *"Cilin e privoj nga dy të dashurit - sytë - do t'ia zëvendësoj ata të dy me Xhennet."*

**"Sepse në të vërtetë nuk verbohen sytë, por zemrat në kraharorë"**

*(Kur'an 22:46).*

Po ashtu, në një hadith të vërtetë thuhet: *"Kur Allahu [xh.sh.] merr shpirtin e birit të robit besimtar, iu thotë melekëve: Ju më sollët shpirtin e birit besimtar? Ata thonë: Po. Allahu [xh.sh.] thotë: Ju shkëputët zemrën e tij? Thonë: Po. Thotë: Po ç'tha robi im? Thonë: Të falënderoi dhe tha: " Ne jemi të Allahut dhe tek Ai do të kthehemi." Thotë Allahu [xh.sh.]: Ndërtoni robit tim një shtëpi në Xhennet dhe emëronie shtëpia e falënderimit."* (Transmetuar nga Tirmidhiu.)

**"Ndërsa të durueshmëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë!"**

*(Kur'an 39:10)*

**"Zoti ynë, na dhuro durim, e na i përforco këmbët tona!"**

*(Kur'an 2:250).*

Duhet të qartësohet në mendjen e besimtarit se Allahu [xh.sh.] merr atë që jep, ngre atë që ka lëshuar dikur, gjithçka i takon vetëm Atij, Të Madhërishmit.

Një poet thotë:

*"Pasuria dhe familja janë emanet*
*Dhe emaneti një ditë kthehet në vend"*

## Efektet pozitive në të besuarit në njëshmërinë e Allahut

Disa nga dobitë dhe efektet pozitive të monoteizmit islam manifestohen në rastet kur muslimani sakrifikohet për të tjerët.

Ja disa prej tyre:

1. Mëshirimi i të tjerëve. Me besimin e thellë te Allahu [xh.sh.] ti mëson të falësh e të jesh më i mëshirshëm ndaj padrejtësive që të bëhen. Kjo manifeston shpirtçiltërsi te muslimani. Mosdëmtimi i të tjerëve, përpjekjet serioze për t'u bërë mirë, e më në fund falja e gabimeve dhe mëshirimi i atyre që të dëmtuan, te muslimani shpalos besimin e thellë në Njëshmërinë e Zotit Mëshirues. Po ashtu, mëshira ndaj të tjerëve tregohet edhe në kthimin e të keqes që të është bërë me një të mirë ndaj gabimtarëve dhe keqbërësve.

**"Të cilët japin kur janë shlirë edhe kur janë në vështirësi dhe që e frenojnë mllefin, që ua falin (të keqen) njerëzve, e Allahu i do bamirësit"**

*(Kur'an 3:134).*

**"... e kush fal dhe bën pajtim, shpërblimi i tij është tek Allahu. Vërtet, Ai nuk i do zullumqarët"**

*(Kur'an 42:40).*

Pejgamberi [s.a.v.s.] na thotë: *"Me të vërtetë Allahu më ka urdhëruar të mbaj lidhjet me atë që më ka larguar, të mëshiroj atë që më ka bërë padrejtësi, e t'i jap atij që më ka refuzuar."*

2. Gjithçka që të ka ngjarë, qoftë edhe padrejtësia e të tjerëve ndaj teje, s'është kryer pos me dijen dhe përcaktimin e Allahut Fuqiplotë. Vetëm Zoti ka në dorë të realizojë kurse ti je vetëm shkak nga shkaqet. Pra, pajtohu dhe nënshtroju sundimit të Tij të urtë.

3. Dëmi që të bëhet është *kefaret* (shlyes) i mëkatëve të mëparshme, siç është njëkohësisht ngritje në shkallë më të lartë.

**"Ju jeni njëri nga tjetri por ata që u dëbuan prej shtëpive të tyre dhe emigruan, u munduan vetëm pse ishin në rrugën Time, luftuan dhe u vranë, atyre patjetër do t'ua shlyej mëkatet e tyre dhe do t'i vë në xhennete në të cilët burojnë lumenj. Ai është shpërblim nga ana e Allahut, se më i miri i shpërblimeve është tek Allahu"**

*(Kur'an 3:195).*

Nga urtësia që u jepet besimtarëve të shumtë është që përmes faljes të shndërrojë armikun në mik. Allahu Mëshirplotë thotë:

**"S'është e barabartë e mira dhe e keqja. Ndaj, (të keqen) ktheje me mirësi, se atëherë ai, mes teje dhe të cilit ka armiqësi, do të bëhet (si) mik i afërt"**

*(Kur'an 41:34).*

I Dërguari i fundit, Muhammedi [s.a.v.s.] thotë: *"Musliman është ai nga gjuha dhe dora e të cilit janë të sigurtë muslimanët e tjerë."* Pra, të falësh e të mëshirosh të tjerët është lum që rrjedh nga besimi në Njëshmërinë e Krijuesit. Në Kur'an thuhet:

**" E ti robve të Mi thuaju: 'Le ta thonë ata që është më e mira, pse djalli ndërsen mes tyre, e dihet se djalli është armik i hapët i njeriut'"**

*(Kur'an 17:53).*

4. Të kuptuarit se ti në esencë je me të meta dhe këtë duhet ta kesh parasysh edhe për të tjerët. Ndoshta tjetri të është ndërsyer për shkak se faji qëndron tek ti.

**"E kur juve u goditi një dështim (në Uhud) e që ju ia patët dhënë atë dyfish (armikut në Bedr), thatë: 'Nga vjen kjo?' Thuaj: 'Ajo është nga vetë ju!' S'ka dyshim se Allahu është i Plotfuqishëm për çdo send"**

*(Kur'an 3:165).*

Po ashtu, ajeti tjetër kur'anor vërteton:

**"Çfarëdo e keqe që mund t'ju godasë, ajo është pasojë e veprave tuaja (të këqija), e për shumë të tjera Ai ju fal"**

*(Kur'an 42:30).*

5. Falënderimi Zotit se të ka bërë të jesh i shtypur e jo shtypës (mizor). Në këtë kontekst dijetarët tanë të brezave të parë thonin: 'O Zot, më bëj të shtypur e asnjëherë shtypës dhe tiran.' Kjo i ngjan rastit me bijtë e Ademit [a.s.] kur më i miri prej tyre i tha tjetrit:

"E nëse ti e zgjat te unë dorën tënde për të më mbytur, unë nuk e zgjas te ti dorën time për të mbytur; unë i frikësohem Allahut, Zotit të botërave!"

(Kur'an 5:28)

Pejgamberi [s.a.v.s.] thotë: *"Ndihmoje vëllain tënd qoftë shtypës apo i shtypur"*, që do të thotë se neve duhet t'i asistojmë vëllait tonë musliman kur atij i bëhet padrejtësi por edhe kur ai vetë e bën këtë.

Kur Mistahu e fyu Ebu Bekrin me të të bijën e tij Aishen, Ebu Bekri u betua se s'do ta ndihmonte më. Mistahu ishte shumë i varfër dhe Ebu Bekri ia mbulonte shpenzimet. Kur zbriti ajeti kur'anor:

**"Të ndershmit dhe të pasurit nga ju, të mos betohen se s'do t'u japin të afërmve, të varfërve dhe atyre që për hir të Allahut lanë vendlindjen, po le t'ua falin (gabimin) e mos t'ua zënë për të madhe. A nuk dëshironi që Allahu t'ju falë? Allahu fal dhe mëshiron shumë"**

(Kur'an 24:22)

Atëherë Ebu Bekri tha: 'Gjithsesi, dua që Allahu të më falë' e rifilloi t'i japë përsëri Mistahut.

Jusufi [a.s.] u tha vëllezërve të vet:

**"Sot nuk ka qortim kundër jush, Allahu ju faltë; Ai është më Mëshirues i mëshiruesve!"**

(Kur'an 12:92).

Pejgamberi [a.s.] u tha Kurejshëve që e torturuan dhe e përzunë nga shtëpia: *"Shkoni, jeni të lirë."* Këtë e tha në ditën e çlirimit të Mekkes. Po ashtu ai në një thënie të tij ka thënë: *"Nuk është i fuqishëm ai që ka fuqi luftarake, por i fuqishëm është ai që kontrollon vetveten gjatë zemërimit."*

Një proverb indian thotë: "Ai që mposht vetveten është më trim se ai që çliron një qytet."

"Unë nuk e shfajsoj veten time, pse epshi është shumë nxitës për të keqen, përveç atë që ka mëshiruar Zoti im, se Zoti im është që fal e mëshiron shumë"

*(Kur'an 12:53).*

## Kujdesu për botën e jashtme dhe të brendshme

Pastërtia e shpirtit shpeshherë shihet edhe nga pastërtia e veshjes së njeriut. Disa njerëz të urtë kanë thënë me kohë: "Kujt i njollosen teshat në trup, i njolloset dhe shpirti." Kjo, pra, është çështje e botës së jashtme të njeriut e që ndikon në atë të brendshmen.

Shumë njerëz irritohen dhe shqetësohen kur shohin bibliotekën e tyre të parregulluar, apo vërejnë se fletët e dosjeve në shtëpi a në zyrë janë të ngatërruara. Po ashtu, njerëzit ndjehen të shqetësuar kur përballohen me shumë çështje të ditës, qofshin këto në marrëdhëniet me të tjerët ose me vetveten në çrregullimin e programit ditor, etj.

Nga ana tjetër, universi është krijuar në një sistem të përsosur dhe ai që njeh këtë Fe kupton se gjithçka në këtë hapësirë ka program të sistemuar e të përkryer. Ky sistem vlen edhe për njeriun (robin e Zotit) nëse ai në jetë zbaton udhëzimet e paraqitura në këtë Fe. Pejgamberi [s.a.v.s.] thotë: *"Allahu është i Pastër dhe e do pastërtinë."* (Transmeton Tirmidhiu)

Kurse në hadithin tjetër thuhet: *"Allahu është i Bukur dhe e do bukurinë".* (Muslimi)

Bukuria e pastërtia te njeriu manifestohen përmes larjes e pastërtisë së trupit. Buhariu transmeton këtë hadith: *"Obligohet çdo musliman të pastrohet një herë në javë. Në këtë ditë ai lan kokën dhe trupin e tij."* Që do të thotë se larja e trupit një herë brenda javës është minimumi, ndërsa besimtarët më parë janë larë çdo ditë, ashtu siç vepronte kalifi i muslimanëve Uthmani.

"Bjeri me këmbën tënde tokës! Ky është (ujë) i ftohtë, lahesh dhe pi."

*(Kur'an 38:42)*

Po ashtu, pastërtia dhe bukuria shpaloset me rregullimin e mjekrës, shkurtimin e mustaqeve, prerjen e thonjve, mënjanimin e qimeve të tepërta në trup, larjen e dhëmbëve, parfumosjen, pastrimin e teshave, elagancën në veshje, etj. Të gjitha këta e qetësojnë njeriun dhe i sjellin rehati shpirtit. Duke treguar për pastërtinë, Pejgamberi [s.a.v.s.] parapëlqente të vishen rroba të bardha: *"Veshuni me të bardha dhe me të mbështjellni të vdekurit tuaj."*

Imam Buhariu (Zoti e mëshiroftë) në librin e tij ka vendosur kapitull të veçantë për veshjen me tesha të bardha.

Bukuria dhe eleganca te muslimani shpaloset edhe me sistemimin e kohës dhe programimin e takimeve ditore në ditar të posaçë. Kështu ai do të dijë kohën e leximit, studimit, adhurimit dhe kohën e përshtatshme për pushim.

"Për secilin afat ekziston dëshmi e caktuar."

*(Kur'an 13:38)*

Allahu [xh.sh.] në librin e Tij, Kur'anin Fisnik, na njofton se gjithësia nuk është krijuar kot, pa sistem, por gjithçka është krijuar me *kada* dhe *kader* e në masë precize.

"Dielli dhe hëna udhëtojnë sipas një përcaktimi të saktë."

*(Kur'an 55:5)*

"As dielli s'mund ta arrijë hënën, e as nata para ditës, po secili noton në një orbitë"

*(Kur'an 36:40)*

"Edhe hënës i kemi caktuar (pozicionet) derisa të kthehet në trajtën e harkut (si rrem i hurmës së tharë)."

*(Kur'an 36:39)*

"Ne i bëmë natën dhe ditën dy fakte (që dokumentojnë për fuqinë Tonë), e shenjën e natës e shlyem (e errësuam), e shenjën e ditës e bëmë të ndritshme që të mund të angazhoheni për shfrytëzimin e begative të dhuruara nga Zoti juaj, dhe që të mësoni njehsimin e vjetëve dhe llogaritjen (e kohës). Ne kemi sqaruar çdo send në mënyrë të hollësishme."

*(Kur'an 17:12)*

"Zoti ynë, këtë s'e krijove kot"

*(Kur'an 3:191)*.

"Ne s'e krijuam qiellin, tokën e çdo gjë mes tyre shkel e shko. Sikur të kishim dashur të zbavitemi e sikur të donim ta bënim atë, Ne do të zbaviteshim në kompetencën Tonë, por Ne nuk bëmë atë."

*(Kur'an 21:16-17)*

## "Dhe thuaj (O Muhammed): Punoni!"

Grekët e vjetër kur dëshironin të shëronin të sëmurët psikikë i detyronin të punonin tokën dhe parqet, dhe pas një kohe ata qetësoheshin dhe ktheheshin në gjendje normale.

Njerëzit që merren me punë fizike janë më të qetët mendërisht dhe më të lumturit në jetë. Muhammedi [s.a.v.s.] lutej kështu: *"Zoti im, më ruaj nga paaftësia dhe nga përtacia."*

## Kërko strehim tek Allahu

Allah është Emri më i madh e më i respektuar. Disa thonë se emri Allah ka këtë rrënjë *elehe* që do të thotë atë që e duan dhe qetësohen zemrat, atë që zemrat kërkojnë dhe në të gjejnë strehim. Prandaj Muhammedi [s.a.v.s.] i mësonte të bijës së tij Fatimes, këtë du'a: *"O Allah, Allahu është Zoti im, atij nuk i përshkruaj shok."*

Në Kur'an thuhet:

"Thuaj: 'Kush e zbriti librin, me të cilin erdhi Musai e që ishte dritë e udhërrëfyes për njerëz, e të cilin ju e bëni të shpërndarë në letra, që disa i paraqisni, kurse shumicën e fshehni. Dhe u mësuat çka nuk e dinit ju as prindërit tuaj?' Thuaj: '(e zbriti) Allahu'"

*(Kur'an 6:91)*

"Ai është mbizotërues ndaj robërve të Tij. Ai di hollësisht punët e Tij dhe të robërve të Vet."

*(Kur'an 6:18)*

"Allahu është shumë bamirës për robërit e Vet; Ai e begaton atë që do; Ai është i Gjithfuqishmi, Ngadhënjyesi."

*(Kur'an 42:19)*

"Ata s'e çmuan Allahun me madhështinë që i takon, ndërsa, në Ditën e Kijametit e tërë toka është në grushtin e Tij, e qiejt të mbështjellë në të djathtën e Tij. Ai është i Pastër nga të metat dhe i Lartë nga çka i shoqërojnë!"

*(Kur'an 39:67)*

"(Përkujto) ditën kur Ne e palosim qiellin si palosjen e fletëve në libër."

*(Kur'an 21:104)*

## Tre gjëra me rëndësi

Duke studijuar librat që flasin për çështjen e brengosjes dhe depresionit, pa marrë parasysh nëse janë nga të parët tanë, nga letrarë apo historianë të ndryshëm, nga librat e Lindjes apo Perëndimit, nga përkthime të ndryshme dhe revista apo gazeta, nxora tri gjëra me rëndësi që mund të merren si bazë për shërimin nga depresioni e brengosja:

1. Lidhja e fortë me Allahun [xh.sh.], adhurimi i Tij dhe respektimi i fjalës së Tij. Kjo është çështja më madhore e besimit islam.

**"Ai është Zoti i qiejve dhe i tokës dhe ç'ka në mes tyre, pra Atë adhuroje, e në adhurim ndaj Tij bëhu i qëndrueshëm"**

*(Kur'an 19:65).*

2. Mbyllja e dosjes së të kaluarës, me të gjitha trishtimet dhe problemet që ngërthen ajo dhe fillimi i një jete të re me ditë të reja.

3. Lënia e të ardhmes së largët dhe mosthellimi në gjërat që do vijnë. Të gjitha profecitë, pritjet, frikat për të ardhmen duhet harruar dhe duhet jetuar në kufijtë e ditës.

Aliu, kalifi i katërt, ka thënë: "Ruaju nga shpresa e gjatë (shpresëmadhia) (për këtë botë), sepse ajo të bën të harrosh (gjërat e vërteta)".

**"Dhe ashtu, ai dhe ushtria e tij u sollën në tokë me kryeneçësi ndaj së vërtetës dhe menduan se nuk do të kthehen te Ne."**

*(Kur'an 28:39)*

Kam njohur para ca kohësh njerëz që parashikonin se në të ardhmen do të ngjajnë gjëra të dëmshme e të frikshme që ende s'kanë ndodhur, kështu vazhdonin të frikësonin veten dhe të tjerët. Shembulli i tyre është si ai i të burgosurit në burgjet kineze, mbi kokat e të cilëve kanë vendosur rubinet që rrjedh ujë. Duke pritur pikat e ardhshme të ujit i burgosuri çmendet.

Allahu [xh.sh.] i ka përshkruar kështu banorët e Xhehennemit:

**"Po për ata që nuk besuan është zjarri i Xhehennemit. Ata as nuk gjykohen që të vdesin (të rehatohen) e as nuk u lehtësohet ndëshkimi. Kështu e ndëshkojmë secilin që është shumë i pabesim."**

*(Kur'an 35:36)*

"Dhe aty as nuk do të vdesë, as nuk do të jetojë."

(Kur'an 87:13)

"Sa herë që u digjen lëkurat, Ne u ndërrojmë lëkura të tjera që të shijojnë dënimin. Allahu është i Plotfuqishëm, i Drejtë."

(Kur'an 4:56)

## Drejtoje atë që gaboi ndaj teje dhe Allahut

Një poet thotë:

*"Te Gjykuesi Absolut të gjithë do përfundojmë*
*Dhe te Ai të gjithë kundërshtarët do të dëshmojnë."*

Mjafton për njeriun drejtësia që një ditë Allahu do t'i grumbullojë të gjithë njerëzit dhe do të mbizotërojë e drejta. Atë ditë nuk ka padrejtësi, Gjykues është Allahu [xh.sh.] dhe dëshmitarë janë melekët.

"Në Ditën e Gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt s'i bëhet e padrejtë asgjë; edhe nëse është (vepra) sa një kokërr meli, Ne do ta sjellim atë. E mjafton që Ne jemi Llogaritës."

(Kur'an 21:47)

## Kisra dhe gruaja e moshuar

Buzrjamhariu, njeriu i urtë i Persisë tregon se një grua e moshuar persiane kishte një pulë në kasollën e saj që ishte në kufi me pallatin e mbretit Kisra. Një ditë, para se të shkonte në një fshat tjetër përreth ajo tha: O Zot në duart tuaja e lë këtë pulë. Pasi mungoi një kohë të gjatë mbreti vendosi të zgjerojë pallatin e tij dhe në këtë rast urdhëroi ushtrinë që të therin pulën e plakës dhe të rrëzojnë

kasollën. Kur u kthye plaka dhe e pa këtë gjendje, çoi duart nga qielli dhe tha: O Zot! Mungova unë po ku ishe Ti?! Në këtë rast Allahu vendosi të hakmerret për plakën dhe me të vëretë shpejt ngjau që djali i Kisrës ta mbysë babanë në shtratin e vet.

**"A nuk i mjafton Allahu robit të Vet? E ata të friksojnë ty me të tjerët pos Tij. Po atë që e ka humbur Allahu, për të nuk ka udhëzues!"**

*(Kur'an 39:36)*

Le të jemi si djali më i mirë i Ademit [a.s.] i cili tha:

**"Dhe, nëse ti e zgjat te unë dorën për të më mbytur, unë s'e zgjas te ti dorën për të të mbytur; unë i frikësohem Allahut, Zotit të botërave!"**

*(Kur'an 5:28)*

Pejgamberi [s.a.v.s.] thotë: *"Bëhu robi i Zotit i vrarë dhe mos u bë rob i Zotit vrasës."* Kjo te muslimani është nje mesazh më i mirë se urrejtja, vrasja apo hakmarrja.

## Të metat nuk janë disavantazhe

Allahu Fuqiplotë thotë:

**"Ju mos e merrni atë si ndonjë dëm për ju, përkundrazi, ajo do të jetë në dobinë tuaj"**

*(Kur'an 24:11).*

Disa njerëz që sot njihen si të mëdhenj në ndikimin e tyre në historinë njerëzore i kanë kapërcyer të metat e tyre dhe kanë arritur shkallë të larta në shkencë. Shumë dijetarë islamë ishin me të meta por kjo s'i pengoi të mos përparojnë e të njihen me ndikimin e tyre në shoqëritë e atëhershme, po edhe të sotme, për shembull: Ata', Sa'id ibn Xhubejr, Katade, Buhariu, Tirmidhiu, Ebu Hanife, etj.

Shumë njerëz të mençur në botë i ka goditur verbëria, por kjo nuk i pengoi në jetën e tyre. Për shembull: Ibn Abbasi, Ibn Umm Mektu'm, el- A'meshi, Jezid ibn Haruni, etj.

Kam lexuar edhe për shumë dijetarë të tjerë që ishin me të meta trupore por që nuk u pengoi kjo që të ofrojnë njerëzimit shumëçka nga shkencat e ndryshme.

**"Ju dhuron dritë që ecni me të"**

*(Kur'an 57:28).*

Një diplomë nga një universitet prestigjioz nuk është gjithçka. Mos u dekurajoni e as mos e humbni shpresën pse nuk keni mundur të merrni një gradë universitare. Edhe pa diplomë në dorë, mund të shkëlqeni dhe t'i kontribuoni mjaft njerëzimit. Sa e sa njerëz të famshëm dhe të shquar për të cilët keni dëgjuar, janë pa një gradë universiteti! Ata ia dolën mbanë në jetë dhe kapërcyen pengesa të pakalueshme me vullnet të hekurt dhe vendosmëri të fortë. Mes dijetarëve islamë të sotëm, janë shumë të shquar pa tituj. Shejh Ibn Bazi, Malik ibn Nebiu, el-'Akkadi, Ebi Zehrah, el-Moududi, en-Nedeui janë vetëm disa në mes të shumtëve që vijnë ndër mend.

Përveç kësaj, dijetarët tradicionalë si dhe viganët e prijësat akademikë në fusha të ndryshme të dijes që kanë kaluar gjatë periudhës së shkëlqyer të historisë islame, nuk zotëronin kurrfarë 'gradash prestigjioze akademike'.

Nga ana tjetër, ka me mijëra doktorë të shkencave në botën islame, të cilët mbeten të panjohur dhe pa ndonjë ndikim mbi shoqërinë.

**"A mundesh ti [O Muhammed] të gjesh ndonjë prej tyre apo të dëgjosh edhe një pëshpërimë të vetme prej tyre?"**

*(Kur'an, 19:98)*

Nëse jeni prej atyre që ndjehen të kënaqur në çdo situatë, atëherë keni me vete një thesar të madh. I Dërguari i Allahut

[s.a.v.s.] ka thënë në një hadith të saktë: *"Kënaquni me rizkun që Allahu ka ndarë për ju, dhe do të jeni njerëzit më të pasur."*

Duhet të jeni të kënaqur me familjen tuaj, me të ardhurat tuaja, me makinën tuaj, dhe me punën tuaj. Nëse jeni të kënaqur me 'to, atëherë do e keni gjetur lumturinë dhe paqen. Në një tjetër hadith të saktë, Pejgamberi [s.a.v.s.] citohet të ketë thënë: *"Pasuria e vërtetë është ajo e shpirtit."*

Prandaj, ajo nuk është te prona, pasuria, apo posti, por tek paqja shpirtërore dhe kënaqja me çfarë ka dhënë Allahu. Pejgamberi (bekime dhe paqë pastë mbi të) ka thënë: *"O Allah, bëj që pasuria e tij të jetë në zemër."*

Dikush tregon se hyri njëherë në një taksi dhe i kërkoi shoferit ta çonte në qytet. Ai thotë: "Vërejta se shoferi ishte i lumtur dhe në humor të mirë. Ai madhëronte pareshtur Allahun, e falënderonte dhe e përmendte shpesh Atë. E pyeta për të afërmit dhe ai më tha se fitonte bukën për dy familje me më shumë se 10 fëmijë. Paga e tij mujore ishte një shumë e vogël prej 800 rijalësh, dhe atij e familjes së tij u duhej të jetonin në një ndërtesë të rrënuar. Prapëseprapë, mendjen e kishte në paqe sepse ishte mirënjohës për atë që Allahu i kishte caktuar.

Treguesi i kësaj ngjarjeje vazhdoi e tha: "U mahnita teksa e krahasova këtë njeri me të tjerët që bënin një jetë në bollëk – me para, makina luksoze, dhe vila të mëdha. Megjithë një kamje të tillë, ata bëjnë jetë aq të mjera, dhe duke u menduar, e kuptova se lumturia nuk qëndron tek pasuria."

Kam njohur një manjat i cili kishte me qindra miliona dhe disa pallate. Ai ishte i mjerë në marrëdhëniet e tija, ziente nga tërbimi dhe përherë ndodhej i zhytur në një gjendje depresioni. Ai vdiq i veçuar nga familja, dhe kaloi tërë këtë mjerim vetëm pse nuk ishte i kënaqur me atë që i kishte dhënë Allahu.

"Pas gjithë kësaj, ai dëshiron që Unë t'i jap më tepër; Jo, pra! Vërtet, ai qe kokëfortë dhe kundërshtues i Argumenteve Tona"

*(Kur'an, 74:15-6)*

Shekuj më parë në Arabi, njerëzit gjenin prehje duke u izoluar në shkretëtirë. Larg jetës pranë njerëzve, njëri prej tyre tha në një dyvargësh:

*"Kuitja e dhelprës filloi të më pëlqejë*

*Pastaj dëgjova zërin e njeriut e për pak u bëra erë."*

Sufjan el-Theuri ka thënë:

*"Kam mall në një luginë të errët të jetoj*

*Ku asnjeri fytyrën të mos ma shikojë."*

Transmetohet në një hadith se i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] ka thënë: *"Shpejt do të vijë një kohë kur pasuria më e mirë e muslimanit do të jetë dhia, me të cilën ai ndjek pellgjet e shiut dhe shtigjet e maleve; ai do të largohet prej sprovimeve bashkë me fenë e tij."*

Në kohëra fitnesh, zgjedhja më e mirë e një muslimani është të largohet prej tyre. Kur kalifi 'Uthman u vra padrejtësisht, Ibn 'Umeri, Usame bin Zejdi, dhe Muhammed ibn Muslimeh u ndejtën larg sprovave që vijuan.

Unë njoh njerëz të cilët janë kapluar me varfëri, mjerim, dhe pikëllim. Në secilin rast prej tyre, shkaku i tatëpjtës së tyre ishte se ata qëndruan larg nga Allahu. Mund të shihni se njëri prej tyre ishte i pasur, në rehati, dhe në shëndet të mirë nga Zoti i vet. Atëherë, ai i ktheu shpinën bindjes ndaj Allahut. Ai u bë neglizhent në faljen e namazit dhe filloi të kryente mëkate të mëdha. Ndaj, Allahu ia mori shëndetin e pasurinë, dhe i zëvendësoi ato me hallet e varfërisë, shqetësimit, dhe ankthit.

Ai ra nga njëri mjerim në tjetrin, nga një pikë e ulët te një tjetër edhe më e ulët. Allahu Fuqiplotë thotë:

**"E kushdo që i kthen shpinën përkujtimit Tim, padyshim, do të ketë jetë të vështirë..."**

*(Kur'an 20:124)*

**"Kjo sepse Allahu nuk e ndryshon një mirësi që ia ka dhuruar një populli pa ndryshuar ai çfarë ka në vete.."**

*(Kur'an 8:53)*

**"Çfarëdo e keqe t'ju godasë, është pasojë e veprave tuaja. E Ai fal shumë."**

*(Kur'an 42:30)*

**"Sikur ata (të pafetë) t'i ishin futur Udhës së Drejtë, Ne do u lëshonim atyre ujë me bollëk."**

*(Kur'an 72:16)*

Po të mund të bëja një mrekulli, ndoshta do të kisha hequr prej jush tërë hallet dhe pikëllimin; mirëpo, i privuar nga kjo aftësi, po ju këshilloj një recetë që jepet nga dijetarët islamë: Të adhuroni Krijuesin (pa I shoqëruar asnjë shok), të jeni të kënaqur me rizkun tuaj, të jeni të përkortë, dhe të zvogëloni pritshmëritë tuaja për këtë jetë. Kjo është e gjitha.

Psikologu i famshëm amerikan, Eilliam James, ka thënë këto fjalë të cilat më kanë bërë përshtypje: "Ne, raca njerëzore, përfytyrojmë atë që s'e kemi dhe nuk e falënderojmë Zotin për çfarë kemi. Ne gjithmonë thellohemi në anën tragjike e të errët të jetëve tona dhe nuk e vështrojmë anën e ndritur të ekzistencës sonë. Ne i qajmë ato gjëra që na mungojnë dhe s'jemi të lumtur me atë që zotërojmë."

Allahu i Lartmadhëruar thotë:

**"Po të falënderoni, do t'jua shtoj të mirat.."**

*(Kur'an, 14:7)*

I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] lutej: *"Dhe kërkoj strehim tek Allahu prej shpirtit të pangopshëm."*

Transmetohet në një hadith: *"Atij që preokupimi kryesor i bëhet Ahireti, Allahu do t'ia lehtësojë gjërat, dhe do bëjë që pasuria të banojë në zemrën e tij. Dhe bota do vijë drejt tij pavarësisht nga mospëlqimi i saj. Atij që preokupim kryesor i bëhet kjo botë, Allahu do t'ia shprishë punët dhe do të vendosi varfëri midis dy syve të tij; dhe bota nuk do shkojë drejt tij, përveç asaj që i është shkruar atij."*

Një ajet kur'anor thotë:

"Po t'i pyesnit: 'Kush i krijoi qiejt e tokën dhe e nënshtroi diellin e hënën?' Ata me siguri do të përgjigjen: 'Allahu.' Si pra, devijojnë kështu?"

*(Kur'an 29:61)*

## Dy fjalë mbi budallenjtë

Në revistën *el-Risaleh* gjeta një artikull mahnitës mbi komunizmin, të shkruar nga Zejjati. Rusët dërguan një anije kozmike në hapësirë dhe kur u kthye, njëri nga astronautët u citua në gazetën *Pravda* duke thënë: 'Ne u ngjitëm në qiell dhe nuk gjetëm aty as zot, as parajsë, as ferr, as engjëj.'

Në përgjigje të kësaj, Zejjati shkroi: "Vërtet të çuditshëm jeni, o budallenj të kuq. A kujtoni se do e shihni Allahun mbi Arshin e Tij, me sy? A keni guximin e çartur të mendoni se do t'i shihni huritë e Xhennetit duke ecur përrotull veshur në mëndafsh? Apo se do ta dëgjoni gurgullimën e Keutherit? Apo se do i merrni erë djegësirës së atyre që dënohen në Xhehenem? Nëse vërtet keni kujtuar kështu, atëherë humbja juaj ëshë e hapët. Ajo që më vjen ndërmend si shpjegim për devijimin, kuturisjen dhe marrëzinë tuaj është komunizmi dhe ateizmi në kokat tuaja. Komunizmi është një ditë pa të nesërme, një tokë pa qiell, punë pa fund, dhe zvarritje e vazhdueshme pa rezultat..."

Disa ajete kur'anore pohojnë:

**"A mos mendon se shumica e tyre dëgjojnë apo kuptojnë? Ata janë si kafshë; jo, madje, ata janë edhe më të devijuar nga e Vërteta"**

*(Kur'an 25:44)*

**"Ata kanë zemra me të cilat nuk kuptojnë, sy me të cilët nuk shohin, dhe veshë me të cilët nuk dëgjojnë."**

*(Kur'an 7:179)*

**"Dhe atë që Allahu e poshtëron, askush nuk mund ta bëjë të nderuar."**

*(Kur'an 22:18)*

**"Veprat e tyre janë si mirazhi në shkretëtirë."**

*(Kur'an 24:39)*

**"Veprat e tyre janë si hiri, mbi të cilin fryjnë erërat furishëm në një ditë me stuhi.."**

*(Kur'an 14:18)*

Në librin 'Fe e Mangësive' (*Medhheb Dheul 'Ahat*) el-'Akkadi shpërthen kundër komunizmit dhe premisës së tij të gënjeshtërt të ateizmit: "Shpirti që është i shëndoshë e pranon këtë Fe të Vërtetë të Islamit. Sa për ata që e kanë mendjen të gjymtuar, apo ide të ulëta dhe dritëshkurtëra, atyre u shkon përshtat të jenë ateistë."

Duke cituar Kur'anin:

**"Zemrat e tyre janë të vulosura, ndaj edhe nuk kuptojnë."**

*(Kur'an 9:87)*

Ateizmi është vdekjeprurës për të menduarit njerëzor. Ai është një ide aq i largët sa çdo botë imagjinare që mund të përfytyrojë një fëmi dhe është një gabim i pashoq në historinë e gabimeve. Ja përse Allahu thotë:

**"Si?! A mund të ketë dyshim për Allahun, Krijuesin e qiejve dhe të tokës?"**

*(Kur'an 14:10)*

Kjo do të thotë se s'duhet patur as edhe një grimcë dyshimi mbi këtë çështje. Ajo është absolutisht e qartë. Ibn Tejmijeh ka thënë, "Ekzistenca e Krijuesit nuk është mohuar haptazi nga askush përveç Faraonit, madje edhe ai e pranoi Atë brenda vetes. Ja përse Pejgamberi Musa [a.s.] tha:

**"Vërtet, ti e di se këto shenja nuk i zbriti kush tjetër përveç Zotit të qiejve e të tokës që i bëri të qarta, dhe unë besoj se ti o Faraon, padyshim je i shkatërruar."**

*(Kur'an, 17:102)*

Pastaj, në fund (kur ishte tepër vonë) ai foli, duke zbuluar ç'kishte në zemër:

**"Besova se nuk ka Zot tjetër veç Atij që i besuan bijtë e Israelit, dhe unë jam nga muslimanët [të nënshtruarit ndaj vullnetit të Allahut]"**

*(Kur'an 10:90)*

## Besimi është rruga drejt shpëtimit

Besimi në Allahun e Lartësuar dhe Fuqiplotë dhe dorëzimi i çështjeve tek Ai janë dy mënyra që e largojnë patjetër ankthin dhe shqetësimin nga jeta e njeriut. Ajeti kur'anor thotë:

**"E çështjen time ia besoj Allahut"**

*(Kur'an 40:44)*

**"S'ndodh asnjë e keqe, veçse me caktimin e Allahut, dhe kush i beson Allahut, Ai ia udhëzon zemrën atij..."**

*(Kur'an 64:11)*

Allahu do e udhëzojë zemrën që e kupton se një fatkeqësi vjen nga *kaderi* i Allahut.

**"... dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta."**

*(Kur'an, 7:157)*

Disa autorë të shquar perëndimorë - si Kersey Meerson, Alexis Carrel, Dale Carnegie dhe të tjerë - e pranojnë haptazi se shpëtimi i Perëndimit materialist dhe vetë-shkatërrues qëndron tek besimi në Zotin e Lartësuar dhe të Madhëruar. Ata janë të mendimit se arsyeja e dukurisë gjithnjë e më alarmuese të vetëvrasjes është ateizmi dhe mungesa e besimit në Zot.

**"Ata që largohen prej rrugës së Allahut i pret dënim i rëndë sepse e harruan Ditën e Llogaridhënies."**

*(Kur'an 38:26)*

**"E kush i përshkruan shok Allahut, është sikur të kishte rënë nga qielli e ta kishin rrëmbyer shpendët, ose sikur erërat ta kishin hedhur në një vend të humbur"**

*(Kur'an 22:31)*

E përditshmja *el-Shark el-Eu'set* botoi një intervistë të gruas së ish-presidentit amerikan George Bush, më 1415/1994. Aty ajo pranon se ka kryer më se një përpjekje për vetvrasje. Njëra kishte konsistuar në marrjen e frymës dhe tjetra në rrëzimin me makinë në humnerë.

Kuzmani mori pjesë në betejën e Uhudit, përkrah muslimanëve. Ai luftoi trimërisht dhe me zjarr. Njerëzit thirrën, "Për të janë bekimet e Parajsës." Pejgamberi [s.a.v.s.] tha: "Padyshim, ai është prej banorëve të Skëterrës!" Pse? Sepse kur plagët e tij u rënduan, në vend që të ishte i durueshëm, ai ia mori jetën vetes me shpatën e tij.

Disa vargje kur'anore pohojnë:

**"Ata veprimi i të cilëve shkoi kot në këtë jetë, menduan se po arrinin mirësinë me veprat e tyre."**

*(Kur'an 18:104)*

**"E kush ia kthen shpinën Udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në Ditën e Kijametit do ta ringjallim të verbër.**

*(Kur'an 20:124)*

Muslimani nuk i hyn rrugës së vetvrasjes, sado rënduese të jenë hallet e tij. Dy rekate namaz të kryera me përulje dhe përqendrim pas marrjes së abdesit, e sigurojnë largimin e ankthit dhe shqetësimit nga jeta juaj.

**"Prandaj bëhu i durueshëm ndaj asaj që thonë ata, dhe duke falënderuar Zotin tënd, falu para lindjes së diellit dhe pas perëndimit të tij, falu edhe në orët e natës dhe në skajet e ditës, që të kënaqesh me shpërblimin që do të të japë Allahu."**

*(Kur'an 20:130)*

Kur'ani përmban një pyetje të thellë e të fuqishme për të devijuarit:

**"Ç'është kështu me ta, që nuk besojnë?"**

*(Kur'an 84:20)*

Çfarë i bën ata të shmangen nga besimi, kur provat dhe argumentet janë sheshit?

**"Ne do t'ua dëftojmë atyre shenjat Tona ndër horizonte dhe në vetë ata, gjersa t'u bëhet e qartë se ai (Kur'ani) është e vërteta."**

*(Kur'an 41:53)*

Kjo do të thotë: t'u bëhet e qartë se Pejgamberi Muhammed [s.a.v.s.] është i besueshëm, se vetëm Allahu meriton të adhurohet, dhe se Islami është një fe e plotë - një kod jetese që merion me të drejtë të përqafohet nga tërë bota.

**"E kush ia dorëzon veten Allahut, duke qenë punëmirë, ai është kapur për lidhjen më të sigurtë..."**

*(Kur'an 31:22)*

## Edhe jobesimtarët janë në nivele të ndryshme

Në kujtimet e tij *Moving Ahead*, George Bush përmend se ai kishte marrë pjesë në varrimin e Brezhnievit, presidentit të Bash-

kimit Sovjetik të atëhershëm. Bush thotë: 'Varrimi m'u duk i errët dhe i ligësht; i zhveshur nga besimi dhe shpirti.' Ai flet kështu sepse është i krishterë, ndërsa ata janë ateistë.

Një ajet kur'anor thotë:

**"Dhe do të vëresh se më të afërmit si miq për besimtarët janë ata që thanë: 'Ne jemi të krishterë.'"**

*(Kur'an 5:82)*

Vëreni se ndonëse i devijuar, ai ishte në gjendje ta dallonte gabimin e tyre. Kështu, çështja bëhet relative. Sa ndryshe do të ishin gjërat sikur ai ta kishte njohur dhe kuptuar Islamin, fenë e drejtë të Allahut!

**"E kush kërkon fe tjetër përveç Islamit, atij nuk do i pranohet kurrë, dhe në Ahiret ai do të jetë nga të humburit."**

*(Kur'an 3:85)*

**"Ndërsa ata të cilëve u janë zbardhur fytyrat, ata do të jenë në Mëshirën (Xhennetin) e Allahut, ku do të qëndrojnë përgjithmonë."**

*(Kur'an 3:107)*

## Vullnet i hekurt

Një student nga një vend musliman shkoi në Londër për studime. Ai u vendos te një familje britanike për të ushtruar më mirë gjuhën. Ai ishte besnik ndaj parimeve të tija fetare dhe zgjohej herët çdo mëngje për të falur sabahun. Ai merrte abdes, shkonte te vendi i faljes dhe i bënte sexhde Allahut, e madhëronte dhe e falënderonte Atë. Një zonjë e moshuar e shtëpisë i vërente përherë e më me kureshtje shprehitë e tija të huaja. Pas disa ditësh, ajo e pyeti, 'Çfarë po bën?' 'Feja ime ma urdhëron këtë', u përgjigj ai. 'A nuk mund ta shtysh faljen gjersa të të ketë dalur gjumi plotësisht?' Ai u përgjigj, 'Por Zoti im nuk e pranon

namazin tim nëse e shtyj pas kohës së caktuar.' Ajo tundi kokën dhe pohoi, 'Një vullnet që thërmon çelikun!'

**"Njerëz që as tregtia e as shitblerja nuk i shpërqendron nga përmendja e Allahut, e as nga falja e namazit..."**

*(Kur'an 24:37)*

Një të vepruar i tillë buron nga vendosmëria e besimit, i cili i frymëzoi edhe magjistarët e Faraonit. Ata u frymëzuan të besonin në Allahun, Zotin e gjithçkaje, në çastin kur Pejgamberi Musa [a.s.] dhe Faraoni ndodheshin përballë. Ata i thanë Faraonit:

**"Për Atë që na krijoi, ne nuk të japim ty përparësi ndaj argumenteve që na erdhën, e ti vendos atë që dëshiron."**

*(Kur'an 20:72)*

Kjo ishte një sfidë për Faraonin e cila s'ishte dëgjuar më parë. Papritur, misioni i tyre u bë përcjellja e mesazhit të vërtetë e të fuqishëm islam tek ateisti kryelartë.

Sahabiu i Pejgamberit [s.a.v.s.] Habib ibn Zejdi shkoi te Musejleme-ja, profeti i rremë, për ta ftuar në Islam. Si përgjigje, Musejleme filloi t'i priste gjymtyrët njëri pas tjetrit Habibit. Gjatë kësaj skene që u krye për ta torturuar Habibin, ai nuk qau, bërtiti, e as nuk u dridh – gjer në fund. Ai e takoi Zotin e tij si shehid.

**"Dhe shehidët janë me Zotin e tyre, ata do të kenë shpërblimin dhe dritën e tyre"**

*(Kur'an 57:19)*

## Natyra (fitreh) me te cilën na krijoi Allahu

Kur erërat fryjnë furishëm dhe vetëtima buçit e çulli i natës përshkon qiellin, natyra e brendshme e njeriut për t'iu kthyer Allahut e zgjon atë nga shkarja. Ajeti kur'anor thotë:

**"Atëherë ia beh një erë e stuhishme dhe rrethohen nga valët prej të gjitha anëve, dhe binden se janë të shkatërruar, ata e lusin Allahun, duke e bërë besimin e tyre të pastër vetëm në Atë..."**

*(Kur'an 10:22)*

Vetëm se muslimani i lutet Zotit të vet si në kohë lehtësie e bollëku ashtu dhe në kohë vështirësish dhe hallesh.

**"Sikur ai të mos ishte prej atye që shumë e përmendin Allahun, ai padyshim do të kishte mbetur në barkun e peshkut gjer në Ditën e Ringjalljes."**

*(Kur'an 37:143-4)*

Shumica e njerëzve i kërkojnë Allahut në kohë nevoje, dhe kur shpresat e tyre përmbushen, ata kthejnë shpinën me krenari. A mos mendojnë se Allahu, i Gjithpushtetshmi Fuqiplotë, mund të mashtrohet?!

**"Padyshim, hipokritët duan ta mashtrojnë Allahun, por Ai mbizotëron dinakëritë e tyre."**

*(Kur'an 4:142)*

Ata që i kthehen Allahut vetëm në kohë fatkeqsish janë në këtë drejtim nxënës të Faraonit. Atij iu tha kur ishte tepër vonë:

**"Ti tani beson, ndërsa më parë refuzove dhe ishe prej keqbërësve"**

*(Kur'an 10:91)*

Dëgjova në radio BBC se kur Iraku pushtoi Kuvajtin, Margaret Thatcher, e cila ndodhej në Kolorado, nxitoi menjëherë në kishë dhe ra në gjunjë.

Shpjegimi i vetëm që më vjen ndërmend është se natyra e saj e lindur u zgjua, teksa ajo iu kthye Krijuesit të saj të Lartë, megjithë mosbesimin dhe devijimin e saj. Njerëzit kanë diçka brenda tyre, që i bën të besojnë në Allah.

Ka një hadith të saktë që thotë: *"Çdo foshnje lind në fitreh (prirja e natyrshme dhe e paprishur e njeriut për të besuar Zotin). Pastaj prindërit e bëjnë çifut, kristian, ose magias (mexhusi)."*

## Mos u dëshpëroni nga furnizimi i vonuar

Ai që është i padurimtë për furnizimin e tij, i shqetësuar për atë se pse ka aq pak, dhe i pakënaqur pse është më poshtë se të tjerët i ngjan atij që i paraprin Imamit në kalimin nga njëri hap i namazit tek tjetri. Në fund, ai nuk mund të japë selam gjersa të ketë dhënë Imami. Furnizimi dhe rizku janë përcaktuar dhe vendosur pesëdhjetë mijë vjet para krijimit të vetë Universit. Libri i Allahut na thotë:

**"Caktimi i Allahut do të ndodhë, ndaj mos kërkoni ngutjen e tij."**

*(Kur'an 16:1)*

**"..e nëse Ai dëshiron të të japë ndonjë të mirë, askush s'mund ta pengojë dhuntinë e Tij."**

*(Kur'an 10:107)*

Halifi 'Umer shqiptoi këto fjalë të thella:

"O Allah, kërkoj strehim tek Ti nga qëndresa e të poshtrit dhe dobësia që shoqëron bindjen e rreme."

Kjo fjali ka një kuptim mjaft domethënës. Duke u thelluar mbi çastet kyç të historisë, pashë se shumë prej armiqve të Allahut kishin nivele të mrekullueshme qëndrueshmërie, këmbënguljeje, dhe vendosmërie. Përkundrazi, vërejta se shumë muslimanë qenë të plogësht, letargjikë, dhe të dobët, duke pandehur se e kishin vendosur besimin e tyre në Allah, ndërkohë që "besimi i vërtetë në Allah kërkon përpjekje dhe punë, e pastaj t'i lihen rezultuatet Allahut". Kështu, e kuptova thellësinë e fjalëve të 'Umerit (Allahu qoftë i kënaqur me të).

## Përpiquni fort për rezultate të frytshme

El-Velid ibn el-Mughireh, Umejje ibn Khalefi, dhe el-'Aas ibn Va'ili harxhuan pafre nga pasuria e tyre në luftën e tyre kundër Islamit dhe përqafuesve të tij.

**"E kështu do të vazhdojnë së shpenzuari, por në fund ajo do të bëhet dëshpërimi i tyre. Pastaj, do të mposhten."**

*(Kur'an 8:36)*

E megjithatë, shumë muslimanë janë dorështrënguar, grumbullues të pasurisë, dhe të shkëputur nga kauzat e mirësisë. Shpallja na tregon:

**"E kush bën koprraci, bën kundër vetes."**

*(Kur'an 47:38)*

Dhe kjo është forca e të keqit dhe dobësia e mendje-lehtit.

Në kujtimet e Golda Mejerit me titull "Mëri", ish-kryeministria e Izraelit thotë se gjatë një periudhe të jetës së saj ajo punonte gjashtëmbëdhjetë orë pa ndërprerje. Për cilin qëllim? Për t'i shërbyer parimeve të saja të gabuara dhe ideve të shtrembra. Ajo u robëtua gjersa bashkë me Ben Gurionin vendosën një shtet.

Pastaj mendova për mijëra muslimanë që nuk punojnë as një orë në ditë dhe e kalojnë kohën duke luajtur, ngrënë, pirë, fjetur, dhe aktivitete të ngjashme të pafrytshme. Një ajet kur'anor thotë:

**"Ç'është kështu me ju, që kur ju kërkohet të marshoni përpara në rrugë të Allahut, ju nguleni në vend?"**

*(Kur'an 9:38)*

Kalifi 'Umer ishte shumë i palëkundur në të punuarit ditë e natë dhe flinte fare pak. Të afërmit e pyesnin, 'A nuk po flë?' Ai përgjigjej, 'Nëse flë natën, shpirti im do të jetë i humbur, dhe nëse flë ditën, populli im do të jetë të humbur.'

Kujtimet e tiranit - udhëheqësit ushtarak dhe ish-minstrit të mbrojtjes e të jashtëm të Izraelit - Moshe Dajan, "Shpata dhe Sundimi", janë përplot me tregime se si ai lëvizte nga njëri shtet në tjetrin, ditën dhe natën, nëpër takime dhe konferenca, duke bërë gjithmonë marrëveshje dhe pakte. U thellova mbi dobësinë dhe paaftësinë e aq shumë muslimanëve. Dhe përsëri m'u kujtua qëndrueshmëria e keqbërësit dhe dobësia e mendjelehtit.

Gjatë sundimit të 'Umerit, plogështia dhe pasiviteti u kundërshtuan ashpër. Ai i dëboi disa të rinj që jetonin në Xhaminë e Pejgamberit [s.a.v.s.]. Ai iu kërdis atyre me grushta dhe tha, 'Dilni e kërkoni rizkun, sepse qielli nuk lëshon shi ari apo argjendi.' Përtacia lind shqetësimin, depresionin, dhe sëmundje të shumëfishta, ndërsa aktiviteti dhe puna sjellin kënaqësi dhe lumturi. Nëse çdonjëri nga ne kryen atë që duhet, të gjitha sëmundjet e lartpërmendura mund të çrrënjosen, dhe shoqëria jonë do të përfitonte nga rritja e prodhimtarisë dhe zhvillimi. Disa ajete kur'anore pohojnë:

**"Dhe thuaj: Veproni!"**

*(Kur'an 9:105)*

**"Atëherë mund të shpërndaheni në tokë dhe kërkoni begatitë e Allahut"**

*(Kur'an 62:10)*

**"Garoni me njëri-tjetrin (në vepra të mira)"**

*(Kur'an 62:10)*

**"Dhe marshoni përpara..."**

*(Kur'an 3:133)*

Një hadith thotë: *"Padyshim, i Dërguari i Allahut, Da'udi [a.s.] hante nga puna e duarve të tija."*

Ndonëse mund të duket paradoksale, shumë njerëz janë të vdekur megjithëse rrinë gjallë. Ata nuk kanë asnjë ide për qëlli-

min e jetës dhe nuk bëjnë asgjë për veten e as për të tjerët. Duke cituar Kur'anin:

**"Ata u kënaqën të qëndrojnë me ato [gratë] që rrinë [në shtëpi]"**

*(Kur'an 9:87)*

**"Nuk janë të barabartë prej besimtarëve ata që ndejtën dhe ata që me pasurinë dhe me jetën e tyre luftuan në rrugën e Allahut, me përjashtim të të paaftësuarve.."**

*(Kur'an 4:95)*

Gruaja me lëkurë të errët që pastronte Xhaminë e Pejgamberit [s.a.v.s.] luajti rolin e saj me ndjenjën e gatishmërisë dhe të qëllimit. Dhe si fryt, ajo mori Xhennetin.

**"Një robëreshë besimtare është më e vlefshme se një idhujtare, edhe nëse kjo ju mahnit."**

*(Kur'an 2:221)*

Po kështu, djali që i ndërtoi minberin Pejgamberit [s.a.v.s.] kontribuoi sipas aftësive të tij, për çka fitoi edhe shpërblimin e vet. Talenti i tij ishte zdrukthtaria dhe ai e shfrytëzoi atë.

**"Dhe ata që s'kishin për të dhënë lëmoshë përveç asaj që u ndodhej..."**

*(Kur'an 9:79)*

Më 1985, qeveria amerikane hapi dyert për predikuesit muslimanë që t'i vizitonin burgjet për t'u mësuar të dënuarve rreth Islamit. Mesaduket, arsyeja për këtë ishte fakti se ata kriminelë, narko-trafikantë, dhe vrasës që pranonin Islamin në burg i riktheheshin shoqërisë si pjesëtarë të frytshëm e të mirë. Kjo i zgjeroi mundësitë për thirrjen në Islam.

**"Vallë, a është ai që qe i vdekur, dhe ne e ngjallëm e i dhamë dritë me të cilën ecën mes njerëzve, si ai që ka mbetur në errësira dhe nuk mund të shpëtojë prej tyre?"**

*(Kur'an 6:122)*

Dhënia e tepruar pas kësaj jete, dëshira për të jetuar gjatë me çdo kusht, dhe një urrejtje patologjike ndaj vdekjes shkaktojnë ankth, shqetësim dhe pagjumësi.

Allahu i fajësoi çifutët për lidhjen e tyre të madhe pas kësaj jete dhe duniaje.

**"Dhe padyshim njerëzit më lakmues për të jetuar janë ata [jehuditë], e madje edhe më lakmues se idhujtarët. Çdonjëri prej tyre dëshiron të jetojë njëmijë vjet, por edhe një jetë e tillë nuk do t'i shpëtojë atë prej dënimit. Allahu sheh çka veprojnë ata."**

*(Kur'an 2:96)*

Janë disa çështje të rëndësishme që duhen përmendur në lidhje me këtë ajet. Së pari, Allahu thotë se çdonjëri prej tye dëshiron një jetë të gjatë. Me fjalë të tjera, pavarësisht nga lloji i jetës që bënin - nëse ajo ishte e pavlerë dhe e parëndësi apo jo – ata kanë aspirata të forta për të qëndruar në këtë botë për një kohë të gjatë.

Së dyti, kemi përdorimin e fjalës 'një mijë vjet'. Arsyeja e kësaj ndoshta buron nga tradita e çifutëve të cilët kur takoheshin, e përshëndesnin njëri-tjetrin duke thënë, 'Rrofsh një mijë vjet.' Allahu i qortoi pse dëshiruan një jetë kaq të gjatë. E megjithatë, ta zëmë se ata jetuan vërtet një mijë vjet, cili do të ishte fundi? Ai prapë do të ishte Zjarri përzhitës!

**"... ndërsa dënimi në botën tjetër do të jetë edhe më poshtërues dhe ata nuk do të ndihmohen."**

*(Kur'an, 41:16)*

Sa i bukur është proverbi arab që thotë:

"E largoj çdo dëshpërim, se i lutem Zotit tim."

Kjo do të thotë se meqë Allahu është Ai të Cilit ia kërkojmë mirësitë, pse të dëshpërohemi. Nëse e vendosni besimin tuaj te Allahu për shqetësimet tuaja, Ai do t'i heqë ato prej jush.

"A është Ai që i përgjigjet nevojtarit kur ai e thërret, dhe i Cili ia largon të keqen..?"

*(Kur'an 27:62)*

"E kur robët e Mi të pyesin ty [o Muhammed] për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes së kur lutësi Më lutet.."

*(Kur'an 2:186)*

Një poet thotë:

*I duruari e meriton t'ia arrijë synimit*

*Dhe i mësuari me trokitjet është i denjë të hyjë.*

## Jeta juaj është përplot me çaste të paçmueshme

'Ali et-Tantaui tregon dy përvoja prekëse në kujtimet e tija. E para ishte kur ai pothuajse u mbyt në brigjet e Beirutit. Ai po mbytej dhe koha po kalonte e në fund atë e shpëtuan dhe e nxorën pa ndjenja në tokë. Në çastet e përpjekjeve para se të humbte ndjenjat ai kujton nënshtrimin e tij të plotë ndaj Zotit të tij dhe dëshirën për t'u kthyer në jetë, edhe për një orë të vetme, për ta ripërtërirë besimin e tij, për të bërë vepra të mira, dhe për t'u përpjekur për të arritur kulmi e imanit.

Rasti i dytë ishte kur ai iu bashkua një karavani nga Siria në Mekë. Kur mbërritën në shkretëtirën e Tebukut, ata humbën rrugën dhe u sollën rrotull për tre ditë. Gjendja u përkeqësua kur ushqimi dhe pijet filluan t'u mbaroheshin. Secili ndjeu që vdekja mund të ishte fare pranë. Atëherë, ai u ngrit dhe u mbajti një hytbe njerëzve që ishte si një fjalim lamtumire ndaj jetës. Ishte një ligjëratë plot zemër e cila e preku atë dhe dëgjuesit deri në lotë. Ai e ndjeu imanin t'i rritej dhe pa se askush nuk mund t'i shpëtonte apo t'i ndihmonte përveç Allahut - Fuqiplotit, të Lartmadhëruarit.

**“Atij i drejtohet me lutje kush është në qiej e në tokë dhe në çdo çast Ai është i angazhuar në çështje të reja.”**

*(Kur'an 55:29)*

**“E sa pejgamberë pati që luftuan dhe bashkë me ta luftuan turma të mëdha besimtarësh; dhe për atë që i goditi në rrugën e Allahut ata as nuk u dobësuan e as nuk u përulën. Allahu i do durimtarët.”**

*(Kur'an 3:146)*

Vërtet, Allahu i do ata besimtarë të bindur që i sfidojnë kundërshtarët e tyre me durim e qëndrueshmëri. Ata nuk heqin dorë, apo t'i lejojnë të tjerët t'i poshtërojnë. Përkundrazi, ata përpiqen, lutojnë, dhe mundohen. Këto janë haraçi që besimtari duhet të paguajë për më të madhen pasuri në këtë botë: besimin në Allah, të Dërguarin e Tij [s.a.v.s.], dhe *dinin* e Tij. Një hadith thotë: *“Besimtari i fortë është më i dashur te Allahu se i dobëti. Dhe në secilin prej tyre ka dobi.”*

Kalifi i parë Ebu Bekr futi njërin prej gishtave të tij në një të çarë kur ishin në shpellë për ta mbrojtur Pejgamberin [s.a.v.s.] nga akrepi, dhe u pickua vetë gjatë kësaj. Pejgamberi [s.a.v.s.] lexoi disa ajete kur'anore për të dhe ai u shërua, me lejen e Allahut.

Dikush e pyeti 'Antaren, “Cili është sekreti i trimërisë tënde, sepse ti njihesh për aftësinë tënde për t'i mundur njerëzit?” Ai u përgjigj, “Vendose gishtin tënd midis dhëmbëve të mi dhe lërmë ta vendos gishtin tim midis dhëmbëve të tu.” Secili futi gishtin e vet në gojën e tjetrit dhe filluan t'ia kafshonin me dhëmbë gishtin njeri-tjetrit, duke e rritur gradualisht shtrëngimin e dhëmbëve. Brenda pak çastesh, njeriu nuk duroi ta mbante gishtin më, dhe lëshoi një çirrje therëse. Kështu, 'Antare ia lëshoi gishtin dhe tha, “Ja se si i mund unë fitimtarët,” d.m.th. me durim dhe qëndrueshmëri.

Morali i besimtarit ngritet lart kur ai vlerëson se ndodhet pranë mëshirës së Allahut, mirësisë dhe faljes së Tij. Ai e ndjen

mbrojtjen dhe kujdesin e Allahut me një intensitet që është përpjestimor me besimin e tij. Secila krijesë e ndjen se ka një Zot i Cili krijon dhe furnizon. Një varg kur'anor thotë:

**"E nuk ka send që të mos e madhërojë, duke I shprehur madhërim Atij, por ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre."**

*(Kur'an 17:44)*

Bujqit në fermat tona këndojnë shpesh gjatë mbjelljes së tokës:

*"Një farë e thatë,*

*në një vend të thatë,*

*në Duart Tuaja,*

*o Krijues i qiejve dhe i tokës."*

Allahu thotë:

**"A nuk e shihni atë që e mbillni? A ju e bëni të mbijë, apo Ne e bëjmë të mbijë?"**

*(Kur'an 56:63-4)*

Në përkujtimin e Allahut ka qetësim të zemrave.

'Abdul-Hamid Kiski ishte një gojtar i aftë. Ai ishte i verbër. Një ditë ai u ngjit në minber për të mbajtur një hytbe. Ai nxori një gjethe palme nga xhepi dhe në të ishte shkruar *Allah* në një shkrim shumë të bukur.

**Pastaj, ai recitoi vargjet e mëposhtme:**

*"Pa shikoje pemën,*

*Me degët e freskëta,*

*Kush e bëri atë të rritej?*

*Dhe e zbukuroi me të gjelbër?*

*Është Allahu, i Gjithpushtetshmi, Fuqiploti."*

Të pranishmit shpërthyen në lotë.

Ai është krijuesi i qiejve dhe i tokës. Shenjat e tija janë vulosur gjithandej në univers dhe të gjitha shqiptojnë të qenurit e Tij Krijuesi, Zotëruesi i Cilësive të përsosura dhe i Vetmi që meriton adhurim.

**"Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, i lartësuar qofsh!"**

*(Kur'an 3:191)*

Ndër shtyllat e lumturisë është ndjenja se ka një Zot që është i mëshirshëm dhe që fal fajet e atij që pendohet. Ndaj, gëzojuni mëshirës së Zotit tuaj, një mëshirë që përfshin qiejt dhe tokën. Allahu i Lartësuar thotë:

**"Mëshira ime përfshin gjithçka"**

*(Kur'an 7:156)*

Sa e pamatë është mirësia e Allahut! Në një hadith të saktë transmetohet se një beduin arab u fal me Pejgamberin [s.a.v.s.], dhe kur mbaroi namazin, ai u lut: *"O Allah, kij mëshirë mbi mua dhe Muhammedin, dhe askënd tjetër."*

Pejgamberi [s.a.v.s.] i tha: *"Padyshim, ti e kufizove atë që është e pamatë."*

**"Dhe ai është shumë mëshirues ndaj besimtarëve."**

*(Kur'an, 33:43)*

Pas një beteje, një grua e zënë rob nxitoi tek shokët e Pejgamberit [s.a.v.s.] për të kapur dhe mbrojtur fëminë e saj. Me të parë këtë skenë, i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] tha: *"Allahu është shumë më tepër meshirues ndaj robërve të Tij sesa kjo grua ndaj fëmijës së saj."*

Transmetohet në një hadith të saktë, që para se të vdiste, një njeri, për të shmangur dënimin e Allahut, të Lartësuar e Fuqiplotë, urdhëroi që trupi i tij të digjej dhe hiri të shpërndahej nëpër tokë. Allahu i Madhëruar pastaj e ringjalli dhe i tha: "O robi im,

pse e bëre këtë?" Ai u përgjigj, "O Zoti im, unë Të kisha frikë Ty dhe tmerrohesha nga mëkatet e mia." Atëherë, Allahu i Plotmëshirshëm e futi në Xhennet.

**"E kush iu frikësua paraqitjes para Zotit të vet, dhe u përmbajt nga epshet, Xhenneti është vendi i tij."**

*(Kur'an 79:40-1)*

Allahu mori në llogari një njeri që harxhonte shfrenueshëm për vete dhe i treste paratë. Megjithatë, ai ishte njeri që e adhuronte Allahun dhe nuk i shoqëronte Atij kurrfarë partnerësh. Allahu pa se ai nuk kishte asnjë vepër të mirë përveç njërës: ai ishte biznismen i cili i falte borxhet të falimentuarve. Allahu tha, "Ne jemi më të denjë për bamirësi sesa ti." Allahu e fali atë dhe e futi në Xhennet.

**"Ai tek i Cili kam shpresë se do të m'i falë mëkatet në Ditën e Gjykimit."**

*(Kur'an 26:82)*

Në librin me thënie të Pejgamberit [s.a.v.s.], të titulluar *Sahih Muslim*, tregohet se njëherë Pejgamberi [s.a.v.s.] u fal me njerëzit. Pas përfundimit të namazit, një njeri u ngrit papritur dhe tha: *"Kam kryer një shkelje që dënohet nga ligji, ndaj ekzekutoje dënimin mbi mua." Pejgamberi [s.a.v.s.] pyeti, "A u fale me ne?" Njeriu pohoi. Pejgamberi [s.a.v.s.] tha, "Shko, se je i falur."*

**"Kush bën ndonjë të keqe ose bën padrejtësi vetes, por pastaj kërkon falje tek Allahu, ai e gjen Allahun Falës e Mëshirues."**

*(Kur'an 4:110)*

Ekziston një mëshirë e padukshme që e rrethon besimtarin nga çdo drejtim. Burimi i kësaj mëshire është Allahu, Zoti i gjithçkaje që ekziston. A e ruajti Muhammedin (paqe e bekime pastë mbi të) në shpellë dhe tregoi mëshirë ndaj atyre që njihen si 'shokët e shpellës'. Ai e mbrojti Pejgamberin Ibrahim nga efekti i zjarrit, e shpëtoi

Pejgamberin Musa nga mbytja, Nuhin nga përmbytja, Jusufin nga pusi, dhe Ejjubin nga sëmundja (paqe pastë mbi ta të gjithë).

### Një çast për t'u thelluar

Ummi Selemja tregon se ajo e kishte dëgjuar të Dërguarin e Allahut [s.a.v.s.] të thonte:

> **"Të cilët, kur i godet ndonjë fatkeqësi, thonë: 'Të Allahut jemi dhe Atij do i kthehemi.'"**
>
> *(Kur'an 2:156)*

'O Allah, më shpërble në fatkeqësinë time dhe ma kompenso me atë që është më e mirë se ajo.' Allahu do ta kompensojë atë me ç'është më e mirë se ajo që u humb.

> **Një poet arab thotë:**
>
> *"O shoku im! Për Allah, asnjë fatkeqësi*
> *Nuk zgjat përjetë, sado e madhe që të jetë*
> *Nëse një e tillë të bie sot, mos iu gjunjëzo*
> *Dhe kur të rrëshqet këmba shumë mos u anko.*
> *Sa njerëz fisnikë u sprovuan me fatkeqësi*
> *Ata bënë durim, dhe u zhdukën në përjetësi*
> *Nefsi im i dhënë pas kësaj duniaje qe kokëfortë*
> *Por kur pa durimin tim, edhe ai hoqi dorë."*

## Veprat e mira janë rruga drejt lumturisë

Nëse ju pëlqen që të tjerët t'i gjejë e mira, atëherë kjo është një dhunti plot bekim nga Allahu.

Duke folur për bekimet e Allahut, Ibn 'Abbasi thotë: "Janë tre cilësi tek unë. E para është se kur bie shi, e falënderoj Allahun

dhe kënaqem për këtë bekim, edhe pse vetë nuk zotëroj deve apo dhen që do të përfitonin nga shiu. E dyta është se kurdoherë që dëgjoj për ndonjë gjykatës të drejtë, i lutem Allahut për të, edhe pse nuk kam ndonjë rast gjyqësor që varet prej tij. E treta është se kur e mësoj dhe kuptoj një ajet kur'anor, dëshiroj që njerëzit ta mësojnë atë që mora prej tij."

Të gjitha këto cilësi tregojnë një dëshirë të vërtetë për mirëqenien e të tjerëve. Allahu i përshkruan ata të palës së kundërt me fjalët:

**"Ata që vetë janë koprracë dhe nxisin njerëzit për koprraci, dhe e fshehin atë që Allahu u ka dhënë nga mirësitë e veta."**

*(Kur'an, 4:37)*

## Dije e dobishme dhe dije e pafrytshme

**"E ata të cilëve u është dhënë dija dhe besimi thonë: 'Ju keni qëndruar aq sa ju pat caktuar Allahu, deri në Ditën e Ringjalljes."**

*(Kur'an 30:56)*

Ka dije që është e dobishme dhe dije që është e dëmshme. Sa për dijen e dobishme, imani i besimtarit forcohet prej saj; ndërkohë, jobesimtari nuk korr asgjë nga ajo, dhe ndonëse informacioni i fituar është i njëjtë, ai është i dëmshëm në rastin e jobesimtarit. Allahu i Lartmadhëruar thotë për armiqtë e Tij:

**"Ata dinë vetëm anën e jashtme të jetës së kësaj bote, kurse ndaj Ahiretit janë krejtësisht të pavëmendshëm"**

*(Kur'an 30:7)*

**"Jo! Por dija e tyre mbi ahiretin është e paktë; jo madje, ata dyshojnë për të, bile janë të verbër ndaj tij."**

*(Kur'an 27:66)*

"Ajo është e tërë dituria që mund të arrinin"

*(Kur'an 53:30)*

"Dhe recitojua [o Muhammed] tregimin e atij që i dhamë argumentet Tona, por ai u tërhoq prej tyre, dhe Shejtani e shoqëroi, e kështu ai u bë prej të devijuarve. E sikur të kishim dashur Ne, do ta kishim lartësuar me dituri por ai u dha pas tokës dhe ndoqi epshin e vet. Shembulli i tij është si ai i qenit, të cilin nëse e përzë të nxjerr gjuhën, por edhe nëse e lë të qetë, ai prapë të nxjerr gjuhën. Ky është shembulli i atyre që mohuan argumentet Tona. Ndaj rrëfejua atyre tregimet se ndoshta thellohen."

*(Kur'an 7:156-7)*

Allahu i Lartësuar ka thënë për çifutët dhe dijen e tyre të së vërtetës:

"Shembulli i atyre që iu besua Teurati, por që nuk e zbatuan atë, është si ai i gomarit që mbart libra. I keq është shembulli i popullit që mohon argumentet e Allahut, dhe Allahu nuk e udhëzon popullin zullmuqar."

*(Kur'an 62:5)*

Ata e dinin të vërtetën nga Teurati, e megjithatë nuk u udhëzuan prej saj. Ata i shtrembëronin fjalët, dhe nëse kjo nuk bëhej dot, ata ua shtrembëronin atyre kuptimin. Si mund të gjenin ndonjëherë lumturi njerëzit që e trajtonin dijen në një mënyrë kaq të urryeshme? Kjo padyshim nuk ishte e mundur në rastin e tyre, sepse ata u përpoqën pareshtur ta çrrënjosnin të vërtetën duke përdorur gjithfarë metodash që të mundin.

"Por ata pëlqyen verbërinë ndaj udhërrëfimit..."

*(Kur'an, 41:17)*

"Dhe thënies së tyre: 'Zemrat tona janë të mbuluara'. Jo, por për shkak të mohimit të tyre, Allahu ua vulosi ato, ndaj nuk besojnë veçse pakkush."

*(Kur'an 4:155)*

Në Bibliotekën e Kongresit në Uashington ndodhen me miliona libra. Në çdo fushë të dijes dhe në çdo specialitet ka një mori librash. Ka libra që merren me çdo shekull, popull, komb, madje dhe kulturë. Mirëpo kush e zotëron këtë librari të vyer: njerëz që s'besojnë në Zot, dija e të cilëve nuk e kalon botën e prekshme, materiale. Atë që ndodhet përtej materiales, ata as s'e dëgjojnë, as s'e shikojnë, e as s'e kuptojnë.

Një ajet kur'anor thotë:

**"Ne u dhamë atyre aftësinë e dëgjimit, shikimit, dhe zemra, por atyre s'u bëri dobi asgjë - as të dëgjuarit, as të parit e as zemrat e tyre"**

*(Kur'an 46:26)*

Shembulli i së vërtetës dhe urrejtjes së jobesimtarit ndaj saj është si uji i pastër e i ëmbël, që megjithatë atij i duket i hidhur (nga sëmundja që ka).

**"E sa shenja u dhamë atyre"**

*(Kur'an 2:211)*

**"E nuk u vjen atyre asnjë shenjë nga Zoti i tyre, e që ata të mos ia kenë kthyer shpinën."**

*(Kur'an 6:4)*

## Lexoni më shumë, por me introspeksion

Të bekohesh me dije të shumtë, mendje medituese, të kuptuar të thellë, dhe një intelekt që zhytet nën sipërfaqe për të gjetur arsye dhe motive - janë faktorë që ndihmojnë në arritjen e qetësisë. Allahu Fuqiplotë thotë:

**"Vetëm të diturit në mesin e robërve të Tij i druhen Allahut."**

*(Kur'an 35:28)*

**"Jo, por ata e mohuan atë (Kur'anin) pa e kuptuar dhe pa iu ardhur shpjegimi i tij..."**

*(Kur'an 10:39)*

Zakonisht një dijetar është mendjehapët dhe i qetë. Një mendimtar perëndimor ka thënë: "Unë mbaj një dosje të madhe në sirtarin tim, dhe mbi të shkruhet 'Budallallëqet që kam bërë'. Në të unë shkruaj të gjitha gabimet e trasha dhe fajet që kam kryer gjatë ditës, për t'i njohur ato dhe për t'u çliruar prej tyre."

Dijetarët e hershëm muslimanë i paraprinë atij në këtë drejtim. Ata i regjistronin me shumë imtësi veprimet e tyre.

**"Dhe betohem me shpirtin vetë-qortues."**

*(Kur'an, 75:2)*

Hasan el-Basriu ka thënë: "Muslimani e heton veten me më shumë rreptësi sesa tregtari partnerin e tij."

Rabi' ibn Kuthejmi e shkruante gjithçka që kishte thënë nga një xhuma në tjetrën. Nëse e shihte se kishte folur mirë dhe me sinqeritet, ai falënderonte Allahun. E nëse gjente gabime në fjalën e tij, ai i pendohej Allahut. Një nga sufitë e hershëm islamë thonte, "Kam kryer një gjynah para dyzet vjetëve, për të cilin ende pendohem dhe vazhdoj ta lus Allahun të më falë."

**"Dhe ata, të cilët japin nga ajo që u është dhuruar (nga Zoti), se e dinë që do të kthehen te Zoti i tyre, ndaj zemrat i kanë të frikësuara."**

*(Kur'an 23:60)*

## Hetojeni veten

Mbani një ditar, ku të hetoni veprimet tuaja. Shkruajini aspektet negative të personalitetit dhe sjelljeve tuaja, pastaj mendoni zgjidhje për t'i hequr ato. 'Umeri thonte: "Gjykojeni veten përpara se t'ju gjykojnë të tjerët. Peshojini veprat tuaja para se të

peshohen (në Ditën e Gjykimit) dhe stoliseni veten (me vepra të mira) për prezantimin e madh (në Ditën e Gjykimit)."

## Tre gabime që kryejmë në jetën e përditshme

1) Humbja e kohës.

2) Të folurit për çështje që nuk na interesojnë, e të cilat nuk janë puna e jonë.

Nga mirësitë e Islamit të dikujt është mosmarrja me atë që nuk i përket atij/asaj.

3) Preokupimi me çështje të parëndësishme. Dëgjimi i thashethemeve, parashikimeve, dhe përfoljeve janë tre shembuj tipikë. Kjo karakteristikë shpie në paranojë, ankth, dhe mungesë qëllimi (në jetë).

**"Prandaj Allahu ua dha shpërblimin në këtë botë dhe shpërblimin e shkëlqyer të botës tjetër."**

*(Kur'an 3:148)*

**"Kush i përmbahet udhëzimit Tim s'ka për të humbur (në dunia') e as nuk ka për të dështuar (në jetën tjetër)."**

*(Kur'an 20:123)*

## Tregohuni të vëmendshëm dhe të kujdesshëm

Kur muslimani niset të kryejë diçka, ai duhet të veprojë kështu: duhet të planifikojë me kujdes, dhe duhet ta vendosë besimin tek Allahu. Pejgamberi [s.a.v.s.], i cili ishte i mbrojtur nga Allahu dhe kishte besim më të fortë në Allahun se kushdo tjetër, mbante mburojë në luftë. Një njeri e pyeti: "A ta lidh devenë për shtyllë apo të mbështetem te Allahu?" Pejgamberi [s.a.v.s.] i tha: *"Lidhe njëherë e pastaj mbështetju Allahut."*

Kur ndërmerrni hapat e duhur për të arritur synimin, e njëkohësisht mbështeteni te Allahu, ju keni zbatuar parimet e teuhidit. Ta vendosësh besimin tek Allahu pa i marrur masat përkatëse - d.m.th. pa bërë përpjekje për të arritur synimet - është një keqkuptim elementar ndaj fesë. Ndërsa marrja e masave të duhura pa iu mbështetur Allahut tregon mangësi në besimin e njeriut.

Një poet arab thotë:

*"Personi i ngadaltë por i kujdesshëm arrin tek suksesi*

*Kurse i shpejti e i nxituari do dështojë më së shpeshti."*

Duke qenë të matur, ju nuk shkelni besimin në *kada* e në *kader*, përkundrazi, zbatoni një pjesë rrënjësore të tij. Kur'ani Fisnik këshillon:

"Dhe le të tregohet i kujdesshëm..."

*(Kur'an 18:19)*

"...që t'ju mbrojë nga të nxehtit, dhe petka që ju mbrojnë në luftë."

*(Kur'an 16:81)*

## Fitojuani zemrat njerëzve

Një nga shenjat e mbarësisë së një njeriu është aftësia e të fituarit të dashurisë dhe simpatisë së njerëzve. Pejgamberi Ibrahim [a.s.] tha:

"Më bëj përkujtim të mirë ndër pasardhës."

*(Kur'an 26:84)*

Allahu ka thënë për Pejgamberin Musa [a.s.]

"Dhe nga ana Ime mbolla dashuri ndaj teje (në zemrat e njerëzve).."

*(Kur'an 20:39)*

Hadithet e sakta tregojnë se i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] ka thënë: *"Ju jeni dëshmuesit e Allahut në këtë tokë."*

*"Xhibra'ili u thërret banuesve të qiejve, 'Vërtet, Allahu e do filanin, ndaj duajeni edhe ju.' Banuesit e qiejve atëherë e duan atë dhe pranimi i tij përshkon tokën."*

Fytyra e dashur, fjalët e këndshme, dhe sjellja e mirë janë mënyrat më të fuqishme për t'i hyrë në zemër njerëzve. E edhe më e fuqishme është butësia. Ja përse Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: *"Gjithçka që ka butësi në të është e zbukuruar prej saj, kurse ajo që është e privuar prej saj, është e njollosur."*

Ai [s.a.v.s.] gjithashtu ka thënë: *"Ai që është i privuar nga butësia i ka prerë rrugën një mirësie të madhe."*

Një njeri i urtë ka thënë:

"Butësia nxjerr gjarprin nga strofka."

Ekziston një proverb në Perëndim që thotë:

"Mblidhe mjaltin, por mos e prish hojin."

Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë në një hadith të saktë: *"Besimtari është si një bletë që ha atë që është e pastër dhe e mirë, e që prodhon atë që është e pastër dhe e këndshme. Dhe kur ulet mbi degë, nuk e thyen atë."*

## Udhëtoni nëpër stere dhe lexoni shenjat e fuqiplotit

Siç përmendëm më lart në një kaptinë, udhëtimi dhe vizitimi i tokave të ndryshme sjell kënaqësi për shpirtin. Allahu i Gjithdijshëm e i Lartësuar thotë:

**"Thuaju: 'Vështroni çfarë ka në qiej dhe në tokë.'"**

*(Kur'an 10:101)*

**"A nuk kanë udhëtuar nëpër tokë dhe parë..."**

*(Kur'an 12:109)*

"Thuaju: 'Udhëtoni ndër stere dhe shihni.."

(Kur'an 29:20)

Kushdo që lexon librin e udhëtimeve të gjeografit të famshëm islam Ibn Batuta - duke lënë ekzagjerimet mënjanë - do të mahnitet me krijimin e Allahut dhe mënyrën se si e furnizon Ai atë. Të udhëtuarit dhe leximi i librit të hapur të krijimit janë gjëra nga të cilat besimtari nxjerr shumë morale dhe mësime. Disa ajete të Kur'anit Fisnik thonë:

"Thuaju: 'Udhëto nëpër stere..'"

(Kur'an 6:11)

"Ndaj, qarkulloni nëpër tokë lirshëm.."

(Kur'an 9:2)

"Dhe kur arriti vendperëndimin e diellit..."

(Kur'an 18:86)

"S'do ta ndalim udhëtimin deri sa të arrij vendtakimin e dy deteve, ose të udhëtoj me vite."

(Kur'an 18:60)

## Falni namazin e natës

Ngritja për namaz natën vonë, kur s'ju sheh sy njeriu, i jep qetësi dhe prehje zemrës. Në një hadith të saktë, Pejgamberi [s.a.v.s.] transmetohet të ketë thënë: *"Ngritja natën, duke përkujtuar Allahun, marrja e abdesit, dhe qëndrimi për namaz e bën njeriun aktiv dhe të gëzuar."*

Disa ajete pohojnë:

"Ata flinin pak gjatë natës"

(Kur'an 51:17)

"Dhe në një pjesë të natës zgjohu me të (leximin e Kur'anit në namaz), është e sigurt se Zoti yt do të të ngrisë në një pozitë të lartë."

(Kur'an 17:79)

Një hadith i saktë në librin e Ebu Da'udit tregon se kryerja e namazit të natës largon sëmundjen nga trupi. Profeti [s.a.v.s.] gjithashtu ka thënë: *"Mos u bëni si filani. Ai ngrihej natën (për namaz) por pastaj e la atë."*

*"Robi i Allahut është më i mirë kur ngrihet natën vonë."*

Mos u pikëlloni për gjërat kalimtare: çdogjë në univers do të zhduket përveç Allahut, të Lartësuarit, Fuqiplotit.

**"Gjithçka do të zhduket përveç Tij"**

*(Kur'an 28:88)*

**"Çdo gjë që është në të (tokë) do të zhduket. E do të mbetet vetëm Zoti yt që është i madhëruar e i nderuar."**

*(Kur'an 55:26-7)*

Shembulli i njeriut që e qan këtë botë është si fëmija që qan pas lodrës së humbur.

## Shpërblimi juaj është xhenneti

Një poet ka thënë:

*"Vetja ime që zotëron gjëra është vetë në nisje e sipër,*
*E pse të qahem kur diçka më braktis mua."*

Krejt bota, me tërë arin, argjendin, pozitat, dhe vilat e saj nuk meriton as edhe një lot. Në një hadith të transmetuar nga Tirmidhiu, Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: *"Bota është e mallkuar, dhe çfarë ka në të është e mallkuar, përveç përkujtimit (dhikrit) të Allahut, asaj (vepre) që e pason, dijetarit, dhe studentit."*

**Poeti arab Labid ka thënë:**

*"Pasuria dhe familja janë vetëm një borxh,*
*E do të vijë patjetër dita kur borxhi do të kthehet"*

Tërë pasuria e botës nuk mund ta shtyjë vdekjen kur vjen çasti i caktuar. Dhe ja përse thonë të mençurit: "Jepja hakun gjithçkaje. Vërtet, bota dhe çfarë ka në të nuk vlejnë sa shpirti i besimtarit."

Duke cituar Kur'anin Famëlartë:

**"Dhe jeta e kësaj bote është vetëm zbavitje dhe lojë!"**

*(Kur'an 29:64)*

Hasan el-Basriu ka thënë: "Mos kërkoni shpërblim tjetër veç Xhennetit, sepse vlera e shpirtit të besimtarit është aq e madhe dhe e çmuar." Disa njerëz e shesin shpirtin e tyre shumë lirë. Ata që qahen me falimentimin e tyre, shkatërrimin e shtëpisë apo të makinës, dhe nuk shqetësohen për nivelin e ulët të imanit dhe mëkatet e tyre, do ta kuptojnë shpejt absurditetin e këtij qëndrimi. Dhe të kuptuarit e tij, mbushur me keqardhje, do të rritet sipas shkallës së zhgënjimeve. Kjo çështje është shumë e dhimbshme sepse ka të bëjë me vlerat, moralin, dhe parimet. Kur'ani Fisnik na tregon:

**"Vërtet, ata e duan shumë këtë jetë dhe e marrin për asgjë Ditën e rëndë që i pret."**

*(Kur'an 76:27)*

## Dashuria e vërtetë

Për të gjetur lumturinë e vërtetë, duhet të jeni prej atyre që e duan Allahun. Personi më i begatë është ai që mision të jetës së tij ka arritjen e dashurisë së Allahut, të cilën Ai e përmend në këtë varg kur'anor:

**"Allahu do të sjellë një popull të cilin Ai e do dhe ata e duan Atë..."**

*(Kur'an 5:54)*

Është thënë në mënyrë prekëse se thënia 'ata e duan atë' nuk ka asgjë të çuditshme; e mahnitshme dhe e mrekullueshme është

fjala e Tij se Ai i do ata, Ai që i krijon, që i furnizon, që i mbron, dhe krahas këtyre edhe i do.

"Thuaju: 'Nëse e doni Allahun, më ndiqni mua; Allahu do t'ju dojë dhe do t'jua falë gjynahet."

*(Kur'an 3:31)*

'Aliu, i biri i Ebu Talibit arriti një shkallë të papërshkruesh-me dinjiteti. Stolia e tij janë fjalët e shqiptuara nga i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] për të: *"Ai e do Allahun dhe të Dërguarin e Tij, dhe Allahu e i Dërguari i Tij e duan atë."*

Njëri nga shokët e Profetit [s.a.v.s.] e donte shumë Suren e 112 të Kur'anit që fillon me fjalët:

"Thuaj: 'Ai - Allahu - është Një"

*(Kur'an 112:1)*

Ai e përsëriste në çdo rekat dhe e recitonte pareshtur në çaste të tjera për të qetësuar zemrën dhe shpirtin. Pejgamberi [s.a.v.s.] i tha: *"Dashuria jote për të të ka futur në Xhennet."*

Unë gjeta rreshtat e mëposhtëm në jetëshkrimin e një dijeta-ri musliman:

*"Nëse dashuria e endacakëve për Selmën dhe Leilanë,*

*Ua mpin arsyen dhe gjith' mendtë që kanë*

*Atëherë ç'mendoni se do bëhet me zemrën e atij*

*Që sa më shpejt Ahiretin dëshiron të arrijë?"*

Një ajet kur'anor thotë:

"Jehuditë dhe të krishterët thanë: 'Ne jemi bijtë e Allahut dhe të dashurit e Tij.' Thuaju: 'E pse pra, Ai ju dënon për mëkatet tuaja?'"

*(Kur'an 5:18)*

Historia e dashurisë së Mexhnunit për Leilanë është e mirënjohur. Dashuria e tij e skajshme për një grua e mbyti; ndërsa për Karunin ishte dashuria e pasurisë; dhe për Faraonin ishte dashuria për pushtet dhe fuqi. Nga ana tjetër janë Hamzai, Xha'feri, dhe Hanzalai (Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë) të cilët dhanë jetën për dashurinë e Allahut dhe të Dërguarit të Tij. I gjerë është hendeku që ndan dashurinë e këtyre tre sahabëve fisnikë - dhe besimtarëve si ata - nga të tjerët.

## Një çast për t'u thelluar

Çdo vit, mesatarisht 300 policë vrasin veten në Amerikë. Shifrat janë në rritje të vazhdueshme që më 1986. Kjo është një dukuri që i ka tmerruar autoritetet, dhe Këshilli Kombëtar i Policisë ka kryer një studim për të gjetur shkakun e mundshëm.

Studimi tregoi se janë shumë faktorë që mund ta shtyejnë një polic në vetvrasje. Sipas hetimeve, niveli vazhdimisht i lartë i stresit është një faktor madhor. Policëve u kërkohet të ruajnë gjithmonë gjakftohtësinë gjatë konflikteve dhe kësisoj ata janë të detyruar të durojnë trysni të mëdha që lidhen me nivelin gjithnjë në rritje të krimeve. Për më tepër, ballafaqimi me kufomat e të pafajshmëve - përfshi këtu fëmi, gra, dhe pleq - ua shton atyre stresin.

Arsyeja e dytë është prania e vazhdueshmme e armëve të zjarrit, e cila u jep atyre mundësinë e kryerjes së vetvrasjes.

Një kërkim tjetër zbuloi se në 80% të rasteve, vetvrasja ishte kryer me armën personale. Statistika tregoi se gjatë një viti, tre policë vranë veten në tre ditë të njëpasnjëshme, me pistoletat përkatëse.

## Sheri'ati është bërë lehtësues

Lehtësimi dhe thjeshtësimi janë dy cilësi kryesore të Sheri'atit që i japin rehati besimtarit. Kur'ani Fisnik tregon:

"Ne nuk ta zbritëm Kur'anin [o Muhammed] për të të munduar."

(Kur'an 20:2)

"Dhe Ne do të të drejtojmë ty në më të lehtën."

(Kur'an 87:8)

"Allahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësisë së tij."

(Kur'an 2:286)

"Allahu nuk e ngarkon asnjeri përtej asaj që i ka dhënë"

(Kur'an 65:7)

"Dhe Ai nuk ju obligoi ne fe me ndonjë vështirësi.."

(Kur'an 22:78)

"Dhe ua heq barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta."

(Kur'an 7:157)

"E, pa dyshim se pas vështirësisë është lehtësimi. Vërtet, pas vështirësisë vjen lehtësimi."

(Kur'an 94:5-6)

"Zoti ynë, mos na dëno nëse harrojmë ose gabojmë! Zoti ynë, mos na ngarko me barrë të rëndë siç i ngarkove ata që ishin para nesh! Zoti ynë, mos na ngarko me atë për të cilën nuk kemi fuqi. Na i shleyj mëkatet, na i mbulo të këqiat, na mëshiro. Ti je Mbrojtësi ynë, na ndihmo kundër popullit jobesimtar."

(Kur'an 2:286)

Pejgamberi [s.a.v.s.] transmetohet të ketë thënë: *"Ummetit im nuk do t'i kërkohet llogari për gabime (pa dashje), harresë, dhe atë për të cilën kanë qenë të detyruar."*

## Bazat e ndjenjës së çlirimit

Në një numër i revistës *Ehlen ue's-Sehlen* i vitit 1994/1415, u botua një artikull nga Dr. Hasan Shemsi Basha me titull *Njëzet*

*Mënyra për të Shmangur Ankthin.* Pikat e mëposhtme janë përmbledhur nga artikulli:

1) Gjatësia e jetës suaj tashmë është vendosur, sepse gjithçka ndodh sipas *kadasë* dhe *kaderit.* Ndaj, s'ka nevojë të ndjeni ankth në këtë aspekt.

2) Vendimi mbi rizkun e secilit prej nesh është vetëm me Allahun: askush tjetër nuk e zotëron e as nuk ka fuqi t'jua heqë atë juve.

3) E shkuara ka kaluar dhe ka marrë me vete fatkeqësitë dhe mjerimet e saja. Ajo nuk mund të rikthehet edhe sikur i tërë njerëzimi të punonte së bashku për këtë.

4) E ardhmja është prej gjërave të fshehta dhe ende s'ka mbërritur. Ajo sjell me vete çështje, pa ju marrë leje juve e pa u merakosur për ndjenjat tuaja, ndaj mos e thirrni deri sa të mbërrijë vetë.

5) Bërja e mirësive ndaj të tjerëve i sjell lumturi zemrës dhe shpirtit. Një vepër e mirë siguron shpërblim më të madh për kryesin e saj - në kuptimin e bekimeve, shpërblimit, dhe paqes - sesa për marrësin e saj.

6) Mes cilësive fisnike të besimtarit është se ai nuk merret me kritika të pavlera. Asnjeri nuk i është shmangur sharjeve dhe kritikave, madje as Allahu, Zoti i gjithçkaje që ekziston, i Cili është i Përsosur dhe i Lartësuar.

## Ruajuni nga dashuria e flaktë

Kujdes nga të rënit në dashuri sipërfaqësore; një dashuri e tillë është e rrethuar me ankth dhe mjerim të vazhdueshëm. Për një musliman është bekim qëndrimi larg mesazheve të teksteve dhe muzikës për dashurinë e zjarrtë, dashurinë e pakthyer, apo ndarjen nga objekti i dashurisë.

"A e ke parë atë që merr dëshirën e tij për zot të vetin; Allahu atë e ka humbur, ia ka mbyllur të dëgjuarit dhe zemrën, i ka vënë perde mbi të shikuarit..."

*(Kur'an 45:23)*

Një poet arab shkroi divanin e mëposhtëm duke qortuar veten:

*"Unë jam ai që i ka rënë grusht vdekjes*
*Kush, pra, e ka fajin kur vrasës është i vrari?"*

Ai fajëson veten për dhimbjen e pandërprerë dhe mjerimin që ka provuar, duke e kuptuar më në fund se duke rënë në dashuri të zjarrtë – e duke mos mundur pastaj të dalë prej saj – ai e ka fajin vetë për mjerimin e tij.

"E nëse shejtani të pëshpërit për ndonjë ves, ti kërko strehim tek Allahu, sepse vërtet Ai dëgjon e di."

*(Kur'an 7:200)*

"Vërtet, të ruajturit, kur u vjen ndonjë iluzion nga djalli, ata përkujtojnë (Allahun), dhe atëherë shohin (të vërtetën)."

*(Kur'an 7:201)*

Dijetari Ibn ul-Kajjim e ka shtjelluar këtë çështje në librin e tij "Sëmundja dhe Shërimi" (*ed-Daa' ue'd-Dauaa*) dhe "përgjigjen e kënaqshme për kërkuesin e shërimit të efektshëm." Ai përmend se ka faktorë që kontribuojnë në të rënit e dëshpërueshëm në dashuri. Disa nga shkaqet që shpiejnë në "dashuri" janë:

1) Një zemër e zbrazët e privuar nga dashuria për Allahun, nga përkujtimi (dhikri) i Tij, dhe nga frika ndaj Tij.

2) Kullotja e syve në zgurdullim. Syri është një zbulues që i kthen mjerimin zemrës.

Kur'ani na paralajmëron:

"Thuaju besimtarëve t'i ulin shikimet (nga gjërat e ndaluara)..."

*(Kur'an 24:30)*

*"Shikimi është nga shigjetat e shejtanit."*- thotë hadithi i famshëm që i atribuohet Pejgamberit [s.a.v.s.].

Një poet arab ka thënë:

*"Kur i lejon sytë të kullosin lirshëm,*

*Duke parë çdo sy, zgurdullimet do vijojnë furishëm*

*Që vështrojnë atë që s'mund ta përqafosh plotësisht*

*Duke mos duruar për ta marrë diçka pjesërisht."*

3) Të treguarit neglizhent në ibadete - sidomos në përkujtimin e Allahut, namaz, dhe du'a.

**"Padyshim, namazi largon nga të shëmtuarat dhe të këqijat."**

*(Kur'an 29:45)*

## Disa Kura

Ajeti kur'anor thotë:

**"Ashtu pra, që të largonim nga ai të keqen dhe të ndytën. Vërtet, ai ishte nga robët tanë të zgjedhur."**

*(Kur'an 12:24)*

1) Përpiquni të përmirësoni ibadetet tuaja - duke qënë më të sinqertë - dhe lutjuni Allahut t'ju kurojë.

2) Ulni shikimet dhe ruajeni pastërtinë. Kur'ani udhëzon:

**"Dhe t'i ruajnë pjesët e turpshme se kjo është më e pastër.."**

*(Kur'an 24:30)*

**"Dhe ata që e ruajnë nderin e vet"**

*(Kur'an 23:5)*

3) Udhëtoni larg prej objektit të pasionit tuaj dhe përpiquni ta harroni çështjen.

4) Mbajeni veten të zënë me punë të mira.

**"Padyshim, ata nxitonin për punë të mira dhe na luteshin Ne me shpresë dhe frikë, e ishin respektues ndaj Nesh."**

*(Kur'an 21:90)*

5) Martohuni në mënyrë të ligjshme, d.m.th. në përputhje me Sheri'atin.

**"Pastaj martohuni me gra që ju pëlqejnë..."**

*(Kur'an 4:3)*

**"Dhe nga shenjat e Tij është se Ai krijoi për ju bashkëshorte nga lloji juaj, që të gjeni prehje në to..."**

*(Kur'an 30:21)*

O të rinj, cilido prej jush që mund të japë *mehr* (dhuratën martesore) le të martohet.

## Të drejtat e vëllazërisë

Kur takoni një vëlla musliman, thërriteni me emrin që i pëlqen dhe përshëndeteni me fytyrë buzëqeshëse. Profeti fisnik [s.a.v.s.] ka thënë: *"Buzëqeshja ndaj vëllait tuaj është lëmoshë."*

Inkurajojeni atë të bisedojë më ju, apo, e thënë ndryshe, jepini mundësinë t'ju flasë për veten dhe jetën e tij. Pyeteni për punët e tija, por vetëm për ato që nuk do e sikletosin. Pejgamberi [s.a.v.s.] pohohet të ketë thënë: *"Ai që nuk interesohet për çështjet e muslimanëve, nuk është prej tyre."*

Një ajet kur'anor thotë:

**"Besimtarët janë ndihmës të njëri-tjetrit"**

*(Kur'an 9:71)*

Gjithashtu, mos ia kujtoni e as mos e fajësoni atë për gabimet e shkuara, dhe ju as nuk duhet ta shqetësoni duke e përqeshur.

Pejgamberi [s.a.v.s.] ka këshilluar: *"Mos u grindni me vëllain tuaj, mos e përqeshni, dhe mos lini takim me të e pastaj të mos shfaqeni."*

Dy sekrete për mëkatin... por mos e kryej atë!

1) Pas pendimit për ndonjë mëkat, ndjenjat e vetëkënaqjes dhe krenarisë ndizen.

2) Emrat dhe Cilësitë e Allahut, si: i Mëshirshmi dhe Falësi, mbartin domethënie më të madhe për atë që mëkaton e pastaj pendohet.

## Kërkojeni rizkun por mos u tregoni lakmues

Të gjitha lavdërimet janë për Krijuesin dhe Furnizuesin me rizk. Ai ia jep rizkun krimbit në tokë, peshkut në ujë, zogut në ajër, insektit në errësirë, dhe gjarprit në zgavër.

Ibn ul-Xheuzi përmend diçka që ai e kish parë vetë dhe e cila ishte e mrekullushme dhe mahnitëse. Një gjarpër i verbër jetonte në një degëz në majën e një peme. Një zog i vinte me ushqim në gojë. Ai i lëshonte sinjal gjarprit, i cili pastaj hapte gojën dhe e linte zogun t'i fuste ushqimin. Falënderimi i takon Allahut që e bëri zogun të ndihmojë gjarprin e verbër.

**"Nuk ka asnjë gjallesë në tokë e as shpendë që fluturojnë me dy krahë e të mos jenë të ndara në bashkësi sikurse edhe ju."**

*(Kur'an 6:38)*

Furnizimi i erdhi Merjemes, nënës së Profetit Isa [a.s.] natë e ditë në vendin e faljes ku ajo rrinte. Njerëzit e pyetën: "Si të vjen kjo?" Ajo u përgjigj: "Është nga Allahu. Vërtet, Allahu siguron pa kufi për atë që Ai dëshiron."

Ndaj, mos u shqetësoni, rizku juaj është i garantuar.

**"Dhe mos i vrisni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë. Ne sigurojmë furnizim për ata dhe për ju."**

*(Kur'an 17:31)*

Zotëruesi i thesareve të pafundme ju ka garantuar furnizimin, pse duhet merakosur atëherë?

"Prandaj, kërkojeni furnizimin nga Allahu, dhe adhurojeni Atë, e I jini mirënjohës Atij"

*(Kur'an 29:17)*

"Dhe Ai është që më ushqen dhe më jep të pij"

*(Kur'an 26:79)*

## Një çast për t'u thelluar

Sa i përket namazit dhe rëndësisë së tij, mund të thuhet se ai e shkarkon zemrën nga ndjenjat e këqija dhe e mbush atë me fuqi e kënaqësi. Gjatë namazit, zemra dhe shpirti janë në komunikim me Allahun. Afria ndaj Tij, rehatia që ndjehet nga të kërkuarit prej Tij, dhe përshpirtshmëria e fituar nga të qëndruarit para Tij - realizohen të gjitha gjatë namazit. Në namaz përdoret çdo gjymtyr, por më e rëndësishme se kjo është se edhe zemra duhet të rrijë zgjuar. Kur falemi, arrijmë edhe paqe e qetësi, teksa udhëtojmë larg nga armiqtë dhe hallet, të paktën me shpirt. Kështu, namzi është një nga ilaçet më të fuqishëm për sëmundjet e zemrës. E megjithatë, vetëm zemra e shëndetshme përfiton nga namazi; zemra e dobët, nga ana tjetër, është si trupi i krahasueshëm vetëm me materien.

Prandaj, namazi është mënyra më e mirë për të na ndihmuar të arrijmë bekimet - duke larguar të keqen - e kësaj bote dhe të Ahiretit. Namazi ndalon prej mëkateve, mbron nga sëmundjet, ndriçon si zemrën dhe fytyrën, na bën aktivë, dhe në përgjithësi sjell mirësi mbi personin që e kryen atë me sinqeritet.

## Sheri'ati është bujar

Islami i ofron besimtarit një gamë të gjerë përfitimesh dhe shpërblimesh - përfitime të cilat e inkurajojnë atë për të vazhdu-

ar në rrugë të drejtë, dhe shpërblime që i rrisin shpresat e tija për Ahiretin. Veprat që fshijnë mëkatet - si p.sh. namazi - janë të shumta në Islam. Për shembull, një vepër e mirë shpërblehet dhjetëfish, ose shtatëqindfish, ose edhe më tepër, shumë më tepër. Një shembull tjetër është vështirësia dhe fatkeqësia, sepse sa-herë që një besimtar goditet prej tyre, disa mëkate të tija falen. Po ashtu, në kohëra fatkeqësish njeriu përfiton nga du'atë e besimtarëve të tjerë. Dhe mbi të gjitha Mirësia e të Plotmëshirhmit, i Madhëruar e i Lartësuar qoftë Ai.

**"E nëse do të përpiqeshit t'i numëronit mirësitë e Allahut, nuk do të mund t'i numëronit kurrë"**

*(Kur'an 16:18)*

**"...dhe Ai plotësoi ndaj jush të mirat e Tij të dukshme e të fshehta"**

*(Kur'an 31:20)*

## Mos u frikësoni! ju patjetër do të ngadhënjeni

Profeti Musa [a.s.] ndjeu frikë në tre raste:

1) Kur shkoi te sundimtari famëkeq dhe kryelartë i Egjyptit (faraoni), ai tha:

**"Zoti ynë, ne kemi frikë se do të na ndëshkojë menjëherë ose do t'i kalojë kufijtë ndaj nesh."**

*(Kur'an 20:45)*

**"Ai (Allahu) tha: "Mos u frikësoni, se Unë jam me ju, dëgjoj dhe shoh!""**

*(Kur'an 20:46)*

Fraza "Unë jam me ju, dëgjoj dhe shoh!" duhet të qëndrojë përherë në mendjen e muslimanit.

2) Kur magjistarët i hodhën shkopinjtë e tyre që ngjanin si gjarpërinj në sytë e njerëzve, Allahu Fuqiplotë tha:

"Mos kij frikë! Është më se e sigurtë se ti do të jesh triumfues"

*(Kur'an 20:68)*

3) Dhe për së treti kur Faraoni dhe ushtria e tij e ndoqën Musain dhe popullin e tij, e pothuajse i zunë. Allahu tha:

"Godite detin me shkopin tënd."

*(Kur'an 26:63)*

Dhe Profeti Musa [a.s.] e rifitoi bindjen e tij të plotë, e tha:

"Kurrsesi! Me mua është Zoti im, Ai do të më udhëzojë."

*(Kur'an 26:62)*

## Qëndrojuni larg këtyre të katërve...

Mes gjërave që sjellin mjerim në jetë, janë katër që kanë pasoja shkatërrimtare:

1) Të ankuarit dhe të zemëruarit me atë që ka caktuar Allahu.

2) Bërja e mëkateve pa u penduar për to më pas.

"Thuaju: 'Ajo është nga vetë ju.'"

*(Kur'an 3:165)*

"Ajo është pasojë e veprave tuaja"

*(Kur'an 42:30)*

3) Të urryerit e njerëzve për të mirat që u ka dhuruar Allahu.

"Apo ua kanë zili për atë që u ka dhuruar Allahu nga Mirësia e Tij?"

*(Kur'an 4:54)*

Një hadith tregon: *"Nuk ka rehati për xhelozin."*

4) Largimi nga përkujtimi i Allahut:

"E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë..."

*(Kur'an 20:124)*

## Për të gjetur paqe kthejuni Zotit tuaj

Robi i Allahut mund të gjejë rehati vetëm duke iu kthyer Atij. Allahu i Lartësuar e ka përmendur qetësimin në shumë vargje në Kur'an:

**"Atëherë Allahu zbriti qetësimin e Vet mbi të Dërguarin e Tij dhe besimtarët."**

*(Kur'an 48:26)*

**"Ai zbriti qetësim dhe paqe mbi ta.."**

*(Kur'an 48:18)*

**"Pastaj Allahu zbriti qetësimin e Tij mbi të Dërguarin"**

*(Kur'an 9:26)*

**"Pastaj Allahu zbriti qetësimin e Tij mbi të."**

*(Kur'an 9:40)*

Qetësim do të thotë të kesh një zemër që është në paqe dhe zotëron besim të fortë në Allah. Qetësimi është një gjendje paqeje që shijohet nga besimtarët që kanë shpëtuar prej dyshimit. Dhe qetësimi e paqja arrihen sipas nivelit të afrisë me Allahun dhe ndjekjes së shembullit të Pejgamberit [s.a.v.s.].

**"Allahu do t'i forcojë ata që besuan në fjalën e fortë në jetën e kësaj bote edhe në botën tjetër"**

*(Kur'an 14:27)*

## Dy fjali të forta ngushëllimi

Imam Ahmedi tregon dy fjali që i vlejtën atij gjatë kohëve të vështira kur atë e dënonin dhe e torturonin.

1) Në fillim foli një njeri që ishte burgosur për pirje alkooli. Ai e takoi Imam Ahmedin dhe tha, "O Ahmed, tregohu i qëndrueshëm sepse do të të kamzhikosin për të vërtetën në të cilën

je duke ndjekur Sunnetin. Më kanë rrahur shumë herë për pirje, dhe kam duruar."

Një ajet kur'anor thotë:

**"Ndaj, bëj durim, se premtimi i Allahut është i vërtetë, e kurrsesi të të mos luhasin ata që janë dyshues"**

*(Kur'an 30:60)*

**"Nëse ndjeni dhimbje edhe ata ndjejnë dhimbje, por ju shpresoni nga Allahu atë që ata nuk e shpresojnë"**

*(Kur'an 4:104)*

2) E dyta ishte nga një beduin që e pa Imam Ahmedin në zinxhirë teksa po e çonin në burg. Ai tha, "O Ahmed, bëj durim. Sepse padyshim, nëse ky është vendi ku do të vritesh, ai do të jetë edhe vendi nga ku do të hysh në Xhennet." Kur'ani thotë:

**"Zoti i tyre i përgëzon ata me mëshirë nga Ai, me kënaqësinë e Tij, dhe me xhennete ku do të kenë nimet të pandërprerë."**

*(Kur'an 9:21)*

## Disa pasoja pozitive të vështirësive

Vështirësitë na bëjnë t'i kthehemi me përulje Allahut. Dikush ka thënë njëherë: "Sa i Përsosur është Allahu i Cili e ka nxjerrë du'anë nga vështirësitë." Është transmetuar se Allahu e sprovoi njëherë njërin prej robëve të Tij më një çështje dhe pastaj u tha melekëve se kjo ishte "që t'ia dëgjonte atij zërin," d.m.th. përmes du'ave dhe lutjeve.

Vështirësia mbjell përuljen tek i godit判 me të. Allahu i Lartmadhëruar thotë:

**"Jo, vërtet njeriu i kalon tërë kufijtë; për shkak se e ndjen veten të pavarur."**

*(Kur'an 96:6-7)*

Njerëzit i japin zemër dhe luten për të goditurit me fatkeqësi. Kështu, në kohë vështirësish, besimtarët bashkohen në një shpirt vëllazërie.

Vështirësitë duhet të na bëjnë mirënjohës për atë që është më e madhe se vështirësia me të cilën jemi goditur. Për më tepër, hallet të pastrojnë nga mëkatet. Kur robi i Allahut e vlerëson këtë, ai bëhet mirënjohës dhe nuk ankohet. Allahu thotë:

**"..ndërsa të durueshmëve u jetpen shpërblime të mëdha pa masë."**

*(Kur'an 39:10)*

## Dija është udhërrëfyes dhe ilaç

Në librin e tij *Mudauaat en-Nufus*, Ibn Hazmi përmend se nga dobitë e dijes është se ajo largon pëshpëritjet e këqija të nefsit dhe e çliron njeriun nga shqetësimet dhe hallet.

Kjo është veçanërisht e vërtetë për dashuruesin e dijes, i cili studion pareshtur dhe e zbaton në praktikë atë që ka mësuar.

Kërkuesi i dijes duhet ta organizojë kohën e tij për të memorizuar, lexuar, përsëritur, kërkuar, dhe reflektuar.

## Lumturia është dhunti hyjnore

S'është e pazakontë të shihen punëtorë që janë aq të varfër sa gjithçka që fitojnë në një ditë e harxhojnë aty për aty. E megjithatë shumë prej tyre janë të lumtur, paqësorë, me zemër të fortë dhe shpirt të qetë. Kjo sepse ata janë tepër të zënë për të menduar për të djeshmen apo për të nesërmen. Mënyra e tyre e jetesës i ka bërë ata ta vlerësojnë të sotmen ngase atyre nuk u është dhënë mundësia të mendojnë për gjë tjetër.

Krahasojini këta me ata që jetojnë nëpër vila luksoze. Pasiviteti dhe koha e lirë u ka dhuruar atyre shumë kohë për të menduar për problemet dhe mungesën e qëllimit të jetës së tyre. Kësisoj, mjerimi dhe shqetësimi molepsin shumë prej tyre, ditë e natë.

## Kujtimi i mirë shpërblehet

Të shumtë janë ata që e kanë blerë këtë jetë jo me pasuri a pozitë, por me vepra. Profeti Ibahim [a.s.] iu lut Zotit të Tij që të kujtohej për të mirë nga të tjerët dhe që ata të luteshin për të. Kalifi 'Umer i pyeti fëmijët e Harim ibn Sinanit, "Ç'ju ka dhënë Zuhejri juve dhe ç'i keni dhënë ju atij?" Ata u pëgjigjën, "Ai na tha fjalë të mira dhe ne i dhamë pasuri." 'Umeri foli, "Për Allah, ajo që i keni dhënë është shuar, ndërsa ajo që ai ju ka dhënë ka mbetur." Kjo do të thotë se lavdërimi dhe mirëdashja mbeten përgjithmonë.

## Lutjuni Allahut kështu

"O Allah, na jep një pjesë devotshmërie ndaj Teje që të na shërbejë si digë midis nesh dhe mëkateve tona. Na jep një pjesëz bindjeje ndaj Teje që të na bëjë të hyjmë në Xhennetin Tënd, dhe një pjesëz imani që i bën fatkeqësitë e kësaj bote të na duken të lehta. Na bëj të shijojmë bekimet e dëgjimit, shikimit, dhe fuqisë sonë për sa kohë Të na dhurosh jetë... Hakmerru ndaj atyre që na kanë shkelur dhe na ndihmo ndaj atyre që kanë bërë padrejtësi ndaj nesh. Mos na e nis fatkeqësinë në dinin tonë; mos e bëj dunianë vendin tonë më të shtrenjtë, e as qëllimin e dijes sonë. Mos ua dhuro sundimin mbi ne atyre që s'kanë mëshirë."

## Zoti që nuk bën padrejtësi

Ju duhet të ndjeheni të sigurt sepse keni një Zot që është i Drejtë.

Allahu i Lartësuar, e futi një grua në Xhennet për shkak të një qeni, dhe një tjetër në Xhehenem për shkak të një maceje. E para ishte një prostitutë nga Beni Izraelitët; ngase ajo i dha ujë njëherë një qeni të etur, Allahu e fali atë dhe e futi në Parajsë. Ky ishte shpërblim i drejtë për sinqeritetin e saj në një vepër të mirë, për sinqeritetin e saj ndaj Allahut. E dyta ishte një grua që e ndrynte macen në dhomë. Ajo nuk i jepte as për të ngrënë e as për të pirë; duke e ndryrë, ajo nuk e lejonte macen as të hante barin e fushës. Prandaj Allahu e futi atë në Skëterrë.

Ndodhia e gruas së parë i sjell freski zemrës, sepse na tregon se Allahu jep shpërblime të mëdha për vepra të vogla. Sipas fjalëve të Kur'anit:

> **"E kush punoi ndonjë të mirë, që peshon sa grimca, do ta gjejë atë. Dhe kush punoi ndonjë të keqe që peshon sa grimca, do ta gjejë atë."**
>
> *(Kur'an 99:7-8)*

> **"S'ka dyshim se veprat e mira i shlyejnë të këqijat."**
>
> *(Kur'an 11:114)*

Ndaj, ndihmojini fatkeqët, jepuni të varfërve, bashkojuni të shtypurve, vizitojini të sëmurët, lutuni për të vdekurit, drejtojeni të verbrin, qetësojini të kapluarit, udhëzojini të paudhëzuarit, dhe tregohuni bujarë si ndaj miqve edhe ndaj fqinjve, respektojini të vjetrit dhe kini mëshirë për të rinjtë, përdorni fjalë të mira dhe përshëndetini njerëzit me buzëqeshje. Të gjitha këto vepra janë bamirësi, dhe ato nuk ndihmojnë vetëm marrësin e mirësisë suaj, por edhe juve duke ju dhënë rehati e paqe.

## Shkruajeni historinë tuaj vetë

Një ditë, isha ulur në Xhaminë e Madhe të Mekës; bënte nxehtë përvëlues dhe po afronte namazi i drekës, kur vërejta një plak që shpërndante ujë Zemzemi. Ai mbushte ca gota, ua jepte njerëzve, dhe pastaj kthehej për ta përsëritur procesin. Ai e vazhdoi këtë për ca kohë gjersa filloi të kullonte nga djersa. U mahnita me forcën e këtij njeriu dhe dashurinë e tij për të bërë mirë. Ai i dhuronte një buzëqeshje dhe një gotë ujë kujtdo që të mundte. Kjo më bëri të vlerësoj se nëse Allahu e udhëzon dikë për të bërë mirë, ai do ta bëjë këtë mirësi me buzëqeshje, edhe pse kjo mund të kërkojë mund të madh. Ata ua duan të mirën robëve të Allahut dhe nuk dëshirojnë keq për ta.

Për të ushqyer miqtë, Hatimi flinte i uritur.

Ebu Ubejde rrinte rojë natën për ta çlodhur ushtrinë e muslimanëve.

Kalifi i dytë, Umeri, ecte rrugicave natën kur njerëzit flinin për t'u siguruar mbi mirëqenien e të gjithëve. Dhe në vitin e urisë së madhe, ai rrinte pa ngrënë për të ushqyer të tjerët.

Një tjetër shok i Pejgamberit Muhammed [s.a.v.s.], Ebu Talhai, e përdori trupin si mburojë për ta mbrojtur të Dërguarin e Allahut [s.a.v.s.] nga shigjetat gjatë betejës së Uhudit.

Ibn Mubaraku shpërndante ushqim kur vetë ishte agjërueshëm.

**"Ata janë që për hir të Tij u japin ushqim të varfërve, jetimëve, dhe të zënëve robër."**

*(Kur'an 76:8)*

## Dëgjojini me vëmendje fjalët e Allahut

Këndojeni Kur'anin dhe dëgjojeni kur recitohet, se do të gjeni kënaqësi, paqe, e qetësi. I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] e pëlqente shumë dëgjimin e recitimit të Kur'anit.

Duhet të ndani disa minuta çdo ditë për të lexuar Kur'an, nga radioja, magnetofoni, etj.

Zhurmat që dëgjoni nëpër rrugë, në punë, apo në zyrë ju sjellin padyshim bezdi, ndaj veçoni pak kohë dhe jepini vetes rehati duke lexur Librin e Zotit tuaj:

**"Ata që besuan dhe zemrat e të cilëve gjejnë qetësi në përkujtimin (dhikrin) e Allahut, padyshim, me përkujtimin e Allahut qetësohen zemrat."**

*(Kur'an 13:28)*

Një hadith i saktë tregon: *"I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] e urdhëroi Ibn Mes'udin të lexonte nga Sureja en-Nisa'. Ai lexoi gjersa Profetit [s.a.v.s.] filluan t'i rrokulliseshin lotët nëpër faqe, dhe ai [s.a.v.s.] tha: Kaq mjafton."*

**"Thuaj: 'Edhe sikur të bashkoheshin njerëzit dhe xhinnët për të sjellë një Kur'an të tillë, ata nuk do të mund të bënin si ky sado që ta ndihmonin njëri-tjetrin."**

*(Kur'an 17:88)*

Kur'ani ka një efekt të veçantë dhe prekës mbi shpirtrat e njerëzve.

**"Sikur Ne ta zbritnim këtë Kur'an mbi ndonjë kodër, do ta shihje atë të strukur e të çarë prej frikës nga Allahu."**

*(Kur'an 59:21)*

Rutina e jetës së përditshme shpie shpesh në rrugën e plogështisë, në të cilën njeriu nuk shqetësohet për asgjë përveç ngrënies dhe fjetjes, duke e zbritur veten në nivelin e kafshës. Por kur i kthehemi fjalëve të Zotit, ndiejmë rehati dhe paqë.

Tani, duke qenë se recitimi i fjalëve të Allahut ju sjell paqe, duhet t'ju paralajmëroj ndaj dëgjimit të atyre që pretendojnë se muzika ka të njëjtin efekt qetësues dhe paqësues. Muzika është një zëvendësues i pavlerë dhe i ndaluar. Ne kemi me vete diçka më të mirë, atë me të cilën u dërgua Pejgamberi i Allahut [s.a.v.s.]:

"Atij s'mund t'i mvishet e pavërteta nga asnjë anë; është zbritur prej të Urtit, të Lavdishmit."

*(Kur'an 41:42)*

"Prej syve të tyre rrjedhin lotë, ngase e kanë kuptuar të vërtetën."

*(Kur'an 5:83)*

Sa për muzikën, ajo është një zëvendësues i pavlerë në të cilin gjejnë paqe vetëm mendjelehtit:

"Por ka nga njerëzit që blen tregime boshe e me qëllim që t'i largojë njerëzit nga rruga e Allahut pa pasur kurrfarë fakti.."

*(Kur'an 31:6)*

## Të gjithë janë në kërkim të lumturisë, por...

Sundimtarët, shkrimtarët, poetët, të pasur e të varfër janë të gjithë me rradhë në kërkim të lumturisë, por pak udhëzohen në rrugën e drejtë që shpie në lumturinë e vërtetë. Duke lexuar një libër, nxora tre rregulla elementare të lumturisë:

1) Kushdo që nuk bën kënaqësinë e Allahut shqetësimin e tij kryesor në jetë, do të përfundojë me dështim.

Duke cituar nga Kur'ani:

"Ndërsa ata që i konsideruan të rreme argumentet tona, Ne do t'i shpiejmë në humbje në mënyra që ata s'i kuptojnë."

*(Kur'an 7:182)*

2) Për të arritur lumturi, njerëzit përpiqen të ndjekin shumë rrugë të ndërlikuara e me dredha. Sa pak e dinë se një rrugë më e lehtë është gati për ta në fenë e Islamit - një rrugë që u sjell atyre më të mirën e kësaj jete dhe të asaj që vjen.

**"Po sikur të zbatonin atë që këshilloheshin do të ishte më mirë për ta dhe do t'i përforconte më shumë."**

*(Kur'an 4:66)*

3) Shumë njerëz në këtë botë mendojnë se po ia dalin, por në fakt ata janë duke e humbur edhe këtë botë edhe tjetrën, thjesht sepse ia kthejnë shpinën Dinit të vërtetë. Allahu thotë:

**"Fjalët e Zotit tënd janë plot të vërteta dhe plot të drejta."**

*(Kur'an 6:115)*

## Tregohuni mirënjohës kur punët ju shkojnë mirë

Lutuni shpesh në kohëra rehatie, paqeje dhe mirëqenieje. Nga tiparet e besimtarit është se ai tregohet mirënjohës dhe i patundur: ai e mpreh shigjetën përpara se ta lëshojë nga harku, dhe i kthehet Allahut para se të kaplohet nga fatkeqësia. Të kundërtit e besimtarit në këtë pikëpamje janë mosbesimtari i paturp dhe muslimani i pamenduar. Kur'ani na tregon:

**"E kur e godet njeriun ndonjë dëm, ai e lut Zotin e vet duke kërkuar ndihmë vetëm prej Tij, por kur Ai i jep ndonjë të mirë, ai e harron atë për të cilën iu lut Atij më parë, dhe i përshkruan shokë Allahut.."**

*(Kur'an 39:8)*

Ndaj, nëse me të vërtetë kërkojmë shpëtim, duhet të qëndrojmë të patundur në lutjet dhe madhërimet tona për Allahun. Siç ka thënë Imam el-Halimi, qëllimi i të luturit Allahut në kohëra lehtësish, është falënderimi i Tij, madhërimi i Tij, dhe të njohurit Atij të mirësive ndaj nesh; e njëkohësisht, kërkimi i udhërrëfimit dhe ndihmës. Është gjithashtu e rëndësishme të kërkoni falje për të metat tuaja: sado fort që të përpiqeni, ju s'mund t'i përmbushni plotësisht të drejtat që ka Allahu ndaj jush. Kur tregohemi të pavëmendshëm ndaj këtyre të drejtave në

një kohë kur s'kemi shqetësime apo ndjehemi të sigurtë, biem në kategorinë e të përmendurve në ajetin:

**"Kur hipin në anije, ata i luten sinqerisht Allahut, e kur Ai i shpëton ata në tokë, pa shih, po ata i luten idhujve"**

*(Kur'an 29:65)*

## Shkëlqimi kundrejt skëterrës

Agjensitë e lajmeve në mbarë botën njoftuan vetëvrasjen e kryeministrit francez gjatë sundimit të Mitterand-it. Arsyeja e vetvrasjes ishte se gazetat franceze kishin hapur një fushatë kundër kryeministrit duke baltosur emrin dhe reputacionin e tij. Duke mos gjetur besim a vendprehje, apo vendmbështetje, ai i dha fund jetës.

Ky njeri i gjorë, që kërkoi strehim në vetë-shkatërrim, nuk ishte i udhëzuar nga udhërrëfimi hyjnor që është vulosur në ajetet e mëposhtme të Kur'anit famëlartë:

**"Ti mos u pikëllo për ta, e as mos u brengos për dredhitë që thurin."**

*(Kur'an 16:127)*

**"Ata kurrsesi s'mund t'ju sjellin dëm, përveç ndonjë bezdisjeje..."**

*(Kur'an 3:111)*

**"Dhe kij durim ndaj asaj që të thonë, dhe qëndroju larg në mënyrë të matur"**

*(Kur'an 73:10)*

Ajo ndodhi sepse ai kish humbur dhe qe larguar nga rruga e së vërtetës.

**"Për atë që Allahu e la në humbje, s'do të ketë udhëzues.."**

*(Kur'an 7:186)*

Disa propozojnë se çdo person i mërzitur apo në gjendje të pafat duhet të dalë në natyrë, të ulet pranë lumit, të dëgjojë muzikë, të shkojë për ski, të luaj shah apo tavëll.

Por muslimanët pretendojnë për një kurë që është shumë më reale dhe efektive: të ulen në xhami në kohën e ezanit për të përkujtuar Allahun, t'i nënshtrohen caktimit hyjnor, e pastaj të kënaqen me atë caktim. Dhe e një rëndësie po kaq të madhe, është vendosja e besimit tek Allahu.

## "A nuk ta hapëm gjoksin ty [o Muhammed]?"

Këto ishin fjalët që i zbritën të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.] dhe ato u shpalosën në karakterin e tij. Mendja e tij ishte në paqe dhe shpirti i tij ishte i gëzuar. Ai ishte optimist dhe i afrueshëm. Ai u gjendej pranë zemrave të njerëzve në një mënyrë të admirueshme: ndonëse ishte gjithmonë afër tyre dhe buzëqeshte, tek ai shihej përherë një sens dinjiteti dhe nderi. Për nga karakteri, ai ishte i përsosur dhe i pashoq. Me modesti të pazakontë, ai luante me fëmijët dhe e mirëpriste krahëhapur mikun. Ngase ishte vazhdimisht i kënaqur me favoret dhe të mirat e Allahut, dështimi dhe pashpresa ishin krejt të huaja për të [s.a.v.s.]. Përkundrazi, ai [s.a.v.s.] nxiste optimizëm të mbarë dhe urrente demonstrimin, shtirjen, dhe ekstravagancën. Mund të thuhet lehtë se Pejgamberi [s.a.v.s.] ishte mishërimi i të gjitha tipareve të mësipërme. Ai ishte fisnik në kuptimin e vërtetë të fjalës sepse ishte përcjellësi i një mesazhi të vërtetë, zotëruesi i parimeve fisnike, modeli dhe mësuesi i një ummeti unik të bazuar në besim dhe ideologji, njeriu i familjes dhe i shoqërisë, dhe mbajtës i shumë virtyteve.

Ai pra, ishte personi që i udhëheq njerëzit në lumturi, udhëzues, shembull. Ajeti kur'anor e portretizon qartë atë:

**"Ai heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta..."**

*(Kur'an 7:157)*

Apo me fjalë të tjera, ai ishte:

**"Mëshirë për të gjitha botërat."**

*(Kur'an 21:107)*

**"...dëshmues, sihariqdhënës e qortues; dhe me urdhrin e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues."**

*(Kur'an 33:45-6)*

Ndër gjërat që i bien ndesh mesazhit të Islamit dhe mesazhit të tij të thjeshtë për t'u ndjekur, është ekstrvaganca e khavarixhëve, dhënia pas pasurisë e materialistëve dhe kotësia e adhuruesve të kësaj bote. Një ajet kur'anor pohon:

**"Mirëpo Allahu i udhëzoi me mëshirën e Tij ata që besuan tek e Vërteta e asaj për të cilën ishin kundërshtuar. Dhe Allahu udhëzon atë që dëshiron Ai."**

*(Kur'an 2:213)*

## Koncepti i një jete të mirë

Një anglez i njohur për urti dhe mendjemprehtësi, ka thënë: "Është krejt e mundshme për ju, që duke qenë pas hekurash, të shikoni horizontin dhe të kundërmoni zambakët. Është gjithashtu e mundur që të jeni në një keshtjellë përplot me kamje dhe rehati, e prapëseprapë të ndjeni zemërim dhe pakënaqësi me familjen dhe pasurinë tuaj."

Ndaj, lumturia nuk kufizohet nga koha apo vendi, por nga besimi në Allah dhe bindja ndaj Tij - dhe këto gjenden në zemër. Zemra ka një domethënie të rëndësishme duke qenë se është vendi ku Allah sheh dhe heton. Nëse besimi ngulitet në zemër, lumturia dhe qetësia do të mbizotërojnë trupin dhe shpirtin.

Ahmed ibn Hanbeli ishte dijetar i shquar dhe grumbullues i madh hadithesh. Ai bëri një jetë prodhimtare, e prapë nuk ishte i pasur: veshja e tij ishte e arnuar gjithandej dhe saherë që i grisej rishtas, ai e qepte vetë. Ai jetonte në një shtëpizë me tre dhoma, të ndërtuar nga qerpiçi. Shpesh, e gjitha që mund të gjente për të ngrënë ishte një copë bukë. Jetëshkruesit e tij përmendin se ai kishte një palë këpucë për shtatëmbëdhjetë vjet të cilat i rregullonte shpesh dhe i qepte kur çaheshin. Mishi hynte vetëm një herë në muaj në shtëpinë e tij, dhe në shumicën e ditëve ai agjëronte. Ai udhëtoi nëpër shumë vende për të kërkuar hadithe. Megjithë tërë vështirësitë që iu desh të duronte, ai ndjente kënaqësi, rehati, dlirësi, dhe mosmerakosje - cilësi që mnd t'i atribuohen fuqisë së tij të karakterit, njohjes së tij të qëllimit përfundimtar, kërkimit të shpërblimit nga Allahu, dhe përpjekjes së tij për Ahiretin dhe Xhennetin.

Nga ana tjetër sundimtarët e kohës së tij, si el-Me'muni, el-Uathiku, el-Mu'tasimi dhe el-Mutauakkili jetonin të gjithë nëpër kështjella. Ata zotëronin pirgje me ar, argjend dhe perla të çmuara. Ushtri të tëra ishin në dispozicion të tyre; ata kishin gjithë çka dëshironin. Megjithë tërë pasurinë e tyre materiale, ata jetuan në turbullirë dhe i harxhuan vitet e jetës në shqetësim dhe ankth. Luftëra, kryengritje, dhe rebelime u sollën mjerim atyre. Historia madje na tregon se shumë prej tyre do ta mallkonin botën në shtratin e tyre të vdekjes, në pendesë për teprimet e tyre nga njëra anë dhe të metat e tyre nga ana tjetër.

Disa vargje kur'anore na ftojnë të mendojmë:

**"Vaji i të cilit ndriçon pothuajse edhe pa e prekur zjarri. Dritë përmbi dritë! Allahu udhëzon në Dritën e Vet atë që do Ai."**

*(Kur'an 24:35)*

**"Ai atyre ua shlyen mëkatet dhe ua përmirëson gjendjen."**

*(Kur'an 47:2)*

"Ndërsa ata që pranuan udhërrëfimin, Ai ua shton edhe më tepër udhëzimin në rrugë të drejtë dhe u dhuron devotshmërinë."

*(Kur'an 47:17)*

"Në fytyrat e tyre mund të dallosh kënaqësinë e përjetimeve."

*(Kur'an 83:24)*

Ebu Dheri ishte një shok i afërt i Pejgamberit [s.a.v.s.] i njohur për jetën e përkortë dhe asketike. Ashkë me gruan dhe fëmijët, atë e degdisën në vendin e shkretë të quajtur Rabdha'. Pasi ngriti çadrën, ai vazhdoi një jetë në adhurim, recitim Kur'ani, dhe thellimi. Shumicën e ditëve, ai agjëronte. Pasuria e tij tokësore kufizohej në një çadër, ca dhi, dhe disa gjëra të vogla. Disa miq e vizituan dhe e pyetën, "Ku është duniaja?" Ai u përgjigj, "Në shtëpi kam gjithë çka më nevojitet nga kjo botë, dhe Pejgamberi [s.a.v.s.] më ka treguar se para nesh (në Ditën e Gjykimit) do të ketë një pengesë të pakalueshme, dhe atë nuk do ta kalojë askush përveç të ngarkuarve lehtë."

Megjithë jetën e përvuajtur e të dhimbshme, ai kishte gjithçka i nevojitej nga kjo botë. Sa për posedimet sipërfaqësore, ai i shihte si gjëra që e shpërqëndronin nga qëllimi kryesor dhe që shkaktonin shqetësim.

## Ç'është lumturia atëherë?

Ka një hadith që thotë: *"Jetoni në botë si të jeni i huaj apo si një udhëtar në kalim."*

Lumturia nuk qëndron në kështjellën e Abdul-Melik ibn Mervanit, kalifit umejjad, në ushtrinë e Harun er-Rashidit, në pallatet e Ibn Xhasasit, në thesaret e Karunit, apo në kopshtet e trëndafilta.

Shkëlqimi dhe lumturia ishin rizku i shokëve të Pejgamberit [s.a.v.s.] edhe pse ata qenë të varfër dhe bënin jetë të vështirë.

Lumturia është me Buhariun në përmbledhjen e tij të haditheve, me Hasan el-Basriun në besnikërinë e tij, me Shafi'iun në deduksionet e tija, me Malikun dhe Ahmedin në vetënjohjen dhe vetëmohimin e tyre, dhe me Thabit el-Bennaniun në adhurimin e tij. Një ajet kur'anor thotë:

**"Sepse ata nuk i godet as lodhja as etja, as uria kur janë në rrugën e Allahut, e as nuk shkelin ndonjë vend që i hidhëron besimtarët, dhe nuk arrijnë asgjë kundër armikut, vetëm se të gjitha ato do t'u evidentohen si vepër e mirë. Allahu nuk ua humb shpërblimin vepërmirëve."**

*(Kur'an 9:120)*

Lumturia nuk është një çek i imbursuar, një makinë e blerë, apo nafta e mbushur. Lumturia është ngushëllimi që nxirret nga të qenit me të vërtetën, një paqe e mendjes që arrihet duke jetuar sipas parimeve, dhe qetësi që vjen nga të jetuarit në mirësi.

Ne mendonim se nëse blejmë një shtëpi më të madhe, kishim më shumë gjëra, dhe blenim makineritë e fundit që e lehtësojnë jetën, do të ishim të gëzuar e të lumtur. Por pastaj u habitëm kur zbuluam se këto gjëra ishin shkaku i shqetësimit, ankthit, dhe halleve. Kur'ani na tregon:

**"Dhe mos ia ngul sytë bukurisë së kësaj jete me të cilën i bëmë të kënaqen disa prej tyre për t'i sprovuar me të"**

*(Kur'an 20:131)*

Reformatori më i madh në tërë historinë ishte i Dërguari me udhëzim, Muhammedi [s.a.v.s.]. Financiarisht, ai ishte i varfër; nganjëherë, ai nuk mund të gjente as edhe një hurmë për të shuar urinë. Megjithë këto vështirësi, ai jetoi një jetë lumturie dhe paqeje të brendshme të pashoqe, të cilën s'e di kush përveç Allahut. Allahu thotë në Kur'an:

**"Dhe e hoqëm prej teje barrën tënde"**

*(Kur'an 94:2-3)*

**"Dhuntia e Allahut ndaj teje është shumë e madhe (o Muhammed)"**

*(Kur'an 4:113)*

Rrëfehet në një hadith të saktë se Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: *"Mëkat është ajo që ndikon zemrën dhe ajo që s'ju pëlqen që njerëzit ta zbulojnë. Dhe kryerja e veprave të mira është ajo me të cilën zemra dhe shpirti ndihen të qetë."*

Drejtësia qetëson ndërgjegjen dhe shpirtin. Pejgamberi [s.a.v.s.] citohet të ketë thënë: *"Kryerja e veprave të mira është qetësi, ndërsa kryerja e mëkateve është pasiguri."*

Bërësi i së mirës është gjithnjë në paqe, dhe mëkatari është përherë dyshues i asaj që ndodh përreth tij.

**"Atyre u duket sikur çdo zë është kundër tyre"**

*(Kur'an 63:4)*

Keqbërësi kalon nga ankthi në dyshim dhe më në fund në paranojë.

**Një poet ka thënë:**

*"Kur bën të ligën do ndjesh dyshim,*
*Do besosh gjithçka që kalon si vegim."*

Zgjidhja për ata që kërkojnë lumturi ndodhet qartë në bërjen e së mirës dhe shmangien e së keqes.

**"Ata që besuan dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë, atyre u takon të jenë të sigurt se janë në rrugë të drejtë."**

*(Kur'an 6:82)*

Të qenurit një musliman shpirtërisht i pastër është arritje më e madhe se mbretëritë e Khosrovit (sundimtarit persian) dhe Çezarit sepse *dini* juaj është ai që do të mbetet me ju gjersa të vendoseni në kopshtet e Xhennetit. Sa për fuqinë dhe pushtetin, ata s'janë veçse të përkohshëm dhe kalimtarë.

Allahu Fuqiplotë ka thënë:

"S'ka dyshim se Ne e trashëgojmë tokën, dhe te Ne do të jetë kthimi i tyre."

*(Kur'an 19:40)*

## Atij i ngjiten veprat e mira

I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] u mësonte sahabëve një sërë du'ash të bukura, që ishin të shkurtra por me kuptime të thella.

Shoku i afërt i të Dërguarit të Allahut, Ebu Bekri, i kërkoi atij t'i mësonte një du'a, dhe ai [s.a.v.s.] u përgjigj: *"Thuaj: 'O Zoti im, vërtet, i kam bërë padrejtësi vetes, dhe asnjë s'i fal mëkatet përveç Teje. Ndaj, më fal me faljen Tënde dhe kij mëshirë mbi mua, sepse padyshim, Ti je shumë Falës, i Gjithëmëshirshëm'."*

Pejgamberi [s.a.v.s.] i tha 'Abbasit, xhaxhait dhe shokut të tij: *"Kërkoji Allahut falje dhe shëndet të mirë."*

Dhe ai [s.a.v.s.] i mësoi 'Aliut, kushëririt dhe dhëndrit të tij [s.a.v.s.]: *"Thuaj: 'O Allah, më udhëzo dhe më drejto'."*

Ai [s.a.v.s.] i tha 'Ubejd ibn Huseinit: *"Thuaj: 'O Allah, më frymëzo drejt udhërrëfimit të drejtë dhe më mbro nga e keqja e nefsit."*

Ai e mësoi Shaddad ibn Ausin: *"O Allah, po të kërkoj të më bësh të qëndrueshëm në këtë çështje (fenë), të palëkundur në udhërrëfim, mirënjohës për mirësitë Tuaja, dhe të zellshëm në adhurimin Tënd. Dhe të lutem Ty, o Allah, të ma bësh zemrën të shëndoshë, gjuhën të vërtetësishme, dhe Të kërkoj nga e mira që Ti e di. Kërkoj strehim tek Ti nga e liga për të cilën Ti di gjithçka dhe të kërkoj falje për atë që (vetëm) Ti e di. Vërtet, Ti je njohësi i së padukshmes (gajbit)."*

Ai [s.a.v.s.] i kërkoi Mu'adh ibn Xhebelit të lutej: *"O Allah, më ndihmo të Të kujtoj, të Të falënderoj, dhe të Të adhuroj pa masë."*

Dhe i kërkoi të shoqes 'Aishe, të lutej me fjalët: *"O Allah, Ti, padyshim, je Falës, Ti e do faljen, ndaj më fal mua."*

Që të kërkojmë kënaqësinë dhe mëshirën e Allahut në Ahiret, që t'i lutemi Allahut të na shpëtojë nga zemërimi dhe dënimi i Tij, dhe t'i kërkojmë ndihmën e Tij në adhurimin dhe falënderimin ndaj Tij – këto janë disa nga temat kryesore që theksohen në du'atë e mësipërme. Lidhur me këto tema, ekziston një faktor i përbashkët: se duhet të kërkojmë atë që është me Allahun dhe të largohemi nga ajo që është në këtë dunia, apo me fjalë të tjera, se nuk duhet të lakmojmë gjërat materiale që për nga vetë natyra janë kalimtare.

## I tillë është dënimi i Allahut ndaj popullit që bën zullum

Njeriu mund të trishtohet dhe mjerohet për arsye të ndryshme, disa prej të cilave janë: keqbërja ndaj të tjerëve, uzurpimi i të drejtave të tyre, dhe lëndimi i të dobtëve. Një njeri i urtë ka thënë, "Kija frikën atij që nuk gjen ndihmës ndaj padrejtësisë tënde përveç Allahut."

Historia e popujve ka lënë shembuj therës për atë që i gjen shtypësit. Është rasti i A'amir ibn Tufejlit, i cili thuri planin për të vrarë Pejgamberin [s.a.v.s.], që u lut më pas ndaj tij. A'amiri u pllakos me një gjendërr të zmadhuar dhe pas një ore çirrjesh nga dhimbjet, pësoi një vdekje torturuese.

Artad ibn Kejsi e fyente Pejgamberin [s.a.v.s.] dhe donte ta vriste. I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] u lut edhe kundër tij. Allahu lëshoi rrufenë mbi Arbadin, duke e pjekur në vend atë dhe devenë e tij.

Pak pasi Haxhxhaxhi ekzekutoi Sa'id ibn Xhubejrin, ky u lut dhe tha: "O Allah, mos i jep atij fuqi mbi askënd pas meje." Haxhxhaxhi u kaplua nga helmimi në dorë, i cili shpejt iu përhap në trup. Ai filloi të ankohej dhe të rënkonte si një lopë, dhe më në fund vdiq në gjendje të mjeruar.

Sufjan el-Theuri ishte fshehur për një kohë të gjatë për shkak të kërcënimeve nga Ebu Xha'fer el-Mensurit. Ebu Xha'feri ishte drejtuar për në Qa'be ndërsa Sufjani ndodhej brenda territorit të saj. Ai u kap pas perdeve të Qa'bes dhe iu lut Allahut me ngulm të mos e linte Ebu Xha'ferin të futej në shtëpinë e Tij. Ebu Xha'feri vdiq pak para se të mbërrinte kufijtë e jashtëm të Mekës.

Kadiu mu'tezili Ahmed ibn Ebu Du'aad mori pjesë në lëndimin e Imam Ahmed ibn Hanbelit. Imam Ahmedi u lut kundër tij, dhe Allahu e paralizoi Ibn Ebu Du'aadin në njërën anë të trupit. Më pas, atë e dëgjuan të thonte, "Sa për njërën gjysmë të trupit tim, nëse një flutur do të ulej mbi të, do më dukej sikur ka ardhur Dita e Kijametit. Sa për anën tjetër, po ta prisnin copash me gërshërë, nuk do të ndjeja asgjë."

Imam Ahmedi, i cili u shkel dhe u nëpërkëmb shumë, u lut edhe ndaj ministrit 'Ali ibn Zajjat. Allahu i dha dorë të lirë dikujt për ta torturuar dhe vrarë atë: ai e vendosi në një furrë dhe i nguli gozhda në kokë.

Gjatë sundimit të Xhemal Abdul-Naserit, Hamza el-Basjuniu torturoi shumë muslimanë në burg. Ai tallej me paturpësi, "Ku është Zoti juaj që ta lidh në hekura?" I Lartmadhëruar është Allahu përmbi atë që thonë zullumqarët. Një kamion e shtypi makinën e Hamzait duke e lënë të vrarë në vend, dhe kamioni transportonte shufra hekuri. Njëra prej shufrave i hyri atij në kokë dhe iu fut deri në zorrë. Ekipi i shpëtimit s'mundi ta nxirrte atë nga makina veçse në copa.

Disa ajete kur'anore pohojnë:

**"E ai dhe ushtria e tij u sollën me kapardisje mbi tokë dhe pa të drejtë, dhe menduan se nuk do të kthehen tek Ne."**

*(Kur'an 28:39)*

**"Dhe ata thanë: 'Kush është më i fortë se ne?' A nuk e ditën së Allahu, i Cili i krijoi, është më i fortë se ata?"**

*(Kur'an 41:15)*

I ngjashëm është edhe rasti i Salah Nasrit, i cili ishte gjeneral i Abdul-Naserit që njihej për krime dhe zullum mbi tokë. Ai u sëmur me dhjetë sëmundje të rënda kronike. Ai jetoi për shumë vite në mjerim dhe doktorët nuk mundën t'i gjenin shërim. Në fund, ai vdiq i poshtëruar në burgjet e po atyre liderëve të cilëve ai dikur u shërbente.

**"Të cilët e tepruan me krime mbi tokë. Dhe shtuan në të shkatërrimin. E Allahu kundër tyre lëshoi lloj-lloj dënimesh."**

*(Kur'an 89:11-13)*

Një hadith tregon se Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: *"Padyshim, Allahu e zgjat jetën e shtypësit gjersa e merr atë, dhe atëherë nuk ka shpëtim."*

*"Ruajuni nga du'aja e të shtypurit, sepse, padyshim, midis saj dhe Allahut nuk ka perde."*

## Du'aja e të shtypurit

Ibrahim et-Temimi ka thënë një herë: "Kur dikush më bën padrejtësi, unë ia shpërblej më një akt mirësie."

Një herë, një njeriu të devotshëm nga Khorasasni i vodhën ca lekë, dhe ai filloi të qante. Fudejli e pa në atë gjendje dhe e pyeti, "Përse po qan?" Ai u përgjigj: "M'u kujtua se Allahu do na mbledhë të dyve në Ditën e Gjykimit, dhe qava duke ndjerë keqardhje për të."

Një njeri shau një dijetar nga brezat e hershëm të Islamit. Si përgjigje, dijetari i dha atij një tas me hurma, dhe kur më vonë e pyetën për dhuratën, ai u përgjigj, "Sepse ai më bëri nder (duke marrë nga gjynahet e mia dhe më dhënë nga sevabet e tija)."

## Të paturit e shokëve është domosdoshmëri

Çdo rob i Allahut ka nevojë për një vëlla që ta dojë e ta ndihmojë; të ndajë gëzimet dhe hidhërimet me të, e të shkëmbejë dhembshuri të ndërsjelltë. Ajetet kur'anore tregojnë:

"Dhe caktomë një ndihmës nga familja ime: Harunin, vëllain tim. Rritma fuqinë përmes tij dhe bëma shok në punën time, që të Të madhërojmë shumë dhe të Të kujtojmë pareshtur."

*(Kur'an 20:29-34)*

"Ata janë miq të njëri-tjetrit"

*(Kur'an 5:51)*

"Padyshim, Allahu i do ata që luftojnë në Çështjen e Tij në rreshta si të ishin nje fortesë."

*(Kur'an 61:4)*

"Dhe Ai i ka bashkuar zemrat e tye"

*(Kur'an 8:63)*

"Besimtarët janë vëllezër të njëri-tjetrit"

*(Kur'an 49:10)*

Çështja që po diskutojmë ka të bëjë me temën e librit sepse të paturit e një shoku të mirë e të vlefshëm i sjell zemrës haré. Pejgamberi [s.a.v.s.] ka transmetuar se Allahu ka thënë: *"Ku janë ata që e duan njëri-tjetrin për shkak të Madhërisë sime? Sot do u siguroj hije, në Ditën kur nuk ka hije përveç Hijes Sime."*

Dy njerëz që e duan njëri-tjetrin për hir të Allahut, bashkohen për atë dashuri dhe ndahen po për të.

## Siguria është domosdoshmëri fetare dhe racionale

Ajetet kur'anore rreth kësaj janë të shumta. Disa prej tyre tregojnë:

"Ata që besuan dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë - atyre u takon të jenë të sigurtë dhe ata janë në rrugë të drejtë."

*(Kur'an 6:82)*

"Pra le ta adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie, i Cili i ushqeu pas urisë dhe i siguroi prej çdo frike."

*(Kur'an 106:3-4)*

"Po a nuk u siguruam Ne atyre një vend të shenjtë e të sigurtë...?"

*(Kur'an 28:57)*

"E kush hyn në të, është i sigurt"

*(Kur'an 3:97)*

"Atëherë përcille deri në vendin e tij të sigurt"

*(Kur'an 9:6)*

Pejgamberi [s.a.v.s.] citohet të ketë thënë: "*Ai që e kalon natën i sigurt në shtëpi, me trup të shëndetshëm dhe furnizim të mjaftueshëm për ditën e tij, është sikur të ketë fituar të gjithë botën.*"

Siguria e zemrës është besimi dhe njohja me bindje e së vërtetës. Siguria e shtëpisë është liria e saj nga turpi dhe devijimi, si dhe të qenurit e saj plot me udhëzim hyjnor. Siguria e ummetit tonë është të qenurit e tij i bashkuar përmes dashurisë, të themeluar mbi drejtësinë dhe zbatimin e sheri'atit. Kurse frika është armiku i sigurisë. Duke cituar Kur'anin:

"Ai doli prej aty i frikësuar"

*(Kur'an 28:21)*

"Ndaj, mos iu frikësoni atyre, por Mua"

*(Kur'an 3:175, 5:3)*

Kështu pra, nuk ka qetësi për frikacakun e as siguri për jobesimtarin, dhe as jetë të paqtë për të sëmurin.

Për Allah, sa e mjerë është jeta e kësaj bote! Nëse jeni të suksesshëm në njërin aspekt të saj, me siguri do të jeni të dobët në një tjetër. Nëse vjen pasuria, pason sëmundja. Nëse trupin e keni shëndosh, do të dalë një barrë tjetër. Dhe kur gjithçka duket se shkon mirë dhe më në fund ndjeni njëfarë stabiliteti, jeni gati për arkivol.

Një poet arab i quajtur el-A'asha nga Nexhdi ishte drejtuar për tek Profeti [s.a.v.s.] për ta lavdëruar atë me vargje dhe për të pranuar Islamin. Ebu Sufjani i ofroi atij njëqind deve për të hequr dorë nga kjo nismë dhe për t'u kthyer në shtëpi. Ai e pranoi ofertën dhe u nis me devetë e tija. Për t'u kthyer, ai hipi mbi deve, por ajo shpejt filloi të tërbohej dhe e rrëzoi, duke e hedhur në kokë, çka bëri t'i thyhej qafa e të vdiste. Ai u nis nga kjo botë pa arritur as përfitim fetar e as material.

## Lavdi e shueshme

Lumturia, nëse është e vërtetë, duhet të jetë e vazhdueshme në praninë e saj dhe e plotë në përmasa. Kur them vazhdimisht e pranishme, nënkuptoj se ajo nuk duhet të ndërpritet nga shqetësimi dhe se duhet të ekzistojë për njeriun si në këtë botë ashtu edhe në tjetrën. Përsosja e saj arrihet kur asnjera nuk zvogëlohet apo prishet nga hallet apo shqetësimet.

El-Nu'man ibn el-Mundhiri, një mbret i Irakut, u ul nën një pemë për t'u çlodhur dhe për të pirë alkool. Ai thirri 'Adi ibn Zejdin, një njeri të urtë, që ta këshillonte. 'Adiu i tha, "O Mbret, a di se ç'thotë kjo pemë?" Mbreti i përgjigj, "Jo, çfarë thotë?" 'Adiu i tha:

*"Shumë njerëz kërkuan prehje nën degët e mia*
*Për të pirë verë përzier me ujë të kulluar,*
*Por koha shpejt atyre ua punoi me të këqija,*
*Sepse e tillë është ajo: s'rri gjë pa ndryshuar."*

I tmerruar nga ajo që mund ta priste, mbreti u hidhërua shumë; ai e la pijen dhe mbeti mjeran gjersa vdiq.

Teksa Perandori (Shahinshah) i Iranit festoi 2500 vjetorin e mbretërisë persiane, ai filloi të bënte plane për zgjerimin e pushtetit të tij në toka të tjera. Pastaj, sa hap e mbyll sytë, ai e humbi pushtetin dhe u rrëzua nga froni (më 1979). Kur'ani na udhëzon:

**"Ti ia jep pushtetin atij që do Ti, dhe ia merr pushtetin atij që do Ti"**

*(Kur'an 3:26)*

I përndjekur nga kështjella dhe bota e tij, ai vdiq në ekzil si një i varfër në kurbet. Asnjeri nuk derdhi lot për të.

**"Sa kopshte e kroje kanë lënë! Edhe ara të bukura e vende të bukura. Dhe sa të mira që i kanë përjetuar."**

*(Kur'an 44:25-27)*

Një rast i ngjashëm është ai i Çausheskut, presidentit rumun. Ai sundoi për 25 vjet, dhe kishte një gardë prej 70 000 vetësh. Por në fund, vetë populli i tij ia rrethoi kështjellën. Ata ia copëtuan trupin e pushkatuar. Kur'ani na tregon:

**"Po Ne atë dhe pallatin e tij e rrafshuam, dhe veç Allahut nuk pati ndonjë që ta mbrojë e as vetë nuk pati mundësi të mbrohej."**

*(Kur'an 28:81)*

Kështu, ai vdiq, pa patur asgjë për të treguar nga sundimi i tij i gjatë: ai s'mori asnjë të mirë nga kjo botë dhe asnjë perspektivë për Ahiretin.

Një tjetër shembull është presidenti filipinas Markos. Ai mblodhi pasuri dhe pushtet për vete duke mbjellur mjerim për popullin e vet. Pastaj, Allahu e bëri të ndjente po atë mjerim, sepse atë e përzunë nga vendi, familja, dhe pasuria e tij. Pa gjetur strofkë ku të futej, ai vdiq i poshtëruar: edhe njerëzit e tij refuzuan t'i lejonin të varrosej në Filipine. Disa ajete kur'anore tregojnë:

"A nuk ua bëri planin e tyre të dështuar?"

*(Kur'an 105:2)*

"Ndaj Allahu e dënoi atë tmerrësisht, për këtë të fundit dhe për atë të parën"

*(Kur'an 79:25)*

"Kështu, Ne e dënuam secilin për gjynahet e tija."

*(Kur'an 29:40)*

## Veprat e mira janë stolia e vërtetë

Për të arritur lumturi duhet të jeni prej atyre që nxitojnë për vepra të bukura e të virtytshme. Pejgamberi [s.a.v.s.] ka këshilluar: *"Përpiquni drejt asaj nga e cila përfitoni dhe kërkoni ndihmë nga Allahu."*

Një as'hab i të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.] e pyeti atë se si mund të ishte nga shokët e Pejgamberit [s.a.v.s.] në Xhennet. Ai [s.a.v.s.] iu përgjigj: *"Më ndihmo të të ndihmoj duke bërë sexhde shpesh. Sepse Allahu do të të ngrisë me një shkallë për çdo sexhde që i bën Atij."*

Një tjetër shok e pyeti Pejgamberin [s.a.v.s.] t'i tregonte një vepër që ishte shumëpërfshirëse. Ai [s.a.v.s.] i tha: *"Duhet që goja mos të të thahet nga përkujtimi i Allahut."*

Në përgjigje të një kërkuesi të tretë të mirësisë, Pejgamberi [s.a.v.s.] tha: *"Mos i mallko të tjerët dhe mos i godit ata me dorë. Nëse dikush të mallkon lidhur me diçka që ai di për ty mos e mallko lidhur me diçka që di ti prej tij. Dhe mos nënçmo asnjë lloj vepre të mirë, edh nëse ajo qëndron në të hedhurit ujë në enën e të eturit."*

"Dhe nxitoni në falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe për në Xhennet."

*(Kur'an 3:133)*

"Vërtet, ata nxitonin për vepra të mira..."

*(Kur'an 21:90)*

**"Ndërsa të përparmit janë në ballë. Ata pra, janë më të afruarit. Janë në kopshtet e begatshme."**

*(Kur'an 56:10-12)*

Mos i shtyni për më vonë mirësinë dhe veprat e virtytshme.

**"E për shpërblim të tillë le të garojnë të mirët."**

*(Kur'an 83:26)*

Kalifin 'Umer e therën dhe ai po derdhte gjak. Ai pa një të ri xhybja e të cilit ishte aq e gjatë sa të shtrihej në tokë. Ai e këshilloi të riun edhe në atë gjendje që ndodhej, "O biri i vëllait tim, ngrite xhyben sepse është më e devotshme për ty dhe më e pastër për rrobat e tua." Edhe në dhimbjet e vdekjes ai i ftonte njerëzit për të bërë mirë.

**"Për atë nga ju që dëshiron të përparojë apo të ngecë."**

*(Kur'an 74:37)*

Vërtet, lumturia nuk arrihet duke fjetur shumë, duke kërkuar rehati, apo duke mospëlqyer bërjen e mirësisë.

**"Por Allahu nuk e pëlqeu ngritjen e tyre, ndaj i zmbrapsi, dhe atyre iu tha: 'Rrini me të paaftit (për luftë)'"**

*(Kur'an 9:46)*

Logjika e shpirtrave të ulët dhe letargjikë është:

**"Mos dilni në vapë"**

*(Kur'an 9:81)*

**"Sikur të kishin ndenjur pranë nesh, ata as nuk do të vdisnin as nuk do të mbyteshin."**

*(Kur'an 3:156)*

Neve na ndalohet të mbetemi mbrapa kur duhet bërë mirë:

**"Ç'është kështu me ju, që kur ju thuhet të dilni në rrugën e Allahut, ju kapeni pas tokës?"**

*(Kur'an 9:38)*

"Mes jush ka prej atyre që zvarriten (e nuk dalin para)"

(Kur'an 4:72)

"Por ai nuk iu largua tokës dhe shkoi pas epshit të vet"

(Kur'an 7:176)

"Nuk qésh i zoti të bëhem as si kjo sorrë"

(Kur'an 5:31)

"Kjo sepse ata parapëlqyen jetën e kësaj bote ndaj Ahiretit"

(Kur'an 16:107)

"E mos u përçani mes vete dhe të dobësoheni e ta humbni fuqinë"

(Kur'an 8:46)

"Dhe kur ngrihen për t'u falur, ngrihen me përtaci"

(Kur'an 4:142)

Pejgamberi [s.a.v.s.] na ka mësuar të lutemi: *"O Allah, kërkoj strehim tek Ti ndaj përtacisë."*

I mençuri e vë veten nën kontroll dhe punon për atë që vjen pas vdekjes. Një person i dobët i bindet nefsit në dëshirat e tija, dhe ushqen shpresa të kota në Allahun.

## Përjetësia dhe bekimet e përhershme

A dëshironi të mbeteni të rinj, të shëndetshëm, të pasur, dhe të pavdekshëm? Nëse i doni këto gjëra, nuk do t'i gjeni në këtë botë; mirëpo ju mund t'i gjeni ato në Ahiret. Allahu, i Plotmëshirshmi, i ka caktuar mjerim dhe përkohësi kësaj bote. Ai e quajti këtë jetë zbavitje dhe lojë mashtruese.

Një poet bëri një jetë të skamur. Në kulmin e rinisë, ai donte para dhe nuk i kishte. Ai donte edhe një grua, por nuk arriti ta ketë. Kur u plak, me flokët e thinjur dhe kockat e brishta, ai u pasurua. Shumë gra deshën të martohen me të dhe ai bëri jetë të

rehatshme. Nga paradoksi i të qenurit i varfër kur mund t'i kishte shijuar të gjitha rehatitë, dhe të qenurit i pasur kur kënaqësia e gjërave të tilla u zbeh, ai shkroi:

*"Ajo që dëshiroja të kem kur i kisha njëzet,*
*Më erdhi në dorë kur mbusha shtatëdhjetë;*
*Vasha të bukura turke kërcejnë rreth meje*
*Veshur në mëndafsh e perla plot gazmende.*
*Ato më thonë, 'Rënkimet tuaja s'na lënë të flëmë,*
*Ç'ke kështu që ankon me tërë atë gjëmë?'*
*Dhe unë i trishtuar u përgjigja pa qejf,*
*'Vuaj nga të qenurit tetëdhjetë vjeç.'"*

**"Po a nuk ju dhamë jetë aq sa, ai që ka dashur të mendojë, ka mundur të mendojë? Madje ju ka ardhur edhe Pejgamberi!"**

*(Kur'an 35:37)*

**"Dhe ata menduan se nuk do të kthehen te Ne"**

*(Kur'an 28:39)*

**"Dhe jeta e kësaj bote është vetëm zbavitje e lojë"**

*(Kur'an 29:64)*

Shembulli i kësaj bote është si ai i kalorësit që kërkon hije nën pemë – për të pushuar për pak kohë – e pastaj ngrihet dhe niset.

## Armiqtë e rrugës së drejtë

Duke lexuar libra të shkruar nga përkrahësit e ateizmit, m'u bë e qartë se ata autorë tregonin armiqësi të hapët ndaj Fesë së vërtetë. Nga ajo që kam lexuar dhe kuptuar në sjelljen e tyre të

keqe dhe mungesën e modestisë, më vjen turp madje edhe të citoj atë që thonë e shkruajnë ata.

Mjafton të them se një person që nuk ka parime dhe që nuk i jep kuptim jetës, shndërrohet në një kafshë që ka vetëm trajtën dhe pamjen e njeriut.

**"A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë ose kuptojnë? Ata janë si kafshët, madje edhe më të larguar nga e Vërteta"**

*(Kur'an 25:44)*

Pyeta veten se si ka mundësi që të ishin të lumtur megjithëse i kanë kthyer shpinën Allahut, i Cili zotëron lumturinë dhe ia dhuron atë kujt do Ai. Si mund të ishin ata të lumtur kur e kishin këputur litarin midis tyre dhe Atij, dhe kur ia kishin mbyllur derën mëshirës së pamatë të Allahut ndaj veteve të tyre të dobëta? Si mund të gjenin gëzim dhe rehati kur kishin fituar zemërimin e Tij dhe i kishin shpallur luftë Atij?

Kuptova se ndëshkimi i parë që ata marrin është ai që iu bie në këtë jetë si hyrje për dënimin e madh në Ahiret (nëse nuk pendohen). Ky dënim paralajmërues përfshin mjerimin, plogështinë e përgjithshme, ndjenjën e të qenurit i kufizuar, dhe ndjesinë e pashpresës.

**"E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në Ditën e Kijametit do ta ringjallim të verbër"**

*(Kur'an 20:124)*

Shumë njerëz të kësaj kategorie dëshirojnë që jeta e tyre të marrë fund. Disa faktorë të përbashkët midis ateistëve të së kaluarës dhe atyre të sotëm është mungesa e qasjes së drejtë në çështjen e besimit në Allah, një metodë arbitrare në vendimet mbi vlerat dhe parimet, dhe një mungesë dijeje – apo mungesë e shtirur dijeje – për pasojat e këqija të veprave të tyre. Përveç kësaj, atyre u mungon krejtësisht kujdesi për atë që thonë, bëjnë, apo flasin.

"A është më i mirë ai që ndërtesën e vet e themeloi në devotshmëri dhe në kënaqësi të Allahut, apo ai që ndërtesën e vet e themeloi buzë bregut të shembur e bashkë me të bie në zjarrin e Xhehenemit? Allahu nuk i udhëzon zullumqarët."

*(Kur'an 9:109)*

Zgjidhja e vetme për këta ateistë kokëfortë nëse duan të largohen nga hallet dhe problemet e tyre është - po të mos pendohen dhe të mos ndjekin udhërrëfimin - që të kryejnë vetëvrasje dhe kështu t'i japin fund ekzistencës së tyre të hidhur e të ulët.

"Thuaju: 'Vdisni në mllefin tuaj!'"

*(Kur'an 3:119)*

"..dhe mbyteni veten, kjo do të jetë më mirë për ju..."

*(Kur'an 2:54)*

## Realiteti i kësaj jete

Njeriu është i lumtur aq sa e përkujton Allahun dhe reciton Librin e Tij. Pas marrjes parasysh të këtij parimi, njeriu mund ta njohë vlerën e vet në këtë botë dhe në Ahiret.

"E sikur të mos ishte që njerëzit të bëheshin të një bashkësie (jobesimtarësh), Ne atyre që nuk e besojnë të Plotmëshirshmin do t'ua bënim pullazet e shtëpive prej argjendi si dhe shkallët prej argjendi, mbi të cilat të ngjiteshin. E edhe dyert e shtëpive nga argjendi, edhe kolltukët, mbi të cilët do të mbështeteshin. Edhe stoli të ndryshme. E, të gjitha këto s'janë tjetër veç kënaqësi e jetës së kësaj bote, kurse Ahireti është për besimtarët e ruajtur."

*(Kur'an 43:33-35)*

Këto ajete shpallin në terma të qartë vlerën e përkohshme, pra të papërfillshme, të zotërimeve materiale dhe statusit shoqëror: jetës, kështjellave të mrekullueshme, arit, argjendit dhe pozitës.

Duhet të kuptojmë se kjo botë nuk është metri i suksesit tek shohim që mosbesimtari bën shpesh një jetë të kamur ndërsa besimtari privohet nga shumë kënaqësi të saja, një dukuri kjo që tregon vlerën e paqenë të kësaj bote.

Kur po mbante hytbe një xhuma', 'Utbeh ibn Ghazvani, një shok i njohur i Pejgamberit [s.a.v.s.] po i kujtonte me zë ditët kur kishte jetuar me Profetin [s.a.v.s.]. 'Utbeh kishte luftuar me të në rrugën e Allahut, dhe për të shmangur urinë, ai nganjëherë hante bashkë me të gjethe pemësh. E megjithatë, ai i kujtonte ato ditë si më të bukurat e jetës së tij. Pastaj ai kujtoi se si u nis nga Pejgamberi [s.a.v.s.], duke u bërë guvernator i një province. Ai habitej se sa shumë ra cilësia e vërtetë e jetës pas vdekjes së Pejgamberit [s.a.v.s.].

Pas vdekjes së Pejgamberit [s.a.v.s.], Sa'd ibn Ebi Uakkasi u habit dhe çudit kur u bë guvernator i Kufës. Edhe ai hante gjethe pemësh apo madje lëkurën e kafshëve nganjëherë. Ai s'i duronte kështjellat e jetës së tij të re pasi kishte shijuar kënaqësitë e së dikurshmes në shoqërinë e Pejgamberit [s.a.v.s.].

**"E padyshim që Ahireti është më i mirë për ju se kjo jetë"**

*(Kur'an 93:4)*

Prandaj, ka një sekret për t'ju udhëzuar – dhe ky është ta njihni parëndësinë e kësaj bote.

> **"A mos mendojnë ata se me atë që po iu japim nga pasuria dhe fëmijët, nxitojmë t'u japim atyre të mirat? Jo pra, por ata nuk kuptojnë!"**

*(Kur'an 23:55-56)*

Kur 'Umeri hyri në shtëpinë e Pejgamberit [s.a.v.s.] ai pa në brinjët e tija shenjat e të shtririt mbi kashtë, dhe vërejti zbrazëtinë e dhomës. Sytë iu mbushën me lotë kur shikoi një pamje kaq prekëse. I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] - modeli dhe udhëheqësi i të gjithëve - në një gjendje të tillë! Ishte shumë e rëndë për të.

"E ata thanë: "Ç'është me këtë të Dërguar, që ha ushqim dhe ec nëpër tregje?""

*(Kur'an 25:7)*

'Umeri tha, 'Ti, o i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.], e di mënyrën e jetesës së Khosrovit dhe të Çezarit!' Pejgamberi [s.a.v.s.] iu përgjigj: *"O Ibn el-Khattab, a je në dyshim? A s'je i kënaqur se për ne është Ahireti dhe për ta është duniaja."*

Kjo është një peshore e drejtë dhe ndarje e ndershme. Ndaj, lërini ata të gjejnë lumturi në dollarët, arin, argjendin, vilat, dhe makinat nëse munden. Padyshim, për Allah, ata kurrë nuk do e gjejnë atë në gjëra të tilla.

"Kush ka për qëllim jetën e kësaj bote dhe të mirat e saj, Ne do t'u plotësojmë atyre shpërblimin e veprave të tyre në të, dhe atyre s'do u mungojë gjë. Të tillëve në botën tjetër u përket vetëm Xhehenemi. Ajo që ata punuan dhe vepruan ka dështuar dhe është asgjësuar."

*(Kur'an 11:15-16)*

## Çelësi i suksesit

Ja diçka që meriton të përsëritet: Nëse e njihni Allahun dhe e adhuroni Atë, do të gjeni lumturi dhe paqe, edhe nëse jetoni në një kasolle prej balte.

Por nëse shmangeni nga rruga e drejtë, jeta juaj do të jetë vërtet e mjerë, madje edhe po të banoni në një vilë dhe të shijoni lukset më të mëdha. Nëse jeni prej këtyre të fundit, atëherë nuk i keni me vete çelësat e lumturisë.

"Ne i patëm dhënë aq shumë pasuri, saqë një grup i fuqishëm mezi bartnin çelësat e thesareve të tija"

*(Kur'an 28:76)*

### Thellohuni...

**"Padyshim, Allahu është mbrojtës i besimtarëve"**

*(Kur'an 22:38)*

Me fjalë të tjera, ai i mbron ata nga e liga, në këtë botë dhe në Ahiret.

Në këtë ahet, Allahu na sqaron, na paralajmëron, dhe na jep sihariqe. Ai ua largon të keqen besimtarëve në përputhje me besimin e tyre. Ligësinë e mosbesimtarëve, pëshpëritjet e ulëta të shejtanit, të keqen brenda tyre, dhe ligësinë e veprave të tyre – të gjitha këto Allahu i largon prej besimtarëve të sinqertë. Kur bjen fatkeqësi, barra e saj do lehtësohet për ta. Çdo besimtar ka pjesë në këtë mbrojtje hyjnore. Prapë, ajo ndryshon sipas nivelit të besimit: disa marrin më pak, të tjerë më shumë.

Ndër frytet e besimit është se ai e ngushëllon besimtarin në kohëra vështirësish.

**"E atij që beson në Allahun, Ai ia udhëzon zemrën..."**

*(Kur'an 64:11)*

Kjo i referohet besimtarit që është goditur me fatkeqësi, e i cili e di se ajo është prej Allahut dhe se është shkruar për të. Pastaj ai kënaqet dhe ia nënshtron vullnetin asaj që i është caktuar atij. Kështu, goditja fatale e fatkeqësisë do e humbasë efektin mbi të sepse ai e di që ajo erdhi nga Allahu dhe se ai do të shpërblehet për durimin e tij.

## Si jetuan ata?

Le të kthehemi mbrapa e t'i hedhim një sy mënyrës se si e kalonin ditën shokët e Pejgamberit [s.a.v.s.]. 'Ali ibn Ebi Talibi, i cili ishte i martuar me Fatimenë, vajzën e Profetit [s.a.v.s.], u zgjua herët një ditë me të shoqen dhe së bashku kërkuan ushqim. Por në shtëpinë e tyre të thjeshtë nuk kishte asgjë. Bënte të ftohtit e ashpër të dimrit, por 'Aliu doli jashtë. Ai kërkoi nëpër të gjitha rrethinat e

qytetit dhe më në fund iu kujtua një çifut që kishte një kopësht. Kur 'Aliu mbërriti atje, çifuti i tha, "O arab, eja dhe këputi hurmat për mua dhe për çdo kovë të mbushur do të të jap një hurm." Kështu, 'Aliu u robëtua për një kohë të gjatë gjersa iu lënduan duart dhe trupi filloi t'i dhimbte. Ai e mori numrin e pakët të hurmave dhe shkoi te Profeti [s.a.v.s.] për t'i ndarë me të. Me ato që mbetën, ai dhe Fatimeja mbajtën veten deri në fund të ditës.

Kjo ishte jeta e tyre. E megjithatë, ajo që mund t'i duket kontradiktore materialistit është se shtëpia e tyre ishte përplot me dritë dhe lumturi.

Zemrat e tyre u mbushën me parimet fisnike që iu shpallën Pejgamberit [s.a.v.s.]. Nëpërmjet ndriçimit shpirtëror të zemrave të tyre, ata e shquajtën të vërtetën dhe e pranuan atë, e njohën gënjeshtrën dhe e kundërshtuan atë. Ata punuan në rrugën e të parëve dhe u larguan shumë prej të dytëve. Ata e kuptuan dhe e përvetësuan vlerën e vërtetë të gjërave.

Ku është lumturia e Karunit dhe Hamamit? I pari është i groposur, kurse i dyti i mallkuar.

> **"Si shembulli i bimësisë pas shiut, rritja e së cilës i habit bujqit, e pastaj ajo thahet dhe e sheh atë të verdhë, atëherë bëhet e thyer dhe e llomitur"**
>
> *(Kur'an 57:20)*

Lumturia e vërtetë është me Bilalin, Selmanin dhe 'Ammarin (Allahu qoftë i kënaqur me ta); Bilali ishte ftues në të vërtetën, Selmani ishte i besueshëm, ndërsa 'Ammari ishte besnik në përmbushjen e detyrimeve.

## Ç'thonë të urtit për durimin

Fjalët e mëposhtme i atribuohen Anushervanit, perandorit persian: "Fatkeqësia është e dy llojeve. Lloji i parë ka si rrugëz-

gjidhje preokupimin. Llojit idytë nuk ka rrugëzgjidhje: durimi është shërimi i saj."

Disa kanë thënë: "Ai që ndjek durimin, do të ndiqet nga suksesi."

Thuhet se atë që pason durimin, e pason fitorja. Një proverb i mirënjohur thotë: "Durimi është çelësi i daljes nga vështirësitë." (I duruari, i fituari)

Ai që bën durim, nderohet, fryti i durimit është triumfi; kur turbullirat shtohen, ai e lehtëson njeriun. Është thënë gjithashtu: "Kërkoni përfitim aty ku jeni penguar. Përpiquni të qëndroni gjallë duke kërkuar vdekjen. Sa të tillë ka patur që mbijetuan sepse i vunë gjoksin vdekjes dhe sa janë shfarosur që parapëlqyen të rrinë ndenjur! Dhe siguria vjen më së shpeshti pas shkeljes në shtegun e pasigurisë."

Arabët thonë: "Vërtet, trazimi ka edhe të mirën në të."

Ebu Ubejdeh e shpjegonte kuptimin e kësaj shprehjeje duke thënë: 'Nëse kaploheni me një fatkeqësi, ta dini se mund t'ju kishte goditur një edhe më e rëndë. Nëse keni një këndvështrim të tillë, fatkeqësia bëhet më e lehtë për ju.'

Shpesh, rrugëdalja prej një vështirësie vjen atëherë kur është humbur shpresa:

**"Derisa të dërguarit gati e humbnin shpresën dhe mendonin se u përgënjeshtruan, atëherë u vinte atyre ndihma e Jonë."**

*(Kur'an 12:110)*

**"Padyshim, Allahu është me durimtarët."**

*(Kur'an 2:153)*

**"Ndërsa të durueshmëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë!"**

*(Kur'an 39:10)*

Nganjëherë Allahu sjell sukses dhe çlirim kur humbet shpresa dhe gjithçka duket e errët. Kjo është për të na inkurajuar që t'i

kthejmë shpresat nga Allahu, t'i besojmë Atij plotësisht, dhe asnjëherë të mos e humbim bindjen tek Ai. Gjithashtu, kur goditemi me ndonjë fatkeqësi, duhet të kënaqemi me dijen se jemi goditur me diçka relativisht të vogël dhe se jemi shpëtuar nga diçka që mund të kishte qenë më e keqe.

Is'haku asketik ka thënë, "Ndoshta Allahu e sprovon robin me një fatkeqësi dhe pastaj e shpëton atë nga shkatërrimi. Kështu, sprova bëhet bekim i madh."

Thuhet se ai që duron një fatkeqësi, dhe është i kënaqur me vendimin e Allahut duke duruar, atëherë ai do të vërejë me kalimin e kohës një bekim ose përfitim të fshehtë.

Është transmetuar nga të krishterët se njëri prej profetëve të tyre tha: "Fatkeqësitë janë disiplinim nga Allahu; disiplinimi nuk është diçka e vazhdueshme. Ndaj, sihariqe për atë që duron kur disiplinohet. Një person i tillë duhet të stoliset me kurorën që simbolizon mbizotërim dhe fitore – fitoren që Allahu ua ka premtuar atyre që e duan dhe i binden Atij."

Is'haku gjithashtu ka thënë: "Ruajuni nga të ankuarit nëse kapeni në dhëmbët e mprehtë të fatkeqësisë, sepse rruga drej sigurisë është e vështirë."

Bazrxhamhari ka thënë: "Pritja e rrugëdaljes duke bërë durim sjell gëzim."

## Mendimi i mirë për Allahun s'dështon kurrë

Në një hadith *kudsi*, Allahu thotë: *"Unë jam me robin Tim aq sa më vlerëson ai Mua. Robi mund të më vlerësojë si të dojë."*

Një shkrimtar ka thënë: "Vërtet, shpresa e inkurajon njeriun dhe e shtyn atë drejt durimit; shpresa vjen nga mendimi i mirë për Allahun; shpresa në ndihmën e Allahut parandalon dështimin. Po pse duhet të jemi të bindur se shpresa në Allah e paran-

dalon dështimin? Po të studionim tiparet e njerëzve bujarë, do të shihnim se ata kujdesen në veçanti për njerëzit që kanë mendimin e mirë ndaj tyre sa t'u drejtohen për ndihmë. Ata priren t'i shmangin njerëzit që mendojnë keq për ta. Ajo që ka rëndësi këtu është se ata përmbahen nga lëndimi i shpresës së atyre që u drejtohen për ndihmë. Atëherë, si do të ndodhë me të Plotmëshirshmin, mbretëria e të Cilit nuk zvogëlohet duke dhënë edhe më tepër se ç'shpresojnë më shpresuesit!"

Njeriu që nuk gjen rrugëdalje nga një situatë e vështirë tregon shembullin më prekës të bujarisë së Allahut dhe të udhëzimit për robin e Tij. Pasi humbet çdo shpresë në ata të cilëve iu është drejtuar për ndihmë, ai detyrohet të kujtojë se ka një derë e cila mbetet e hapur dhe se s'duhet të shpresojë në asnjë përveç Allahut. Në këtë pikë, njeriu qorton veten përse nuk ka shpresuar te Allahu, para të gjithëve, dhe në atë çast vijnë ndihma dhe lehtësimi. Kur'ani na këshillon:

> **"S'ka dyshim se ata që po i adhuroni pos Allahut, janë të krijuar sikurse ju. Thirrini pra ata e t'ju përgjigjen juve nëse flisni të vërtetën."**
>
> *(Kur'an 7:194)*

## Durimtari arrin më të mirën

Sahabiu i nderuar Ibn Mes'udi citohet të ketë thënë: "Lehtësimi dhe ndihma janë nga besimi dhe kënaqja. Ankthi dhe pikëllimi janë nga dyshimi dhe zemërimi."

Ai gjithashtu thonte: "Durimtari arrin më të mirën."

Abban ibn Taghlibi ka thënë: "Dëgjova një beduin duke thënë, 'Një prej tipareve më fisnike shfaqet kur njeriu goditet me një sprovë dhe ai përdor durimin për ta kapërcyer sprovën. Durimi dhe shpresa e tij ndikojnë pozitivisht mbi të, thua se ai e shi-

kon veten të çliruar nga problemi dhe dhimbja e vet. Kjo gjendje shpirtërore buron nga besimi i tij në Allah dhe mendimin e tij të mirë për Allahun. Saherë që një njeri e zotëron këtë karakteristikë, ai s'do të presë kurrë për shumë kohë që Allahu t'ia plotësojë nevojat e t'ia heqë fatkeqësinë. Ai do të shpëtohet, dhe dini e imani i tij do të qëndrojnë të paprekur'."

El-Esma'i, një dijetar i shquar, tregon se një beduin kishte thënë: "Druaju së keqes kur je në situatë të mirë; shpreso për të mirë kur je në situatë të keqe. Shumë njerëz kanë jetuar që e kanë kërkuar vdekjen dhe shumë të tjerë kanë vdekur që e kanë kërkuar jetën. Dhe siguria vjen më së shpeshti pasi të jetë shkelur shtegu i frikës."

Të mençurit kanë thënë: "I urti, kur e kaplon vështirësia, e ngushëllon veten në dy mënyra. Njëra është të kënaqurit sa je ende i palënduar. E dyta është të shpresuarit për rrugëdalje nga vështirësitë që të kanë goditur. Injoranti dridhet dhe nevrikoset në situata vështirësish në dy mënyra. E para është numri i njerëzve nga të cilët kërkon ndihmë. E dyta është frika e tij e vazhdueshme për atë që është më e keqe."

Siç përmendëm më sipër, është thënë se Allahu na disiplinon nëpërmjet sprovave, një formë edukimi kjo që hap zemrat, sytë, dhe veshët.

El-Hasan ibn Sehli i përshkruante sprovat si zgjim për harrestarët, mjet shpërblimi për durimtarët, dhe përkujtues të bekimeve. Dhe caktimi i Allahut është gjithmonë më i mirë, sidomos për ata që duket se kërkojnë vdekjen – e që presin jetën e përkujtimit. Ndryshe nga ata që përmenden në ajetin e mëposhtëm:

> **"Ata që nuk luftuan që thanë për të vetët e vrarë ndërkohë që vetë qëndruan: 'Sikur të na dëgjonin neve, nuk do të ishin vrarë!' Thuaju: 'Largojeni pra vdekjen prej vdekjes suaj, nëse mundeni.'"**
>
> *(Kur'an 3:168)*

**Thellohuni...**

**"Nëse ndieni dhëmbje, edhe ata ndiejnë dhëmbje; por ju shpresoni nga Allahu atë që ata nuk e shpresojnë"**

*(Kur'an 4:104)*

Falë arsyes së përmendur në këtë ajet, besimtari i vërtetë ka një nivel të lartë tolerance kur goditet me një fatkeqësi. Durimi, qëndrueshmëria, qetësia dhe përmbushja e detyrimeve ndaj Allahut – janë cilësi që mund t'i gjeni tek besimtari i vërtetë, përkundrejt të tjerëve, të cilët nuk zotërojnë as një të dhjetën e asaj që ka besimtari prej atyre cilësive, sepse baza e kësaj gjëje është besimi i fortë dhe bindja e palëkundur.

Shoku i Pejgamberit [s.a.v.s.], Ma'kil ibn Jasari transmeton se i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] ka thënë: *"Zoti juaj, i Mirësishmi dhe i Lartësuari, thotë: 'O biri i Ademit, dedikoja kohën tënde adhurimit Tim dhe Unë do të ta mbush zemrën me pasuri dhe duart me furnizim. O biri i Ademit, mos e largo veten nga Unë përndryshe do të ta mbush zemrën me varfëri dhe duart me probleme që do të të preokupojnë.'"*

Të drejtuarit Allahut në adhurim, të penduarit para Tij, të kënaqurit me Të, të paturit e një zemre plot dashuri për Të, të përkujtuarit e Tij, dhe të ndjerit gëzim nga njohja e Tij – janë të gjitha shpërblime të hershme. Cilësia e një jete të tillë është tepër e epërme për t'u krahasuar me jetët e mbretërve.

## Mos u pikëlloni nga varfëria, vlera juaj është e lartë

Imam 'Ali ibn Ebi Talibi ka thënë: "Vlera e çdo personi peshohet me të mirat që kryen."

Prandaj, vlera e dijetarit bazohet në dijen e tij, qoftë kjo e kufizuar apo e madhe. Po kështu, poeti lavdërohet sipas cilësisë së poezive të tij. E kështu me rradhë për çdo person të çdo profe-

sioni: vlera e tij ndaj njerëzve matet me nielin e tij në atë që bën. Por njeriu duhet të përpiqet ta rrisë vlerën e tij duke kryer vepra të mira, duke e rritur dijen dhe nivelin e urtisë, duke kultivuar dhe pastruar mendjen, dhe duke mbjellur tipare fisnike në personalitetin e tij. Këto vlera janë përtej matjes njerëzore por të shpërblyeshme si këtu ashtu edhe në Ahiret.

## Duke lexuar mund të zhvilloni talentet

Të lexuarit ju zgjeron horizontin, ju udhëzon moralin, dhe ju forcon aftësinë për të menduar. Leximi është qetësim për të vetmuarin, stimuluesin për mendimtarin, dhe fanar për udhëtarin.

Lënia e studimit ia kufizon njeriut aftësinë shprehëse, të menduarit, dhe personalitetin. Shumica e librave kanë njëfarë përfitimi, qofshin ato me thënië të urta, ndodhi interesante, përvoja të çuditshme, apo dije të reja. Mundet madje të thuhet se përfitimi i leximit është i pamatë. Dhe kërkojmë strehim tek Allahu nga njëra prej fatkeqësive më të mëdha: vendosmëria dhe vullneti i dobët.

## Studiojini shenjat e mahnitshme të Allahut në krijim

Nëse i studioni shenjat e Allahut në natyrë do gjeni gjëra aq të mahnitshme saqë do jua largojnë shqetësimet dhe ankthin: shpirti kënaqet me të çuditshmen, të mrekullueshmen, të habitshmen.

Buhariu dhe Muslimi transmetojnë një hadith nga Xhabir ibn Abdullahu, i cili tha: *"I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] na nisi në një ekspeditë dhe caktoi Ebu 'Ubejden si prijës. Duhej të vështronim një karavan të Kurejshëve. Duke mos gjetur asgjë tjetër, i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] na dha një enë me hurma për udhëtimin. Kështu, që nga dita kur u nisëm, Ebu Ubejde na jepte vetëm një hurmë në ditë."*

Transmetuesi i hadithit e pyeti Xhabirin se ç'bënin ata me hurmat. Ai iu përgjigj, *"I thithnim hurmat siç bëjnë fëmijët. Pastaj pinim ujë mbi to. Kjo na mjaftonte gjer në muzg. Pastaj godisnim gjethet e pemëve me thuprat tona, i njomnim, dhe i hanim."*

*"Po ecnim në breg të detit kur pamë diçka që nga larg dukej si një kodër e madhe rëre. Duke u afruar, e kuptuam se ajo ishte një balenë." Ebu 'Ubejdeh thotë se ajo kafshë kishte ngordhur pa u therur (ndaj ishte haram). Pastaj, ai tha: "Jo, neve jemi lajmëtarët e të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.], jemi në rrugën e Allahut, dhe gjendemi ngusht – ndaj hani, që të gjithë."*

**"Zoti ynë është Ai që i dha çod sendi formën e vet, pastaj e udhëzoi atë."**

*(Kur'an 20:50)*

Një farë e mbjellë në tokë nuk rritet pa u tundur pak toka. Pastaj ajo ndahet dhe fillon të rritet:

**"Kur Ne i zbresim ujin, ajo gjallërohet, shtohet, dhe nga të gjitha llojet rrit bimë të këndshme"**

*(Kur'an 22:5)*

**"Zoti ynë është Ai që i dha çdo sendi formën e vet, pastaj e udhëzoi atë."**

*(Kur'an 20:50)*

Dr. Zuglul en-Nexhxhari, një kërkues në kozmologji, përmendi në një prej leksioneve të tija se një kometë e ka filluar udhëtimin miliona vjet më parë, dhe megjithë shpejtësinë e madhe, ajo ende nuk i është afruar sistemit tonë diellor.

**"Betohem në shuarjen e yjeve"**

*(Kur'an 56:75)*

**"Zoti ynë është Ai që i dha çdo sendi formën e vet, pastaj e udhëzoi atë."**

*(Kur'an 20:50)*

Një ndodhi e mahnitshme u njoftua nga gazeta "Aktualitete" (*Xherideh el-Akbar ul-Xhedideh*) në numrin e saj të 396-të, më 1953. Ajo titullohej: *Ngjarja e Onës*. Ona ishte një balenë gjigande nga brigjet e Norvegjisë e cila peshonte më shumë se 80 ton. Tetë traktorë e mbartën atë të lidhur pas një kamioni transporti. Balena do të ekspozohej në Paris për një muaj, dhe vizitorëve do t'u lejohej hyrja në barkun e saj të ndriçuar.

Organizatorët dhe policia s'ishin në gjendje të binin dakort mbi vendin e ekspozimit, sepse përmasat dhe pesha e balenës përbënte rrezik për strukturën e çdo ndërtese apo rruge ku do të ekspozohej.

Megjithë moshën e saj të re (tetëmbëdhjetë muaj) ajo kishte arritur gjatësinë e mahnitshme prej 20 metrash. Ajo ishte kapur në ujërat norvegjeze një vit më parë dhe ishte transportuar për ekspozim me një tren të posaçëm nga njëri qytet i Evropës në tjetrin. Për shkak të problemeve me madhësinë dhe peshën, ajo u desh të transportohej me anë të një kamioni të veçantë tridhjetë metra të gjatë.

**"Zoti ynë është Ai që çdo sendi i dha formën e vet, pastaj e udhëzoi atë"**

*(Kur'an 20:50)*

Milingona e ruan ushqimin për në dimër duke qenë se nuk del jashtë në të ftohtë. Nëse ka grurë që mund të rritet, milingona e pret dysh si parandalim. Kur s'ia del të gjejë ushqim, gjarpri i shkretëtirës shtiret sikur është dru, apo degë e ndonjë peme. Kur ndonjë zog ulet në të, gjarpri e kap dhe e ha.

**"Zoti ynë është Ai që çdo sendi i dha formën e vet, pastaj e udhëzoi atë"**

*(Kur'an 20:50)*

'Abdur-Rezzak es-Sana'ni transmeton prej Mu'amer ibn Rashid el-Basriut se ky ka thënë: "Në Jemen kam parë një vilë rrushi në përmasat e një ngarkese të plotë mbi mushkë."

"Dhe trungje të larta hurmash, me fruta palë-palë"

*(Kur'an 50:10)*

Të gjitha pemët dhe bimët ushqehen nga i njëjti lloj uji:

"Dhe Ne e bëmë shijen e disa frutave më të mirë se të tjerave"

*(Kur'an 13:4)*

Çdo bimë pajiset me një sistem mbrojtjeje që është i veçantë për të. Disa janë të fuqishme, disa kanë gjëmba me të cilat mbrohen, ndërsa të tjerat janë të hidhura dhe pickuese.

"Zoti ynë është Ai që çdo sendi i dha formën e vet, pastaj e udhëzoi atë"

*(Kur'an 20:50)*

Fizikanët thonë se Gjithësia vazhdon të zgjerohet, pak a shumë siç zgjerohet një balon kur fryhet.

"Ne, me forcën Tonë e ngritëm qiellin dhe Ne e zgjerojmë atë."

*(Kur'an 51:47)*

Të tjerë pohojnë se toka po zvogëlohet ndërsa oqeanet po zgjerohen.

"A nuk e shohin ata se Ne i sjellim pakësimin e tokës nga të gjitha anët e saj?"

*(Kur'an 13:41)*

"Zoti ynë është ai që i dha çdo gjëje formën e vet, pastaj e udhëzoi atë."

*(Kur'an 20:50)*

Revista *el-Fejsal* e numrit 62, të vitit 1402/1982, botoi foton e një lakre që peshonte 22 kg dhe ishte me diametër 1m, dhe të një qepe që peshonte 2.3 kg dhe ishte 30cm në diametër. Aty përmendej se kishte një domate me perimetër 60 cm. Të gjitha këto madhësi abnormale ishin gjetur në fermën e një meksikani.

"Zoti ynë është Ai që i dha çdo gjëje formën e vet, pastaj e udhëzoi atë"

*(Kur'an 20:50)*

Në kokë janë katër lëngje: lëngu i ëmbël në gojë që përzihet mirë me ushqimin dhe pijen; mukoza në hundë që parandalon pluhurin nga të hyrit; lëngu i kripët në sy që pengon tharjen; dhe lëngu i hidhur në veshë që mbron nga insektet. Kur'ani na fton të thellohemi:

**"Dhe në vetet tuaja: a nuk shihni?"**

*(Kur'an 51:21)*

**"Dhe ju mësoi atë që nuk e dinit."**

*(Kur'an 4:113)*

**"Allahu i mësoi njeriut atë që nuk e dinte."**

*(Kur'an 96:5)*

**"Dhe Allahu ju nxori nga mitrat e nënave kur nuk dinit asgjë. Dhe Ai ju dha dëgjim, shikim dhe zemra..."**

*(Kur'an 16:78)*

**"Ne i mësuam atij mbarimin e petkave të hekurta për ju që t'ju mbrojnë në raste lufte."**

*(Kur'an 21:80)*

**"Jo, por ata e mohuan atë pa e kuptuar dhe pa iu ardhur shpjegimi i tij."**

*(Kur'an 10:39)*

**"Dhe Ne nuk u treguam asnjë mrekulli që nuk ishin më të mëdha se njëra-tjetra.."**

*(Kur'an 43:48)*

**"Zoti ynë është Ai që çdo gjëje i dha formën e vet, pastaj e udhëzoi atë."**

*(Kur'an 20:50)*

Zemra nuk do të ndjehet e braktisur veçse kur i mosbindet Zotit të saj. Hasan el-Basriu ka thënë: "O biri i Ademit! Kur profeti Musa e kundërshtoi Hidrin në tre raste, ky i tha: 'Këtu ndahemi unë dhe ti.' Atëherë si do të ndodhë kur ti i mosbin-

desh Zotit tënd shumë herë në ditë? A ndjehesh aq i sigurt sa Ai të mos të të thotë: 'Këtu ndahemi Unë dhe ti'?"

## O Allah! O Allah!

**"Thuaj: 'Allahu ju shpëton nga ajo dhe nga çdo brengosje.'"**

*(Kur'an 6:64)*

**"A nuk është Allahu që i mjafton robit të Vet?"**

*(Kur'an 39:36)*

**"Thuaj: 'Kush ju shpëton prej errësirave të detit..?"**

*(Kur'an 6:63)*

**"Dhe Ne deshëm që t'i lartësojmë ata që u shtypën në tokë..."**

*(Kur'an 28:5)*

Allahu i Madhëruar thotë për profetin Adem [a.s.]:

**"Pastaj Zoti i tij e zgjodhi atë, ia pranoi atij pendimin dhe e vuri në rrugë të drejtë."**

*(Kur'an 20:122)*

Për profetin Nuh [a.s.] Ai thotë:

**"Ne ia pranuam atij lutjen dhe e shpëtuam atë dhe familjen e tij nga tmerri i madh"**

*(Kur'an 21:76)*

Për profetin Ibrahim [a.s.] Allahu tregon:

**"Ne thamë: 'O zjarr! Bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin!'"'"**

*(Kur'an 21:69)*

Ndërsa për profetin Jakub [a.s.]:

**"Durimi i mirë është shpresë që Allahu të m'i kthejë të gjithë."**

*(Kur'an 12:83)*

Profeti Jusuf [a.s.] i drejtohet pjesëtarëve të familjes:

**"Zoti im këtë e bëri realitet, e mua më dhuroi mirësi kur më nxori prej burgut, e juve ju solli nga fshati..."**

*(Kur'an 12:100)*

Allahu thotë për profetin Da'ud [a.s.]:

**"Ndaj, Ne ia falëm atij dhe ai është i afërt te Ne dhe ka përfundim të mirë"**

*(Kur'an 38:25)*

Dhe për profetin Ejub [a.s.]:

**"Dhe Ne ia hoqëm atë vështirësi që kishte"**

*(Kur'an 21:84)*

Për profetin Junus [a.s.] Allahu thotë:

**"Dhe e shpëtuam nga tmerri"**

*(Kur'an 21:88)*

Ndërsa për profetin Musa [a.s.]:

**"e Ne të shpëtuam nga mërzia"**

*(Kur'an 20:40)*

Dhe për të fundit e profetëve dhe të dërguarve, Muhammedin (bekime dhe paqe pastë mbi të):

**"Në mos e ndihmofshit, atë e ka ndihmuar Allahu"**

*(Kur'an 9:40)*

**"A nuk të gjeti jetim, e të bëri vend? Dhe të gjeti të paudhëzuar e të udhëzoi? Dhe të gjeti të varfër e të begatoi?"**

*(Kur'an 93:6-8)*

**"Çdo çast ai është i angazhuar në një çështje të re"**

*(Kur'an 55:29)*

Sjell një re pastaj e largon.

**"Përveç Allahut askush nuk mund ta largojë"**

*(Kur'an 53:58)*

## Mos u pikëllo - ditët rrotullohen

Kur Ibn Zubejri e burgosi Muhammed ibn el-Hanefijen në qelinë e 'Arimit në Mekkë, Kuthejri tha:

*"Bukuria e duniasë nuk do të zgjasë për të kamurin,*
*Ashpërsia e saj s'është shkatërruese për të skamurin,*
*Për të parin e të dytin ka një afat që do mbarojë*
*Si një ëndërr do u duket kur gjithçka të kalojë."*

Shekuj më vonë po thellohem mbi atë që ka ndodhur; dhe, me të vërtetë, është tamam sikur Ibn Zubejri, Ibn el-Hanefija, dhe burgu i 'Arimit janë ëndrra që kanë kaluar.

**"E sa breza kemi shkatërruar para tyre? A po vëren ndonjë prej tyre, apo dëgjon ndonjë pëshpëritje prej tyre?"**
*(Kur'an 19:98)*

Si i burgosuri, ashtu edhe burgosësi vdiqën.

**"Këta dy kundërshtarë që debatojnë rreth Zotit të tyre..."**
*(Kur'an 22:19)*

Transmetohet në një hadith të saktë se Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: "Haku do u jepet të gjithëve (Ditën e Gjykimit); edhe dhia pa brirë do të marrë hakun nga kafsha me brirë."

## Mos e kënaqni armikun duke e shprehur pikëllimin

Duke u trishtuar, ju i jepni kënaqësi kundërshtarëve tuaj, dhe ja përse feja jonë na urdhëron të fusim tmerr në zemrat e armikut.

**"Ta frikësoni armikun e Allahut dhe armikun tuaj.."**
*(Kur'an 8:60)*

Në ditën e Uhudit, kur Ebu Duxhana po kapardisej brenda radhëve të muslimanëve, Pejgamberi [s.a.v.s.] tha: *"Vërtet, kjo është një mënyrë të ecuri që Allahu e urren, përveç se në një situatë si kjo."*

Në 'umreh, pas Hudejbijes dhe para marrjes së Mekës, jobesimtarët i vëzhgonin muslimanët nga majat e kodrave. I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] i urdhëroi muslimanët të silleshin rreth Qa'bes për të treguar forcën dhe qendrueshmërinë e tyre.

**"Dhe në atë Ditë, besimtarët do të gëzohen"**

*(Kur'an 30:4)*

Armiqtë e së vërtetës trishtohen kur na shohin të gëzuar dhe të lumtur.

**"Thuaju: 'Vdisni në mllefin tuaj.'"**

*(Kur'an 3:119)*

**"Nëse të bjen ndonjë e mirë, atyre u vjen keq.."**

*(Kur'an 9:50)*

**"Ata duan t'ju lëndojnë rëndë"**

*(Kur'an 3:118)*

Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: *"O Allah! Mos e lejo armikun ose xhelozin të gëzohet me fatkeqësinë time."*

*"Dhe kërkojmë stehim në Ty nga gëzimi i armikut me fatkeqësinë tonë."*

**Një poet arab ka thënë:**

*"I riu vërtet mund të durojë çdo fatkeqësi,*
*Përveç gëzimit të armikut me hallin e tij."*

Të parët tanë muslimanë qeshnin, ishin të durueshëm, dhe tregonin tolerim ndaj vështirësive për t'i thyer xhelozët dhe ata që kënaqeshin me hallet e tjetrit.

"Dhe për atë që i goditi në rrugën e Allahut, ata nuk u dobësuan e as nuk u përkulën. Allahu i do durimtarët."

(Kur'an 3:146)

## Optimizmi kundrejt skepticizmit

Një ajet kur'anor thotë:

"Sa për ata që besuan, atyre u shtohet gëzimi dhe gëzohen për të. E sa u përket atyre që kanë sëmundje në zemrat e tyre, ajo u shton ndytësi ndytësisë së tyre dhe ata vdesin jobesimtarë."

(Kur'an 9:124-5)

Kur përballeshin me një situatë të vështirë apo edhe të rëndë, muslimanët e devotshëm të brezave të parë të Islamit ishin optimistë në qëndrimet e tyre, të bindur se, ndonëse po përballeshin me vështirësi, do të pasonte lehtësimi, e keqja do largohej, dhe çlirimi do të dukej shpejt:

"Por mundet që ju ta urreni diçka që është e mirë për ju dhe të pëlqeni diçka që është e keqe për ju."

(Kur'an 2:216)

Ebu Derdai ka thënë: "Unë i dua tre gjëra që njerëzit i urrejnë: varfërinë, sëmundjen, dhe vdekjen. I dua sepse varfëria është modesti, sëmundja është larje mëkatesh, dhe vdekja është takim me Allahun."

Por të tjerët e urrejnë dhe e përbuzin varfërinë. Disa shkojnë deri aty sa të thonë se edhe qentë i urrejnë njerëzit e varfër.

Një nga poetët thotë:

*"Nëse ndonjë ditë sheh të varfrin dhe të pastrehin,*
*Ai leh dhe tregon dhëmbët që të mjerin përqeshin."*

Profeti Jusuf [a.s.] tha për burgun:

**"O Zoti im! Burgu është më i dëshiruar për mua, se sa ajo që më ofrojnë ata"**

*(Kur'an 12:33)*

Sa për vdekjen, kishte shumë prej të devotshmëve që e mirëpritën atë. Sahabiu Mu'adh ka thënë: "Mirë se erdhe vdekje. Një e dashur më ka ardhur në kohë nevoje. Ai që pendohet është i suksesshëm."

Të tjerët ankohen dhe largohen prej vdekjes. Çifutët, për shembull, janë njerëzit më lakmiqarë kur është fjala për këtë jetë. Allahu u thotë atyre:

**"Thuaju: 'S'ka dyshim se vdekja së cilës po i ikni, do t'ju zërë patjetër..."**

*(Kur'an 62:8)*

Vdekja në rrugën e Allahut është ëndrra dhe dëshira e madhe e besimtarit:

**"Disa prej tye e realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe disa janë duke pritur"**

*(Kur'an 33:23)*

Mirëpo ka të tjerë akoma që e urrejnë vdekjen dhe ikin prej saj. Një beduin ka thënë: "Për Allah, do e urreja vdekjen edhe në shtrat, ndaj si mund të pritet që ta kërkoj atë në front?!"

**"Thuaju: 'Largojeni pra vdekjen prej jush, nëse mundeni.'"**

*(Kur'an 3:168)*

**"Thuaju: 'Edhe sikur të ishit në shtëpitë tuaja, ata të cilëve iu është caktuar vdekja, do të dilnin në vendin e flijimit të tyre.'"**

*(Kur'an 3:154)*

Ngjarja që përshkon tërë historinë është një, vetëm aktorët ndryshojnë.

## Mos u dëshpëroni

O njeri që je i mërzitur nga jeta, që ditët të duken të vështira, dhe që i ke shijuar hallet e hidhura të jetës, mbaj mend se lehtësimi pason vështirësinë, se premtimi i Allahut është i vërtetë, dhe se, nëse je i sinqertë, fitorja është pranë.

**"Është premtim i Allahut, e Allahu nuk e thyen premtimin e Vet, por shumica e njerëzve nuk e dinë."**

*(Kur'an 30:6)*

Për dilemën tuaj - çfarëdo që të jetë - ka një shërim, dhe për vështirësinë tuaj - çfarëdo që të jetë - ka një zgjidhje.

**"Falënderuar qoftë Allahu, që largoi prej nesh brengat. Vërtet Zoti ynë është Falës dhe Bamirës."**

*(Kur'an 35:34)*

O njeri, ka ardhur koha t'i shërosh dyshimet e tua me besim, dhe mendimet e tua të shtrembra me udhërrëfim. Duhet ta heqësh shtresën e errësirës që të mbulon për ta parë ndriçimin e diellit të vërtetë; duhet ta zëvendësosh idhtësinë e pikëllimit tënd me ëmbëlsinë e gëzimit.

O njeri, prapa shkretëtirës së tharë që po kalon ndodhet bari i gjelbër dhe toka pjellore. Frutat aty rriten me shumicë nga të gjitha anët.

O njeri, i kapluar me netët pa gjumë dhe thirrjet në errësirë: 'O natë e gjatë, nisu dhe lërja vendin mëngjesit.':

**"A nuk është mëngjesi afër?"**

*(Kur'an 11:81)*

- një mëngjes që të mbush me ndriçim, paqe, dhe lumturi.

O ju që mendjet ju janë mpirë nga hallet, çohuni në veprim pa u ngutur, sepse në horizontin e të padukshmes ndodhet zgjidhja dhe rrugëdalja nga vështirësitë. O ju me sytë plot lotë,

mbajini lotët dhe çlodhini sytë. Qetësohuni dhe dijeni se Krijuesi juaj ju mbron e ju ndihmon, dhe se Mëshira e Tij do ju sjellë paqe. Kini mendje të qetë, o robër të Allahut, sepse caktimi i Allahut është shkruar dhe çështja është vendosur. Dhe dijeni se shpërblimi juaj është i sigurt me Atë që nuk e zhgënjen njeriun që kërkon ta kënaqë Atë.

Jini në paqe, sepse pas varfërisë vjen pasuria, pas etjes vjen pija, pas ndarjes vjen takimi, pas pagjumësisë vjen gjumi i thellë.

**"Ti nuk e di, Allahu pas saj mund të të japë diçka rishtasi."**

*(Kur'an 65:1)*

O ju që jeni shtypur në tokë, që vuani nga uria, dhimbja, sëmundja dhe varfëria, gëzojuni dijes se do të ngopeni me ushqim dhe do të jeni të gëzuar e në shëndet të mirë.

**"Edhe natën kur tërhiqet; edhe agimin kur ndriçon."**

*(Kur'an 73:33-34)*

Çdo musliman duhet të jetë shpresues për Zotin e tij dhe duhet të presë me durim për mirësinë e Tij; sepse Ai që ka fuqinë t'i thotë 'Ji' diçkaje, dhe ajo menjëherë është, është i denjë t'i besohet premtimi. Askush s'mund të sjellë mirë përveç Allahut dhe asnjë nuk mund ta largojë të keqen përveç Tij. Për çdo veprim Ai ka urti dhe pas çdo ore ai sjell lehtësim. Ai e ka bërë mëngjesin ta pasojë natën dhe shiun ta pasojë thatësirën. Ndaj, është në interes të muslimanit ta forcojë lidhjen e tij me Zotin e vet dhe t'i kërkojë Atij më shpesh.

**"Allahut kërkojini nga të mirat e Tij"**

*(Kur'an 4:32)*

**"Luteni Zoti tuaj në përulje dhe në heshtje."**

*(Kur'an 7:55)*

El-'Ala ibn el-Hadhrami dhe disa shokë të Pejgamberit [s.a.v.s.] ngecën në mes të shkretëtirës. Uji filloi t'u mbaronte dhe ata ishin në buzë të vdekjes. El-'Alai iu drejtua Zotit të vet, i Cili është Dëgjues dhe i Cili i përgjigjet lutjes së atij që i kërkon Atij. Ai tha: 'O më i Larti, më i Madhi, o më i Urti dhe më i Mëshirshmi.' Në atë çast, shiu filloi të bjerë, dhe ata pinë, morën abdes, u lanë, dhe u dhanë për të pirë kafshëve të tyre.

**"Dhe Ai është që e lëshon shiun, pasi që ata t'i kenë humbur shpresat dhe ai e shtrin mëshirën e Vet; Ai është Mbikqyrësi, i Lavdëruari."**

*(Kur'an 42:28)*

**Një çast për t'u thelluar...**

Dashuria për Allahun, njohja e Tij, përkujtimi i Tij, kërkimi i paqes në të, ndarja e dashurisë, frikës, shpresës, dhe varjes vetëm prej Tij – këto janë cilësi që kur kombinohen në një person, përbëjnë një lloj parajse mbi tokë. Këto janë cilësi që i sjellin paqe atyre që e duan Allahun, një lloj paqeje që s'ka të krahasuar në këtë botë.

Nëse zemra është e kënaqur dhe ka një lidhje të fortë me Allahun, ankthi dhe pikëllimi do të largohen prej saj. Dhe e anasjellta: askush nuk ndjehet më i kufizuar se ai që e ka zemrën e lidhur pas tjetërkujt pos Allahut – ai që e harron përkujtimin e Tij dhe s'është i kënaqur me atë që i ka dhënë Allahu. Kjo shihet qartë kur studiojmë rastet e atyre që kanë kaluar.

**"Ne i zhdukëm disa vendbanime përreth jush"**

*(Kur'an 46:27)*

Është një shembull tragjik i Barmakidëve, një familje që jetonte në kamje, rehati, dhe ekstravagancë. Fundi i tyre, megjithatë, u shërbeu si mësim të gjithë arabëve që vijuan. Harun er-Rashidi, sundimtari i asaj periudhe, urdhëroi një sulm të papri-

tur mbi atë familje dhe pronat e saja. Vendimi i Allahut u mbërriti në mëngjes nga duart e personit të tyre më të afërt: ai ua shkatërroi shtëpitë, u mori skllevërit, dhe ua derdhi gjakun. Të dashurit dhe fëmijët e tyre qanë nga ky tmerr. Askush nuk meriton të adhurohet përveç Allahut; ata që e dinë ngjarjen duhet të kuptojnë natyrën kalimtare të pushtetit dhe pasurisë në këtë botë:

**"Nxirrni mësim, o ju që shikoni"**

*(Kur'an 59:2)*

Vetëm një orë para greminës së tyre, ato po zhgërryheshin në mëndafsh, plot gëzim e vetëkënaqësi, duke u ndier të sigurtë ndaj dëmit, të pandërgjegjshëm për peripecitë e jetës.

Një ajet kur'anor thotë:

**"Dhe ju u vendosët në vendbanimet e atyre që dëmtuan veten, dhe e kishit të qartë se si vepruam Ne me ta, e ju sollëm shembuj edhe juve."**

*(Kur'an 14:45)*

Ata u kapardisën në jetën e tyre të rreme; mirëpo, për fatin e tyre të keq, ata e ngatërruan mirazhin me pellgun, dhe këtë jetë me Ahiretin. Ata kujtuan se nuk do t'i kapte drejtësia dhe se të shtypurit nuk do hakmerreshin.

**"Dhe ata menduan se nuk do të ktheheshin kurrë tek Ne"**

*(Kur'an 28:39)*

Atë mëngjes, ata u zgjuan të gëzuar por kur kishte rënë muzgu, ata ishin ndër varre. Në një çast zemërimi dhe kapriçoje, Harun er-Rashidi zhveshi shpatën e zemërimit ndaj tyre, duke vrarë Xha'fer ibn Jahja el-Barmakiun, duke e varur në kryq dhe djegur trupin e tij. Ai ia burgosi të atin, Jahjain dhe të vëllain el-Fadl. Pasuria e tyre u konfiskua. Pikëllimi i tyre u shpreh nga shumë poetë arabë. Njëri prej tyre tha:

*"Kur e pashë shpatën që ngrihej mbi Xha'ferin,*
*Dhe një tellall i dha kalifit lajmin e Jahjait,*
*E qava këtë botë dhe arrita bindjen e vërtetë*
*Se e afërt është dita kur djaloshi do niset nga kjo jetë.*
*Ajo s'është gjë tjetër veç një tokë e një sundimtar pas një tjetri,*
*Se fatkeqësia pasohet me caktimin e mirësive së shpejti.*
*Ndërkohë që njëri banon në pallate të larta prej mbreti,*
*Tjetri fundoset në thellësitë e ulëta të mjerimit i shkreti."*

Po tani, ku është Harun er-Rashidi dhe ku është el-Barmakiu? Ku është vrasësi e ku është i vrari? Ku është urdhëruesi i vrasjes që rrinte shtrirë në shtratin e vet në kështjellë?

Dhe ku është ai që u kryqëzua? Me të djeshmen ikën edhe aktorët e saj. Por më i Drejti do u gjykojë atyre në një ditë në të cilën nuk ka dyshim, ditë ku nuk do të ketë as shkelje as padrejtësi.

**"Dija për ta është te Zoti im, e shënuar në një libër. Zoti im as gabon as harron."**

*(Kur'an 20:52)*

**"Në Ditën kur njerëzit ngriten për të dalë para Zotit të botëve"**

*(Kur'an 83:6)*

**"Atë ditë ju do të silleni (para Zotit), duke mos mbetur i fshehtë asnjë sekret i juaji"**

*(Kur'an 69:18)*

Jahja ibn Khalid el-Barmakiun e pyetën për këtë fatkeqësi, "A ia di ti shkakun kësaj?" Ai tha, "Ndoshta ishte du'aja e ndonjërit që i kemi hyrë në hak, një lutje që nxitoi nëpër natë teksa ishim të pavetdijshëm."

'Abdullah ibn Mu'avija ibn 'Abdullah ibn Xha'feri foli në burg mbi arrestimin e tij:

*"Jemi nisur nga kjo botë por jemi ende banorë të saj,*
*S'jemi as prej të vdekurve as prej të gjallëve,*
*Kur roja e burgut për ndonjë arsye shfaqet pastaj*
*Ne shtangemi e themi: 'Ky është nga bota e tanëve.'*
*Gëzohemi kur shohim një ëndërr, sepse tërë fjalët*
*Që ndërrojmë me t'u zgjuar janë për ëndrrat që pamë*
*Kur ishtin të mira vinin vështirë duke zvarritur këmbët,*
*E kur ishin të këqija s'prisnin po mbërrinin si piskamë."*

Kjo mjaft sarkazëm në dy kupletet e fundit, dhe pasiqë i lexoj, më kujtohen vargjet e el-Xhahidhit në librin e tij *el-Bakhal*:

*"Kur postieri ndonjë lajm sjell në adresën tonë,*
*Për ndonjë ngjarje të keqe ai s'humbet kohë dhe nxiton;*
*Kështu, kur është lajm i keq, vjen për një ditë e një natë,*
*E kur është i mirë, ecën ngadalë dhe mbërrin për një javë."*

Një mbret persian burgosi një njeri të urtë, i cili i shkroi duke i thënë, "Çdo orë që kaloj këtu, unë i afrohem lehtësimit, kurse ti zemërimit. Prandaj, unë po pres kohë më të mira, kurse ty të është premtuar poshtërimi."

Pasi arriti kulmin e kamjes dhe të ekstravagancës, Ibn 'Abbadi, sulltani i Andaluzisë u përball me një krizë të rëndë. Ndërkohë që mendjelehtësia dhe instrumentet muzikorë e valltaret rrethonin kështjellën e tij, ai u sulmua nga romakët; kështu ai kërkoi ndihmë nga sulltani i Marokut, Ibn Tashfini. Ky kaloi detin dhe korri fitore. Ibn 'Abbadi e trajtoi si mik nderi, duke i lejuar t'i trajtonte kështjellat dhe kopshtet e tij si të ishin të vetat. Por, Ibn Tashfini e vëzhgonte situatën si një luan dhe kishte të tjera plane.

Pas vetëm tre ditësh, Ibn Tashfini dhe ushtria e tij sulmuan mbretërinë e dobësuar të Andaluzisë. Ibn 'Abbadi u zu rob dhe

pronat e tij u morën. Kështjellat dhe kopshtet e tija u shkatërruan dhe ai u zhvendos në provincën e vendlindjes si i burgosur.

"Këto ditë Ne i ndërrojmë mes njerëzve"

*(Kur'an 3:140)*

Sundimi i Andaluzisë ra në duart e Ibn Tashfinit: ai pretendonte se udhëheqja i takonte atij, sepse ishte populli i Andaluzisë që e kishte thirrur atë nga Maroku. Ata e dëshiruan vetë atë.

Kaluan shumë kohë, dhe një ditë, vajzat e Ibn 'Abbadit e vizituan atë në burg. Ato erdhën të zbathura, të uritura, të zbehta, dhe në lotë. Kur pa gjendjen e tyre të mjeruar, ai thirri:

*"Ditëve të shkuara gëzohesha pa kufi,*
*Po ç'mjerim më ra në Agmat si jam burgosur.*
*T'i shohësh bijat të venitura e në uri,*
*Të rreckosura janë dhe vuajtjet s'u kanë të sosur.*
*Vijnë të të shohin në frikë dhe dobësi,*
*Me sy të trishtuar dhe zemërthyera,*
*Duke udhëtuar në baltë këmbëzbathur,*
*Thua se s'kanë shkelur zambakë e parfume të vyera."*

Një ajet kur'anor thotë:

**"Kur erdhi urdhri Ynë, Ne i përmbysëm të gjitha ato duke kthyer çdogjë kokëposhtë."**

*(Kur'an 11:82)*

**"Shembulli i jetës së kësaj bote është si shiu që kemi zbritur nga qielli, e me anën e të cilit harlisen bimët e tokës prej nga hanë njerëzit e kafshët, deri kur toka të ketë marrë stolinë e vet dhe të jetë zbukuruar, e banorët e saj të mendojnë se janë të zotët e saj, e asaj i vjen urdhri Ynë, natën ose ditën. Ne e rafshojmë atë thua se dje nuk ekzistonte. Kështu ua sqarojmë faktet njerëzve që mendojnë."**

*(Kur'an 10:24)*

## Frytet lulëzuese të kënaqësisë

**"Allahu është i kënaqur me ta dhe ata me Atë."**

*(Kur'an 5:119)*

Kënaqësia mbart shumë fryte të bekuara. Më shumë se çdogjë tjetër, kënaqja me atë që është caktuar, i mundëson njeriut të ngjitet në nivelet më të larta të besimit dhe sinqeritetit.

Disa mund të dëshirojnë t'i gjejë vetëm e mira, që vetëm gjërat e këndshme t'u ndodhin në jetë, por kjo nuk është ajo që do të thotë të jesh rob i Allahut. Shumë prej tipareve të besimtarit, që përfshijnë durimin, nënshtrimin e plotë ndaj Allahut, kënaqësinë, modestinë, dhe përuljen, bëhen të dukshme kur njeriu përballet me diçka që ai s'e pëlqen. Ndaj, të qenurit i kënaqur me atë që është caktuar nuk do të thotë vetëm ato gjëra që i shkojnë për shtat njeriut; matësi i duhur i kënaqjes së vërtetë janë kohërat kur njeriu kalon nëpër gjendje të dhimbshme. Dhe nuk i takon robit të diktojë kushtet e *kaderit*; ai mund të jetë i gëzuar ose jo dhe kjo nuk luan rol, vetëm se, duke treguar pakënaqësi, ai mëkaton. Qeniet njerëzore nuk kanë fort përzgjedhje lidhur me caktimin hyjnor: përzgjedhja dhe vendimi i takojnë vetëm Allahut. Ai është i Gjithdijshmi dhe i Lartmadhëruari. Dija e Tij i përfshin plotësisht çështjet e së padukshmes (*gajbit*).

## Jini të kënaqur me Allahun

Duhet ta dijmë se kënaqja me Allahun në të gjitha kushtet dhe rrethanat sjell kënaqësinë e Zotit të Gjithësisë. Ndaj, nëse jeni të kënaqur me furnizmin tuaj të vogël, Ai do të kënaqet me ju për veprat tuaja të vogla. Dhe nëse jeni të kënaqur me cilëndo situatë, atëherë do të shihni se keni marrë kënaqësinë e Allahut, dhe do ta kuptoni se Allahu është mëse i kënaqur me njerëz që

janë të kënaqur. Nga ana tjetër, janë hipokritët: Allahu ua asgjësoi veprat, pavarësisht nëse ishin të shumta apo jo. Ata ishin të pakënaqur me atë që zbriti Allahu dhe e urryen kërkimin e kënaqësisë së Tij. Kështu, veprat e tyre janë të papranuara.

## Pakënaqësia shkakton mërzi

Duke qenë i pakënaqur dhe duke patur mendime të papërshtatshme për Allahun, njeriu i hap derën ankthit dhe hallit. Nga ana tjetër, kënaqja e shpëton njeriun nga pasojat negative dhe ia hap derën një parajse mbi tokë edhe para Ahiretit. Të pyeturit dhe të ankuarit për atë që është caktuar nuk mund të sjellë kënaqje dhe paqe të brendshme. Përkundrazi, ato rezultate të vyera ne mund t'i sjellim me anë të nënshtrimit dhe pranimit, sepse Ai që siguron të gjitha gjërat s'duhet akuzuar kurrë për atë që ka caktuar. Akoma e kujtoj ndodhinë e Ibn Ravandiut, filosofit të mirënjohur ateist. Ai pa një injorant të zakonshëm që jetonte në kështjella dhe i cili ishte shumë i pasur. Ibn Ravandiu iu kthye qiellit dhe tha, "Unë jam filosofi më i madh i kohës dhe jetoj në varfëri, ndërkohë që ky injorant banal është i pasur. Kjo është një shpërndarje kaotike dhe e çuditshme (e të mirave)." Allahu ia rriti atij mjerimin, poshtërimin, dhe varfërinë.

**"Kurse dënimi në botën tjetër do të jetë edhe më poshtërues dhe ata nuk do të ndihmohen."**

*(Kur'an 41:16)*

## Të mirat e kënaqjes

Nëse në kohë të vështira njeriu mbetet i kënaqur me gjendjen e tij, ai është i aftë ta ruajë qetësinë dhe gjakftohtësinë, madje tregon besim të vërtetë në premtimin e Allahut dhe të Dër-

guarit të Tij [s.a.v.s.]. Thua se zemra e një njeriu të tillë përfshihet nga një zë që thotë:

**"Kjo është ajo që Allahu dhe i Dërguari i Tij na premtuan, e Allahu dhe i Dërguari i Tij thanë të vërtetën."**

*(Kur'an 33:22)*

Përkundrazi, zemra e pakënaqur është e mbushur me ligështi, dyshim, dhe paqëndrueshmëri; një zemër e tillë mbetet rebele dhe e shqetësuar. Thua se edhe kjo zemër ka një zë, por fjalët që ai shqipton janë krejt ndryshe:

**"Allahu dhe i Dërguari i Tij s'na premtuan tjetër veçse mashtrim."**

*(Kur'an 33:12)*

Njerëzit që kanë zemra të tilla janë kontradiktorë në veprat e tyre. Nëse kanë ndonjë të drejtë mbi ndokënd, ata nxitojnë t'ua marrin atë. Dhe nëse u kërkohet të përmbushin detyrimet, ata kthejnë shpinën në mospërfillje. Kur i gjen e mira, ata janë të qetë e të kënaqur, por kur sprovohen, sa shpejt ndryshojnë për keq! Ata janë që kanë humbur jo vetëm këtë botë, por edhe Ahiretin. Kur'ani thotë:

**"Ajo është humbja e sigurtë"**

*(Kur'an 22:11)*

Prapë, kënaqja çon në paqe, e cila shpie në përparim; urrejtja e caktimit të Allahut sjell ankth që shpie në dështim. Duhet të mbani mend se një nga bekimet më të mëdha të Allahut për robët e Tij është dhurimi i qetësisë mbi të, dhe një nga mënyrat më të mira për të arritur qetësinë është të jesh i kënaqur me Allahun përherë.

## Mos e luftoni Zotin tuaj

Duke qenë i kënaqur, njeriu shpëton nga të qenurit si ata që i kundërvihen Zotit të tyre në vendimet dhe ligjet e Tija. Për ta

kuptuar këtë duhet vetëm të shikojmë shembullin e Iblisit. Ai debatoi dhe e kundërshtoi Zotin e vet sepse ishte i pakënaqur me vendimin dhe caktimin e Tij. Ata që refuzojnë të besojnë në Allah e bëjnë këtë vetëm pse duan ta sfidojnë Atë në fuqi dhe pushtet në vend që t'i nënshtrohen Atij. Atëherë ata i braktisin urdhërat e Tija, kryejnë të ndaluarën, dhe sfidojnë ligjin hyjnor duke treguar pakënaqësi.

## Vendimet e Allahut janë të drejta

Vendimi i Allahut është i detyrueshëm për robin e Tij: ai do të kryhet patjetër, por është vendim i drejtë, siç tregon edhe hadithi: *"Caktimi Yt ndaj meje do të kryhet, dhe Ti je i Drejtë me mua në vendimin Tënd."*

Kushdo që është i pakënaqur me caktimin e Tij hyn në zullumqarët. Allahu, më i Larti, ia ka ndaluar vetes padrejtësinë. Vërtet, janë njerëzit ata që bëjnë zullum e që janë të padrejtë.

Hadithi, "Dhe Ti je i Drejtë ndaj meje në vendimin Tënd" përfshin gjithashtu gjykimin e mëkatit, në pasojën dhe ndëshkimin e tij. Allahu është më i Drejti lidhur me gjykimin e Vet për mëkatin dhe dënimin e tij. Ai mund të ketë gjykuar një mëkat për njërin prej robëve të Tij për arsye që janë përtej të kuptuarit tonë. Mund të ketë një qëllim, i cili, duke qenë i thellë, dihet vetëm prej Tij. Dhe ky është besimi i muslimanit.

## Urrejtja nuk sjell asgjë

Të urryerit e gjendjes në të cilën ndodhemi vjen, në përgjithësi, prej dy mundësive. Ai shkaktohet ose nga mosarritja e dëshirave, ose nga përballja me atë që urrejmë. Mirëpo, nëse njeriu beson se ajo që e ka anashkaluar nuk ishte për të, dhe ajo që e ka

goditur ishte shkruar për të, atëherë ai s'ka arsye të ndihet i mërzitur. I Dërguari i Allahut, Muhammedi [s.a.v.s.], ka thënë: *"Pena është tharë lidhur me atë që do të të ndodhë, o Ebu Hureira. Caktimi ka përfunduar, vendimi është plotësuar, përmasat e gjërave janë shkruar, shkruesit kanë pushuar, dhe faqet janë tharë."*

## Siguria është në kënaqësinë

Kënaqja ofron siguri sepse zemra e kënaqur është e shëndetshme dhe e lirë nga mashtrimi, korrupsioni, e mllefi. Dhe vetëm zemra e shëndoshë dhe e pastër është ajo që do të shpëtojë nga dënimi i Allahut, një zemër që është e çliruar nga dyshimi, mosbesimi, dhe kurthet e ndryshme të shejtanit. Një zemër e tillë është e preokupuar vetëm se si ta kënaqë Allahun.

"Thuaj: 'E zbriti Allahu.' Pastaj lëri ata të luajnë në kotësinë e tyre."

*(Kur'an 6:91)*

Hidhërimi dhe pakënaqësia janë koncepte të huaja për një zemër të shëndoshë, kështu që sa më tepër kënaqet njeriu me atë që ka, aq më i shëndetshëm do të jetë trupi dhe zemra e tij. Poshtërsia, korrupsioni, dhe mashtrimi e shoqërojnë pakënaqësinë; kurse zemra e shëndoshë, drejtësia, dhe sinqeriteti e shoqërojnë kënaqësinë. Xhelozia është një tjetër prej fryteve të pakënaqësisë: çlirimi pres saj vjen me kënaqjen e njeriut.

Të qenurit të kënaqur me Allahun është një cilësi që i ngjan pemës së mirë e cila ushqehet nga uji i sinqeritetit në kopshtin e *teuhidit*. Rrënjët e saja janë imani, dhe degët e saja veprat e mira. Ajo është një pemë që mban fruta të freskëta dhe të ëmbla. Një hadith thotë: *"E ka shijuar imanin ai që është i kënaqur me Allahun si Zotin e vet, me Islamin si fenë e vet, dhe me Muhammedin si të Dërguarin e Allahut."*

## Pakënaqësia është dera e dyshimeve

Pakënaqësia hap derën që shpie në dyshime për Allahun: në vendimin e Tij, Urtinë e Tij, dhe Dijen e Tij. Ai që ankohet është rrallëherë i çliruar nga këto dyshime shoqëruese që i përzihen në zemër dhe përshkojnë qenien e tij, pavarësisht nëse ai është i ndërgjegjshëm për këtë apo jo. Po të thellohej në vetvete me introspeksion të ndershëm, ai do ta shihte imanin e tij të lëkundshëm dhe në pikëpyetje. Sepse kënaqësia dhe imani janë si vëllezër që shoqërojnë dhe plotësojnë njëri-tjetrin. Ndërkohë, edhe dyshimi dhe pakënaqësia kanë një marrëdhënie të ngjashme vëllazërore. Kuptimi i kësaj përmbahet në një hadith në përmbledhjen e Tirmidhiut: *"Nëse jeni në gjendje të zbatoni kënaqësinë me besimin, bëjeni. Nëse jo, atëherë padyshim se ka shumë të mira në durimin e asaj që nefsi e urren."*

Ndaj, ata që janë të pakënaqur dhe urryes përbrenda, janë edhe të zemëruar, pa çka se zemërimin e tyre nuk e shprehin me fjalë. Brenda tyre ziejnë një sërë pyetjesh, si: 'përse ndodhi kjo?', apo 'si ka mundësi?' ..., etj.

## Kënaqësia është pasuri dhe siguri

Ai që e mbush zemrën e tij me kënaqësi ndaj caktimit hyjnor, atëherë Allahu ia mbush zemrën me pasuri, siguri, dhe rehati. Për më tepër, Allahu do ta bëjë atë zemër-lehtë dhe të mbushur me dashuri për Atë dhe me varësi vetëm prej Tij. Kurse zemra e atij që bëhet i pakënaqur do të mbushet me të kundërtën, dhe do të preokupohet me çështje që e dëmtojnë lumturinë dhe suksesin.

Prandaj, kënaqja e zbraz zemrën nga ngarkesat e tepërta, duke e lënë atë vetëm për Allahun. Pakënaqësia heq nga zemra çdo mendim për Allahun. Kështu, nuk ka jetë të vërtetë për personin e mërzitur dhe ankues që ndihet sikur kalon nga njëri problem

në tjetrin. Ai kujton se furnizmi i tij nuk mjafton, se fati i tij është i pakët, se problemet e tija janë të shumta, dhe mbi të gjitha, se ai meriton më tepër. Sepse, sipas opinionit të këtij mjerani, Zoti i tij e ka sprovuar, vafëruar, vendosur në rrethana të rënda, ndaluar nga e mira, etj. Si mundet atëherë një person i tillë të gjejë paqe, rehati, dhe jetë të mirë?

**"Kjo sepse ata ndoqën atë që e zemëron Allahun, dhe urrejtën atë që Ai e pëlqen. Prandaj, ai ua asgjësoi veprat e tyre."**

*(Kur'an 47:28)*

## Fryt i kënaqjes është mirënjohja

Kënaqja shpie në mirënjohje, e cila është nga nivelet më të larta të besimit. Në fakt, ajo është realiteti i besimit. Shembulli përmbledhës i të gjitha niveleve të devotshmërisë është mirënjohja ndaj Allahut. E ai që është i pakënaqur me favoret dhe vendimet e Allahut, si dhe dhënien e marrjen nga ana e Tij, nuk është falënderues ndaj Tij. Vërtet, njeriu falënderues është më i bekuari dhe i suksesshmi ndër njerëz.

## Fryti i pakënaqësisë është mosbesimi

Mllefi e bën njeriun të mohojë favoret e Allahut. Madje në fund, ai mund të çojë edhe në mosbesim. Nëse robi është i kënaqur me Zotin e vet në të gjitha rrethanat, ajo që pason natyrshëm është mirënjohja e tij. Kështu, ai bëhet nga falënderuesit dhe mirënjohësit. Por nëse është i zbrazët nga kënaqësia, ai bëhet nga urryesit dhe ndjek rrugën e jobesimtarëve. E pavërteta dhe devijimi i bindjeve ka ndodhur vetëm kur shumë robë deshën të bëheshin zotër të vetvetes, deri aty sa shumë prej tyre provuan t'i diktonin Zotit të tyre dëshirat dhe nevojat e tyre.

"O ju që keni besuar! Mos e vendosni veten para Zotit dhe të Dërguarit të Tij"

*(Kur'an 49:1)*

## Pakënaqësia është kurth i djallit

Shejtani e mund njeriun më shpesh në dy fusha: pakënaqësi dhe dëshira. Në këto raste ai e gjen prenë e tij shumë të lëndueshëm, sidomos kur moskënaqja rrënjoset thellë në të. Atëherë, ai thotë, bën, dhe mendon atë që e zemëron Allahun. Mu për këtë arsye, Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë për vdekjen e të birit Ibrahimit [a.s.] se: *"Zemra është e trishtuar, sytë qajnë, por prapë ne s'themi asgjë, përveç asaj që e kënaq Zotin tonë."*

Vdekja e fëmijës është diçka që shkakton mospëlqim të asaj që është caktuar. Ndaj, Pejgamberi [s.a.v.s.] na informon se në një situatë të tillë, kur shumica e njerëzve janë të pakënaqur çka i bën ata të flasin osë bëjnë diçka të papëlqyer për Allahun, ata s'duhet të thonë asgjë përveç asaj që kënaq Zotin e tyre. Nëse dikush do t'i ruante tri gjëra kur është i pakënaqur dhe i zemëruar me atë që i ka ndodhur, atëherë barra e fatkeqësisë së tij do të lehtësohej pa masë. Ato janë:

1) Njohja dhe besimi në urtinë e Allahut, dhe në faktin se Ai e di më mirë ç'është më e mirë dhe më e dobishme për robët e Tij.

2) Të qenurit të ndërgjegjshëm për shpërblimin e madh që Allahu i ka premtuar robit që goditet me fatkeqësi dhe pastaj bën durim.

3) Njohja dhe pranimi se vendimet dhe gjykimet janë me Allahun, ndërsa nënshtrimi dhe bindja janë vetëm për robin e Tij.

**"A thua ata e përcaktojnë mëshirën e Zotit tënd?"**

*(Kur'an 43:32)*

## Kënaqja largon teket

Dëshirat e atij që është i kënaqur u nënshtrohen asaj që Zoti i vet kërkon prej tij, d.m.th. asaj që Allahu do dhe me të cilën Ai është i kënaqur. Prandaj, kënaqësia dhe ndjekja e verbër e dëshirave s'mund të jetojnë kurrë në të njëjtën zemër. Dhe nëse dikush ka pak nga e para dhe pak nga e dyta, zemra e tij do të zaptohet nga më e forta prej tyre.

**"Dhe nxitova drejt Teje, o Zoti im, që Ti të kënaqeshe me mua"** *(Kur'an 20:84)*

Thellohuni mbi këtë hadith: *"Duajeni dhe kujtojeni Allahun në kohëra të mira, e Ai do t'ju kujtojë juve në kohë të vështira."*

'Duajeni Allahun' do të thotë kërkoni afrinë e Tij duke iu bindur Atij; jini mirënjohës ndaj Tij për mirësitë e Tija dhe kthejuni Atij me sinqeritet para se t'ju godasë ndonjë vështirësi.

'Në kohëra të mira' do të thotë në kohë paqeje, sigurie, bekimesh, dhe shëndeti, duke kryer ibadete, si dhënia e lëmoshës. Dhe kryejeni këtë vazhdimisht gjersa t'ju bëhet tipar me të cilin ju njohin njerëzit.

'Ai do t'ju kujtojë në kohë vështirësish', do të thotë duke jua hequr vështirësinë e duke ju dhënë rrugëdalje nga çdo situatë e vështirë.

Është shumë e rëndësishme që të ketë një marrëdhënie të veçantë në zemër midis robit dhe Zotit të vet, një marrëdhënie që e lejon robin të ndihet aq pranë Zotit të vet saqë të mos kërkojë kënd tjetër. Kështu, ai gjen shoqëri kur është i vetëm, dhe shijon ëmbëlsinë e përkujtimit të Tij dhe lutjes Atij. Robi i Allahut do të përballet vazhdimisht me vështirësi dhe halle në këtë botë dhe atë që vjen pas saj deri në Ditën e Gjykimit. Por nëse ai ka një marrëdhënie të veçantë me Zotin e vet, të gjitha vështirësitë e jetës do t'i lehtësohen.

## Mosvërejtja e gabimeve të vëllezërve

**"Merre të lehtën, urdhëro për mirë dhe hiqu prej të padijshmëve"**

*(Kur'an 7:199)*

Nuk bën të braktiset vëllai pse gjeni në të një apo dy gabime, veçanërisht nëse pjesa tjetër e karakterit të tij është e pastër. Siç e dimë, përsosja nuk arrihet dot nga askush. Filosofi i famshëm islam el-Kindi ka thënë: "Si kërkoni që shoku juaj të zotërojë tipare të veçanta kur vetë shpirti juaj nuk i bindet gjithmonë urdhërave tuaja. Ç'të drejtë keni ju atëherë, të prisni nga shpirti i një tjetri të ndjekë urdhërat tuaja."

Ajetet kur'anore pohojnë:

**"Ashtu ishit edhe ju më parë, e Allahu ju dhuroi (besimin).."**

*(Kur'an 4:94)*

**"Pra, mo e lavdëroni veten, se Ai e di se kush është më i ruajtur"**

*(Kur'an 53:32)*

Mjafton që ju të jeni të kënaqur me pjesën më të madhe të karakterit të vëllait tuaj. Sahabiu Ebu Derda ka thënë: "Ta qortosh vëllain për diçka është më mirë se ta humbasësh krejt."

Një i urtë ka thënë: "Kur akoma s'jemi të kënaqur me vetveten, si mund të presim të jemi të kënaqur me të tjerët?"

Thuhet se disa njerëz të mençur kanë pohuar: "Mos i rri larg atij që të mahnit me karakterin e mirë dhe gjykimin e shëndoshë, për shkak të ndonjë gabimi të vogël që i rrethohet nga një oqean virtytesh. Për sa të jesh gjallë, nuk do të gjesh asnjë person që të jetë aq i kultivuar sa të jetë i lirë nga të metat. Shihe veten se si gabon dhe devijon shpesh. Ky lloj vetë-studimi e bën kërkesën tënde ndaj tjetrit më të matur ndërsa sjelljen tënde ndaj mëkatarit më të dhembshur."

**Një poet ka thënë:**

*E kush është ai që paska karakter të panjollosur?*
*Për njeriun mjafton që të metat s'i kanë të sosur.*

Është thënë se dyshimet për vëllain nuk duhet të rrënojnë mirëbesimin që është provuar disa herë. Xha'fer ibn Muhammed el-Bakiri i tha të birit: "O bir, cilido nga vëllezërit e tu zemërohet me ty tre herë, dhe në secilin rast flet për ty vetëm të vërtetën, zgjidhe shok të ngushtë." El-Hasan ibn Vahbi ka thënë: "Nga të drejtat e dashurisë së ndërsjelltë është falja dhe mosshikimi i të metave." Transmetohet se Imam 'Aliu e shpjegonte ajetin e mëposhtëm se nënkuptonte që njeriu duhet të jetë i dashur dhe i kënaqur e jo i mërzitur dhe qortues:

**"E ti sillu me njerzishmëri"**

*(Kur'an 15:85).*

**Ibn Rumiu ka thënë në vargjet e tija:**

*Këta janë njerëzit dhe kjo është duniaja, e*
*S'ke ç'i bën pluhurit që ngacmon syrin dhe prish pijen.*
*Si të pritet finesa në botë nga mungesa e drejtësisë,*
*Kur ti vetë, o njeri, je shembull i papastërtisë?*

Një ajet kur'anor thotë:

**"E të mos ishte për mirësinë e Allahut ndaj jush dhe mëshirën e Tij, asnjëri prej jush nuk do të pastrohej kurrë (prej mëkateve)"**

*(Kur'an 24:21).*

**Një poet ka thënë:**

*Ti kërkon një person të kultivuar që s'ka defekte*
*E përhap vallë një aloe aromën pa nxjerrë tym?*

Ajeti kur'anor tregon:

**"Ndaj mos e lavdëroni veten, se Ai e di kush është më i ruajtur"**

*(Kur'an 53:32).*

## Shfrytëzojeni shëndetin dhe kohën e lirë duke iu bindur Allahut

Ju s'duhet ta shpërdoroni shëndetin dhe kohën e lirë: mos ngurroni në kryerjen e veprave në bindje të Zotit tuaj sepse ju vareni nga veprat e mira të së kaluarës. Shfrytëzojeni shëndetin dhe kohën e lirë duke punuar dhe duke u përpjekur. Mbani mend se jo gjithmonë mund ta kompensoni kohën e ikur dhe se herët a vonë, do t'i kërkoni ato çaste që i keni tretur kot. Dijetari i njohur Bazrxhamhari ka thënë: "Nëse puna ju shkakton lodhje, atëherë pasiviteti ju shkakton kalbje."

Një nga të mençurit ka thënë: "Mos e harxho ditën me atë nga e cila nuk ke përfitim dhe mos e lër pasurinë kot duke mos investuar në ndonjë projekt. Sepse jeta është shumë e shkurtër për ta tretur në ndonjë gjë të padobishme dhe paratë janë tepër të pakta për të mos i investuar. Ndaj, i zgjuari është tepër i vëmendshëm për të mos e humbur kohën në marrëzi dhe shpenzuar paranë në atë që nuk do t'i kthehet."

Edhe më e thellë është thënia e profetit Isa, birit të Merjemes [a.s.]: "Devotshmëria është në tre gjëra: në të folur, në shikim, dhe në heshtje. Kushdo që të folurit s'e ka në përkujtim të Allahut, ka folur gjepura. Kushdo që shikon pa u përpjekur të nxjerrë mësim, ka harruar. Dhe kushdo që heshtjen s'e shoqëron me thellim, ka qenë i pavëmendshëm."

## Allahu i mbron ata që besojnë

Çdo njeri, qoftë nëse e pranon apo jo, ka nevojë për një zot, dhe për pasojë ky zot duhet të ketë disa cilësi të caktuara, si plotfuqinë, pushtetin, pasurinë, dhe përjetësinë. Ai i Cili i zotëron të gjitha këto – dhe tërë cilësitë e tjera të përkryera – është Allahu, Zoti i gjithçkaje që ekziston.

Prandaj kërkuesi i sinqertë tërhiqet drejt besimit në Allahun, të Lartmadhëruarin, dhe gjen prehje në këtë besim. Ai është streha e të dobtëve dhe i strehë-kërkuesve.

**"Përkujtoni kur kërkuat ndihmë prej Zotit tuaj e Ai ju përgjigj.."**

*(Kur'an 8:9)*

**"Ai është që mbron (kë do), e që prej Tij nuk mund të ketë mbrojtje"**

*(Kur'an 23:88)*

**"Përveç Tij nuk do të ketë as mbrojtës as ndërmjetësues"**

*(Kur'an 6:51)*

Ai që adhuron tjetërkënd pos Allahut, ndonëse ai e do Atë në njëfarë mase, është më i keq se ai që shijon ushqimin e helmuar.

**"Sikur të kishte në to (qiej dhe tokë) zota pos Allahut, ato të dyja do të shkatërroheshin. Larg asaj që i përshkruajnë është Allahu, Zoti i Arshit."**

*(Kur'an 21:22)*

Nevoja që kemi për Allahun shihet nga lidhje që kërkojmë midis kalimtares dhe të Përjetshmit, të dobëtit dhe Fuqiplotit, të varfrit dhe të Pasurit. E ai që nuk e merr Allahun për Zotin e vet do të marrë mesiguri tjetërkënd për zot. Ai, për shembull, do të marrë fotot, objektet e dashurisë, apo dëshirat e tij për zot, dhe kështu do të bëhet robi dhe shërbëtori i atij zoti të rremë. Për këtë nuk ka dyshim. Kur'ani tregon:

**"A e ke parë atë që ka marrë për zot të tijin epshin e vet?"**

*(Kur'an 25:43)*

**"Mirëpo ata në vend të Tij adhuruan zota të tjerë"**

*(Kur'an 25:3)*

Dije se robi ka nevojë të adhurojë vetëm Allahun, pa i përshkruar asnjë shok Atij. Kjo nevojë është më urgjente dhe më e rëndësishme se ajri për frymëmarrje.

E vërteta e një njeriu qëndron në zemrën dhe shpirtin e tij. As zemra as shpirti i njeriut nuk janë të shëndoshë vetëm se duke adhuruar Allahun.

Një poet ka thënë:

*Ai që dëshiron ta takojë Allahun, e do Atë,*

*Dhe Allahu do ta dojë atë edhe më shumë,*

*E kundërta do të jetë për atë që urren,*

*Ndaj kërkoji Allahut mëshirë e mirësi, por edhe përpiqu*

Edhe nëse njeriu gjen kënaqësi e lumturi në tjetërkënd pos Allahut, ajo është një gjendje që nuk do zgjasë, sepse kur mërzitet me një objekt apo person, ai menjëherë kërkon një tjetër. Ai do të gjejë bekime me këtë person për njëfarë kohe, e do të mërzitet prej tij në një tjetër. Atij mundet madje t'i duket i dëmshëm shoqërimi me një person prania e të cilit dikur i jepte kënaqësinë më të madhe.

Kurse Allahu është Ai për të Cilin njeriu ka nevojë përherë, në të gjitha rastet dhe kohërat.

*Sikur Ti të ishe i kënaqur me mua dhe çdo njeri të ishte i zemëruar,*

*Kënaqësia Jote është kulmi i shpresave të mia!*

**"Kështu, Ne i bëjmë sundues disa mizorë mbi mizorët e tjerë për shkak të asaj që fituan"**

*(Kur'an 6:129)*

## Shenja në rrugën e kërkimtarit

Nëse njeriu kërkon të dijë a është duke u ngjitur drejt suksesit, ka shenja të veçanta që mund ta ndihmojnë atë për të caktuar progresin e tij.

1) Sa më i ditur që të bëhesh, aq më përulur e i mëshirshëm tregohesh me të tjerët. Mendo për një perlë të çmuar: sa më e rëndë dhe e shtrenjtë të jetë, aq me thellë ndodhet ajo në oqean. I urti e di që ndonëse dija është dhunti, Allahu e sprovon personin të cilit ia jep atë. Kur njeriu është mirënjohës për dhuntinë e dijes, ai do të ngjitet në shkallë të larta.

**"Allahu i ngrit ata që besuan prej jush, dhe lartëson në shkallë të lartë ata të cilëve iu është dhënë dija"**

*(Kur'an 58:11)*

2) Sa më shumë vepra të mira të kryesh, aq më i kujdesshëm dhe i ruajtur bëhesh, në kuptimin që nuk ndjehesh i siguruar ndaj gabimit, si p.sh. rrëshqitja e gjuhës dhe ndryshimi i zemrës. Atëherë je në gjendje vetë-kontrolli dhe vetë-kujdesi. Kjo i ngjan zogut të vëmendshëm: saherë ulet mbi një pemë, ai menjëherë fluturon te një tjetër, i frikësuar nga gjahtari dhe plumbi i tij.

3) Sa më tepër plakesh, aq më pak lakmiqar bëhesh ndaj kësaj bote, sepse e di mirë se koha së shpejti do të të mbarojë.

4) Sa më i pasur të bëhesh, aq më bujar duhet të jesh me njerëzit. Muslimani i pasur duhet ta kuptojë se pasuria e tij është një amanet që i është dhënë, dhe se Allahu po e sprovon me të.

5) Sa më pozitë të lartë të kesh në shoqëri, aq më i afërt duhet t'u jesh njerëzve të thjeshtë, duke treguar modesti dhe duke ua plotësuar nevojat.

Shenjat që tregojnë turp dhe mjerim janë:

1) Sa më tepër dije të arrish, aq më i ngutur dhe arrogant bëhesh. Dija e këtij personi nuk është e dobishme. Zemra e tij është e zbrazët dhe shoqërimi me të është i vështirë.

2) Sa më tepër vepra kryen, aq më krenar për vete dhe përbuzës për të tjerët bëhesh. S'ia jep privilegjin e dyshimit askujt përveç vetes. Kështu, gjykon se je i vetmi që do të arrish shpëtim ndërsa të tjerët janë të dënuar me *delalet* (humbje).

3) Sa më tepër plakesh, aq më koprac bëhesh. Grumbullon, por nuk ndan. Fatkeqësitë dhe hallet e të tjerëve nuk të prekin aspak për t'u bërë bamirës ndaj tyre.

4) Sa më i pasur bëhesh, aq më kursyes tregohesh.

5) Sa më e lartë pozita jote në shoqëri, aq më i lartë niveli i arrogancës dhe ngutjes. Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: *"Arrogantët do të mblidhen (ngjallen) në Ditën e Gjykimit si milingona. Njerëzit do t'i shtypin ata me këmbë."*

Në të gjitha pikat e mësipërme, përmendëm disa nga mirësitë e Allahut, me të cilat Ai i sprovon robërit e Tij; disa prej tyre e kalojnë sprovën, kurse të tjerë dështojnë.

## Edhe dhuntisja me nder është sprovë

Njeriu që dhuntiset me pushtet, pozitë, rang, apo pasuri, duhet ta dijë se po sprovohet. Kur profetit Sulejman [a.s.] i sollën fronin e Belkisës (mbretëreshës së Sebes), ai tha:

**"Kjo është nga dhuntia e Zotit tim që të më sprovojë se a do E falënderoj"**

*(Kur'an 27:40)*

Kështu, Allahu jep mirësi për të parë se kush e pranon krahëhapur, duke qenë mirënjohës, duke e ruajtur, dhe duke e shfrytëzuar si duhet; dhe për të parë se kush e mohon atë – duke qenë mosmirënjohës, duke e shpërdoruar, apo madje duke e shfrytëzuar për të luftuar Atë që ia dha atij!

Atëherë, duhet të kuptojmë se mirësitë janë sprova prej Allahut. Nëpërmjet disave prej tyre, mirënjohja e falënderuesit shihet qartë,

ndërsa mosmirënjohësi del sheshit. Gjithashtu, duhet të mbajmë mend se Allahu na sprovon në kohë të mira si dhe në kohë ë vështira.

> "Kurse njeriu, kur Zoti i tij e sprovon duke e nderuar dhe begatuar, thotë: 'Zoti im më ka nderuar.' Por kur për ta sprovuar ia pakëson furnizimin, ai thotë: 'Zoti im më ka nënçmuar.'"
>
> *(Kur'an 89:15-17)*

## Thesaret e përhershme

Thesaret e vërteta janë ato që njeriu merr me vete në Ahiret. Islami, imani, veprat e mira, xhihadi, dhe pendesa janë të gjithë shembuj të thesareve të tilla të përhershme:

> "Nuk është tërë devotshmëria (e kufizuar) të ktheni fytyrat nga lindja apo perëndimi. Devotshmëri është (cilësia e) atij që i beson Allahut, Ditës së Gjykimit, engjëjve, librit, pejgamberëve dhe pasurinë që e do ua jep bonjakëve, të varfërve, udhëtarëve, lypësve dhe për lirimin e robërve, dhe ai që e fal namazin, e jep zekatin, dhe ata që kur premtojnë e zbatojnë, dhe të durueshmit në skamje, në sëmundje dhe në flakën e luftës. Të tillët janë të sinqertit dhe ata janë të devotshmit"
>
> *(Kur'an 2:177)*

## Vendosmëria mund të kapërcejë pengesa të pakalueshme

Kur dikush zotëron vendosmëri të madhe, ai mundet, me lejen e Allahut, të ngjisë lartësi të mëdha virtyti.

Ndër tiparet e muslimanit është se ai jo vetëm që ka qëllime të larta e fisnike, por edhe vendosmëri të fortë, sepse ajo është karburanti që e ngjit njeriun në virtyte të larta.

Dhe vendosmëria – me lejen e Allahut – do t'ju sjellë mirësi të mëdha. Njerëzit do t'ju shohin tek mësoni, bëni vepra të mira, tek punoni për synime të larta - ose, në thelb, si njeri që po kryen arritje.

Mirëpo, mos bini në gabimin e ngatërrimit të vendosmërisë me arrogancën. Midis tyre shtrihet një distancë sa ajo e qiellit me tokën. Kur njeriu ka vendosmëri të fortë, shqetësohet për çdo rast të humbur, e për pasojë e shtyn veten gjithnjë për të arritur qëllimin e tij.

Vendosmëria e fortë është veti dhe trashëgimi e profetëve, ndërsa arroganca është një sëmundje që mbizotëron në mesin e tiranëve dhe njerëzve të poshtër.

Vendosmëria e çon njeriun lart, ndërsa arroganca e rrëzon atë, duke e tërhequr zvarrë viktimën e vet në thellësitë e famës së keqe. O kërkues të dijes, jini të durueshëm dhe këmbëngulës në rrugën ku jeni futur, dhe mos hiqni dorë.

## Leximi për të arritur urti

Një nga aktivitetet që i sjellin gëzim shpirtit është leximi dhe soditja e thënieve të të urtëve. Padyshim, personi i parë që vjen ndërmend është më i miri i së krijuarës, Muhammedi [s.a.v.s.]. Të tjerët s'munden kurrsesi të krahasohen me të, sepse ai u mbështet nga shpallja, u konfirmua nga mrekullitë, dhe na u dërgua me shenja të qarta.

## Dhe kur jam i sëmurë, Ai është Shëruesi im

Ja ku janë disa grimca këshillash që na kanë ardhur nga të mençurit lidhur me çështje të ndryshme. Abkarati ka thënë: "Ruaje shëndetin duke punuar fort, duke shmangur përtacinë, duke urryer pijet, dhe duke hequr dorë nga të mbingrënit."

Disa njerëz të urtë kanë thënë: "Ai që dëshiron shëndet duhet të hajë mirë. Ai duhet të pijë ujë me masë. Shtrirja pas drekës dhe shëtitja pas darkës janë të këshillueshme. Dhe duhet të ketë kujdes të mos bëjë dush pas mbushjes së stomakut."

El-Harithi ka thënë: "Ai që don të qëndrojë – dhe nuk ka qëndrim të përjetshëm – duhet të drekojë dhe darkojë herët. Duhet të ketë veshje të lehtë dhe të minimizojë kontaktin me gratë."

Platoni ka thënë: "Pesë gjëra e dobësojnë trupin, dhe ndonjëherë mund të jenë edhe fatale: varfëria, ndarja nga të dashurit, pirja e lëngjeve të tharta, refuzimi i këshillës, dhe injoranca e përqeshja e të urtëve."

Katër gjëra e dobësojnë trupin: të folurit e tepruar, të fjeturit e tepruar, të ngrënit e tepruar, dhe seksi i tepruar. Të folurit e tepërt e dobëson forcën dhe mprehtësinë e mendjes dhe shkakton plakje të hershme. Fjetja e tepërt e verbon zemrën, duke e bërë njeriun përtac dhe zemërgur. Marrëdhëniet tepër të shpeshta dobësojnë fuqinë e njeriut dhe kanë pasoja dëmtuese mbi trupin në përgjithësi.

Katër gjëra e shkatërrojnë trupin: ankthi, pikëllimi, uria, dhe pagjumësia.

Katër gjëra i sjellin qetësi zemrës: shikimi i gjelbërimit, shikimi i ujit rrjedhës, shikimi i personit të dashur, dhe soditja e frutave në pemë.

Katër gjëra e dobësojnë shikimin: ecja këmbëzbathur, rrudhja e fytyrës në mëngjes pas gjumit dhe në mbrëmje para fjetjes, qarja e shpeshtë, dhe leximi i shkrimit me gërma të vogla.

Katër gjëra e forcojnë trupin: rrobat e lehta, dushet me ujë të vakët, ushqimet e ëmbla dhe të pasura, dhe kundërmimi i aromave të këndshme.

Katër gjëra ia largojnë karakterin dhe freskinë fytyrës: gënjeshtra, paturpësia, pyetjet e shumta e pa vend, dhe keqbërja.

Katër gjëra i sjellin nur fytyrës: ndjenja e dinjitetit, përmbushja e detyrimeve, bujaria, dhe devotshmëria.

Katër gjëra i bëjnë të tjerët t'ju urrejnë: arroganca, xhelozia, gënjeshtra, dhe përhapja e shpifjeve.

Katër gjëra jua lehtësojnë ardhjen e furnizimit: ngritja natën për namaz, pendimi pas mesnate, dhënia e shpeshtë e lëmoshës, dhe përkujtimi i Allahut në pjesën e parë e të fundit të ditës.

Katër gjëra jua pengojnë ardhjen e furnizimit: fjetja në mëngjes, mosfalja e shpeshtë e namazit, përtacia dhe tradhëtia.

Katër gjëra e dobësojnë mendjen dhe të kuptuarit: ngrënia e shpeshtë e ushqimeve dhe frutave të hidhura, fjetja në shpinë, shqetësimi, dhe ankthi.

Katër gjëra ndihmojnë përmirësimin e të kuptuarit: zemra e pangarkuar me gjynahe, mosngrënia e tepërt, ushqimi i matur me ëmbëlsira dhe karbohidrate, dhe heqja e dhjamit të tepërt.

## Kujdes

Njeriu duhet të bëjë kujdes në të gjitha fushat e jetës dhe t'i hetojë pasojat e mundshme të çdo veprimi, sepse duke qenë i kujdesshëm nuk do të ketë arsye për të fajësuar veten. Nëse më pas rezultatet janë të mira, ai falënderon dhe madhëron Allahun. Përndryshe ai thotë: 'Allahu e ka bërë caktimin e Tij dhe ajo që do Ai, bëhet.' Kështu njeriu kënaqet dhe nuk ka pendime.

## Verifikojini Faktet

Person i kujdesshëm është ai që, kur dëgjon ndonjë lajm, nuk nxiton në gjykim duke vështruar vetëm në sipërfaqe; ai i mendon gjërat mirë dhe këshillohet me më të urtit e më të për-

vojshmit. Me të drejtë kanë thënë që të gabosh duke falur ëshë më mirë se të gabosh duke dënuar. Kur'ani thotë:

**"E pastaj të pendoheni për atë që vepruat"**

*(Kur'an 49:6)*

## Vendosni për të bërë diçka e pastaj bëjeni atë

Gjithçka që kam shkruar në këtë libër – duke përfshirë ajetet kur'anore, thëniet e Pejgamberit [s.a.v.s.], vargjet e poezive, ngjarjet dhe fjalët e të mençurve – të thërret për të filluar një jetë të re, plot me shpresë dhe përfundim të mbarë. Mirëpo, nuk do të mund të përfitosh nga ky libër pa vendosmëri të vërtetë, këmbëngulje të fortë, dhe një dëshirë të sinqertë për ta larguar trishtimin, ankthin, dhe nervozitetin. Allahu i ka veçuar ata të dërguar që kishin vullnet të fortë:

**"Ndaj bëj durim [o Muhammed] sikurse duruan të dërguarit e vendosur..."**

*(Kur'an 46:35)*

Ademi që ishte njeriu dhe profeti i parë nuk ishte njëri prej tyre.

**"Por ai harroi, dhe Ne nuk gjetëm vendosmëri te ai"**

*(Kur'an 20:115)*

Dhe po kështu janë bijtë e tij. Imitimi i babait s'është gjë e gabuar, mirëpo ai s'duhet pasuar edhe në mëkat, por duhet penduar. Dhe vetëm Allahu na ndihmon.

## Kjo jetë nuk është gjithçka

Lumturia e njeriut në Ahiret varet nga ajo se si sillet ai në këtë jetë. Çdo person duhet të mbajë mend mirë lidhjen ndërmjet

kësaj jete dhe asaj që vjen. Disa kanë menduar gabueshëm se ka vetëm një botë; ata e harxhojnë kohën e tyre duke grumbulluar gjëra dhe duke u dhënë pas kësaj jete, e cila është kalimtare. Pastaj ata vdesin me dëshirat dhe aspiratat e tyre ndër kraharorë, të paplotësuara dhe të harruara.

Nganjëherë mahnitem me shpresat tona afatgjata në këtë botë – pritshmëritë tona për të ardhmen për një jetë në të cilën njeriu nënshtrohet, dhe atij madje nuk i merret as mendim, e as nuk i jepet ndonjë lajm apo alternativë:

**"Askush pos Tij nuk e di se ç'do t'i ndodhë nesër, dhe askush pos Tij nuk e di se në ç'vend do të vdesë"**

*(Kur'an 31:34)*

Do të doja t'ju paraqisja tre të vërteta, apo të themi, pyetje të rëndësishme:

1) Si mendoni se do të gjeni paqe dhe qetësi kur nuk jeni të kënaqur me Zotin tuaj dhe caktimin e Tij, si dhe të pakënaqur me furnizmin dhe aftësitë tuaja?

2) A e keni falënderuar si duhet Allahun për bekimet dhe mirësitë e Tija, që të meritokeni të kërkoni të tjera favore? Ai që s'mund të kontrollojë pak, mesiguri nuk mund të kontrollojë as shumë.

3) Si ka mundësi që nuk përfitojmë nga ato aftësi që na ka dhënë Allahu, duke dështuar për t'i zhvilluar dhe kultivuar ato? Po t'i kishim përdorur ato, do t'u kishim dhënë të tjerëve dhe kontribuar shoqërisë.

Cilësitë dhe talentet pozitive janë shpesh brenda nesh. Mirëpo në shumë prej nesh ato rrijnë të varrosura si mineralet e çmuara nën tokë, të cilat vetëm eksperti mund t'i minojë, lajë dhe pastrojë, duke i bërë të shndritshme. Vetëm kur ndodh kjo ne ua mësojmë vlerën e vërtetë atyre.

## Fshehja nga e keqja mund të jetë zgjidhje e përkohshme

Lexova librin *el-Mutauarin* nga 'Abdul-Gani el-Ezdiu. Libër interesant, i cili tregon historitë e atyre që u fshehën për shkak të frikës se do të ndëshkoheshin nga el-Haxhxhaxh ibn Jusufi, despoti mizor i kohës së vet.

Ebu 'Umer ibn el-'Ulai thonte për vështirësitë e veta, "Kur Haxhxhaxhi më kërcënoi, ika në Jemen dhe qëndrova në një shtëpi në Sana'. Natën ulesha në çati dhe ditën fshihesha brenda. Një natë, kur isha në tarracë, dëgjova një njeri që recitonte një dyvargësh:

*Ndoshta shpirti tmerrohet e shqetësohet nga një çështje,*
*Për të cilën ka një zgjidhje porsi lirimi i një nyjeje.*

Ebu 'Umeri vazhdon, 'Kur ai njeri tha 'zgjidhje', ndjeva një shkëndijë shprese dhe u gëzova. Pastaj dëgjova një njeri tjetër t'i shpjegonte fjalët e të parit duke lajmëruar se el-Haxhxhaxhi kishte vdekur. Për Allah, nuk e di se cila prej këtyre dy gjërave më gëzoi: fjala 'zgjidhje' apo lajmi 'Haxhxhaxhi vdiq'.

Vetëm një vendim është i detyrueshëm dhe duhet të ndodhë patjetër, dhe ky është vendimi i Atij që kontrollon qiejt dhe tokën.

**"Çdo çast Ai angazhohet me një çështje të re"**

*(Kur'an 55:29)*

Edhe Hasan el-Basriut iu desh të fshihej nga Haxhxhaxhi. Kur i mbërriti lajmi i vdekjes së tij, Hasani e falënderoi Allahun duke rënë në sexhde.

Sa i Përsosur është Allahu, i Cili i ka vendosur disa përmbi disa të tjerë. Dikush vdes, dhe për rrjedhim të tjerët bien në sexhde për të falënderuar Zotin e tyre.

"Për ta nuk qajtën as qiejt as toka dhe atyre nuk iu dha afat"

*(Kur'an 44:29)*

Nga ana tjetër ka njerëz që kur vdesin, shtëpitë bëhen vende zije, sytë ënjten nga lotët dhe humbja e tyre ndihet sinqerisht në zemrat e njerëzve.

Ibrahim en-Neka'iu ishte një tjetër prej atyre që u fshehën për shkak të Haxhxhaxhit. Kur i mbërriti lajmi, ai qau me lot gëzimi dhe tha në një dyvargësh:

*Gëzimi më ka përpirë deri në atë shkallë sa*

*Nga madhështia e asaj që më gëzoi, ia nisa të qaj.*

Ka streha të sigurta për të shtypurit tek Mëshirëploti. Ai dëgjon dhe shikon shtypësin dhe të shtypurin, fitimtarin dhe të mundurin.

Një ajet kur'anor thotë:

"Ne e bëmë njërin prej jush sprovë për të tjerët: a do të bëheni të durueshëm? E Zoti yt është Shikuesi i gjithçkaje"

*(Kur'an 25:20)*

Kjo po më kujton zogun e quajtur el-Hummareh, i cili kur duke rrahur krahët, fluturoi përmbi kokën e të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.]. Ai po ankohej kundër dikujt që i kishte marrë zogjtë nga foleja. I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] tha: *"Kush e ka frikësuar atë duke ia marrë zogjtë? Kthejani zogjtë."*

Duke komentuar mbi këtë ngjarje, një poet ka thënë:

*Një pëllumb të erdhi me shpresën tek ti*

*Duke ankuar me zemrën e thyer e të dridhur,*

*Kush e njoftoi atë se vendi yt është tempull*

*Dhe se ti je strehë e të shtypurve?*

Sa'id ibn Xhubejri ka thënë, "Për Allah, vazhdova të largohem nga Haxhxhaxhi për njëfarë kohe gjersa ndjeva turp nga Allahu Fuqiplotë e i Lartësuar." Pastaj atë e sollën te Haxhxhaxhi. Kur shpata e zhveshur u ngrit mbi kokën e tij, ai buzëqeshi. Haxhxhaxhi e pyeti, "Përse po qesh?!' Ai u përgjigj, "Teksa po thellohesha, më erdhi një mendim: u mahnita me pakujdesinë tënde ndaj Allahut dhe Mësirës së Tij ndaj teje." Ç'fat të kesh një besim dhe bindje të tillë në premtimin e Allahut! Ja se si duhet të jetë *imani*.

## Kujtoni se keni të bëni me më të mëshirshmin!

Ky hadith më tërhoqi vëmendjen, dhe s'do të habitesha sikur të kishte të njëjtin efekt mbi ju. Ahmedi, Ebu Ja'liu, el-Bezzari dhe et-Taberaniu kanë transmetuar secili se: Mbështetur në një shkop, një njeri erdhi te Pejgamberi [s.a.v.s.] dhe tha, 'O i Dërguari i Allahut, kam kryer vepra të ulëta dhe tradhëti. A do më falet mua?' I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] tha, 'A dëshmon se s'ka zot përveç Allahut dhe se Muhammedi është i Dërguari i Allahut?' Ai u përgjigj, 'Po, o i Dërguari i Allahut.' Pejgamberi [s.a.v.s.] i tha: 'Vërtet, Allahu të ka falur ty dhe veprat e tuaja të ulëta dhe tradhëtuese.' Njeriu u nis dhe tha, '*Allahu Ekber, Allahu Ekber.*'

Munda të nxjerr disa përfundime nga ky hadith. Njëri prej tyre është mëshira e pafundme e Allahut. Një tjetër është se pranimi i Islamit ose pendimi i fshin mëkatet e së kaluarës. Një tjetër është se malet me gjynahe s'janë asgjë në krahasim me Faljen e të Gjithdijshmit. Dhe më në fund, është detyrë për ju që të keni mendim të mirë për Zotin tuaj bashkë me të qenurit shpresues për bujarinë e Tij gjithpërfshirëse dhe mëshirën e Tij të plotë.

## Shenja që ftojnë për optimizëm

Libri *Husn edh-Dhan bi'l-Lah* i Ibn Ebi Dunia-së përfshin më shumë se njëqind e pesëdhjetë tekste (*nussus*) nga Kur'ani dhe Sunneti që e nxisin besimtarin të jetë optimist, të kundërshtojë pesimizmin, dhe të përpiqet drejt përmirësimit, përmes punës. Ky mendim forcohet më tej nga fakti premtues se: tekstet e shpallura që premtojnë shpërmblim për veprat e mira i tejkalojnë ndjeshëm ato që paralajmërojnë dënimin e ashpër për kryerjen e së keqes. Dhe Allahu i ka dhënë gjithçkaje masën e vet. Disa ajete pohojnë:

**"Dhe kështu Ne ju bëmë një popull të drejtë"**

*(Kur'an 2:143)*

**"A është më e vlefshme të shkohet pas atij që udhëzon në rrugën e drejtë, apo pas atij që nuk udhëzon [as veten] përveç nëse udhëzohet?"**

*(Kur'an 10:35)*

**"Ne, secilit – këtyre dhe atyre u japim të mirat nga të mirat e Zotit tënd, dhe dhënia e Zotit tënd nuk është e kufizuar."**

*(Kur'an 17:20)*

**"Allahu dëshiron t'ju sqarojë çështjet e t'ju udhëzojë në rrugën e atyre që ishin para jush dhe t'ju pranojë pendimin. Allahu e di më së miri gjendjen e robërve dhe është më i Urti."**

*(Kur'an 4:26)*

**"Do t'i njohësh nga toni i të folurit"**

*(Kur'an 47:30)*

**"Ai është që krijoi për ju gjithë ç'ka mbi tokë"**

*(Kur'an 2:29)*

**"Hani nga ajo që është e lejuar dhe e mirë në tokë"**

*(Kur'an 2:168)*

## Jeta është mundim

Mos u pikëlloni nga vështirësitë e jetës suaj – telasheve s'mund t'iu shmangesh.

Jeta përfshin më së shumti punë dhe përgjegjësi. Lumturia është përjashtim dhe vetëm një fazë kalimtare që shkon e vjen sporadikisht. Njeriu jepet pas kësaj jete, mirëpo Allahu nuk deshi që ajo të ishte vendqendrimi i përhershëm i robërve të Tij punëmirë.

Sikur kjo botë të mos ishte vend sprovimi, s'do të kishe pasur sëmundje dhe halle; ajo do të kishte qenë e lehtë për njerëzit më të mirë: të dërguarit e Allahut [a.s.]. Ademi [a.s.] u përball më vështirësi dhe halle gjer në ditën kur e la këtë botë. Profetin Nuh [a.s.] e talli dhe e përçmoi vetë populli i tij. Profeti Ibrahim [a.s.] u sprovua me zjarr dhe urdhrin për të flijuar të birin. Profeti Ja'kub [a.s.] u nda nga i biri dhe qau gjersa humbi shikimin. Profeti Musa [a.s.] duroi tiraninë e Faraonit dhe pas kësaj mosbindjen e popullit të vet. Profeti Isa [a.s.] ishte i varfër. I fundit prej tyre, Pejgamberi dhe i Dërguari Allahut Muhammedi [s.a.v.s.] e duroi me qetësi varfërinë dhe ashpërsinë e popullit të vet, dhe e ndjeu rëndë humbjen e njërit prej xhaxhallarëve të tij – Hamzait, paqe e bekime pastë mbi të gjithë profetët. Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: *"Kjo botë është burg për besimtarin dhe parajsë për jobesimtarin."*

E madje edhe në kuptimin shprehimor ka shembuj të pafundëm të punëmirëve, dijetarëve, dhe të sinqertëve që janë burgosur për bindjet e tyre.

## Thellohu...

Zejd ibn Thabiti transmeton se ai e kishte dëgjuar të Dërguarin e Allahut [s.a.v.s.] të thonte: *"Atij që preokupim kryesor ka këtë botë, Allahu do t'ia shprishë punët, do ta godasë me fatkeqësi midis dy syve; për me tepër, atij s'do t'i vijë asgjë nga kjo botë përveç*

*asaj që i është shkruar. Kurse atyre që dëshirojnë Ahiretin, Allahu do ua mbledhë punët (në mbarësi). Ai do të fusë pasuri në zemrat e tyre dhe bota do u vijë atyre, qoftë edhe me pahir."*

Sahabiu 'Abdullah ibn Mes'ud transmetoi se ai e kishte dëgjuar të Dërguarin e Allahut [s.a.v.s.] të thonte: *"Ai që i shndërron të gjitha preokupimet e tija në një – Ahiretin – Allahu do t'ia plotësojë kërkesat dhe preokupimet në këtë jetë. Dhe për atë që preokupimet ia kushton çështjeve të duniasë, Allahu nuk do të kujdeset se në cilën luginë do të zhduket."*

## Ecja në rrugën e mesme shpëton nga shkatërrimi

Lumturia e vërtetë mbështetet në tre gjëra:

1) Maturia në zemërim.

2) Maturia në plotësim dëshirash.

3) Maturia në dije.

Duhet qenë i matur në përmbushje dëshirash personale, përndryshe ato rriten në atë shkallë sa që kërkojnë të kënaqen vazhdimisht, çka sjell shkatërrimin e viktimës së atyre epsheve. Kjo mund të thuhet edhe për zemërimin. Një hadith tregon: *"Punët më të mira janë të maturat."*

Nëse dy forcat kontrollohen me masë nga fuqia e dijes, njeriu do të udhëzohet në rrugë të drejtë. Po kështu, fuqia e tepruar e bën dhunën dhe vrasjen të lehtë. Mirëpo edhe nëse ajo mungon, atëherë do të zhduket ajo cilësi e lavdërueshme e vendosmërisë në mbrojtjen e fesë dhe të familjes. Kur ajo përdoret me masë, atëherë durimi, trimëria dhe urtia do të jenë rezultatet. Kjo vlen edhe për dëshirën; nëse ajo rritet, do të mbizotërojë ligësia dhe vesi; nëse është e paktë, do të vijojnë paaftësia dhe pafuqia. Mirëpo, nëse është e pranishme maturia, nderi dhe kënaqësia do

të jenë rezultatet. Një hadith tregon: *"Ju urdhërohet të ndiqni udhëzimin e maturisë."*

"Kështu Ne ju bëmë një popull të drejtë (të mesëm)"

*(Kur'an 2:143)*

## Njeriu gjykohet sipas tipareve mbizotëruese

Të jesh i suksesshëm do të thotë të kesh cilësi të mira që i kalojnë të këqijat. Kur kjo bëhet realitet, do shihni se njerëzit do derdhin fjalë të mira për ju, madje edhe për cilësi që nuk i keni. Ata as nuk do pranojnë që ju të kritikoheni, edhe pse ato mund të jenë të vërteta – një mali s'i rritet vlera nga një gur që i shtohet, e as nuk i bie nga një gur që i hiqet.

Ndonëse aty-këtu kam lexuar kritika për arabin bujar Kejs ibn 'Asim, dhe liderin e famshëm Kutejbe ibn Muslim, kam parë se kritika ndaj njerëzve të tillë as nuk mbizotëron nëpër libra e as nuk pranohet nga masat. Arsyeja e kësaj është se cilësitë e tyre negative u tretën në oqeanin e tyre të mirësisë. Përkundrazi, kam lexuar disa gjëra të mira për Haxhxhaxhin, Ebu Muslim el-Khorasanin, dhe el-Ubejdiun, por askush nuk kujton lavdërim për ta e as që beson ndokush se njerëz të tillë kishin cilësi të mira. Kjo sepse këto cilësi humbasin në masën e poshtërsisë dhe vesit të tyre. Sa i Përsosur dhe i Drejtë është Allahu në menaxhimin e çështjeve të krijimit të Tij.

## Kështu është krijuar

Ka një hadith që thotë: *"Gjërat lehtësohen për atë që janë krijuar."*

Përse neglizhohen dhe shpërfillen talentet atëherë? Ndër njerëzit më të këqinj dhe të mjeruar është ai që dëshiron të jetë dikush tjetër. I urtë është ai që studion veten dhe përmbush qëlli-

min për të cilin është krijuar. Nëse duhet të jetë shofer, ai do të jetë shofer, dhe nëse duhet të jetë fermer, ai do të bëhet i tillë. Dijetari i gramatikës arabe, Sebaueji, studioi shkencat e hadithit, por ato iu dukën shumë të vështira. Ai kaloi te gramatika, dhe jo vetëm që u bë ekspert, por edhe një nga gramaticienët më të shquar të historisë. Një i urtë ka thënë, "Personi që ndjek një vijë e cila nuk i shkon përshtat është si ai që mbjell palma në Damask, apo si ai që mbjell qitro në Arabi."

Hasan ibn Thabiti nuk kishte zë për *muezin*, sepse ai nuk ishte Bilal, dhe Khalid ibn Uelidi nuk shpërndante pronat e të vdekurve, sepse ai nuk ishte Zejd ibn Thabit. Ndaj, kërkojeni dhe caktojeni vendin tuaj në skemën e krijimit.

**Një poet arab ka thënë:**

*Ata që për luftëra u krijuan janë luftëtarët*
*Dhe për libra janë poetët e shkrimtarët.*

## Inteligjenca kërkon udhëzim

Nga BBC dëgjova rreth përpjekjes për atentat të romancierit Nexhib Mahfuz, nobelistit të letërsisë. Duke dëgjuar lajmin, mendimet m'u ktyen tek librat e tij që kisha lexuar. U shtanga se si Nexhibi, megjithë zgjuarsinë e tij të dukshme, kishte mbetur injorant rreth së vërtetës - se realiteti e tejkalon imagjinatën dhe se përjetësia është më e madhe se kjo jetë kalimtare. Dhe mbi të gjitha, se parimet hyjnore janë më të rëndësishme dhe të larta se ato njerëzore.

**"A është më i vlefshëm për t'u ndjekur ai që udhëzon në rrugën e drejtë, apo ai që nuk udhëzon (as veten) veç nëse udhëzohet?"**

*(Kur'an 10:35)*

Me fjalë të tjera, ai i shkroi veprat e tija nga imagjinata, duke përdorur aftësinë e tij të mrekullueshme për të vizualizuar, paraqitur dhe frymëzuar. Mirëpo, në fund ai nuk dha asgjë përveç se ngjarje të pabazuara në realitet.

Pas leximit të jetëshkrimit të tij, nxora një përfundim të rëndësishëm: njeriu s'mund t'ia dalë duke gëzuar të tjerët në kurriz të lumturisë së tij. S'mund të quhet e drejtë, e ku më e shëndoshë, të kënaqësh të tjerët kur vetë je i mjeruar. Disa shkrimtarë kanë lavdëruar gjenitë, jo sepse arritën lumturi dhe paqe, por sepse e lejuan veten të digjen përbrenda për t'u sjellur ndriçim të tjerëve. Megjithatë, gjeniu i vërtetë në fillim ndriçohet përbrenda, e pastaj u tregon rrugën të tjerëve. Kështu, ai më parë ndërton themelin e udhërrëfimit dhe mirësisë për vete, e pastaj për të tjerët.

Ahiretin dhe gajbin nuk do t'i gjeni në shkrimet e Nexhib Mahfuzit. Ajo që do të gjeni është një botë përfytyrimesh, vegimesh dhe përjetimesh; veprat e tij janë joshëse, ndaj edhe bëhen popullore e të suksesshme. Por ku janë qëllimet e larta dhe mesazhet fisnike që gjenden në veprat e mëdhaja? T'ju them të drejtën, këto nuk do i gjeni në librat e tij.

Megjithatë, e shoh se Nexhib Mahfuzi e kuptoi atë që kishte për të bërë. Në fjalët e Shpalljes:

**"Ne, secilit – këtyre dhe atyre u japim nga të mirat e Zotit tënd dhe dhënia e Zotit tënd nuk është e kufizuar"**

*(Kur'an 17:20).*

Gjithsesi, nuk mjafton që dikush të realizojë atë që do; ajo që kërkohet është realizimi i asaj që do Allahu. Ai thotë:

**"Allahu dëshiron t'ju sqarojë çështjet e t'ju drejtojë në rrugën e atyre që ishin para jush, dhe t'ju pranojë pendimin. Allahu e di më së miri gjendjen e robërve dhe është më i Urti. Allahu dëshiron t'ju pranojë pendimin, e ata që ndjekin dëshirat e epsheve dëshirojnë që ju të shmangeni në tërësi"**

*(Kur'an 4:26-7).*

Unë s'mund të them me siguri se kush do të hyjë në Xhennet e kush do të hyjë në Xhehenem, përveç atyre që janë treguar nga shpallja se do të shkojnë tek njëri apo tek tjetri. Kështu që, mund t'i gjykoj njerëzit vetëm nga thëniet dhe veprat.

Kur'ani na njofton:

**"Por mesiguri do t'i njohësh nga toni i të folurit"**

*(Kur'an 47:30)*

Dhe si përmbyllje, ç'përfitim do ketë njeriu nëse bëhet mbret ndërkohë që zemrën e ka të prishur dhe plot me të pavërtetë? Nëse talenti dhe suksesi nuk shpiejnë në shpëtim, atëherë përse duhen ato?

## Zbukurohuni përbrenda - bota do ju duket e mrekullueshme

Lumturia e vërtetë përfshin bukurinë dhe shkëlqimin e jetës, një shijim ky që kufizohet vetëm nga limitet e vendosura prej Islamit. Allahu ka krijuar për ne kopshte të mrekullueshme sepse Ai është i Bukur dhe e do bukurinë, si dhe për të studiuar shenjat e Tija që janë të pranishme në krijimin e Tij të mrekullueshëm.

**"Ai është që krijoi për ju gjithë ç'ka mbi tokë"**

*(Kur'an 2:29).*

Aroma e pastër, ushqimi i shijshëm,dhe pejsazhi frymëzues i sjellin lehtësi dhe lumturi shpirtit.

**"Hani nga jo që është e lejuar dhe e mirë mbi tokë"**

*(Kur'an 2:168).*

Transmetohet në një hadith se Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: *"Më janë bërë të dashura nga kjo botë, parfumi dhe gratë. Kurse drita e syrit tim është namazi."*

Skajet e vetë-mohimit dhe përkorjes së rreptë ua kanë mbuluar dhe shtrembëruar mrekullitë e jetës disave. Ata jetojnë në

murgëri, abstenim nga çështjet e botës, uri, dhe pagjumësi. I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] ka thënë: *"Mirëpo unë agjëroj dhe ha herë te tjera; rri në këmbë dhe pushoj; martohem dhe ha mish. Ndaj, ai që shmanget nga praktika ime, nuk është prej meje."*

Është e çuditshme dhe e habitshme të shohësh atë që i bëjnë disa grupe vetes; disa kanë hequr dorë nga lloje të caktuara ushqimesh; të tjerë kanë braktisur të qeshurit, ndërsa disa të tjerë i kanë ndaluar vetes pirjen e ujit të ftohtë. Thua se nuk e shohin që këto veprime janë njëlloj si të torturosh veten dhe të shuash shpirtin.

**"Thuaj: 'Kush i ndaloi bukuritë dhe ushqimet e mira që Allahu i krijoi për robët e vet?'"**

*(Kur'an 7:32)*

I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] e hante mjaltin dhe ai është njeriu më i përzotshëm dhe më i devotshëm. Kjo sepse Allahu e krijoi mjaltin për t'u ngrënë.

**"Nga barqet e tyre del lëng, ngjyra e të cilit është e ndryshme dhe në të cilin ka shërim për njerëz"**

*(Kur'an 16:69).*

Ai u martua me gra të pamartuara si dhe me të veja apo të divorcuara:

**"Atëherë martohuni me ato gra që ju pëlqejnë; me dy, tri, osë me katër.."**

*(Kur'an 4:3)*

Ai vishej me rrobat më të mira në festat e bajrameve dhe raste të tjera.

**"O bijtë e Ademit, vishuni bukur për çdo namaz..."**

*(Kur'an 7:31)*

Pejgamberi [s.a.v.s.], të cilin ne duhet ta ndjekim, i përmbushte të drejtat e shpirtit dhe të drejtat e trupit. Kjo sepse ai [s.a.v.s.] u dërgua me fenë e drejtë, fenë që Allahu ia bëri njeriut të natyrshme dhe të vërtetë.

## Gëzoju lehtësimit që është pranë

Vështirësia, sado e madhe dhe me pasoja të jetë, nuk zgjat kurrë. Përkundrazi, sa më të vështira dhe të ashpra bëhen rrethanat, aq më shumë i afrohemi lehtësimit, rehatisë dhe çlirimit. Atëherë ndihma dhe asistimi janë nga Allahu. A nuk është fundi i çdo nate të errët mëngjesi i shndritshëm?

## Ji më lart se xhelozitë

Njeriu më i bekuar është ai që dëshiron Ahiretin dhe nuk është xheloz ndaj njerëzve për atë që u ka dhënë Allahu atyre. Ai mbart me vete mesazhin e parimeve të larta dhe dëshiron t'ua përcjellë atë të tjerëve. Nëse nuk mund t'u bëjë mirë atyre, ai të paktën nuk i dëmton ata. Merrni për shembull "oqeanin e dijes", apo "interpretuesin e Kur'anit", Ibn 'Abbasin. Me sjelljen e tij të mirë, ai ia doli t'i kthente armiqtë (Beni umejjadët, Beni Mervanët dhe përkrahësit e tyre) në miq. Për pasojë, më tepër njerëz patën mundësi të përfitojnë nga dija e tij. Ai mbushi tubime me dije dhe përkujtimin e Allahut. Ai i harroi ditët e Betejës së Devesë dhe Siffinit, dhe i la pas ato që ndodhën në ato kohë. Ai vazhdoi të ndërtonte, bashkonte dhe riparonte dallimet. Të gjithë filluan ta donin dhe ai u bë "dijetari i famshëm" i ummetit. Nga ana tjetër kemi Ibn Zubejrin, i cili preferoi të kundërvihej para se të hiqte dorë nga të drejtat personale, aq sa u bë tepër i përfshirë në qëllimet e tija dhe për pasojë shumë muslimanë u vranë. Pastaj ndodhi më e keqja. Qa'beja u bë fushë beteje sepse armiqtë e tij e gjetën në rrethinat e saj dhe shumë vetë u masakruan. Në fund, ai u vra dhe pastaj u kryqëzua.

"E urdhri i Allahut është vendim i kryer"

*(Kur'an 33:38).*

Nuk dua t'i ul disa e të lavdëroj të tjerë; thjesht po përpiqem ta studioj historinë me syrin e nxjerrësit të mësimeve dhe moralit. Butësia, pajtimi dhe falja janë cilësi që i kanë vetëm pak njerëz. Kjo sepse për t'i arritur dhe përfshirë ato në karakterin tënd duhet ta nënshtrosh veten, duke i harruar dëshirat dhe ambicjet e larta.

### Thellohu...

I Dërguari i Allahut (paqe e bekime pastë mbi të) ka thënë: *"Njiheni Allahun në kohëra të mira dhe Ai do t'ju njohë në kohëra të vështira."*

Kjo do të thotë që nëse dikush i druhet Allahut dhe i zbaton urdhërat e Tija në kohë lehtësish, ai e ka njohur veten me Allahun. Përveç kësaj, një lidhje dhe marrëdhënie e veçantë do të zhvillohet mes tij dhe Allahut. Allahu do ta njohë atë në kohëra të vështira, duke e ndihmuar për shkak të bindjes së vet ndaj Atij në kohëra lehtësish. "Njihe" dhe "Ai do të të njohë" sugjeron një lloj të veçantë dijeje, që tregon afri midis Allahut dhe robit të Tij besimtar, dhe dashuri të Allahut për atë rob.

Durimi, nëse zbatohet vërtetësisht, ka efektin e shndërrimit të fatkeqësisë në një bekim. Është çështje perspektive dhe këndvështrimi. Kjo sepse Allahu i Lartësuar dhe Mëshirplotë nuk na sprovon për të na shkatërruar, por përkundrazi, për të vlerësuar durimin dhe shkallën tonë të imanit. Kjo shpjegohet me atë se Allahu ka të drejtë të adhurohet në kohë vështirësish ashtu siç ka të drejtë të adhurohet në kohë lehtësimesh dhe mirëqenieje. Shumica e njerëzve u janë besnikë detyrave të tyre dhe u përgjigjen urdhëresave kur gjërat shkojnë mirë dhe në përputhje me dëshirat e tyre. Një pikë thelbësore që duhet kuptuar është se shpesh sprova e vërtetë është ibadeti dhe ndjekja e urdhërave që nuk i shkojnë për qejf njeriut. E pikërisht lidhur me këtë dallojnë njerëzit në imanin e tyre. Ajo se si ata veprojnë në ato rrethana do të caktojë gradën e tyre te Allahu.

## Dija është çelësi i qetësisë dhe lehtësimit

Dija dhe natyra e çiltërt janë si dy shoqe të pandashme: nëse njëra është e pranishme, mund të jesh i sigurt për shoqërinë e tjetrës. Po të studioni jetët e dijetarëve të mëdhenj të Islamit, do të shihni se ata bënin jetë të thjeshtë dhe ishin të butë. Ata e kuptuan qëllimin e jetës dhe e dinin se cilat çështje ishin parësore e cilat dytësore. Ndërkohë, do të shihni se njerëzit më kokëfortë janë të zellshmit që nuk kanë dije. Ata i keqinterpretojnë tekstet e shpallura dhe janë injorantë mbi çështjet fetare. Fatkeqësia e havarixhëve - një sekti të devijuar – buroi nga dija e paktë dhe të kuptuarit e mangët. Ata nuk ishin të udhëzuar të kuptonin se në fenë tonë ka çështje të rëndësisë parësore, të cilat kanë më rëndësi se të tjerat. Kështu, ata shkëlqyen në çështje të parëndësishme e dështuan paturpësisht në çështjet e larta, të mos përmendim ato më elementaret.

## Njeriu më fisnik

Disa nga vetitë mbizotëruese të karakterit të të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.] ishin kënaqja, optimizmi, dhe zemra bujare. Ai sillte sihariqe. Ai i ndalonte njerëzit nga ekstremet e përkorjes dh asketicizmit, sepse ato i largonin njerëzit nga e vërteta. Pesimizmi dhe dështimi nuk gjendeshin në fjalorin e tij. Buzëqeshja ishte përherë në fytyrën e tij, gëzimi në zemrën e tij, lehtësia në urdhërat e tij, maturia në praktikën e tij, dhe lulëzimi në fenë e tij. Shumë nga misioni i tij ishte largimi i vështirësisë dhe vargonjve të së pavërtetës që i mbante njerëzit të lidhur.

## Hap pas hapi

Kur u drejtohet masave në një ligjëratë, vaizi duhet të ketë një qasje të matur dhe sistematike. Sistematik këtu do të thotë se

më parë duhen trajtuar çështjet më të rëndësishme. Ky parim mbështetet nga këshilla e të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.] për shokun e tij Mu'adh, kur e nisi atë në Jemen: *"Gjëja e parë që duhet të bësh është t'i ftosh të dëshmojnë se nuk ka zot përveç Allahut dhe se Muhammedi është i Dërguari i Allahut..."*

Në përpjekjet tona duhet të kërkojmë zhvillimin gradual. Përse ua rrasim njerëzve në fyt të gjitha njëherësh!

**"E ata që nuk besuan thanë: 'Përse të mos i ketë zbritur atij Kur'ani përnjëherësh?' Ashtu (e zbritëm pjesë-pjesë) që me të të forcojmë zemrën tënde dhe ta sollëm atë ajet pas ajeti"**

*(Kur'an 2:286).*

Muslimanët duhet të kenë një ndjenjë rehatie dhe lehtësie kur marrin mësimet e Islamit, sidomos kur Islami erdhi t'i shpëtojë njerëzit nga pikëllimi i brendshëm dhe barra.

Termi *teklif*, që do të thotë barrë ose urdhëresë që duhet zbatuar, është përmendur në Kur'an vetëm në formën mohore.

**"Allahu nuk ngarkon njeri përtej mundësisë së tij"**

*(Kur'an 2:286).*

Kjo sepse *teklif*-i është ngarkesë apo rëndesë, kurse Islami erdhi vetëm t'i lehtësojë njerëzit nga gjëra të tilla.

Kur shokët e Pejgamberit [s.a.v.s.] vinin tek ai për këshillim ose udhëzim të përgjithshëm, ai u thonte diçka përmbledhur e saktë që mbahej mend lehtë. Pas kuptimit të gjendjes së pyetësit, Pejgamberi [s.a.v.s.] jepte gjithmonë përgjigje praktike e të thjeshtë.

Gabojmë shumë kur përpiqemi t'ia parashtrojmë publikut tërë këshillat, mësimet, mirësjelljen, dhe urtinë që kemi në xhepa.

**"Dhe Kur'anin që Ne e ndamë pjesë-pjesë për t'ua lexuar njerëzve dalëngadalë, dhe ashtu e shpallëm atë një pas një"**

*(Kur'an 17:106).*

## Qoftë pak apo shumë, mëso mirënjohjen

Personi që nuk i është falënderues Allahut për ujin e ftohtë dhe të kulluar, nuk do t'i jetë mirënjohës Atij as për një vilë apo makinë luksoze.

Njeriu që nuk është falënderues për bukën e ngrohtë nuk do të jetë mirënjohës nëse papritur bekohet me ushqime luksoze, sepse mosmirënjohësi e sheh edhe pakun edhe të shumtën si e njëjta gjë. Shumë njerëz para nesh i kanë bërë premtime Allahut që nëse Ai u jepte bekime ose mirësi, ata do të ishin mirënjohës dhe bamirës.

**"E prej tyre pati të tillë që i kishin dhënë besën Allahut që: "Nëse (Allahu) na jep nga mirësia e Tij, ne do të ndajmë lëmoshë dhe do të bëhemi prej punëmirëve. Kur Allahu u dha nga të mirat e Veta, ata bënë koprraci me to, e thyen besën, dhe u zmbrapsën nga respekti ndaj Allahut"**

*(Kur'an 9:75-76).*

Çdo ditë shohim njerëz të tillë – mendërisht të stresuar, bosh përbrenda, dhe të hidhëruar me Zotin e tyre, sepse Ai nuk u ka dhënë sa duhet. Ata ndihen kështu megjithë shëndetin e tyre të mirë dhe megjithë ushqimin e pasur që i mban çdo ditë, për të mos përmendur tërë nevojat elementare që kanë. Ata s'janë mirënjohës për këto gjëra, e as për kohën e lirë që kanë. Ç'do të kishte ndodhur po t'u jepeshin kështjella dhe vila! Ata padyshim do të kishin devijuar edhe më larg nga rruga e Zotit të tyre dhe do të ishin bërë edhe më kryelartë e mospërfillës.

Ai që ecën këmbëzbathur thotë, 'Do t'i jem mirënjohës Zotit kur të më bëjë me këpucë.' Ai që ka këpucë e shtyn mirënjohjen gjersa të ketë një makinë të shtrenjtë. Ne i marrim të mirat në dorë dhe e japim mirënjohjen me kredi. Dëshirat tona ndaj Allahut s'kanë të sosur kurse ne jemi të ngadaltë dhe letargjikë në zbatimin e urdhërave të Tij.

## Tre pllakate

Një i urtë vari tre pllakate në zyrë për t'i lexuar çdo ditë.

Në të parin shkruhej, 'E sotmja jote, e sotmja jote!', duke nënkuptuar: jeto brenda kufijve të së sotmes, duke punuar dhe u përpjekur.

I dyti thonte, 'Mendo dhe falëndero', duke nënkuptuar: sodit bekimet e Allahut mbi ty dhe tregohu mirënjohës.

'Mos u zemëro' ishte e shkruar në të tretin.

Tre fjali të shkurtëra që ju tregojnë rrugën më të shkurtër drejt lumturisë. Ndoshta duhet t'i shkruani në një vend të dukshëm që edhe ju t'i kujtoni ato përditë.

## Thellohu...

Ne të gjithë duhet të jemi të vetëdijshëm se janë dy sekrete që duhet të dimë kur flasim për vështirësisë dhe lehtësimet:

E para: Kur s'mund të durojë vështirësinë, njeriu humbet shpresën tek të tjerët, dhe për pasojë, zemra e tij varet vetëm tek Allahu.

E dyta: Saherë që besimtari i vërtetë ndjen se lehtësimi po i vonon dhe se du'ave nuk po u përgjigjet, objekti i fajësimit të tij bëhet vetja e vet. Ai i thotë vetes, 'Ndodhem në këtë situatë vetëm për shkakun tënd. Sikur të vleje ndopak, lutjet e tua do të ishin plotësuar.' Një vetë-qortim i tillë është më i dashur tek Allahu se shumë vepra të mira. Kur një rob i Allahut kalon këtë proces, ai përulet para Zotit dhe pranon të metat e rrëfen se ai e meriton fatkeqësinë që i ka rënë si dhe se ai nuk meriton t'i plotësohen du'atë. Atëherë, përgjigja ndaj lutjeve të tija vjen shpejt dhe reja e zezë mbi të largohet.

Ibrahim ibn Adhami ka thënë: "Sikur mbretërit ta dinin cilësinë e jetës sonë, do të na luftonin me shpata."

## O njerëz, çlirohuni nga shqetësimi dhe frika

Më tepër se tridhjetë kapituj të librit *el-Faraxhu B'ada esh-Shiddeh* merren me çështjen e lehtësimit dhe çlirimit pas vështirësisë. Ky libër thekson se sa më fort të zhytemi në vështirësi, aq më shumë i afrohemi lehtësimit dhe çlirimit. Libri përmban më shumë se dyqind ngjarje të cilat sillen rreth kësaj teme. Cilado qoftë vështirësia, është vetëm çështje kohe para se të arrijnë ditë më të mira. Et-Tanukhi ka thënë, 'Qetësohu, sepse shumë të tjerë përpara teje kanë shkelur në këtë rrugë.'

Ndaj, kjo është ngjarje që përsëritet. Allahu Fuqiplotë thotë:

**"Padyshim, Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, uri, humbje nga pasuria, jeta dhe frytet..."**

*(Kur'an 2:155)*

**"Ne vërtet i sprovuam ata që ishin para tyre..."**

*(Kur'an 29:3)*

Është vërtet e drejtë që në këtë etapë të sprovimit ne duhet të adhurojmë Allahun në kohëra të këqija ashtu siç duhet ta adhurojmë në kohëra të mira. Allahu i ndryshon gjendjet tona siç bën me natën dhe ditën. Ç'ne zemërimi, mosbindja, dhe ankimi?

**"Sikur t'i kishim urdhëruar ata: mbytni veten, apo: dilni prej atdheut tuaj, shumë pak prej tyre do ta zbatonin atë.."**

*(Kur'an 4:66)*

## Sadakaja mbron nga hallet e jetës

Ebu Bekri ka thënë me të drejtë: "Veprat e bamirësisë mbrojnë nga hallet e jetës."

Ky pohim dëshmohet nga shpallja dhe mendja.

**"Sikur ai të mos ishte prej atyre që e përmendin shumë Zotin, ai do të mbetej në barkun e tij (peshkut) deri në ditën e ringjalljes."**

*(Kur'an 37:143-4)*

Zonja e madhe dhe gruaja e Pejgamberit [s.a.v.s.], Hatixhja, i tha atij: "Jo, për Allah, Zoti nuk do të të braktisë kurrë. Vërtet, ti je i mirë ndaj të afërmve, mbart barrën e të tjerëve, u jep të varfërve, dhe i ndihmon njerëzit që kalojnë nëpër vështirësi." Shihni se si ajo e kuptoi se veprat e mira shpiejnë medoemos në rezultate të mira, se fundi ngadhënjyes pason fillimin fisnik.

Sabaiu në *el-Vuzara*, Ibn ul-Xheuzi në *el-Muntazim* dhe et-Tanuki në *el-Faraxhu B'ada esh-Shiddeh* transmetojnë ngjarjen e mëposhtme:

Ministri abbasid Ibn el-Furati e lëndonte shpesh Ebu Xha'fer ibn Bistamiun. Ky vuante shumë nga kjo. Kur Ebu Xha'feri ishte fëmijë, e ëma i vendoste një copë bukë nën jastëk. Ditën e nesërme ajo ia jepte ndonjë nevojtari në emër të tij. Kohë më vonë, Ebu Xha'feri shkoi tek Ibn el-Furati për një punë. Ibn el-Furati i tha menjëherë, 'A ka ndonjë çështje midis teje dhe nënës tënde lidhur me bukën?' Ai u përgjigj, 'Jo.' 'Më thuaj të vërtetën' këmbënguli Ibn el-Furati. Disi i turpëruar, Ebu Xha'feri e tregoi historinë e së ëmës duke u tallur me të dhe me gratë në përgjithësi. Ibn el-Furati tha, 'Mos fol ashtu, sepse mbrëmë para se të flija, sajova një plan, që po të ishte realizuar, do të të kishte shkatërruar. Kur rashë për të fjetur, pashë një vegim: ishte sikur duart e mia ishin gritur me një shpatë të zhveshur dhe u vërsula të të vras. Nëna jote ma ndaloi dhe në dorën e saj ishte një copë bukë që ajo përdorte si mburojë të të mbronte prej meje. Për pasojë, nuk mund të të arrija. Pastaj, u zgjova." Ebu Xha'feri e qortoi për mërinë që kishte lindur midis tyre pak e nga pak, dhe ky incident i hapi rrugën pajtimit midis tyre. Ibn el-Furati e ndihmoi bujarisht Ebu Xha'ferin në punët e tija dhe shpejt ata u bënë shokë të ngushtë. Ibn el-Furati paska thënë pas kësaj ngjarjeje, 'Për Allah, nuk do të shohësh të keqe prej meje pas kësaj dite.'

## Çlodhja dhe ripërtëritja

Dy tipare të dukshme të Sheri'atit janë elasticiteti dhe thjeshtësia. Këto dy cilësi e ndihmojnë muslimanin në adhurimin dhe veprat e tija.

"Dhe Ai bën për të qeshur e Ai bën për të qarë"

*(Kur'an 53:43).*

I Dërguari i Allahut qeshte dhe bënte shaka, mirëpo fliste vetëm të vërtetën. Ai e ndaloi haptas ngurtësinë, egërsinë dhe sjelljen artificiale.

"Ai na informoi se ai që e bën fenë tepër të shtrënguar dhe të ashpër do të mundet prej saj."

Në një hadith tjetër na thuhet se Feja është e fortë dhe se ne duhet të hyjmë në të me ngadalë. Gjithashtu na thuhet se çdo besimtar ka një nivel gjallërie dhe se i tejashpri do të dështojë, sepse ai sheh vetëm rrethanat e tanishme dhe është i verbër ndaj situatave të ndryshme në të cilat mund ta gjejë veten. Ai e harron kohën që ka para dhe mërzinë që shkakton ngurtësia në fe. Më i urtë është ai që ka një pakicë veprash të cilat i kryen vazhdimisht cilatdo qofshin rrethanat. Nëse ndodh që të jetë më entuziast në njërën ditë, ai bën më tepër. Por nëse dobësohet, ai të paktën kryen ato vepra që i ka shprehi. Ndoshta ky është kuptimi i thënies që citohet nga disa sahabë: "Shpirti nganjëherë çelet e nganjëherë tërhiqet. Shfrytëzo çastet kur ai çelet dhe lëri ato kur ai tërhiqet."

Kam parë shumë njerëz që synonin të mirën duke falur një sasi të pazakontë nafilesh e madje duke shkuar në skaj. Mirëpo, në fund ata u kthyen në një gjendje më të dobët se ajo në të cilën ndodheshin para shpërthimit të entuziazmit që përjetuan.

Ajo që shumë njerëz mospërfillin është fakti se Feja ka ardhur parasëgjithash për të sjellur lulëzim dhe lumturi për njerëzit.

**"Ne nuk ta shpallëm Kur'anin për të të munduar [o Muhammed]"**

*(Kur'an 20:2)*

Allahu i qortoi ata që e mbingarkuan veten duke bërë më shumë se ç'ishin në gjendje, dhe të cilët si pasojë e tërheqjes nga bota reale, përfunduan duke devijuar nga zotimet e tyre paraprake. Kur'ani Fisnik na njofton:

**"Por murgërinë që ata e shpikën nuk ua urdhëruam Ne atyre, edhe pse kishin për qëllim që me të të arrinin kënaqësinë e Allahut, por ata nuk iu përmbajtën asaj siç duhet përmbajtur."**

*(Kur'an 57:27)*

Islami dallon nga fetë e tjera duke qenë i matur, i lehtë për t'u ndjekur, duke u kujdesur për trupin dhe shpirtin, duke u preokupuar për këtë jetë dhe Ahiretin, me anë të parimeve që janë të lindura dhe të natyrshme te njeriu. Siç e formulon Kur'ani:

**"Kjo është feja e drejtë.."**

*(Kur'an 9:36)*

Sahabiu Ebu Sa'id el-Khudri transmeton hadithin e mëposhtëm: *"Një beduin erdhi tek i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] dhe pyeti, 'O i Dërguari i Allahut, cili prej njerëzve është më i miri?'* Ai [s.a.v.s.] u përgjigj: *"Besimtari që përpiqet me veten dhe pasurinë e tij në rrugën e Allahut. Pastaj njeriu që veçohet në luginë për të adhuruar Zotin e tij."*

Në një transmetim tjetër ai [s.a.v.s.] ka thënë: *"Ai që e ka frikë Allahun dhe prej të cilit njerëzit nuk kanë dëm."*

Ebu Sa'idi gjithashtu transmeton prej Pejgamberit [s.a.v.s.]: *"Është e afërt koha kur pasuria më e çmueshme e muslimanit do të*

*jetë dhia, me të cilën ai ndjek kullotat nëpër male dhe pellgjet me shi; ai ikën nga sprovat bashkë me fenë e tij."*

Kalifi 'Umer ka thënë: "Merrni pjesën e veçimit (për adhurim) që ju takon."

Sufiu i madh el-Xhunejd el-Bagdadi ka thënë: "Durimi i veçimit është më i lehtë se durimi i dëshirave dhe lajkave që përfshihen në përzierjen me njerëzit."

El-Khatabiu ka thënë: "Nëse veçimi do të thotë siguri ndaj thashethemeve dhe largim nga shikimi i së keqes që ndodhet përtej mundësisë tënde për ta ndryshuar, atëherë do të ishte diçka që sjell dobi të mëdha."

Thënia e funditi i ngjan në kuptim hadithit që gjendet tek Hakimi në *el-Mustedrek*, i transmetuar nga shoku i Pejgamberit [s.a.v.s.], Ebu Dheri: "*Veçimi është më i mirë se qëndrimi me njerëz të këqinj.*"

El-Khatabiu ka shpjeguar në librin e tij mbi veçimin se, në fenë tonë, kuptimi i veçimit por edhe i shoqërimit varet nga situata në të cilën gjendesh. Nga tekstet e shpallura, jemi të inkurajuar të përzihemi dhe të mblidhemi më të tjerët për qëllime të caktuara: ndjekjen e dijetarëve dhe tubimin me bashkësinë e besimtarëve për çështje fetare. Sa për mbledhje të tjera, atëherë personi që është në gjendje ta ruajë fenë e vet dhe ta fitojë bukën e vet e ka më mirë të minimizojë përzierjen me të tjerët. Megjithatë, ai duhet të përmbushë detyrimet e tija, si namazin në bashkësi, kthimin e përshëndetjes, vizitën e të sëmurëve, faljen e xhenazeve, dhe kështu me rradhë. Pra, ajo që kërkohet është braktisja e kontakteve të tepërta sociale, ngase ato shkaktojnë humbje kohe dhe neglizhim të çështjeve më të rëndësishme. Përzierja me të tjerët i ngjan nevojës së trupit për ushqim dhe pije. Në të dyja rastet, ai duhet ta kufizojë sasinë e tyre aq sa nevojitet. Kjo është më e pastër për trupin dhe zemrën; dhe Allahu e i më mirë.

Në punimin e tij mbi veçimin, el-Kushejri tha se ai që kërkon izolim duhet ta ndjejë se po e bën këtë për t'i mbrojtur njerëzit nga e keqja e tij dhe jo e anasjellta. Kjo sepse e para ushqen një opinion të matur për veten, dhe kjo është cilësia e modestisë. Kurse mendimi i kundërt do të thotë se njeriu vlerëson veten si të epërm ndaj të tjerëve, dhe kjo është cilësi e arrogancës.

Në këtë çështje, njerëzit mund të klasifikohen në dy grupe: dy prej tyre janë në skaje të kundërta, ndërsa i treti është në qendër. Grupi i parë e izolon veten nga njerëzit deri aty sa të mos ndjekë xhumatë, faljet në xhema'at, dhe tubimet që përhapin mirësi. Ata padyshim gabojnë. Grupi i dytë është i shoqërueshëm deri aty sa të marrë pjesë edhe në grumbullime të liga dhe të kota, ku mbizotërojnë e pavërteta, thashethemet dhe tretja e kohës: edhe ata e kanë gabim. Grupi i mesëm shoqërohet me të tjerët në ato çështje adhurimi që duhen kryer në xhema'at. Ata marrin pjesë me të tjerët në shpërndarjen e së drejtës, fitimin e shpërblimeve, dhe në përgjithësi, në kënaqjen e Allahut. Ata i shmangin ato tubime ku është e keqja, gënjeshtra, dhe teprimi.

**"Kështu ju bëmë një popull të drejtë (të mesëm)"**

*(Kur'an 2:143)*

## Thellohu...

'Ubadeh ibn Samiti transmeton se ai e kishte dëgjuar të Dërguarin e Allahut [s.a.v.s.] të thonte: *"Kapuni pas xhihadit (përpjekjes) në rrugën e Allahut, sepse është ndër dyert e Xhennetit. Përmes tij Allahu largon ankthin dhe shqetësimin."*

Efekti që ka xhihadi në rrugën e Allahut mbi dikë është diçka të cilën ne mund të mos e pranojmë por këtë e bën ndërgjegjja jonë. Saherë shpirti shmang luftimin e së keqes, frika dhe ankthi i tij rriten. Por nëse lufton për hir të Allahut, Ai ia shndërron frikën dhe ankthin në lumturi, forcë dhe trimëri.

**"Luftoni ndaj tyre, Allahu i dënon dhe i mposht ata përmes jush, e juve ju ndihmon kundër tyre dhe shëron zemrat e besimtarëve dhe mënjanon brengat nga zemrat e tyre"**

*(Kur'an 9:14-15).*

Ndaj, xhihadi në rrugën e Allahut është një nga kurat më të mira për të luftuar ankthin, pikëllimin, dhe shqetësimin; dhe Allahut i kthehemi për ndihmë.

## Thellohuni mbi universin

Shihni përrotull shenjat e pranishme në universin rreth jush. Libri, pema, lulja, mali, toka dhe qielli, dielli dhe hëna, dita dhe nata – të gjitha ju kujtojnë Krijuesin e gjithësisë. Kështu imani juaj do të forcohet dhe po kështu shkalla juaj e devotshmërisë. Kur'ani thërret:

**"Ndaj nxirrni mësim, o ju që keni sy"**

*(Kur'an 59:2).*

Një filosof i huaj që pranoi Islamin tha: "Saherë që kaplohesha nga dyshimet, vështroja botën e krijimit; shkronjat e këtij libri flisnin për mrekulli dhe mjeshtëri të përsosur. Atëherë besimi im jo vetëm që kthehej në normal, por edhe rritej."

## Ndiq proces gradual dhe planifikim

El-Sheukani ka thënë: "Disa dijetarë më këshilluan që s'duhet të heq dorë nga të shkruarit, edhe nëse kjo do të thonte të shkruaja dy rreshta në ditë. Veprova në përputhje me këtë këshillë dhe ia korra frytet."

Dhe ky është kuptimi i hadithit: *"Vepra më e mirë është ajo që vazhdohet, qoftë edhe diçka e vogël."*

Thuhet se pikat e mbledhura bëjnë rrëkenë.

Kur duam të arrijmë gjihçka përnjëherësh, bëjmë vetëm lëmsh. Pastaj vijnë mërzitja, lodhja, dhe më e keqe se të gjitha, braktisja e veprimit. Po t'i bënim punët hap pas hapi, duke i ndarë në etapa, do të arrinim shumë më tepër. Thellohuni mbi namazin. Jemi urdhëruar ta kryejmë atë pesë herë në ditë. Intervalet midis vakteve lejojnë që të bëhen gjëra të tjera dhe i japin mundësi besimtarit të ketë entuziazëm. Mirëpo, sikur vaktet të ishin mbledhur në një kohë, besimtari do të ishte mërzitur. Kuptimi i një hadithi të veçantë është se një person që e shtyn kalin e tij të sforcohet në një udhëtim të gjatë, jo vetëm që do ta ketë stërmunduar kafshën e tij të udhëtimit, por nuk do të mbërrijë në vendsynimin e tij. Përvoja e shumë njerëzve tregon se: ai që punon rregullisht për periudha të caktuara kohe arrin më shumë se ai që përpiqet të bëjë gjithçka përnjëherësh.

Një gjë që e kam dëgjuar nga dijetarët më ka vlejtur shumë: namazi na e organizon kohën. Kjo del nga një ajet kur'anor:

**"Sepse namazi është obligim i caktuar (në kohë) për besimtarët"**

*(Kur'an 4:103).*

Nëse besimtari i shpërndan detyrimet e tija fetare dhe jofetare rreth çdo namazi, do ta gjente kohën e tij të bekuar.

Për shembull, nëse një student i Islamit e ndan kohën pas sabahut për memorizim, kohën pas drekës për lexim dhe frekuentim të rretheve studimore, kohën pas iqindisë për punë kërkimore, kohën pas akshamit për vizita dhe çlodhje, e kohën pas jacisë për lexim të çështjeve bashkëkohore dhe qëndrim me familjen, ai do të arrinte shumë. Kur'ani na fton për t'u thelluar:

**"O ju që besuat, nëse keni frikë Allahun, Ai do të vërë udhëzim (në zemrat tuaja) për ju, do t'jua mbulojë të këqijat dhe do t'jua falë mëkatet. Allahu është Dhurues i madh"**

*(Kur'an 8:29).*

## Mos jini të çregullt në çështjet tuaja

Borxhi, përgjegjësitë financiare, dhe faturat për t'u paguar luajnë rol madhor në shkaktimin e trishtimit dhe ankthit. Janë tre parime, të cilat do të doja t'i përmendja, që ndihmojnë lehtësimin:

1) I kujdesshmi s'do të varet nga të tjerët. Ai që shpenzon me kujdes duke harxhuar vetëm kur është e nevojshme dhe duke mos tretur, do ta shohë ndihmën e Allahut, të Lartësuarit dhe Gjithëmëshiruesit.

Duke cituar Kur'anin:

**"Vërtet, ata që shpenzojnë tepër janë vëllezër të djajve"**

*(Kur'an 17:27).*

**"Dhe ata që kur shpenzojnë nuk e teprojnë e as nuk janë dorështrënguar, por mbajnë mesataren e janë të matur"**

*(Kur'an 25:67)*

2) Kërkojeni furnizimin në mënyrë të ligjshme, sepse Allahu është Tajjib (Fisnik dhe Mirëbërës, i Butë) dhe nuk pranon vetëm se atë që është fisnike dhe e mirë, d.m.th hallallin – të pastër e të kulluar. Dhe Allahu nuk e bekon fitimin e arritur në mënyrë të zhdrejtë dhe të paligjshme.

Kur'ani Fisnik paralajmëron:

**"E madje edhe nëse të habit shumimi i së keqes"**

*(Kur'an 5:100).*

3) Punoni me këmbëngulje për të fituar hallall dhe reshtni së qenuri pasivë e përtacë. Kur sahabiu 'Abdur-Rahman ibn 'Auf migroi në Medine, ai nuk mori asgjë me vete. Një nga ensarët e Medinës i ofroi gjysmën e pasurisë sepse Pejgamberi [s.a.v.s.] vendosi vëllazërim midis tyre. Ibn 'Aufi e refuzoi ofertën bujare dhe thjesht u përgjigj, "Me trego ku është pazari."

Një ajet kur'anor thotë:

**"E, kur të kryhet namazi (i xhumasë), shpërndahuni në tokë dhe kërkoni begatitë e Allahut, dhe përmendeni shpesh Allahun, që të gjeni shpëtim."**

*(Kur'an 62:10)*

## Pasuria juaj është imani dhe karakteri që keni

Ishte një person i varfër dhe i dobët. Ai vishte një rrobë të grisur me shumë arna. Ishte këmbëzbathur e i uritur. Bashkë me prejardhjen e paqartë që kishte, ai nuk zotëronte pozitë, para, e familje. Duke qenë i pastrehë, ai flinte në xhami dhe pinte nga shatërvanet publike. Jastëk kishte krahun e vet dhe dyshek kishte tokën e ashpër e të parregullt nën vete. Por ai gjithmonë e kujtonte Zotin e vet dhe vazhdimisht këndonte ajete nga Libri i Allahut. Ai s'mungonte në rreshtin e parë në namaz dhe në betejë. Një ditë, ai takoi të Dërguarin e Allahut [s.a.v.s.], i cili kur e pa, e thirri në emër: "O Xhulejbib, a nuk po martohesh?" "E kush do ma jepte bijën e vet mua, një njeriu pa pasuri e pa pozitë?" qe përgjigjja. Aty kaluan edhe dy njerëz të tjerë që i bënë të njëjtën pyetje, dhe ai u përgjigj njëlloj. I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] i tha: "O Xhulejbib, shko te filan ensar dhe thuaji, 'I Dërguari i Allahut të dërgon selam dhe të kërkon të më martosh me tënd bijë'." Ensariu ishte prej një familje fisnike dhe fisi të nderuar. Kur Xhulejbibi e kreu porosinë e Pejgamberit [s.a.v.s.], ensariu iu përgjigj: "Dhe selami qoftë mbi të Dërguarin e Allahut. O Xhulejbib, si mund të të martoj me time bijë kur ti s'ke as pozitë as pasuri?" Kur dëgjoi lajmin, e shoqja e tij thirri me habi: "Xhulejbibi, ai që s'ka as pasuri as pozitë?!" Por e bija e tyre besimtare i dëgjoi fjalët e Xhulejbibit, të cilat i përcillnin asaj mesazhin e të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.], dhe u tha prindërve të vet: "A po refuzoni kërkesën e të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.]? Për Allah, jo!"

Kështu, martesa e bekuar u krye. Kur erdhi nata e tyre e parë, tellalli në rrugë njoftoi një luftë të afërt. Xhulejbibi iu përgjigj pa ngurrim thirrjes dhe u nis për në fushëbetejë. Ai ia doli të vriste shtatë paganë me duart e tij, e pastaj ra dëshmor. Ai e përqafoi vdekjen i kënaqur me Allahun dhe të Dërguarin e Tij [s.a.v.s.], dhe i kënaqur me moralin për të cilin flijoi jetën. Pas betejës, i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] po pyeste për të rënët. Njerëzit filluan ta informonin për dëshmorët, por ata nuk e përmendën Xhulejbibin për shkak të të qenit i tij jo i njohur. Mirëpo, i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] e mbajti mend dhe tha, "Por mua më mungon Xhulejbibi." Ai gjeti rupin e Xhulejbibit, me pluhurin që i mbulonte fytyrën. Ai ia pastroi fytyrën nga pluhuri dhe tha: "Vrave shtatë dhe pastaj u vrave! Ti je prej meje dhe unë jam prej teje..." Dhe i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] e përsëriti pjesën e fundit tre herë. Kjo medalje dalluese nga i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] është vetë një shpërblim dhe çmim i madh.

Vlera e Xhulejbibit ishte imani dhe dashuria e tij për të Dërguarin e Allahut [s.a.v.s.], bashkë me parimin për të cilin dha jetën. Kushtet e tija modeste dhe emri jo në zë i familjes nuk e penguan nga nderi i madh që iu dhurua. Me mjetet e tija të pakta ai arriti shehadet, kënaqësi, dhe lumturi për këtë botë dhe Ahiretin. Një ajet thotë:

**"Janë të gëzuar me atë që u dha Allahu nga të mirat e Tija, dhe atyre që kanë mbetur ende pa iu bashkuar radhëve të tyre, u marrin sihariqe se për ta nuk ka as frikë dhe as kanë pse të brengosen"**

*(Kur'an 3:170).*

## Lumturia e sahabëve

Shokët e pejgamberit më të butë dhe të fundit ishin të bekuar në shumë mënyra. Ata morën sihariqe gjatë jetës së tyre. Kalifi i parë Ebu Bekri u lavdërua në ajetin:

**"Dhe i devotshmi do të jetë larg tij. Ai që e jep pasurinë e vet dhe pastrohet."**

*(Kur'an 92:17-18)*

Kalifi i dytë, 'Umeri, mori sihariqe nga Pejgamberi [s.a.v.s.] në një hadith: *"Pashë një kështjellë të bardhë në Xhennet. Pyeta se kujt i përkiste, dhe m'u tha se ishte e 'Umer ibn el-Khattabit."*

Për kalifin e tretë, 'Uthmanin, ishte du'aja e të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.]: *"O Allah, falja 'Uthmanit mëkatet e tija të shkuara dhe të ardhshme!"*

I Dërguari i Allahut e përshkroi Imam 'Aliun me fjalët e mëposhtme: *"Ai është një njeri që e do Allahun dhe të Dërguarin e Tij, dhe i cili duhet nga Allahu dhe i Dërguari i Tij."*

Lidhur me Sa'd ibn Mu'adhin, i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] ka thënë: *"Arshi i të Plotmëshirshmit u tund për të."*

Dhe ai [s.a.v.s.] tha për Hanzelen kur ky vdiq: *"Melekët e Gjithëmëshiruesit e lanë atë."*

## Mjerimi i jobesimtarëve

Ja se ç'thotë shpallja për disa nga jobesimtarët e njohur:

Faraoni, tirani i kohës së profetit Musa [a.s.]:

**"Ata i nënshtrohen Zjarrit mëngjes e mbrëmje, e Ditën e Kijametit (u thuhet engjëjve): 'Ithtarët e Faraonit futini në dënim më të rëndë!'"**

*(Kur'an 40:46)*

Karuni, pasaniku më i kamur i kohës së vet:

**"Ne e bëmë tokën ta gllabëronte atë dhe pallatin e tij"**

*(Kur'an 28:81).*

El-Uelid ibn Mughireh, prijësi kurejshit:

**"Atë do ta ndrydh me një dënim të rëndë e të padurueshëm."**

*(Kur'an 74:17)*

'Umejjeh ibn Khalefin - liderin e njohur të kurejshëve:

"Mjerë për secilin që ofendon dhe përqesh njerëzit"

*(Kur'an 104:1)*

Ebu Lehebin:

"U shkatërrofshin duart e Ebu Lehebit, dhe i shkatërruar qoftë ai"

*(Kur'an 111:1)*

El-'Aas ibn Ua'ilin, një tjetër prijës kurejsh:

"Jo! (Nuk është ashtu) Ne do ta shënojmë atë që po thotë ai, dhe do t'ia rrisim tmerrin"

*(Kur'an 17:79).*

### Thellohu...

Merrni në shqyrtim këto pasoja të këqija të mëkatimit dhe moskujdesit ndaj përkujtimit të Allahut: vetmia, du'atë e papërgjigjura, zemra prej guri, mungesa e të mirave në shëndet e pasuri, ndalimi i dijes, poshtërimi, ankthi dhe sprovimi me shoqërues të këqinj që e ndotin zemrën. Rezultatet e mësipërme vijojnë mëkatimin ashtu siç rriten bimët pas ujitjes.

Nëse këto janë pasojat e mëkatimit, ilaçi qëndron vetëm tek pendimi.

## Jini të butë me gratë

Ajetet e Kur'anit thonë:

"Çoni jetë të mirë me to"

*(Kur'an 4:19)*

"Dhe mes jush krijoi dashuri dhe mëshirë"

*(Kur'an 30:21)*

I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] ka thënë: *"Kujdesuni për gratë dhe jini të mirë ndaj tyre; sepse ato janë të lidhura për ju."*

*"Më i miri ndër ju është ai që është më i mirë me familjen e vet, dhe unë jam më i miri me familjen time."*

Familja e lumtur është plot me dashuri, gëzim, dhe devotshmëri e kënaqësi të Allahut. Ajeti kur'anor thotë:

**"A është më i mirë ai që ndërtesën e vet e themeloi në devotshmëri dhe në kënaqësi të Allahut, apo ai që ndërtesën e vet e ndërtoi buzë bregut të shembur e bashkë me të bie në zjarrin e Xhehenemit? Allahu nuk i udhëzon zullumqarët"**

*(Kur'an 9:109)*

## Buzëqeshja në fillim

Për të arritur një fillim të mbarë çdo ditë, bashkëshorti duhet të buzëqeshë kur takon gruan e tij, dhe anasjelltas. Kjo buzëqeshje është njoftim paraprak i pajtimit dhe rënies dakort. Një hadith thotë: *"Buzëqeshja para vëllait tuaj është lëmoshë."*

I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] vinte gjithmonë buzën në gaz.

Fillimi me përshëndetje:

**"Përshëndetni me një përshëndetje të caktuar nga Allahu që është e bekuar dhe e këndshme."**

*(Kur'an 24:61)*

Gjithashtu, kur i rikthehemi jetës shtëpiake, duhet të bëjmë gjithmonë du'anë e këshilluar me të hyrë në shtëpi: "O Allah, po të lutem për hyrjen më të mirë dhe daljen më të mirë. Me Emrin e Allahut hyjmë dhe me Emrin e Allahut dalim. Dhe tek Allahu, Zoti ynë, e mbështesim besimin."

Të folurit me ton miqësor mbjell mirëkuptim në shtëpi. Një varg i Kur'anit thotë:

**"Dhe thuaju robëve të Mi të flasin atë që është më e mira"**

*(Kur'an 17:53).*

Sikur burri dhe gruaja t'i kujtonin pikat e mira të njëri-tjetrit, dhe të harronin të këqijat! Kur një burrë mban në mendje anët e mira të gruas së vet duke harruar të metat e saja, ai gjen paqe e lumturi. Një hadith pohon: *"Besimtari nuk duhet ta urrejë besimtaren, sepse ai mund të urrejë një tipar të sajin por me një tjetër ai mund të jetë i kënaqur."*

**Një poet arab ka thënë:**

*"Kush është ai që kurrë s'ka gabuar?*

*Dhe kush zotëron të mirën e kulluar?"*

Allahu Fuqiplotë thotë:

**"E të mos ishte për Mirësinë e Allahut dhe Mëshirën e Tij ndaj jush, asnjë prej jush nuk do të pastrohej kurrë, por Allahu e pastron atë që do Ai. Allahu dëgjon e di"**

*(Kur'an 24:21).*

Çështjet e vogla dhe të parëndësishme janë shkaku i shumicës së problemeve shtëpiake, dhe kam parë shumë martesa të përfundojnë në divorc, jo për shkak të dallimeve të papajtueshme, por diçkaje të vogël e të parëndësishme. Një mundim i tillë shtëpiak fillonte sepse shtëpia nuk ishte e pastër; një tjetër sepse darka s'gatuhej në kohë; një tjetër nga ankesa e gruas për numrin e tepruar të miqve të ftuar nga burri. Një listë problemesh të tilla dhe të tjera mund të ndajë një familje, duke i lënë fëmijët pa nënë ose pa baba.

Është detyrë për ne të jetojmë në një botë reale (sidomos lidhur me bashkëshort-in/en) dhe të mos ëndërrojmë utopinë. Ne si qenie njerëzore mund të zemërohemi dhe të irritohemi, të tregojmë dobësi dhe të gabojmë. Ndaj, kur flasim për kërkimin e lumturisë shtëpiake, duhet të mbajmë në mendje konceptin e gëzimit relativ, e jo të atij total.

Këtu meriton të përmendet natyra e paqtë dhe e shoqërueshme e Imam Ahmed ibn Hanbelit. Pas vdekjes së gruas, ai tha, "Ajo ka qenë shoqja ime për dyzet vjet, dhe gjatë kësaj kohe, nuk kemi patur asnjë mosmarrëveshje."

Burri duhet të heshtë kur gruaja zemërohet dhe anasjelltas; gjersa zemërimi të zbutet dhe stuhia të pushojë.

Ibn el-Xheuzi ka thënë në librin e tij *Sejd ul-Khatir*: "Saherë që shoku juaj zemërohet dhe flet pa vetëdije, duhet të mos ia vëreni ato që thotë, e as të mos e mbani përgjegjës. Gjendja e tij është ajo e të dehurit i cili nuk kupton se ç'po ndodh. Tregohuni të durueshëm, qoftë edhe për pak çaste. Nëse ia ktheni me fjalë të rënda, bëheni si i mençuri që kërkon t'i hakmerret të çmendurit, ose i ndërgjegjshmi që kërkon shpagim nga i pandërgjegjshmi. Shikojeni atë me syrin mëshirues dhe kini mëshirë ndaj tij për veprimet e tija."

Ta dini se kur të dalë nga kjo gjendje, do të pendohet për atë që ka ndodhur, dhe do ta çmojë virtytin tuaj të durimit. Ju duhet të jeni i durueshëm sidomos nëse personi i zemëruar është bashkëshort ose i afërm i juaji. Lërini të thonë ç'të duan gjersa të qetësohen dhe mos i mbani prëgjegjës për fjalët e tyre. Saherë që një personi të zemëruar i dilet para me zemërim, zemërimi i tij nuk do të zbutet, edhe pasiqë të ketë dalur nga gjendja e dehjes së tij.

## Dëshira për hakmarrje helmon zemrën e çuar peshë

*Të Kryqëzuarit e Historisë* është një libër plot me ngjarje të atyre hakmarrësve që i ndëshkuan rëndë armiqtë e tyre. Duke lexuar këtë libër kupton se vrasja e armiqve nuk u mjaftoi për të shuar etjen e tyre për shpagim. Ironia që përcjell autori është se personi i kryqëzuar, për shembull, nuk ndien dhimbje pasi t'i ketë dalur shpirti. Ndërkohë, vrasësi hakmarrës s'do të gjejë kurrë paqe apo lumturi sepse zjarri i shpagimit e ka përpirë tërë qenien e tij.

Libri tregon ndodhitë e disa prej udhëheqësve abbasidë, të cilët s'arritën dot të hakmerreshin ndaj rivalëve të tyre umejjadë thjesht ngaqë këta të fundit vdiqën para se të parët të merrnin pushtetin. Ende i zemëruar, njëri prej tyre e nxori kufomën e armikut të tij nga varri dhe e kamzhikosi, ose e kryqëzoi dhe pastaj e dogji. Kuptoni pra se synuesi i hakmarrjes do të ndjejë gjithmonë më shumë dhimbje dhe mjerim sesa objekti i hakmarrjes së tij sepse ai ka humbur edhe paqen edhe qetësinë e brendshme.

Një poet ka thënë:

*"Të padituri nuk e dëmtojnë armiqtë*

*Aq sa ç'e dëmton ai vetveten."*

Kur'ani fisnik na tregon për gjendjen mendore të disa hipokritëve:

**"Dhe kur ju takojnë, ata thonë: 'Ne kemi besuar', e kur veçohen, ata nga mllefi ndaj jush shqyejnë majat e gishtërinjve. Thuaju: 'Vdisni në atë mllef tuajin.'"**

*(Kur'an 3:119)*

**Thellohu...**

Ku besimtarin e mposhtin fatkeqësitë, ai mund ta gjejë rrugëdaljen vetëm përmes pendimit. Duke mos shikuar jashtë, në shkaqet e jashtme, besimtari duhet të kërkojë nga brenda dhe të kuptojë se ai është fajtor dhe se e meriton atë që e ka gjetur. Vetëm kur arrin këtë nivel vetëdijeje, ai mund të fillojë procesin e ndreqjes të gabimeve të tija, dhe pendimin para Allahut për fajet e mëparshme. Dhe kur të jetë kujdesur për këto çështje të brendshme, Allahu do të kujdeset për çështjet e tija të jashtme. Këto fjalë mund të duken të thjeshta, por janë tepër të paktë ata që i zbatojnë ato në praktikë.

## Mos u shkrini në personalitetin e të tjerëve

Njeriu kalon nëpër tre etapa: 1) Imitimi, 2) Përzgjedhja, 3) Shpikja dhe krijueshmëria. Imitimi, akti i të kopjuarit të personalitetit dhe sjelljes së një tjetri, kryhet ose për shkak të pëlqimit të madh të personit të imituar, ose për shkak të animit të madh drejt tij. Kur shkohet në skajet e të imituarit deri të tonit të të folurit dhe gjesteve trupore, personi imitues në fakt është duke e varrosur personalitetin e vet. Kjo mund t'u duket absurde disave, por hidhini një sy brezit të ri. Do të shihni disa prej tyre të imitojnë njerëzit e famshëm në mënyrën e ecjes, të folurit dhe veprimeve. Tërë veçantitë e tyre i braktisin për hir të kopjimit të idhujve te tyre. Po të imitonin tipare fisnike dhe personalitete të ngritura, do t'i kisha lavdëruar, sepse imitimi i dikujt në kërkimin e dijes, në bujari, në mirësjellje, është në vetvete një akt fisnik.

Ndjehem i detyruar këtu që ta përsëris atë që thashë më parë: Ti je një entitet unik, dhe qëkur Allahu e krijoi Ademin, nuk mund të gjesh dy njerëz njëlloj. Një ajet kur'anor lexon:

**"Ndryshimi i gjuhëve dhe i ngjyrave tuaja"**

*(Kur'an 30:22).*

Përse atëherë, kërkojmë të jemi si të tjerët në çështje si tiparet dhe aftësitë?

Bukuria e zërit tënd është në unikalitetin e tij dhe bukuria e pamjes tënde është në të qenurit e posaçme për ty.

**"E edhe nëpër kodra ka vija të bardha e të kuqe, ngjyrash të ndryshme, e ka edhe shumë të zeza"**

*(Kur'an 35:27).*

## Pritja e lehtësimit nga Allahu

Ai ishte një gojëtar i zoti që përfaqësoi të Dërguarin e Allahut [s.a.v.s.] dhe Islamin. Mirëpo, shpesh ai e ngrinte zërin kur

mbante ligjëratë, dhe kjo nganjëherë ndodhte në praninë e të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.]. Ai ishte Thabit ibn Kejs ibn Shammasi. Allahu shpalli:

> **"O ju që besuat, mos i ngrini zërat përmbi atë të Pejgamberit, dhe mos iu ngërmoni atij si i ngërmoheni njëri-tjetrit, e t'ju zhduken veprat pa e ditur"**
>
> *(Kur'an 49:2).*

Kur u shpall ky ajet, Thabiti mendoi se i referohej atij, ndaj u izolua në shtëpi dhe qante pa pushim. Në një tubim, i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] e ndjeu mungesën e Thabitit dhe pyeti për të. Shokët i thanë se ç'kishte ndodhur, dhe i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] shpjegoi se nuk ishte ai. Ai [s.a.v.s.] tha: *"Kurrë! Por ai është nga banorët e Xhennetit."*

Kështu paralajmërimi u kthye në sihariq.

Gruaja e Pejgamberit [s.a.v.s.], A'ishja, qau vazhdimisht për një muaj, sepse e kishin akuzuar pa të drejtë për keqbërje. Ajo u zbeh dhe u tret nga natyra serioze e akuzave. Atëherë, papritur, erdhi çlirimi nga Allahu, dhe Kur'ani e vërtetoi pafajësinë e saj:

> **"Vërtet, ata që akuzojnë gratë e ndershme, besimtare të pafajshme, janë të mallkuar në këtë botë dhe në Ahiret."**
>
> *(Kur'an 23:24)*

Ajo e falënderoi Allahun, nderi i saj u vu në vend, dhe besimtarët u gëzuan me të.

Kur u dha thirrja për në luftën e Tebukut, tre prej besimtarëve mbeten pas pa dashje. U zbritën ajete që i paralajmëronin ata që mbesnin prapa, për një ndëshkim të rëndë. Ata të tre u mjeruan shumë dhe bënë pendesë të sinqertë. Ata besuan se nuk kishte strehë dhe shpëtim për ta përveç se me Allahun. Pas një kohë të shkurtër që atyre iu duk pambarim, u zbritën vargjet e faljes.

## Ndiqni punën që ju pëlqen

Ibn Tejmije ka treguar: "U sëmura njëherë dhe mjeku më tha se leximi dhe mbajtja e bisedave mbi çështjet akademike do ta përkeqësonte gjendjen time. I thashë se nuk mund t'i braktisja ato gjëra dhe se do të doja që, nëse më lejonte, të bëja gjykatës dijen e tij. A nuk është e vërtetë, e pyeta, që nëse shpirti ndihet i lumtur dhe i gëzuar, trupi bëhet më i fortë dhe sëmundja largohet? Doktori pohoi. Atëherë, i thashë, trupi im gjen gëzim në dije, sistemi im imunitar forcohet, dhe unë ndiej rehati. Doktori pranoi dhe tha se kjo ishte jashtë kufijve të mjekësisë së tij."

**"Mos e merrni si ndonjë dëm për ju. Përkundrazi, ajo ka dobinë e vet për ju"**

*(Kur'an 24:11)*

## Thellohu...

Dy gjëra, kur kombinohen së bashku, sjellin lumturi për besimtarin. E para është kur i ndihmojmë të tjerët, apo u bëjmë shërbim atyre. E dyta është kur e kuptojmë se nuk jemi krijuar rastësisht apo pa një qëllim.

Libri *el-Ejlam* i Zarkaliut është plot me biografi politikanësh, dijetarësh, shkrimtarësh, dhe doktorësh lindorë e perëndimorë. Faktori i përbashkët midis atyre të gjithëve ishte se kishin efekt ndikues mbi të tjerët. Pasi lexova jetëshkrimet e tyre, fillova ta çmoj edhe më shumë premtimin dhe rrugën e Allahut: ai që përpiqet për diçka në këtë botë do ta marrë hakun e vet duke u bërë i famshëm, i njohur, apo i pasur, në varësi të qëllimeve të tija në secilin rast. Ndërsa ai që përpiqet për Ahiretin do t'i shohë rezultatet edhe këtu edhe atje, duke u sjellur dobi të tjerëve, dhe duke marrë shpërblimin e Allahut. Zoti i Lartësuar thotë:

**"Ne, secilit – atyre dhe këtyre u japim nga të mirat e Zotit tënd dhe dhënia e Zotit tënd nuk është e kufizuar."**

*(Kur'an 17:20)*

Duke lexuar këtë libër vërejta se ata gjeni që i kontribuan njerëzimit nga radhët e jobesimtarëve, u dhanë lumturi të tjerëve në vend të vetes. Disa prej tyre bënë jetë të mjera, të tjerë ishin të pakënaqur, ndërsa disa të tjerë shkuan në skajin e kryerjes së vetvrasjes.

Pyeta veten: ku është dobia e kënaqjes së të tjerëve duke qenë vetë i mjerë?

*"Gëzove shumë njerëz por vetë je i mjeruar*

*Të tjerët i bëre të qeshin, e vetë qan i dëshpëruar!"*

Pashë se Allahu i dha secilit prej këtyre gjenive atë që desh Ai, duke e mbajtur premtimin e Tij. Disa prej tyre fituan çmimin Nobel, sepse këtë kërkuan dhe synuan; të tjerë u bënë të famshëm sepse ky ishte qëllimi i tyre i lartë; prapë, të tjerë u bënë të pasur për shkak të dashurisë së tyre ndaj parasë dhe luksit. Mirëpo, kishte robë të përzotshëm të Allahut që arritën shpërblimin e tyre në këtë jetë dhe në Ahiret, e të cilët u përpoqën të kishin mirësinë dhe kënaqësinë e Allahut.

Një bari i thjeshtë musliman devesh në Gadishullin arabik ishte më i lumtur përbrenda se Tolstoi, për shembull. Përse vallë? I pari bëri një jetë të qetë, duke e ditur se ku shkonte në këtë jetë dhe në Ahiret. I dyti nuk i kënaqi kurrë dëshirat e tij plotësisht dhe nuk kishte ndonjë ide se ku po shkonte.

Muslimanët kanë shërimin më të mirë që ka njohur njerëzimi ndonjëherë: besimin në atë që është caktuar nga Zoti, të cilin e kam disktuar përgjatë tërë këtij libri dhe jo pa qëllim. E di se unë dhe të tjerë si vetja ime, besojmë në konceptin islam të *kaderit* kur gjërat shkojnë sipas pëlqimit tonë, por priremi të ankohemi kur nuk shkojnë sipas dëshirave tona. Ja përse një nga shtyllat e besimit tonë është: "Besimi në *kaderin*, të keqen dhe të mirën në të, kur është i ëmbël dhe kur është i hidhur."

## Atij që beson në Allah, Allahu do t'ia udhëzojë zemrën

Do të doja t'ju tregoj disa ngjarje lidhur me *kaderin*. Në jetë shihni njerëz që janë të kënaqur me fatin e tyre dhe njerëz që kanë vuajtur mjerisht duke e mohuar atë.

Bodley, shkrimtari i shkëlqyer amerikan, shkroi mbi 14 libra, duke përfshirë librin me titull *I Dërguari*. Më 1918 ai u vendos në Afrikën veriperëndimore mes një grupi beduinësh. Ata ishin muslimanë që faleshin, agjëronin, dhe përkujtonin Allahun. Ai i tregoi disa nga përvoja e tija me ta, dhe mbi njërën prej ngjarjeve të paharrueshme, ai shkruan: "Një ditë, një stuhi e fortë rëre filloi të shtohej. Erërat fshikëlluese shkatërruan shumëçka dhe nxehtësia ishtë aq e madhe saqë ndjeva se po më digjte rrënja e lëkurës. Për çudinë time, beduinët nuk u ankuan aspak. Ata tundnin shpatullat me keqardhje dhe thonin se kjo ishte diçka e shkruar dhe e caktuar për ta. Ata iu kthyen punës së përditshme me zell. Kryetari i fisit tha, 'Nuk kemi humbur shumë po të mendoni se mund të humbisnim gjithçka. Por falënderimi dhe lavdërimi i takon Allahut; akoma kemi rreth dyzet përqind të bagëtive dhe mund t'ia nisim sërish."

Ai tregoi në një incident tjetër, "Tek po kalonim përmes shkretëtirës me makinë, na u shpua goma, dhe për më keq, shoferi kishte harruar të merrte gomë rezervë. U kaplova nga zemërimi dhe shqetësimi. I pyeta shoqëruesit e mi beduinë se çfarë do të bënim. Ata më kujtuan me mirësjellje se nevrikosja nuk do ta ndihmonte situatën, përkundrazi mund ta përkeqësonte. Po ecnim me ngadalësi irrituese në tre goma, dhe shpejt makina ndaloi për shkak se u mbarua benzina. Edhe kur ndodhi kjo, bashkëudhëtarët e mi qëndruan të pashqetësuar. Madje, ata e rifilluan udhëtimin në hare duke ecur dhe kënduar në kor.

Pasi kalova vite në shkretëtirë me nomadët arabë, u binda plotësisht se problemet e përhapura të amerikanëve dhe evropianëve si: alkoolizmi, sëmundjet mendore, dhe depresioni ishin rezultate të jetës së shpejtë të qytetit.

Nuk ndjeja aspak stres kur ndodhesha në shkretëtirë. Më dukej sikur isha në parajsën e Zotit. Ndihesha sikur kisha zbuluar paqe, qetësi, dhe gëzim. Shumë njerëz i përqeshin bindjet 'fataliste' të arabëve. Por ku i dihet? Ndoshta arabët kanë me vete të vërtetën, sepse teksa kujtoj ngjarjet e së kaluarës, kuptoj se jeta ime përbëhej nga pjesë të palidhura që ishin fryt i ngjarjeve ose ndodhive që m'u imponuan pa patur ndonjë përzgjedhje timen. Arabët i quajnë këto *kada* dhe *kader* nga Zoti.

Si përfundim, kanë kaluar shtatëmbëdhjetë vjetë që kur kam lënë shkretëtirën, dhe akoma mbaj qëndrimin e arabëve lidhur me *kaderin* e Allahut. Ngjarjeve që janë jashtë kontrollit tim u përgjigjem me qetësi, vetëpërmbajtje dhe durim. Kjo cilësi që e kam mësuar nga arabët ka bërë më shumë për të m'i ka qetësuar nervat dhe ulur stresin se ç'mund të bëjnë mijëra receta me sedativë."

Duke komentuar fjalët e Bodley-it, së pari do të theksoja se burimi i së vërtetës së beduinëve ishte i Dërguari i Allahut, Muhammedi [s.a.v.s.]. Thelbi i mesazhit të tij ishte t'i shpëtonte njerëzit nga kuturisja e pashpresë – t'i nxirrte ata nga errësira në dritë. Ky mesazh fisnik përmbante sekretin e paqes dhe të shpëtimit: njohjen se Allahu ka caktuar gjithçka për njerëzit dhe se në të njëjtën kohë secili duhet të punojë e të përpiqet me sa mundet për të arritur synimet e tija. Mesazhi fisnik i Islamit erdhi të të tregonte vendin tënd në gjithësi, që të jesh përsoni ideal i cili e njeh sekretin dhe qëllimin e ekzistencës njerëzore.

## Rruga e mesme

**"Kështu ju bëmë një popull të mesëm"**

*(Kur'an, 2:143).*

Lumturia gjendet mes dy skajeve: teprimit dhe mospërfilljes. Rruga e mesme është shtegu i udhëzuar hyjnërisht që na shpëton nga e devijuara e qartë e dy ekstremeve – për shembull: ekstremet e judaizmit dhe të krishtërimit. Çifutët kishin me vete dije, por ata shpërfillën veprat; të krishterët adhuronin së tepërmi, duke i anashkaluar tekstet që iu shpallën. Islami erdhi si me dijen ashtu edhe me veprimin; ai u kujdes edhe për trupin edhe për shpirtin; ai e njohu edhe shpalljen edhe mendjen, duke ia dhënë secilës vendin e vet.

Kur tregoheni të matur në adhurim, ju ndiqni rrugën e mesme. Kjo do të thotë se nuk duhet ta tepronі në kryerjen e akteve të adhurimit që jua lëndojnë dhe dobësojnë trupin. E as nuk duhet t'i braktisni veprat vullnetare të adhurimit, duke shpërfillur të detyrueshmet. Në harxhim, nuk duhet të jeni ekstravagantë, duke i tretur së koti të ardhurat tuaja, por as nuk duhet të jeni koprracë. Maturia në karakter do të thotë të gjeni një nivel midis së rreptës dhe së butës, midis vrazhdësisë së pëhershme dhe qeshjes së përhershme, dhe midis izolimit dhe shoqërimit të tepërt.

Islami siguron një rrugë të mesme dhe të drejtë në të gjitha çështjet.

**"Allahu me mëshirën e Tij i udhëzoi ata që besuan tek e Vërteta e asaj për të cilën ishin kundërshtuar. Allahu e vë në rrugë të drejtë atë që dëshiron Ai"**

*(Kur'an, 2:213).*

E mira gjendet midis dy të këqijave të teprimit dhe mospërfilljes.

## As këtë e as atë

Mutarrif ibn Abdullahi ka thënë, "Udhëtimi më i keq është *Hakakeja.*" *Hakakeja* është një udhëtim në të cilin udhëtuesi është i nxituar e i ngutshëm, duke e stërmunduar si veten ashtu edhe kafshën e tij. Në një hadith, i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] citohet të ketë thënë: *"Sundimtarët më të këqinj janë ata që janë tepër të rreptë me ata që kanë nën sundim."*

Mos harroni se bujaria ndodhet midis teprimit dhe pamëshirës, dhe trimëria midis frikës dhe arrogancës. Buzëqeshja ndodhet midis vrazhdësisë dhe qeshjes. Durimi ndodhet midis përkorjes dhe lëshimit. Teprimi e ka një ilaç: fikjen e një pjese të zjarrit. Shërimi i mospërfilljes është ta qortosh veten duke formuar një nivel më të lartë vendosmërie. Një pjesë e Kur'anit na këshillon të lutemi:

**"Udhëzona në Rrugë të Drejtë, rrugën e atyre që ua ke dhuruar bekimet e Tua, e jo të atyre ndaj të cilëve është zemërimi Yt, e as të atyre që e humbën veten"**

*(Kur'an, 1:6-7).*

## Thellohu...

Nuk ka cilësi më të vështirë për t'u arritur se durimi, pavarësisht nëse është për ndarjen nga një person i dashur apo për kalimin e situatave të vështira. Më e vështirë të jesh i durueshëm është kur koha e pritjes zgjatet apo kur shfaqet pashpresa. Atëherë, njeriut i duhen masa, të cilat ndryshojnë sipas situatës, si p.sh.:

1) Nganjëherë duhet të shihni nivelin e vështirësisë që po duroni dhe të kuptoni se gjërat mund të kishin qenë edhe më keq.

2) Shpresoni se Allahu do jua shpërblejë për vuajtjet tuaja në këtë botë.

3) Mbani mend shpërblimin e Ahiretit.

4) Dijeni se ankthi dhe shqetësimi s'bëjnë dobi.

Shtojini kësaj liste gjithçka që mund t'ju ndihmojë të bëni durim në kohë vështirësie.

## Kush janë mu'minët?

Disa prej cilësive të mu'minëve: pritja me padurim e ezanit, mbërritja në xhami para fillimit të namazit, mosmëria ndaj të tjerëve, mosmarrja me punët e të tjerëve, kënaqja me gjërat më të nevojshme për të jetuar, studimi i Kur'anit dhe i Sunnetit, shqetësimi për dhimbjet e muslimanëve, dhe bamirësia me pasurinë e vet – këto janë cilësitë e besimtarit.

Në lidhje me pasurinë dhe jetesën, këshillohet shumë rruga e mesme. Ndaj, nuk duhet as të synoni nivelin e kamjes që mund t'ju shtyjë në ligësi, e as nivelin e varfërisë që ju bën të harroni Ahiretin. Niveli kur të gjitha nevojat plotësohen në mënyrë të ligjshme (*hallall*) është gjendja më e mirë për besimtarin.

Nevojat kryesore mund të ndryshojnë nga një person në tjetrin, por në përgjithësi ato janë: një shtëpi për të jetuar, një grua për të gjetur prehje, një mjet udhëtimi i përshtatshëm për lëvizje, dhe të ardhura sa për shpenzimet e domosdoshme.

## Allahu është i butë ndaj robëve të tij

Një banor i Riadit më tregoi se më 1376/1955, një grup peshkatarësh nga qyteti i Xhubejlit u nis për në oqean, dhe pasi kaluan tre ditë e tre netë duke peshkuar, s'arritën dot të kapnin as edhe një peshk. Ndërkohë, një grup peshkatarësh aty pranë zuri shumë peshq. Ata u habitën, jo vetëm nga mosbarazia midis tyre dhe grupit tjetër, por edhe sepse ata ishin shumë të veçantë në faljen e pesë namazeve ditore e megjithatë kishin dështuar në kapjen e peshkut, ndërsa grupi tjetër nuk falnin namaz por ishin të suksesshëm në përpjekjet e tyre. Njëri prej tyre tha, "Sa i Përsosur është Allahu dhe i Pastërt nga çdo e metë! Ne i lutemi Allahut, falim çdo namaz dhe prapë nuk zumë gjë; ata s'i bënë Alla-

hut as edhe një sexhde këtyre ditëve të fundit dhe shih se sa ia dolën të zinin." Kështu u pëshpëriti atyre shejtani dhe i këshilloi ta linin namazin. Të nesërmen në mëngjes, ata nuk u zgjuan për të falur sabahun, dhe më vonë neglizhuan edhe drekën e iqindinë. Para se të binte nata, u nisën për në oqean; ata zunë një peshk dhe kur e hapën i gjetën një perlë shumë të çmuar në stomak. Njëri prej tyre e mori perlën në dorë, e vështroi, dhe pasi u mendua, tha: "Sa i Përkryer është Allahu! Kur iu bindëm, s'morëm gjë, e kur s'iu bindëm, morëm këtë! Padyshim, ky rizk na duket i dyshimtë." Pastaj ai e hodhi perlën në oqean, duke thënë, "Allahu do të na shpërblejë me diçka shumë më të mirë se kjo. Për Allah, nuk do ta marr sepse ajo u fitua pasi që e lamë namazin. Ejani me mua, e ta lëmë këtë vend ku iu mosbindëm Allahut." Ata lundruan tre milje para se të ndalonin për të kaluar natën. Pak pas fillimit të sërishëm të peshkimit, ata kapën një peshk mjaft të madh. Kur e hapën, ata i gjetën të njëjtën perlë në stomak, dhe thanë: "Falënderimi i takon Allahut, i Cili na siguroi furnizim të mirë." Ata e kapën peshkun pasi u lutën, duke e përkujtuar Allahun, dhe kërkuar faljen e Tij, ndaj kësaj here ata e mbajtën.

Mund të dalloni një ndryshim të rëndësishëm: objekti ishte i njëjtë, por i papastër kur e fituan duke iu mosbindur Allahut, dhe i pastër e i çmuar kur e fituan duke iu bindur Atij.

**"E sikur të kënaqeshin me atë që u dha Allahu dhe i Dërguari i Tij, e të thonin: 'Na mjafton Allahu, Allahu do të na furnizojë nga të mirat e Tija, e edhe i Dërguari i Tij, dhe vetëm të Allahu e mbështesim dëshirën"**

*(Kur'an, 9:59).*

Padyshim, kjo është mirësia e Allahut. Prandaj, saherë që dikush e braktis diçka për hir të Allahut, Allahu i siguron atij diçka më të mirë.

Kjo më kujton një ngjarje të Prijësit të Besimtarëve, 'Ali ibn Ebi Talibit. Një mëngjes, ai hyri në xhaminë e Kufes për të falur

dy rekate nafile. Para se të hynte, ai pa një djalosh që qëndronte te dera dhe i tha: "O djalosh, ma ruaj devenë sa të falem." 'Aliu hyri në xhami me dëshirën që ta shpërblente djalin me një dirhem për shërbimin e tij. Ndërkohë, djaloshi ia hoqi frerët dhe nxitoi në pazar t'i shiste. Kur doli nga xhamia, 'Aliu nuk e gjeti djaloshin, por vetëm devenë pa frerë. Ai ngarkoi një njeri ta ndiqte djalin dhe e urdhëroi të shkonte në pazar, sepse ishte e sigurtë që djali do të shkonte atje për ta shitur frerin. Ai e gjeti djalin duke e ofruar frerin për shitje dhe ia bleu për një dirhem. Ai u kthye te 'Aliu dhe i tregoi se ç'kishte ngjarë. Pasi e dëgjoi, 'Aliu tha: "Sa i Përsosur është Allahu! Për Allah, desha t'ia jap një dirhem hallall, por ai e refuzoi atë dhe parapëlqeu haramin."

**"Ti (o Muhammed) nuk angazhohesh me asnjë çështje, nuk lexon nga Kura'ni asnjë pjesë, dhe nuk bën ndonjë vepër, e Ne të mos jemi Dëshmues kur e ndërmerr atë. Zotit tënd nuk mund t'i fshihet as në tokë e as në qiell as sa grimca..."**

*(Kur'an, 10:61).*

**"dhe e furnizon atë prej nga nuk e pret"**

*(Kur'an, 65:3)*

Në librin e tij *el-Faraxhu Bada esh-Shiddeh* ("Lehtësim pas Vështirësisë"), et-Tanukhiu tregon historinë e një njeriu që ra në varfëri të madhe. Tërë dyert e lehtësimit iu mbyllën. Një ditë, gjendja e tij u bë aq e frikshme, saqë ai dhe familja e tij nuk kishin në shtëpi asgjë për të ngrënë. Ai tha: "Ditën e parë e kaluam të uritur. Dita e dytë kaloi po ashtu, dhe kur dielli po perëndonte, gruaja më tha, 'Dil e na gjej ç'të mundesh për të ngrënë, sepse jemi në buzë të vdekjes.' M'u kujtua një kushërirë e imja dhe u nisa drejt shtëpisë së saj. Me ta takuar, i tregova për gjendjen tonë të mjerë. Ajo tha se nuk kishin asgjë në shtëpi përveç një peshku të prishur. I thashë të ma jepte gjithsesi, sepse gati po vdisnim. E çova në shtëpi, dhe, për habinë time të madhe, gjeta

një perlë në stomakun e tij. E shita për njëmijë dinarë dhe i tregova kushërirës se ç'kishte ndodhur. Ajo më tha se do të merrte vetëm një pjesë të vlerës. Gjendja ime u përmirësua ndjeshëm pas asaj ndodhie, dhe e furnizova shtëpinë nga pjesa ime e fitimit. Dhe e dita se ishte mirësia e Allahut, dhe asgjë tjetër."

**"Dhe çdo të mirë që keni është prej Allahut"**

*(Kur'an, 16:53).*

**"Përkujtoni kur kërkuat ndihmë prej Zotit tuaj, dhe Ai ju përgjigj"**

*(Kur'an, 8:9).*

Një besimtar i virtytshëm na tregoi se ai ishte njëherë në shkretëtirë me familjen: "Ishim në mes të shkretëtirës kur na u mbarua uji. Dola për të kërkuar ujë dhe pashë se pellgu i vogël që kishim pranë ishte tharë. Fillova të kërkoj në të gjitha drejtimet, por s'munda të gjej as edhe një pikë. Pas pak, na kaploi etja e madhe. Fëmijëve të mi u duhej patjetër diçka për të pirë. Unë kujtova Allahun, i Cili i përgjigjet lutjes së atij që është në hall. U ngrita, mora tejemum, u drejtova nga Qa'beja, dhe fala dy rekate. Pastaj ngrita duart dhe qava. Lotët më rridhnin teksa po i kërkoja ndihmë me ngulm Allahut. Tani më kujtohet se ajeti i mëposhtëm më vinte pareshtur në mend:

**"A është Ai që i përgjigjet nevojtarit kur ai e thërret.."**

*(Kur'an, 27:62)*

Dhe, për Allah, sapo u ngrita nga vendi ku u fala, një re u shfaq dhe u afrua mu mbi kokat tona. Filloi të binte shi. Pellgjet rreth nesh u rimbushën. Ne pimë, u lamë, dhe morëm abdes. Atëherë falënderuam dhe madhëruam Allahun. Pas pak, udhëtuam më tej dhe pamë se ajo zonë ishte e tharë dhe shterpë: kishte rënë shi vetëm aty ku ishim ne. E kuptova se Allahu na e solli renë në përgjigje të du'asë time dhe e falënderova Atë."

Një ajet thotë:

"Dhe Ai është që e lëshon shiun, pasi që ata t'i kenë humbur shpresat dhe Ai e shtrin mëshirën e Vet; Ai është Mbikqyrësi, i Lavdëruari"

*(Kur'an, 42:28).*

Duhet të jemi ngulmues në të kërkuarit prej Allahut, sepse vetëm Ai mund të sigurojë, udhëzojë, dhe ndihmojë robërit e Tij. Allahu, i Lartësuari e i Plotmëshirshmi, përmend njërin prej të dërguarve të Tij dhe thotë:

"Dhe ia përmirësuam bashkëshorten (që të lindte fëmijë). Ata përpiqeshin për punë të mira, Na luteshin duke shpresuar e duke u frikësuar, dhe ishin respektues ndaj Nesh"

*(Kur'an, 21:90).*

## Allahu kompenson me më mirë se ajo që u humb

Ibn Rexhebi dhe të tjerë tregojnë për një besimtar të cilit i mbaruan të ardhurat kur ishte në Mekë. Ai u urit shumë dhe gati po vdiste nga mungesa e ushqimit. Një ditë, duke ecur nëpër rrethinat e Mekës, ai gjeti një varëse të kushtueshme. Ai e mori me vete dhe u nis për në Xhami. Rrugës ai takoi një njeri i cili njoftonte se kishte humbur varësen. Besimtari tregon se, "E pyeta të ma përshkruante atë, dhe ai e përshkroi mu ashtu siç ishte, pa më lënë shteg dyshimi. Ia dhashë atë pa marrë shpërblim, dhe thashë: 'O Allah, e dhashë për Ty, ndaj ma konpenso me çka është më mirë.'" Ai shkoi në oqean dhe filloi një udhëtim me anije të vogël. Pas pak kohe një stuhi me erëra të forta e dërrmoi copash anijen dhe atij iu desh të kapej pas një cope druri. Erërat ishin të forta dhe e çonin sa majtas djathtas. Më në fund, ai doli në një ishull. Atje gjeti një xhami plot me njerëz që po faleshin, dhe iu bashkua atyre. Ai gjeti fletë me pjesë nga Kur'ani dhe

filloi t'i lexonte. Njerëzit e atij ishulli e pyetën, 'A di të lexosh Kur'an?' dhe ai iu përgjigj se dinte. Ata i thanë, 'Mësoju fëmijëve tanë Kur'an.' Kështu ai filloi t'i mësonte ata dhe mori rrogë për punën e tij. Një ditë ata e panë tek shkruante, dhe e pyetën, 'A po i mëson fëmijëve tanë të shkruajnë?' Ai pranoi dhe filloi t'i mësonte ata me rrogë.

Pas njëfarë kohe, ata i thanë: 'Kemi një vajzë jetime i ati i së cilës ishte njeri i mirë. A pranon të martohesh me të?' Ai ra dakort dhe më vonë tregoi, 'U martova me të dhe kur qëndrova me të, pashë se mbante po atë varëse në qafë. I kërkova asaj të më tregonte historinë e varëses, dhe ajo tha se i ati e kishte humbur në Mekë dhe se një njeri e kishte gjetur e ia kishte kthyer. Ajo i tregoi se i ati gjithmonë lutej që e bija të bekohej me një burrë si ai njeri i ndershëm. Atëherë, i tregova se ai njeri isha unë."

Ai braktisi diçka për hir të Allahut, dhe Allahu e kompensoi me diçka edhe me të mirë.

"Vërtet, Allahu është i Mirë dhe i Pastër, dhe nuk pranon veçse të mirën dhe të pastrën."

## Kur kërkon, kërkoji Allahut

Mirësia e Allahut na është shumë e pranë. Ai dëgjon gjithçka dhe i përgjigjet du'ave tona. Jemi ne ata që kemi plot të meta, dhe na duhet të jemi ngulmues në du'atë tona. Mërzia apo pesimizmi nuk duhet të na ndalin kurrë, e as nuk duhet të themi: u luta, por nuk m'u plotësua lutja. Përkundrazi, duhet të ulim kokat në sexhde dhe t'i lutemi për ndihmë Allahut. Mënyra më e mirë për këtë është t'i kërkojmë Atij nëpërmjet Emrave të Tij të bukur dhe Cilësive të Tija të përsosura. Mirëpo, gjersa të marrim përgjigje, duhet të këmbëngulim në lutjet tona drejtuar Fuqiplotit të Mëshirshëm.

**"Luteni Zotin tuaj, të përulur e në heshtje"**

*(Kur'an, 7:55).*

Një shkrimtar tregon se një musliman shkoi në një vend si refugjat dhe i luti autoritetet e atjeshme t'i miratonin nënshtetësinë. Të gjitha dyert iu mbyllën. Megjithë përpjekjet e tija të shumta dhe kërkesat ndaj të tjerëve, tërë lidhjet e tija dështuan. Një ditë, ai takoi një dijetar dhe ky i dha një këshillë: 'Lutju Zotit tënd, sepse Ai është që i lehtëson gjërat.' Kuptimi i kësaj këshille gjendet në hadithin: *"Nëse kërkoni, kërkojini Allahut, dhe nëse doni ndihmë, lutjuni Allahut. Dhe ta dini se nëse një popull do të mblidhej së bashku për t'ju dhënë diçka, ata s'do të mund t'ju sillnin asgjë, përveç asaj që Allahu ka shkruar për ju."*

Refugjati tha, 'Për Allah, reshta së shkuari tek njerëzit për ndihmë apo ndërmjetësim, por nisa t'i lutem Allahut në të tretën e fundit të natës, mu siç më kishte thënë dijetari. Pak përpara agimit, i lutesha Allahut dhe e përgjëroja për ndihmë. Kaluan vetëm pak ditë, dhe dorëzova një aplikim për nënshtetësi pa iu drejtuar askujt për ndërmjetësim. Pas disa ditësh, për çudinë time, më thirrën të merrja dokumentat e kërkesës së nënshtetësisë. Ato ishin vulosur me 'Aprovuar'."

**"Allahu është i Mëshirshëm dhe i Butë ndaj robërve të Tij"**

*(Kur'an, 42:19).*

## Çaste të çmuara

Et-Tanukhiu tregon ngjarjen e një ministri në Bagdad i cili uzurpoi pasurinë e një zonje të moshuar në provincën e tij. Ai ia mori të gjitha të drejtat dhe ia konfiskoi pronën. Ajo shkoi tek ai, qau përpara tij, dhe iu ankua për padrejësinë dhe shkeljen e tij. Atij nuk i erdhi as keq as turp për ç'kishte bërë. Në zemërim e sipër, ajo i tha: "Unë do të lutem kundër teje." Ai e përqeshi

atë me tallje dhe i tha, "Atëherë duhet të lutesh në të tretën e fundit të natës." Arroganca dhe tirania e shtynë atë t'i fliste ashtu asaj. Ajo u largua, dhe sipas këshillës tallëse të ministrit, u lut me durim në një të tretën e fundit të natës. Vetëm pas pak ditësh ai u hoq me dhunë nga posti. Si shpërblim për tiraninë e tij, pronat e tij e konfiskuan, dhe ai u kamzhikos publikisht. Pas kamzhikosjes, zonja e moshuar i kaloi pranë dhe tha, "Kishe të drejtë! Më këshillove të lutem në një të tretën e fundit të natës dhe unë po i shoh rezultatet të jenë mëse të kënaqshme."

Pjesa e fundit e natës është shumë e çmuar për jetën tonë. Përse? Në këtë kohë, Allahu Fuqiplotë thotë: *"A ka ndonjeri që lyp, Unë do t'i jap. A ka ndonjeri që kërkon falje, Unë do ta fal. A ka ndonjë që lutet, Unë do t'i përgjigjem."*

Që nga fëmijëria e deri tani, më kujtohen shumë shembuj në të cilët ishte e qartë se ndihma vjen vetëm prej Allahut. Gjatë Luftës së Gjirit Persik, isha në një fluturim nga Abha për në Rijad. Pas nisjes, u dha një njoftim se do të ktheheshim në Abha për shkak të një problemi mekanik. Na u tha se problemi ishte zgjidhur dhe u nisëm për së dyti. Kur mbërritëm pistën e Riadit, rrotat e uljes refuzonin të hapeshin. Iu sollëm qytetit të Rijadit për një orë të tërë. Piloti bëri dhjetë përpjekje për ulje, por në secilin rast mekanizmi i uljes nuk funksiononte. Shumë njerëz në aeroplan filluan të panikonin dhe lotët filluan të ridhnin rrëke teksa po prisnim vdekjen në qiell. Atë çast, e kuptuam sa e pavlerë dhe kalimtare është kjo jetë, dhe zemrat tona u dhanë pas Ahiretit. Filluam të përsërisnim, "Nuk ka zot përveç Allahut dhe Ai është i Pashoq. Sundimi i përket Allahut; falënderimi i takon Atij dhe Ai është i Aftë për gjithçka." Një burrë i moshuar u ngrit dhe i thirri njerëzit t'i ktheheshin Allahut për lutje, të kërkonin falje, dhe të pendoheshin. Dhe Allahu ka thënë për njerëzit që:

**"Kur hipin ata në anije i luten sinqerisht Allahut.."**

*(Kur'an, 29:65)*

Iu lutëm të Vetmit që i përgjigjet lutjes së nevojtarit. Me të njëmbëdhjetën herë, u ulëm, dhe kur prekëm tokën na dukej sikur ishim kthyer nga varret. Lotët u thanë, buzëqeshjet u shfaqën dhe paqja u rikthye. Sa i Mëshirshëm dhe i Butë është Allahu! Një poet ka thënë:

*"Saherë i kërkojmë Allahut kur goditemi me fatkeqësi?*
*Por kur hallet ikin e harrojmë Atë me shpejtësi.*
*Kur jemi në det i lutemi të na shpëtojë anijen,*
*E kur kthehemi rehat në tokë, i mosbindemi Atij.*
*Fluturojmë në qiell në siguri e rehati,*
*Dhe nuk biem sepse Mbrojtësi ynë është Allahu."*

## Kur diçka është shkruar, asgjë s'mund ta ndalojë

Revista e vjetër *el-Kasim* e Arabisë përmendte ngjarjen e një të riu nga Damasku që kishte prenotuar një fluturim për jashtë shtetit. Ai i tha së ëmës ta zgjonte pak para nisjes. Pasi ra të flinte, e ëma dëgjoi në radio se kushtet atmosferike ishin të këqija dhe se era po frynte furishëm. Dhembshuria e saj për të birin e vetëm e shtynë të mos e zgjonte atë me shpresë se ai s'do ta kapte fluturimin. Kur u sigurua se fluturimi ishte nisur, ajo shkoi të zgjonte të birin. Kur hyri në dhomë, ajo pa se ai shtrihej në shtrat, i pajetë. Një ajet kur'anor thotë:

**"Thuaju: 'S'ka dyshim se vdekja prej së cilës po ikni, do t'ju zërë patjetër, e pastaj do të silleni tek Ai që e di të padukshmen dhe të dukshmen, dhe atëherë Ai do t'ju njoftojë me atë që keni punuar"**

*(Kur'an, 62:8).*

Duke ikur prej vdekjes, ai vdiq. Kur vjen koha për të vdekur, çdogjë mund të ta marrë jetën.

## Nga ngjarjet e vdekjes

Sheikh 'Ali Tantaui tregon se një njeri që niste një kamion në Siri mori një pasagjer që i doli përpara. Pasagjeri u ul prapa ku nuk kishte as mbulesë e as çati. Megjithatë, kishte një arkivol që ishte bërë gati për një varrim. Filloi të binte shi dhe duke parë se arkivoli ishte i madh, pasagjeri vendosi të strehohej në të. Një tjetër pasagjer u fut në kamion dhe edhe ai shkoi në anën e pasme. Ndodhi që ai të ulej pranë arkivolit. Ndërkohë që shiu nuk pushonte, pasagjeri i dytë mendonte se ishte i vetëm në kamion. Pa paralajmërim, pasagjeri i parë nxori dorën nga arkivoli për të parë nëse shiu kishte pushuar. Kur pa dorën, pasagjeri i dytë u tmerrua, duke menduar se një i vdekur po ringjallej. Nga tmerri dhe tronditja e çastit, ai ra prapa, u rrëzua nga kamioni, dhe përplasi kokën në beton, duke vdekur në vend.

Kjo mënyrë e papritur vdekjeje ishte ajo se si e kishte shkruar Allahu vdekjen e këtij njeriu.

*"Gjithçka ndodh sipas caktimit hyjnor*
*Dhe në vdekjet e të tjerëve ka morale e mësime."*

Secili duhet ta kuptojë se vdekja na rri mbi kokë. Ajo mund të vijë çdo çast. Ditën ose natën. Prijësi i Besimtarëve 'Ali ibn Ebu Talib e ka shprehur në terma shumë të qartë realitetin e jetës sonë: "Ahireti udhëton drejt nesh ndërsa kjo jetë udhëton larg nesh; prandaj jini nga bijtë e Ahiretit e jo bijtë e kësaj bote. Sepse sot ka veprim pa llogari, e nesër ka llogari pa veprim."

Nga kjo thënie, mund të mësojmë se sa e domosdoshme është të përmirësojmë vetet tona, ta ripërtërisim pendesën, dhe ta dimë se kemi të bëjmë me Zotin që është Bujar, Fuqiplotë, i Madhërishëm dhe i Butë.

Vdekja s'merr leje para se të vijë, e as nuk paralajmëron se është nisur. Kur'ani tregon:

**"Askush përveç Allahut nuk e di se ç'do t'i ndodhë nesër, dhe askush përveç Allahut nuk e di se ku do të vdesë"**

*(Kur'an, 31:34).*

**"Ju keni afatin e një dite që s'mund ta shtyni për asnjë moment, e as ta shpejtoni"**

*(Kur'an, 34:30)*

Tantauiu tregon një histori tjetër që e ilustron po aq mirë befasinë e vdekjes. Një autobus plot njerëz po lëvizte kur papritur shoferi ndaloi. Pasagjerët pyetën se ç'kishte ndodhur. Ai tha, 'Po ndaloj për ta marrë këtë plakun që më bëri me shenjë për të hipur.' Ata thanë, 'Po ne nuk shohim asnjeri.' Ai u përgjigj, 'Ja ku është.' Ata i përsëritën se aty nuk kishte njeri. Ai tha me bindje, 'Ja, shikoni tani, ai po futet.' Në atë çast, gjendja u bë tepër e çuditshme dhe ata thërritën, 'Për Allah, nuk shohim askënd.' Atëherë, sa hap e mbyll sytë, shoferi vdiq në karriken e tij.

Kështu, vdekja i erdhi atij në mënyrën më të çuditshme dhe të papritur.

**"E kur t'u vijë afati i tyre, ata s'mund ta shtyjnë as për një moment, e as ta shpejtojnë"**

*(Kur'an, 7:34).*

Njeriu është frikacak kur përballet me rrezikun, zemra fillon t'i rrahë kur shfaqet mundësia e vdekjes, dhe atëherë, pa ndonjë paralajmërim, ai vdes duke u ndier më se i sigurtë.

**"Ata thanë për të vetët: 'Sikur të na kishin dëgjuar, nuk do të ishin vrarë.' Thuaju: 'Largojeni, pra vdekjen nga vetet tuaja, nëse flisni të vërtetën'"**

*(Kur'an, 3:168).*

E çuditshmja është se ne nuk mendojmë për takimin me Allahun, e as për natyrën kalimtare të kësaj jete.

## Vetëm Allahu është fuqiplotë

Nganjëherë, një incident i vogël ia hap sytë njeriut për të parë realitetin. Më 1413, udhëtova në Rijad për ta takuar një shokun tim të vjetër. Atij i duhej të punonte deri vonë ditën e mbërritjes sime, kështu që shkova drejt e në në hotel. Meqë ishte sezon i qetë, në hotel nuk kishte shumë njerëz. Portieri më tregoi një dhomë në katin e katërt e cila ishte larg prej aktiviteteve të personelit. Pasi hyra në dhomë, vendosa çantën mbi shtrat dhe shkova në banjo për të marrë abdes. E mbylla derën e banjos, dhe pasi u lava, iu afrova derës për të dalur. Për dëshpërimin tim, dera ishte bllokuar dhe sado që u përpoqa nuk munda ta hap. U përpoqa disa herë duke përdorur teknika të ndryshme, por më kot. Shpejt e pashë se kisha mbetur në këtë vend të mbyllur pa dritare, pa telefon, dhe më e keqja, pa asnjeri pranë që t'i thërrisja për ndihmë. Kujtova Zotin tim dhe iu luta për ndihmë. Qëndrova krejtësisht i pafuqishëm për njëzet minuta, që m'u dukën si tre ditë. Për ato njëzet minuta u djersita, rrahjet e zemrës u rritën shumë, dhe trupi filloi të më dridhej. Shkaku kryesor i panikut tim të madh ishte se kjo kishte ndodhur papritur, pa paralajmërim, dhe se ndodhesha në një vend të çuditshëm pa mundësinë për të kontaktuar me kënd për ndihmë.

Pas një kohe që m'u duk sa një jetë e tërë, vendosa të përdor forcën fizike për të hapur derën. Fillova ta tundja dhe ta shtyja derën me trupin tim të dobët. Vazhdova kështu gjersa u lodha dhe kisha nevojë për pushim. Vazhdova për ca kohë, duke pushuar saherë që lodhesha. Më në fund, dera u hap dhe dola me ndiesinë e atij që ka dalur nga varri. E falënderova dhe e madhërova Allahun. M'u kujtua se sa të dobët janë njerëzit, dhe sa të pafuqishëm mund të bëhemi në një çast. Pastaj m'u kujtuan të metat tona dhe harrimi ynë i Ahiretit.

"Dhe druajuni Ditës kur do t'i ktheheni Allahut"

(*Kur'an, 2:281*).

"Kudo që të ndodheni vdekja do t'ju kapë, edhe në pallate të fortifikuara qofshi!"

(*Kur'an, 4: 78*).

Vdekja vjen në mënyra që nuk i presim. Kam lexuar dhe dëgjuar për njerëz që shkojnë pas vdekjes, dhe në fund marrin jetë të gjatë. Ndërsa, të tjerë që synojnë siguri, vdesin mu në vendin që e mendonin më të sigurtë. Dikush kërkon shërim për një sëmundje dhe rrugës gjen vdekjen, ndërsa një tjetër vuan rëndë dhe e do vdekjen por shpëton dhe mbijeton. Sa i Përsosur është Allahu, i Urti; Ai ka krijuar dhe planifikuar gjithçka sipas Urtisë së Tij hyjnore.

## Nganjëherë diçka e dëmshme mund të kthejë shëndetin

Së fundmi, kam lexuar ngjarjen e një njeriu që ishte i paralizuar. Ai qëndroi në shtrat me vite, dhe në fund e kapluan mërzia dhe ndjenja e dështimit. Doktorët nuk mundën të bënin asgjë. Një ditë, teksa ishte i vetëm në shtëpi, një akrep zbriti nga tavani i dhomës së tij. Ai e pa tek po vinte, por s'ishte në gjendje të lëvizte. Pasi iu ul mbi kokë, akrepi e pickoi disa herë. Tërë trupi i tij, që nga koka gjer te këmbët, u përfshi nga shtrëngimi. Dalëngadalë, dhe për habinë e tij, gjymtyrëve të tij iu kthye ndiesia, dhe pas pak, ai e pa veten të ecte nëpër dhomë. Ai hapi derën dhe shkoi tek gruaja dhe fëmijët. Ata nuk i besonin syve tek shihnin të paralizuarin që qëndronte para syve të tyre. Ishin të shtangur dhe të mahnitur. Atëherë, ai u tregoi se ç'kishte ndodhur.

Sa i Përsosur është Allahu që e bëri akrepin shërim për sëmundjen e tij!

Ia përmenda këtë rast një doktori dhe ai e pranoi si të mundshëm. Ai më tha se ka lloje serumesh helmuese që përdoren nga doktorët kur niveli i tyre toksik zvogëlohet kimikisht.

Dhe Allahu, Fuqiploti, i Lartmadhëruari, nuk ka dërguar sëmundje pa zbritur edhe shërimin për të.

## Allahu ua lejon mrekullitë eulijave

Silat ibn Eshjemi, një besimtar i devotshëm i tabi'inëve, po udhëtonte në veri për të luftuar në rrugën e Allahut, dhe kur ra nata ai vendosi të strehohej në pyllin aty pranë. Ai hyri, mori abdes, dhe filloi të falej. Papritur, një luan u vërsul në drejtim të tij, dhe ndërkohë që po i afrohej, Silati vazhdoi të falej. Ai filloi t'i sillej rrotull Silatit, por ky nuk e ndërpreu namazin, duke qëndruar i durueshëm, dhe përgjëruar Allahun për ndihmë. Ai dha selam dhe pastaj i tha luanit, "Nëse je urdhëruar të më mbysësh, atëherë bëje. E nëse nuk je urdhëruar, atëherë më lër të qetë që t'i rrëfehem Zotit." Luani u nis ngadalë dhe e la Silatin të qetë.

Libri *el-Bidaje ue'n-Nihaje* i Ibn Kethirit dhe libra të tjerë të historisë janë plot me ngjarje të tilla. Librat e jetëshkrimeve të sahabëve përmbajnë një ndodhi të ngjashme me Safinehin (Allahu qoftë i kënaqur me të), robin e liruar të të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.]. Ai po udhëtonte me shokët e tij përgjatë bregut të oqeanit. Kur u futën në tokë, një luan iu afrua atyre me kërcënim. Safinehi tha: "O luan, unë jam nga sahabët e të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.], dhe jam shërbëtori i tij. Këta janë shokët e mi, dhe ti s'ke çfarë të na bësh." Luani u kthye dhe ia mbathi thua se ikte prej tyre.

Duhet të kuptojmë pra, se ka një Zot që është i Mëshirshëm e i Urtë, i Cili di gjithçka që ndodh në univers, dhe se Ai i ndihmon robërit e Tij të devotshëm në nevojë.

"Nuk bëhet bisedë e fshehtë në mes tre vetëve, e të mos jetë Ai i katërti; e as mes pesë vetave e të mos jetë Ai i gjashti; e as mes më pak dhe as mes më shumë vetave e Ai të mos jetë me ta, kudo që të ndodhen"

*(Kur'an, 58:7).*

## Allahu mjafton si njohës i çështjeve

Në *Sahih*-un e tij, Imam Buhariu tregon se një njeri nga bijtë e Israelit i kërkoi një tjetri t'i jepte borxh njëmijë dinarë. Ky e pyeti, 'A ke ndonjë dëshmitar?' I pari iu përgjigj, 'Nuk kam dëshmitar përveç Allahut.' Tjetri e pyeti, 'A ke garantues?' Njeriu iu përgjigj, 'Nuk kam garantues përveç Allahut.' Ky i dyti tha, 'Allahu është i Mjaftueshëm si Njohës i çështjeve.' Atëherë, ai ia dha atij njëmijë dinarët; ata u ndanë dhe ranë dakort për vendin dhe kohën e kthimit të borxhit. Kishte ndodhur që ata të jetonin në dy anët e një lumi. Kur erdhi koha e kthimit të borxhit, huamarrësi shkoi në breg të gjente një barkë për t'ia dorëzuar paratë huadhënësit. Për dëshpërimin e tij, nuk gjeti barkë. Ai vazhdoi të priste deri sa ra nata, pa gjetur dot askënd që ta çonte nga ana tjetër e lumit. Ai tha, "O Allah, ai më kërkoi dëshmitar, dhe unë s'gjeta askënd përveç Teje; ai më kërkoi garantues, dhe unë s'gjeta askënd përveç Teje. O Allah, bëj që kjo letër t'i mbërrijë atij." Ai mori një copë druri, e zbrazi përbrenda dhe i futi njëmijë dirhemët bashkë me letrën. Pastaj, ai e hodhi copën e drurit në lum. Me lejen e Allahut, ajo lundroi sipas një kursi të drejtuar. Huadhënësi shkoi në breg duke respektuar orarin e takimit. Ai priti për ca kohë, dhe kur pa se njeriu tjetër nuk po vinte, tha me vete, "Përse të mos marr ca dru për shtëpi të paktën?" Ai kaloi pranë copës së drurit dhe e çoi në shtëpi. Kur pa se ishte bosh, ai e theu dhe gjeti paratë bashkë me letrën.

**"Prandaj, vetëm Allahut le t'i mbështeten besimtarët"**

*(Kur'an, 3:122).*

Po i përmend këto ngjarje vetëm që besimi juaj në premtimin e Allahut të forcohet, dhe që t'I luteni e ta përgjëroni Atë në vetmi. Allahu ju ka urdhëruar:

**"Lutmuni, se Unë ju përgjigjem"**

*(Kur'an, 40:60).*

**"E kur robët e Mi të pyesin për Mua, [thuaju, o Muhammed, se] Unë jam afër; i përgjigjem lutjes së lutësit kur më thërret.."**

*(Kur'an, 2:186).*

Haxhxhaxhi urdhëroi t'ia sillnin Hasan el-Basriun që ta dënonte. Hasani po shkonte drejt tij dhe, gjatë tërë ditës, mbrojtja dhe mirësia e Allahut ishin në mendjen e tij. Duke patur besim të palëkundur në premtimin e Allahut, Hasani filloi t'i lutej Allahut, duke e përgjëruar me Emrat e Tij të Bukur dhe Cilësitë e Përsosura. Allahu e bëri zemrën e Haxhxhaxhit të ndryshoë duke kallur tmerr në të. Kur mbërriti, Hasani u habit tek shihte që Haxhxhaxhi e mirëpriti miqësisht atë. Gjatë takimit, Haxhxhaxhi ishte i sjellshëm, i butë, dhe i kujdesshëm me Hasanin.

Kjo s'është gjë tjetër veçse kujdesi dhe mbrojtja e Allahut për robërit e Tij të devotshëm.

Mirësia e Allahut përfshin tërë universin.

**"E nuk ka asnjë send që nuk e madhëron, duke i shprehur falënderim Atij, por ju s'e kuptoni madhërimin e tyre. Ai është i Butë dhe Falës"**

*(Kur'an, 17:44).*

Është vërtetuar se profeti Sulejman [a.s.] kishte mësuar gjuhën e zogjve. Ai u nis të lutej me njerëzit për shi, dhe rrugës për në xhami, ai pa një milingonë që kishte ngritur këmbën: ajo po i

lutej Alahut. Profeti Sulejman [a.s.] tha, "O njerëz, kthehuni, sepse lutja e tjetrit ju mjafton."

Shiu filloi të bjerë falë lutjes së milingonës – profeti Sulejman [a.s.] ia kishte kuptuar të folurit. Njëherë, kur po marshonte me ushtrinë e tij të stërmadhe, një milingonë i paralajmëroi të tjerat:

> **"O milingona! Hyni në vendet tuaja, që të mos ju coptojë Sulejmani dhe ushtria e tij duke mos ju vërejtur.' Dhe ai (Sulejmani) buzëqeshi i gëzuar prej fjalës së saj..."**
>
> *(Kur'an, 27:17-18).*

Shpesh, Mirësia dhe Mëshira e Allahut zbret për shkak të kafshëve. Ebu Ja'la ka përcjellur nga Pejgamberi [s.a.v.s.] një hadith kudsi ku Allahu thotë: *"Të mos ishte për njerëzit e thyer e të moshuar, fëmijët, dhe kafshët barngrënëse, do jua kisha ndalur pikat nga qielli."*

## Gjithçka në univers e madhëron Allahun

Një pupëz, nga bota e zogjve, e diti Zotin e saj, dhe iu bind e iu përul Krijuesit të saj. Allahu Fuqiplotë tha për profetin Sulejman [a.s.]:

> **"Dhe vështroi shpendët e tha: 'Ç'është që nuk po e shoh pupëzën? Jo, ajo nuk qenka këtu.' Unë do ta dënoj atë me një dënim të ashpër ose do ta ther, përderisa të më bijë ndonjë arsye të fortë. Ajo nuk zgjati shumë e tha: 'Unë kuptova atë me të cilën ti nuk je i njohur dhe të erdha nga Sebei me një lajm të sigurt.' Në të vërtetë, unë gjeta një grua që po i sundonte ata dhe asaj i ishte dhënë çdo send, e ajo kishte edhe një fron të madh. Madje e pashë atë dhe popullin e saj të adhuronin diellin e jo Allahun, po djalli ua kishte hijeshuar atë veprim të tyre dhe i kishte shmangur prej rrugës së drejtë, prandaj ata nuk gjejnë udhëzim. (I kishte shmangur) për të mos adhuruar Allahun që nxjerr në shesh të fshehtën në qiej e në tokë, dhe që e di atë që**

**fshehni e atë që publikoni. Allahu është Një, nuk ka Zot tjetër përveç Tij, Zoti i Arshit të madh. Ai (Sulejmani) tha: 'Do të shohim se a thua të vërtetën apo je nga gënjeshtarët. Shko me këtë letrën time dhe hidhja atyre, largohu nga ata dhe dëgjo se çka bisedojnë'"**

*(Kur'an, 27:20-28).*

Pupëza shkoi, dhe pati një sërë ngjarjesh. Ajo më në fund kulminoi në rezutatet historike që ndodhën (mbretëresha e Sebes përqafoi Islamin). Shkaku dhe mjeti i kësaj ishte zogu që e njohu Zotin e vet. Disa dijetarë kanë thënë, "Vërtet e çuditshme! Pupëza ishte më e zgjuar se Faraoni. Faraoni nuk besoi kur gjërat ishin mirë e kështu që besimi në çastin e fundit nuk e ndihmuan atë. Pupëza, nga ana tjetër, kishte besim në Zotin e vet kur gjërat ishin mirë, dhe ky besim i vlejti kur gjërat u përkeqësuan.

Pupëza tha:

**"Që të mos adhurojnë Allahun, i Cili nxjerr në shesh të fshehtën në qiej e në tokë"**

*(Kur'an, 27:25).*

Nga ana tjetër, Faraoni tha:

**"Nuk njoh ndonjë zot tjetër për ju pos meje..."**

*(Kur'an, 28:38).*

I mjerë është ai që ka më pak mend se pupëza, dhe më pak mençuri se milingona. Një ajet kur'anor thotë:

**"Ata kanë zemra me të cilat nuk kuptojnë, ata kanë sy me të cilët nuk shikojnë, dhe kanë veshë me të cilët nuk dëgjojnë"**

*(Kur'an, 7:179).*

Bota e bletëve është plot me mrekulli që na kujtojnë kujdesin e Allahut. Bleta e vogël lë hojin e saj për të kërkuar furnizim. Ajo ulet mbi sipërfaqen e butë dhe thith nektarin e luleve. Pastaj,

ajo vjen me një lëng që siguron shërim për njerëzit, duke u kthyer gjithmonë në hojin e saj, pa e humbur rrugën.

Kur'ani Fisnik na informon:

**"Zoti yt i dha instikt bletës: 'Ndërto shtëpi nëpër male, drunj, dhe kulmet që ata ndërtojnë. Pastaj ha nga të gjitha frutat dhe futu nëpër rrugët e nënshtruara prej Zotit tënd.' Nga barqet e tyre del lëng, ngjyra e të cilit është e ndryshme dhe në të cilin ka shërim për njerëz. Vërtet, në këtë ka shenja për njerëzit që mendojnë"**

*(Kur'an, 16:68-69).*

Kur lexon këto histori, duhet të kuptosh se ekziston një kujdesje dhe mbrojtje e fshehtë nga Allahu, i Vetëm dhe i Pashoq, dhe se duhet t'i lutesh dhe falesh Atij për të gjitha nevojat tuaja. Duhet ta kuptosh se gjithkush tjetër në univers është i dobët dhe i pafuqishëm; edhe ata kanë nevojë të adhurojnë Allahun, t'ia kërkojnë furnizmin, shëndetin, dhe lumturinë Atij, sepse Ai zotëron gjithçka.

**"O njerëz, jeni ju që keni nevojë për Allahun e Allahu nuk ka nevojë për ju; Ai është i falënderuari"**

*(Kur'an, 35:15).*

Duhet të zotëroni besim të patundshëm në Allah, dhe duhet ta dini se du'atë dhe shpresat tuaja i duhen drejtuar Atij, dhe jo njerëzve të dobët e të pazotë. Kur t'i vlerësoni vërtetësisht të mirat e Zotit tuaj, do ta ndjeni nevojën që qenia kalimtare ka për të Përhershmin, varësinë e të varfrit nga i Pasuri, dhe mbrojtjen e kërkuar nga i dobëti te Fuqiploti. Fuqia, pasuria, dhe përjetësia i përkasin vetëm Allahut.

Nëse i dini tërë këto gjëra, duhet t'i zbatoni ato dhe ta adhuroni sinqerisht Allahun. Nëse kërkoni falje prej Tij, Ai do t'jua dhurojë atë. Nëse i lypni Atij, Ai do t'ju japë. Nëse doni ndihmë prej Tij, Ai do t'ju ndihmojë. Dhe nëse jeni falënderues, Ai do t'i rrisë të mirat e Tij mbi ju.

## Jini të kënaqur me Allahun!

Kur besoni tek fjala "Jam i kënaqur me Allahun si Zotin tim, me Islamin si fenë time, dhe me Muhammedin si të Dërguar", ju duhet të jeni të kënaqur me urdhëresat e Allahut dhe ligjet e Tija.

Kur tregoheni përzgjedhës në bindjet tuaja lidhur me besimin në kader, besimi juaj nuk është i plotë. Të qenurit përzgjedhës do të thotë të jeni të kënaqur vetëm me ato rregulla që ju pëlqejnë, ndërkohë që ankoheni për ato që s'ju pëlqejnë.

Disa njerëz do të ishin të lumtur me Zotin e tyre sikur gjërat të ishin të lehta, por ata do t'i mospëlqenin ligjet e Tija nëse gjërat do të vështirësoheshin, dhe për ta Allahu ka thënë:

**"Nëse e godet ndonjë e mirë, ai qetësohet me të, por nëse e godet ndonjë e pakëndshme, ai kthehet në fytyrën e vet të vërtetë. Ai i ka humbur këtë dhe jetën tjetër, e ky është dështimi i qartë"**

*(Kur'an, 22:11).*

Beduinët e njoftuan Islamin e tyre haptazi, dhe kur gjenin lehtësim dhe përfitim në atë që ishte shpallur, ata thonin, "Kjo është një fe e mirë." Atëherë ata iu përmbaheshin urdhëresave dhe zbatonin detyrimet e tyre fetare.

Mirëpo kur panë të kundërtën – thatësirë dhe varfëri, p.sh. – ata kthenin shpinën në mospërfillje, duke e braktisur fenë e tyre. Ai që e praktikon Islamin në mënyrë të tillë pranon gjithnjë lehtësimin për të përmbushur dëshirat e tija personale.

Ai që zgjidhet nga Allahu për ta adhuruar Atë dhe për të mbajtur flamurin e Islamit, e pastaj nuk është i kënaqur me këtë nder, meriton shkatërrim të vazhdueshëm e të përjetshëm.

**"Dhe lexojua atyre tregimin e atij që i patëm dhënë dituritë Tona, ndërsa ai u zhvesh prej tyre dhe atëherë atë e shoqëroi shejtani dhe kështu ai u bë prej të humburve"**

*(Kur'an, 7:175).*

"Allahu do t'i bënte të dëgjojnë po të dinte se do të arrinin ndonjë të mirë, por edhe sikur t'i bënte të dëgjojnë, ata do të zbrapseshin dhe do të refuzonin"

*(Kur'an, 8: 23).*

Kënaqja është një shteg i cili ndiqet nga ata që duan të pasojnë një kod më të lartë, kod që ndiqet nga ata që janë të afërt me Allahun.

I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] shpërndau prenë e luftës pas betejës së Hunejnit. Ai ia dha shumicën prijësve të fiseve të ndryshme dhe atyre arabëve që e pranuan vonë Islamin. Ai përjashtoi medinasit, i bindur në shkallën e kënaqësisë dhe imanit të secilit prej tyre. Mbase disa prej tyre nuk e kuptuan plotësisht arsyen fisnike pas përjashtimit të tyre nga kjo ndarje, prandaj i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] i mblodhi ata së bashku për t'ua shpjeguar pse nuk u përfshinë. Ai u tregoi për dashurinë e tij të thellë ndaj tyre dhe faktin se u dha të tjerëve për 'i afruar në Islam – një veprim që shpjegohej me nivelin e tyre të dobët të imanit, i cili duhej forcuar. Ai [s.a.v.s.] u tha ensarëve: *"A nuk jeni të kënaqur që njerëzit po kthehen me deve e bagëti, ndërsa ju po ktheheni me të Dërguarin e Allahut?! Ensarët janë si rrobat e mia të brendshme ndërsa të tjerët janë si veshjet e mia të jashtme. Allahu i mëshiroftë ensarët, bijtë e ensarëve, dhe nipat e ensarëve. Sikur tërë njerëzit të kalonin në një luginë, ndërsa ensarët të kalonin nëpër një tjetër, unë do të shkoja me ensarët."*

Ata u mahnitën; kënaqësia dhe paqja zbritën mbi ta. Ata arritën kënaqësinë e Allahut dhe të Dërguarit të Tij [s.a.v.s.].

Ata që me të vërtetë e kanë gjetur kënaqësinë e Allahut nuk e ndërrojnë atë për tërë botën; asgjë nuk krahasohet me kënaqësinë e Tij.

Një beduin pranoi Islamin para të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.], i cili atëherë i dha ca para. Beduini i tha, "O i Dërguari

i Allahut. Unë nuk u betova të të pasoja për këtë." Pejgamberi [s.a.v.s.] e pyeti, "Atëherë përse u betove të më ndiqje?" Ai u përgjigj, "U betova të të ndjek që një shigjetë të më godasë mu këtu (dhe tregoi fytin) e të më dalë këtu (dhe tregoi qafën)." I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] tha, "Nëse je besnik ndaj Allahut, Ai do të jetë Besnik ndaj Teje (në premtimin e Tij)." Ai njeri mori pjesë në një betejë dhe një shigjetë e goditi ashtu siç dëshiroi. Ai e takoi Zotin e vet, i gëzuar dhe i kënaqur.

Në një rast tjetër, i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] ndau ca pasuri. Ai u dha atyre që ishin të dobët në fe, dhe nuk u dha atyre që kishin njomur shpatat me gjakun e armikut, e që e mbrojtën fenë me trupat dhe pasurinë e tyre. I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] u ngrit përpara njerëzve dhe tha: *"Unë u jap njerëzve për shkak të lakmisë dhe ankthit që Allahu ka vendosur në zemrat e tyre. Nuk u jap të tjerëve për shkak të imanit – apo së mirës – që Allahu ka vendosur në zemrat e tyre. Prej tyre është 'Amr ibn Taglibi."*

'Amri tha, "Këto ishin fjalë të cilat nuk do i ndërroja me asgjë në këtë botë." Ky është kulmi i kënaqësisë dhe kërkimit të asaj që është me Allahun. E tërë bota nuk vlente për të sa një buzëqeshje e Pejgamberit [s.a.v.s.].

Premtimet e të Dërguarit të Allahut [s.a.v.s.] ishin: shpërblimi i Allahut, kënaqësia e Tij, dhe Xhenneti. Ai nuk i premtoi asnjerit prej tyre kështjella, pozita, apo tokë. Ai [s.a.v.s.] u thonte atyre, "Kushdo që bën këtë dhe atë, do të ketë shpërblim Xhenetin." "Ai që bën këtë dhe atë, do të jetë shoku im në Xhennet." Përpjekjet e jashtëzakonshme të sahabëve nuk mund të kompensoheshin me dhurata të zbehta të kësaj bote; shpërblimi i drejtë për ta mund të jepej vetëm në Ahiret.

Tirmidhiu transmeton se 'Umeri shkoi të kërkonte leje nga i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] për të bërë haxhxh në Mekë. I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] i tha, *"Mos na harro në du'a, o vëlla."*

Folësi i këtyre fjalëve ishte i Dërguari me udhërrëfim, i pamëkatë dhe që nuk fliste nga dëshira por nga shpallja. 'Umeri tha se këto fjalë të paçmueshme nuk do t'i ndërronte për tërë botën.

Përfytyroni sikur i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] t'ju thonte, 'Mos na harro në du'anë tënde, o vëlla.' Si do të ndjeheshit?

Niveli i kënaqjes së Pejgamberit [s.a.v.s.] me Zotin e tij ndodhet përtej aftësisë sonë të përshkrimit. Ai është i kënaqur nga Zoti i tij në pasuri e në varfëri, në shëndet e në sëmundje, në rrethana të vështira e në rehati.

Ai e ndjeu drejpërsëdrejti hidhërimin dhe trishtimin e të qenurit jetim. Ai ishte i kënaqur me Zotin e tij edhe kur nuk gjente as një kokërr hurme për të ngrënë, dhe kur uria e skajshme e detyronte të lidhte gur pas brezi. Atij iu desh të linte peng tek një çifut parzmoren e tij për t'i marr borxh ca miell. Shtratin e kishte aq të fortë, saqë i linte shenja në shpinë dhe i shkaktonte dhimbje. Nganjëherë i kalonin edhe tre ditë pa ngrënë. Megjithë tërë këto vështirësi, ai ishte i kënaqur me Allahun, Zotin e gjithçkaje që ekziston.

**"I Madhëruar qoftë Ai, i Cili po të dëshirojë mund të të japë edhe më mirë se ç'thonë ata, kopshte në të cilët rrjedhin lumenj, ku ka edhe pallate"**

*(Kur'an, 25:10).*

Ai ishte i kënaqur me Allahun në kohërat më të vështira të jetës së tij: periudhën e hershme të mesazhit të tij. E tërë bota ishte kundër tij, me numrin e tyre të madh, pasurinë, dhe pushtetin. Gjatë kësaj kohe, i vdiqën xhaxhai i tij Ebu Talib dhe e shoqja Hatixhe (Allahu qoftë i kënaqur me ta). Kurejshët derdhën tërë llojet e dënimeve mbi atë dhe pasuesit e tij. Atë e shanë dhe e mosbesuan; e quajtën gënjeshtar, magjistar, të çmendur, tregues përrallash, dhe poet.

Ai ishte i kënaqur me Zotin e tij edhe në ditën kur e degdisën nga Meka, qyteti ku luajti në fëmijëri dhe u rrit në rini. Duke u

kthyer me fytyrë nga Meka, sytë e tij u mbushën me lotë dhe ai tha: *"Nga të gjitha tokat e Allahut, ti je më e dashura për mua; sikur banorët e tu të mos më kishin përzënë, nuk do të të kisha lënë kurrë."*

Ai ishte i kënaqur me Zotin e tij kur shkoi në Ta'if për të përhapur meazhin e tij fisnik, dhe në vend të mirëseardhjes, atë e pritën me gurë që ia gjakosën këmbët.

I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] u plagos në betejën e Uhudit, xhaxhai i tij Hamza u vra, shumë nga shokët dhanë jetën, por menjëherë pas luftimit, ai tha: *"Rreshtohuni pas meje që ta falënderoj Zotin tim."*

Shkurt, në çdo çast të jetës së vet, ai ishte i kënaqur me Zotin e tij, për çka është edhe shpërblimi:

**"E Zoti yt do të të japë, e ti do të kënaqesh"**

*(Kur'an, 93:5).*

## Një thirrje nga lugina Nakhlah

Pejgamberi i pafajshëm Muhammed [s.a.v.s.] doli nga Meka, ku ishin familja, fëmijët, dhe shtëpia. Atë e refuzuan njerëzit e vet. Ai u nis për në Ta'if me të njëjtin mesazh. Edhe aty u trajtua me urrejtje: pleqtë e mallkuan, fëmijët e përqeshën dhe e gjuajtën me gurë.

Lot pikëllimi i rrodhën në fytyrë dhe këmbët i ishin gjakosur. Nga do kthehej ai tani? Ku të kërkonte strehim? I Vetmi që jep strehim është Allahu Fuqiplotë.

Pejgamberi i mëshirës dhe i butësisë, Muhammedi [s.a.v.s.] u drejtua nga Qa'beja, falënderoi Allaun, e madhëroi Atë, dhe iu lut ta ndihmonte në vështirësitë e tija. Lexoni lutjen e tij pas asaj që i ndodhi në Ta'if: *"O Allah, Ty të ankohem për dobësinë time, mungesën e mundësive të mia, dhe urrejtjen e njerëzve ndaj meje.*

*Ti je i Plotmëshirshmi, Ti je Zoti im; kujt po më dorëzon: kushërinjve të mi që janë të ashpër me mua apo armikut që ke bërë të më nënshtrojë? Nëse nuk je zemëruar me mua, unë nuk shqetësohem (se si më trajtojnë njerëzit), veçse siguria Jote është më e lehtë për mua. Kërkoj strehë me shkëlqimin e fytyrës Tënde - që e ndriçon errësirën, dhe i përmirëson çështjet e duniasë e të Ahiretit - nga zbritja e zemërimit Tënd mbi mua. Fajësoj veten gjersa Ti të jesh i kënaqur. Dhe nuk ka fuqi as pushtet përveç se me Ty."*

## Shpërblimi i brezit të parë

Kur'ani Fisnik na informon:

**"Vërtet, Allahu qe i kënaqur me besimtarët kur ata nën hijen e atij druri të zotoheshin ty dhe Ai e dinte se ç'kishin zemrat e tyre, andaj u dhuroi qetësimin dhe shpejt i shpërbleu me një fitore"**

*(Kur'an, 48:18).*

Ky ajet shpjegon qëllimin më të lartë të besimtarëve: kënaqësinë e Allahut. Që Allahu të jetë i kënaqur me ty është gjëja më e çmuar që mund të arrish. Ky ajet përmend kënaqësinë e Allahut me brezin e parë të muslimanëve. Në të tjera vargje, ai përmend faljen për ta:

**"Ashtu që Allahu të liroi prej mëkateve të mëparshme (që t'i mveshën) dhe prej atyre të mëvonshme.."**

*(Kur'an, 48:2)*

**"Allahu ia fali Pejgamberit, edhe muhaxhirëve, edhe ensarëve, të cilët në çastin e vështirë shkuan pas tij, kur zemrat e një grupi nga ata, gati u lëkundën.."**

*(Kur'an, 9:117)*

**"Allahu të fali ty pse u dhe leje para se të të bëhej e qartë se cilët ishin të drejtë e t'i dije me kohë gënjeshtarët"**

*(Kur'an, 9:43)*

Në këtë ajet, të qenurit i gëzuar përmendet sepse sahabët bënë një betim nën pemë për të sakrifikuar jetët e tyre, duke synuar kënaqësinë e Allahut. Përse? Sepse me shehadetin e tyre, mesazhi do të vazhdonte dhe feja do të forcohej e përhapej.

Allahu e diti se në zemrat e tyre kishte iman të fortë. Ata u stërmunduan, u djersitën, u uritën, dhe u torturuan, por e rëndësishme për këto zema fisnike ishte se Allahu qe i kënaqur me ta.

Ata lanë familjet, pasurinë dhe shtëpitë e tyre për t'u përballur me realitetin e ashpër të shkretëtirës, për të udhëtuar në një tokë tjetër, por shqetësoheshin vetëm për Allahun dhe kënaqësinë e Tij ndaj tyre.

A ishte shpërblimi i këtyre mbrojtësve të Islamit devetë, patat, apo paraja? A mendoni se këto gjëra do t'i zbusnin zemrat e tyre? Kurrë! Ajo që i zbuste zemrat e tyre ishte kënaqësia e Allahut, falja e Tij, dhe shpërblimi i Tij i përjetshëm. Kur'ani na tregon:

**"Dhe për shkak se ata duruan, i shpërbleu me Xhennet dhe me petka mëndafshi. Aty janë të mbështetur në kolltukë dhe nuk shohin as diell e as të ftohtë. Hijet e tyre janë afër mbi ta dhe kalaveshët e pemëve u qasen shumë afër. Dhe atyre u shërbehet me enë të argjendta dhe me gota të tejdukshme. Të tejdukshme nga argjendi që ata i përcaktuan të jenë sa duhet"**

*(Kur'an, 76:12-16).*

## Kënaqja edhe pas rrënimit

Një njeri nga fisi i 'Absit u nis për të kërkuar disa deve që i kishin ikur. Ai ishte larg shtëpisë për tre ditë. Ai ishte një pasanik të cilin Allahu e kishte bekuar me kamje të madhe e familje të gjerë. Ata jetonin në një luginë të gjerë ku kalonte një lum. Rehatia dhe bollëku i rrethonte këta njerëz të cilët nuk mendonin kurrë se mund t'u vinte ndonjë e keqe.

Tërë familja fjeti një natë gjatë mungesës së babait. Allahu zbriti mbi ta një përmbytje që i lëvizi gurët si era e fortë me pluhur. Shtëpia u çrrënjos dhe tërë pasuria e familja e tij u shkatërruan. Pasi moti u qetësua, nga familja dhe pasuria nuk mbeti asnjë gjurmë. Ishte sikur ata të mos kishin ekzistuar ndonjëherë.

Pas tre ditësh, njeriu u kthye në shtëpi dhe gjeti vetëm një tokë të zbrazët që nuk tregonte shenja jete. Nga tronditja që pësoi, atij iu desh ca kohë për të pranuar faktin se kishte humbur gjithçka.

Pastaj, për t'i bërë gjërat edhe më keq, njëra nga devetë e tija u përpoq të ikte. Ai u përpoq ta kapte për bishti, por ajo e goditi me këmbët e pasme në sy, duke e verbëruar. I vetëm në shkretëtirë, njeriu thirri për ndihmë. Pas ca kohësh, një beduin i dëgjoi thirrjet e tija, e arriti, dhe e çoi tek el-Uelid ibn Abdul-Meliku, kalifi umejjad i Damaskut. Njeriu e tregoi historinë e tij dhe kalifi e pyeti, "Si je?" Ai u përgjigj me vendosmëri, "I kënaqur me Allahun."

Këto fjalë të fuqishme e të mëdha që u shqiptuan nga ky musliman që e mbante teuhidin në zemër, u bënë mësim për ata që pasuan. Cili ishte ky mësim? Të jesh i kënaqur me Allahun gjithmonë e në çdo rrethanë.

Dhe le të provojë ndonjë rrugë tjetër ai që nuk është i kënaqur, nëse do:

**"Le të ngrihet me ndonjë mjet në qiell e le ta këputë, e le të shikojë se a po ia largon mjeshtëria e tij atë që po mllefos"**

*(Kur'an, 22:15).*

## Jini të vendosur në marrjen e një nisme

Ajetet e Kur'anit Fisnik tregojnë:

**"Atëherë kur të kesh vendosur, mbështetu tek Allahu..."**

*(Kur'an, 3:159).*

**"Padyshim, Allahu i do ata që mbështeten tek Ai"**
*(Kur'än, 3:159).*

Saherë duhet marrë një vendim, shumë prej nesh ngatërrohen dhe ngurrojnë, dhe kjo sjell shpesh dhimbje koke. Kur një muslimani i paraqiten disa mundësi, ai duhet të konsultojë të tjerët dhe të falë namazin që këshillohet për marrjen e vendimit. Ju duhet t'i mendoni gjërat para se të hidhni hapin e parë në ndonjë drejtim, por nëse bindeni se njëri shteg është më i miri, duhet të veproni pa vonesë. Atëherë koha e konsultimit dhe planifikimit mbaron dhe vjen koha për veprim.

I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] këshillohej me muslimanët në ditën e Uhudit. Ata i sugjeruan të dilte në luftë. Kur shokët e tij i thanë, "Mos vallë të shtymë ne që të dalësh, o i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.]? Ndoshta duhej të rrije në Medine", ai vuri parzmoren dhe mori shpatën. Ai u përgjigj, "Nuk i ka hije një pejgamberi të veshë parzmoren e pastaj ta heqë atë përpara se Allahu të gjykojë midis tij dhe armikut të tij." Porsa i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] vendosi të dilte, çështja nuk donte më thellim, por përkundrazi, vendosmëri, veprim, prijësi, e trimëri.

Ngjashmërisht, i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] u këshillua me sahabët para betejës së Bedrit, duke ndjekur urdhërat e Allahut:

**"Dhe këshilloju me ta në çështjet e tyre"**
*(Kur'an, 3:159).*

**"Dhe që konsultohen mes vete për punë të përbashkëta.."**
*(Kur'an 42:38).*

Ata shprehën mendimet e tyre dhe pastaj morën vendim të prerë e u nisën për në betejë.

Ngurrimi i përhershëm është e metë e karakterit të njeriut, e cila çon shpesh në dështim dhe ngatërrim. Njoh njerëz që janë lëkundur për vite rreth vendimesh të ndryshme që duhet të ishin

të lehta e të zakonshme. Ishin vetë ata që e ftuan dështimin dhe zhgënjimin të hynte në jetët e tyre.

Duhet të studioni anën praktike të gjërave. Jepini vetes pak kohë për t'i situr gjërat, kërkoni këshillën e njerëzve të urtë dhe me përvojë, dhe lutjuni Zotit t'ju udhëzojë në më të mirën e dy a më shumë mundësive. Por në fund veproni dhe mos e zvarrisni vendimin tuaj.

Pasi vdiq i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.], shumë prej fiseve arabe refuzuan të paguanin zekatin. Ebu Bekri u këshillua me njerëzit se ç'duhet të bënte me këtë situatë. Njerëzit, duke përfshirë sahabiun e madh, 'Umerin, e këshilluan të mos luftonte kundër këtyre fiseve. Prapëseprapë, kalifi, pasi i peshoi argumentet, vendosi që ata duheshin luftuar. Ai tha, "Për Atë që ka në dorë shpirtin tim, do ta luftoj atë që bën dallim midis namazit dhe zekatit. Për Allah, nëse më refuzojnë edhe një ushkur nga ajo që i jepnin të Dërguarit të Allahut, do t'i luftoj ata." 'Umeri tha, "Kur e pashë se Allahu e kishte hapur zemrën e Ebu Bekrit, e dita se është e vërteta." Ebu Bekri, pasi i peshoi mundësitë, mori vendimin e rëndë. Ai i luftoi ata njerëz dhe fitoi mbi ta.

Një tipar i hipokritit është të bëjë që një plan të dështojë duke pyetur pyetje pa fund se ç'duhet bërë dhe duke kërkuar që çështja të hetohet më tej. Kur'ani tregon:

**"Edhe sikur të dilnin me ju, ata nuk do t'ju shtonin pos ngatërresës dhe shumë shpejt do të përçanin mesin tuaj, duke kërkuar t'ju turbullojnë. E ndër ju ka të tillë që i dëgjojnë ata. Allahu i di shumë mirë hipokritët"**

*(Kur'an, 9:47).*

**"Dhe ata që nuk luftuan e të vetëve u thanë: 'Sikur të na dëgjonin neve, nuk do të vriteshin!', thuaju: 'Largojeni pra vdekjen prej vetes suaj, nëse flisni të vërtetën.'"**

*(Kur'an, 3:168)*

Fjalët e tyre të preferuara janë: "po sikur", "ta kishim bërë këtë dhe atë", dhe "ndoshta". Ata lëkunden vazhdimisht në truall të paqendrueshëm. Për të cituar Kur'anin:

**"Ata janë të luhatshëm midis kësaj dhe asaj, e nuk janë as me ata e as me ata.."**

*(Kur'an, 4:143).*

Nganjëherë janë me ne e nganjëherë më ta. Në kohë krize, ata thonë:

**"Sikur ta dinim se do të luftohej, do të vinim pas jush"**

*(Kur'an, 3:167).*

Ata gënjejnë për Allahun dhe janë të pasinqertë me veten. Në kohë të lehta ata janë aty, por po doli ndonjë situatë e vështirë, ata ia mbathin dhe fshihen. Njëri prej tyre thotë:

**"Më lejo (të mos shkoj në xhihad) dhe mos më sprovo"**

*(Kur'an, 9:49).*

Për të ikur nga detyra, ata thanë para luftës së Hendekut (Ahzabit):

**"'Shtëpitë tona janë të pambrojtura.' – edhe pse ato nuk ishin të pambrojtura"**

*(Kur'an, 33:13).*

## Jini të fortë si uhudi

Besimtari është i fortë dhe i vendosur:

**"Besimtarë janë ata që i besuan Allahut, të Dërguarit të Tij, e mandej nuk dyshuan.."**

*(Kur'an, 49:15).*

Ndërsa të tjerë:

**"sillen vërdallë në dyshimin e tyre"**

*(Kur'an, 9:45).*

Ishte një njeri i cili për vite nuk mund të vendoste ta ndante apo jo gruan që i kishte hedhur helm. Më në fund, ai shkoi tek

një i urtë për këshillë dhe ky e pyeti se për sa kohë kishin qenë të martuar. Ai u përgjigj, 'Katër vjet.' I mençuri u shtang dhe tha, 'për katër vjet ti paske pirë helm!'

Kuptohet vetë se durimi nevojitet në situata të ngjashme, por deri kur? Në ç'pikë themi 'mjaft!'? Një njeri i arsyeshëm e di nëse përfundimi i një marrëdhënieje të tillë është i mirë apo jo, e atëherë vepron.

Ngatërrimi dhe ngurrimi i sulmon njerëzit në situata të ndryshme, sidomos në këto katër:

1. *Vendimi për degën e studimeve.* Ai që është i dobët në marrje vendimesh do të jetë i pasigurtë se cilit fakultet t'i futet. Disa njerëz mbesin të pavendosur edhe pas afatit të regjistrimit. Të tjerë studiojnë një fakultet për një vjet a dy e pastaj kalojnë te një tjetër; në fillim anojnë nga studimet fetare, pastaj ekonomia, pastaj mjekësia – duke e tretur jetën e tyre dalëngadalë.

Nëse persona të tillë do të ishin këshilluar me të tjerë që kanë më shumë urti e përvojë, dhe të kishin kërkuar udhërrëfim nga Allahu, do ta kishin përdorur kohën më mirë.

2. *Vendimi për një punë të përshtatshme*: disa njerëz nuk mund ta përcaktojnë punën më të përshtatshme për temperamentin e tyre. Ata lëvizin nga njëri profesion në tjetrin, gjithnjë të pakënaqur me punën e mëparshme. Ky lloj mëdyshjeje çon shpesh në paqëndrueshmëri financiare.

U themi njerëzve të tillë, "Nëse ndiheni mirë duke fituar të ardhurat në profesionin që punoni, atëherë përmbajuni atij."

3. *Martesa.* Shumë të rinj janë konfuzë, duke e patur të vështirë zgjedhjen e partnerit. Lidhur me këtë, njeriu mund të ndikohet lehtë nga opinionet e të tjerëve. Nganjëherë babait i duket një vajzë si e denjë për martesë, dhe i biri bie dakort, por nëna kundërshton. (Skenaret e tilla janë të pafundme)

Këshilla jonë lidhur me martesën është se duhet pritur gjersa të jemi të kënaqur me imanin, pamjen dhe karakterin e vajzës, sepse bëhet fjalë për jetën e gruas, e jo diçka të parëndësishme që hidhet kur mërzitemi.

4. Konfuzioni dhe mungesa e vendosmërisë janë të zakonshme për njerëzit që mendojnë për *divorc*. Një ditë burri mund të vendosë që ndarja është më e mirë, kurse ditën tjetër vendos se gjërat mund të rregullohen.

Mungesa e paqes në jetë që shkaktohet nga ky lloj mëdyshjeje duhet ndrequr me një vendim të prerë. Jeta është e shkurtër, ndaj duhet të përpiqemi ta bëjmë të lumtur çdo moment të sajin, si për vete ashtu dhe për të tjerët.

## Fjalë frymëzuese

Ne jemi po aq të suksesshëm sa ç'jemi përgjegjës para Allahut, si dhe sa mirë sillemi me krijesën e Tij – njeriun. Ne mund t'i kombinojmë lehtë fjalët dhe ta zbukurojmë të folurit për të kënaqur një auditor, por e vështirë është t'i mbështesim fjalët tona me vepra të virtytshme dhe karakter fisnik. Një ajet kur'anor thotë:

**"A po i urdhëroni njerëzit për të mira, e veten tuaj po e harroni?"**

*(Kur'an, 2:44).*

Dënim i rëndë e pret atë që i urdhëron të tjerët të bëjnë mirë pa e bërë atë vetë, apo ai që ua ndalon njerëzve të keqen ndërsa e kryen vetë. Banorët e Skëterrës që e njihnin atë në tokë për ligjëratat e tija do ta pyesin përse po dënohet kaq rëndë. Ai do t'u përgjigjet: "Ju kisha urdhëruar të bëni mirësi pa e bërë vetë atë; dhe ju kisha ndaluar të ligën duke e bërë vetë atë." Një poet ka thënë:

*"O ti që je mësues i të tjerëve,*

*Sikur më parë të kishe mësuar vetë!"*

Gojtari i njohur Mu'adh er-Raziu qante dhe i bënte të tjerët të qanin në ligjëratat e tija. Në njërën prej tyre, ai tha:

*"Një njeri i pandershëm i fton njerëzit për ndershmëri,*

*Njerëzit i trajton një doktor që s'ndreq as shëndetin e tij."*

Kur disa nga të parët tanë muslimanë donin t'i ftonin të tjerët të jepnin lëmoshë, ata e jepnin vetë të parët. Disa prej tyre tregojnë se njerëzit pastaj iu përgjigjeshin me dëshirë thirrjes së tyre.

Kam lexuar për një orator, nga shekujt e hershëm të Islamit, i cili donte t'i bindte të tjerët të lironin robërit. Ai kurseu para për ca kohë, dhe bleu një rob, të cilin e liroi menjëherë. Në një fjalim prekës, ai i ftoi të tjerët të vepronin po ashtu. Për pasojë, shumë robër u liruan.

## Pushimi dhe rehatia janë në Xhennet

**"Vërtet, Ne e krijuam njeriun në vështirësi të njëpasnjëshme"**

*(Kur'an, 90:4).*

Imam Ahmed ibn Hanbelin e pyetën, "Çfarë është pushimi?" Ai u përgjigj, "Kur të vini këmbën në Xhennet, do të gjeni pushim."

Nuk ka as pushim e as rehati të zgjatshme deri sa të hysh në Xhennet. Kjo jetë është plot me probleme, sprova, fatkeqësi, sëmundje, halle..

Një koleg nga Nigeria më tha se kur ishte fëmijë, e ëma e zgjonte gjatë pjesës së tretë të natës për t'u falur. Ai i përgjigjej,

"Nënë, dua të çlodhem pak." Ajo i thonte, "Unë po të zgjoj vetëm për hir të rehatisë. Oh mor bir, kur të hysh në Xhennet do të gjesh çlodhje.".

Masruku, një dijetar nga brezat e parë të Islamit, rrinte në sexhde gjersa e merrte gjumi. Në një rast të tillë, shokët i thanë, "Pusho pak." Ai u përgjigj, "Pushimin po kërkoj."

Ata që kërkojnë lehtësi në këtë jetë duke lënë namazin e detyruar thjesht i sjellin vetes dënimin. Jobesimtari e kërkon rehatinë këtu, dhe ja përse thotë:

"Zoti ynë, shpejtona pjesën tonë para Ditës së përgjegjësisë!"

*(Kur'an, 38:16).*

**"Vërtet, ata e duan shumë këtë jetë dhe e marrin për asgjë Ditën e rëndë që i pret"**

*(Kur'an, 76:27).*

Ata nuk mendojnë as për të nesërmen as për të ardhmen, dhe ja përse i humbin që të dyja. Ne jemi krijuar për të vdekur. Kjo jetë është si një lëng që ndryshon, një ditë është rehati e pasuri, tjetra vështirësi dhe varfëri.

Dhe përfundimi është ky:

**"Pastaj i kthehen Allahut, Sunduesit të vërtetë të tyre. Vetëm i Tij është sundimi dhe Ai është më i Shpejti i llogaritësve"**

*(Kur'an, 6:62).*

## Butësia ju ndihmon të arrini synimet

Në kaptinat e mëparshme, citova shumë tekste të shpallura për të ilustruar rëndësinë e butësisë; këtu po i zgjerojmë ato me disa shembuj. Përfytyrojeni veten duke nisur një makinë në një

shteg shumë të ngushtë i cili është i kufizuar në secilën anë me nga një mur. Makina s'mund të kalojë ndryshe veçse me shumë kujdes, butësi, dhe vëmendje. Mirëpo, nëse shoferi përpiqet të kalojë me shpejtësi të madhe, ai do të përplaset vazhdimisht në të djathtë e në të majtë, duke e bërë makinën të prishet në fund. Në të dyja këto raste rruga është e njëjtë dhe makina është e njëjtë, por mënyra e nisjes është e ndryshme.

Një bimë e vogël që ne e ushqejmë mund të ujitet në shumë mënyra. Nëse e ujisni ngadalë, ajo do ta përthithë ujin dhe do të ushqehet me të. Por nëse ia hidhni ujin menjëherë, ju vetëm do ta zhgulni atë. Sasia e ujit është e njëjtë, por ndryshimi qëndron tek metoda.

Ai që është i butë dhe i kujdesshëm në mirëmbajtjen e rrobave duhet të ketë besim se ato do t'i zgjasin më shumë. Ai që i trajton rrobat në të kundërt, do të ankohet gjithmonë për shqyerje dhe shkepje.

Na duhet të fusim një sasi butësie në jetët tona – me vetet tona. Një hadith thotë: *"Vërtet, shpirti juaj ka një të drejtë mbi ju."*

Butësia me vëllezërit dhe me bashkëshortet tona është urdhër. Një hadith thotë: *"Vërtet, Allahu është i Butë dhe e do butësinë"* dhe *"jini të butë ndaj enës prej qelqi."*

Turqit ndërtuan shumë ura të drunjta mbi lumenj. Në të dyja anët ata vendosnin fjalët e shkruara: "Butë, butë." Ai që kalon me ngadalë nuk bie, në ndryshim nga ai që shpejton për në anën tjetër.

Në hyrje të disa kopshteve me lule shkruhet, "Jini të butë." Ai që vrapon i shkujdesur nëpër kopsht nuk do të shohë dot shumë lule, por mesiguri do të prishë shumë prej tyre. Një thënie pohon: "Karkaleci nuk është i butë si bleta."

Në një hadith, Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: "*Besimtari është si bleta, që ha të pastrën, prodhon të pastrën dhe nuk e shkatërron degëzën e hollë kur ulet në të.*"

Lulja thuajse nuk e ndjen bletën tek ia thith në qetësi nektarin, duke e aritur qëllimin e saj me butësi. Përkundrazi, kur ulet karkaleci, ai ia njofton praninë të tjerëve.

Njëri nga të parët tanë ka thënë: "Një dëshmi se dikush e kupton fenë është se ai është i butë në hyrje, dalje, veshje, heqje këpucësh, dhe nisjen e një mjeti transporti."

Kur tregoheni të nxituar e të ashpër, do të shkaktoni dëm mesiguri, sepse mirësia gjen vend në butësi. I Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] ka thënë: *"Saherë që butësia ndodhet në diçka, ajo gjë zbukurohet; kur diçkaje i hiqet bukuria, ajo prishet."*

Zemrat e njerëzve janë të ngjitura pas atij që zotëron natyrë të butë. Ajeti kur'anor thotë:

**"Dhe me Mëshirën e Allahut, ti ishe i butë ndaj tyre, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do të shkapërderdheshin prej teje..."**

*(Kur'an, 3:159).*

## Ankthi s'bën dobi

Ideja e anekdotës së mëposhtme është se njeriu nuk duhet të merakoset pa masë, por duhet t'ia dorëzojë vullnetin caktimit të Allahut pa ndier as sasinë më të vogël të keqardhjes.

Kur isha në shkollë mësoja shumë që të isha i pari në klasë. Pasi dorëzoja detyrën e kontrollit shqetësohesha, frikësohesha dhe kaplohesha nga ankthi. Shkoja në shtëpi, verifikoja përgjigjet nga libri, i jepja vetes një notë, dhe e përsërisja edhe njëherë krejt procesin. Tani, kur shoh pas, është e qartë se shqetësimi im nuk e ngrinte as edhe me një pikë notën time.

## Paqja e mendjes është domosdoshmëri e jetës

Kur isha i ri, e lashë familjen dhe shkova me studime në Rijad. Aty qëndrova tek xhaxhallarët e mi në kushte të vështira dhe të ngushta. Për të shkuar në shkollë, më duhej të ecja 30 minuta çdo mëngjes dhe 30 minuta për t'u kthyer, në të nxehtit përvëlues të drekës. Në shtëpi, merrja pjesë në pregatitjen e mëngjesit, drekës dhe darkës. Detyrat e mia ishin fshirja e shtëpisë, pastrimi i kuzhinës, dhe sistemimi i dhomave. Për më tepër, studioja shumë dhe merrja pjesë në aktivitetet shkollore. Gjithmonë arrija nota të larta, gjë e cila më shtynte të punoja edhe më fort. Kisha vetëm një xhybe të cilën më duhej ta laja dhe hekurosja pa pushim. Për shkak të shumës së vogël që merrnim si bursë, e veshja këtë rrobë në shtëpi, në shkollë, dhe në raste të veçanta. Nevojat parësore, si ushqimi dhe qeraja, më merrnin shumicën e parave. Të gjithë ishim në situatë të ngjashme, ndaj rrallë hanim mish, e edhe më rrallë fruta. Të gjithë përpiqeshim fort në studimet tona. Vetëm një herë në muaj kisha rast të shkoja për t'u çlodhur dhe zbavitur. Ne studiuam rreth shtatëmbëdhjetë lëndë në shkollë, ku kurseve tona të vështira të fesë dhe arabishtes iu shtuan edhe algjebra, anglishtja, dhe fizika. Shpesh merrja hua libra të poezisë arabe dhe u magjepsja prej tyre me orë të tëra.

Tani që mendoj për ato ditë më kujtohet se, megjithë vështirësitë e mia, isha i lumtur dhe flija me mendje të qetë çdo natë. Më vonë, me ndihmën e Allahut, bleva një shtëpi të mirë, haja mirë, vishja lloj të ndryshme rrobash dhe jeta në përgjithësi më mori një drejtim të begatë. Por, megjithë këto, nuk e ndiej të njëjtën prehje dhe qetësi si më parë. Probleme më të ndërlikuara kanë shoqëruar një jetë më të ndërlikuar. Ndaj, mos mendoni se të kesh pak është shkak për pikëllimin dhe ankthin tuaj, sepse kjo nuk është e vërtetë. Shumica e njerëzve që zotërojnë minimumin e jetesës kanë ndërgjegje më të shëndoshë dhe ekzistencë më të paqtë se të pasurit në përgjithësi.

## Përgatituni për më të keqen

Në shkollë të mesme u bëra shumë konkurrues në arritjen e notave të larta. Në një semestër të veçantë, punova aq shumë saqë nuk prisja të dilja më pak se i dyti. Ç'mendoni se ndodhi? Mbeta në anglisht, një lëndë të cilën e kisha tmerr, dhe nga kjo nuk merrja vesh asgjë. Një re e zezë depresioni u var mbi mua dhe për disa netë me radhë, e kisha të vështirë të flija. Disa shokë të klasës madje u kënaqën me dështimin tim. Ajo që kishte ndodhur ishte diçka krejt e papritur. U hidhërova dhe u zymtova shumë për disa ditë në vijim. Një mësues e vuri re gjendjen time dhe bëri çmosin të më inkurajonte e të më qetësonte.

Saherë që e kujtoj, habitem me atë se sa rëndë më ndikoi ajo ngjarje mua. Depresioni në të cilin rashë nuk më ndihmoi aspak, dhe nuk mundi ta ndryshonte notën time pakaluese në një notë kaluese.

Ajo që dua të them është se: Mos mendoni që nëse bëheni të trishtuar apo të mërzitur për shkak të dështimit, do të arrin papritur sukses. Kjo s'ka për të ndodhur. I vetmi efekt që ai pikëllim ka për të patur mbi ju është se do t'ju bëjë të ndiheni më keq.

Kur kisha përfunduar tezën e titullit të Mjeshtrit, shpresoja të merrja 10. Mendoja se puna ime meritonte një 10, por në fund mora 8. Unë reagova disi në mënyrë të tepruar dhe u shqetësova shumë për notën. Një mik i imi më tha, "Zëre se, për një arsye apo një tjetër, nuk do ta kishe arritur kurrë titullin e Mjeshtrit. Çfarë do të kishe bërë? Për më tepër, ç'ndryshim ka nëse merr 10 apo 8, ti prapë e ke titullin e Mjeshtrit.' Ajo që ai tha ishte padyshim e vërtetë dhe unë erdha në vete. Tani e kuptoj se mënyra më e mirë për t'ia dalë në situata të tilla është të pregatitesh për rezultatin më të keq të mundshëm.

Nga kjo përvojë mora një mësim të mirë. Kur erdhi koha të dorëzoj tezën e doktoraturës, fakulteti e shtyu datën e pranimit

për një kohë të gjatë. Teza ime ishte pregatitur dhe përfunduar me kohë. Ngaqë isha i gatshëm për gjithçka, vonesa nga ana e tyre nuk më ndikoi aspak.

Ai që është i pregatitur mendërisht për dështim në punën e tij nuk do të shqetësohet nga një humbje e pjesshme.

## Nëse jeni shëndosh dhe keni mjaft ushqim po ia dilni mbanë

Më 1400/1980 mora pjesë në thirrjen islame afër kufirit me Jemenin. E lashë përkohësisht kampin bashkë me një nga profesorët e mi dhe shkuam në Abha. Gjatë kthimit isha shumë i shqetësuar sepse ai po e ngiste makinën me shpejtësi shumë të madhe. Iu luta të ngadalësonte, por kjo mesaduket e bënte të ecte dhe më shpejt. Binte shi atë natë, e megjithatë ai vazhdoi të ngiste makinën në mënyrë të shfrenuar. Përfunduam në një luginë që po mbushej me ujë. Në fillim uji arriti niveli vetëm pak përmbi goma. Mirëpo, kur mbërritëm mesin e luginës, situata u përkeqësua ngase uji filloi të na hynte në makinë. E lamë makinën dhe me shumë vështirësi ia dolëm të shkonim në cepin e luginës. Ngecëm atje tërë natën pa ushqim, pije, e as mbulesa. Megjithatë ishim të kënaqur dhe falënderues për situatën tonë, pasi kur na mbuloi përmbytja, mendonim se do vdisnim. Ndaj, ishim mirënjohës që mbetëm gjallë. Herët në mëngjes dikush erdhi dhe na çoi në vend të sigurt.

Kjo ngjarje më kujton një histori që ka ndodhur në luftën e Dytë Botërore. Një anije amerikane u godit nga një predhë dhe filloi të mbytej. Kapiteni u ngujua për trembëdhjetë ditë vetëm me ujë dhe bukë për të ngrënë. Atë e pyetën më vonë nëse kishte nxjerrë ndonjë mësim nga përvoja e tij. Ai tha, "Diçka e rëndësishme që kuptova nga kjo përvojë është se nëse një njeri është shëndosh dhe ka bukë e ujë, ai ka gjithë botën me vete."

E ç'është tjetër kjo botë veçse një trup i shëndetshëm, paqe e mendjes, bukë, ujë dhe një robë për t'u veshur? Përse nuk përdorim matematikën për të llogaritur atë që kemi dhe atë që nuk kemi? Shumica prej nesh do të shohin se kanë mbi 80% të gjërave që e bëjnë jetën të rehatshme. S'është nevoja të theksohet se ka raste të veçanta kur njeriu privohet nga gjërat kryesore, por në pjesën më të madhe, ne qajmë për rehati që na mungojnë pa falënderuar për ato që kemi. Neve jemi të pikëlluar kur goditemi me diçka, dhe mosmirënjohës kur gjithçka shkon mirë.

## Shuaje zjarrin e armiqësisë para se të të shuajë

Përgjatë tërë jetës time kam parë se saherë që e kam mbrojtur veten ndaj komenteve shpifëse, humbja dhe pendimi ishin rezultatet kryesore. Në fillim mendoja se ishte me mend t'i qartësoja gjërat kur ndonjeri më kishte sulmuar, me zë apo me shkrim. Mirëpo në fund, shihja gjithmonë të kundërtën. Një sens armiqësie lindte midis meje dhe personit që më kishte sulmuar, dhe në vend që të rivendosnim lidhjet e mira midis nesh, personi përpiqej të më shante akoma edhe më keq. Në fund dëshiroja që të mos i isha kundërvënë kurrë. Gjëja më e mirë për t'u bërë që në fillim do të kishte qenë të falja, duroja, tregoja durim, të kthehesha mënjanë, dhe injoroja fjalët shpifëse. Fundja, kështu na mëson edhe Kur'ani:

**"Trego mëshirë, urdhëro për të mirë, dhe hiqju budallenjve"**

*(Kur'an, 7:199).*

**"Le t'ua falin dhe le të mos ua zënë për të madhe"**

*(Kur'an, 24:22).*

**"Ata që e përmbajnë zemërimin dhe ua falin njerëzve.."**

*(Kur'an, 3:134).*

**"Dhe kur zemërohen, ata falin"**

*(Kur'an, 42:37).*

**"E kur injorantët u drejtohen atyre me fjalë, ata thonë: Paqë!"**

*(Kur'an, 25:63).*

**"Ndaj ktheje të keqen në mënyrën më të mirë, se atëherë ai, me të cilin kishit njëfarë armiqësie, do të bëhet mik i afërt"**

*(Kur'an, 41:34).*

Ndaj, nëse dëgjoni fjalë të këqija prej ndokujt, mos ia ktheni, se kjo do të sjellë që sulmi të dhjetëfishohet.

## Kurrë mos i përçmoni përpjekjet e dikujt

Jeta më ka mësuar të zbatoj në praktikë diçka që nuk më ka lënë kurrë në baltë: ta shpreh me maturi aprovimin e të tjerëve. Kjo sjellje ka një efekt pozitiv mbi të gjitha llojet e njerëzve. Fjalët e ëmbla dhe të buta bëjnë çudira mbi zemrat e njerëzve; feja jonë na mëson të jemi bujarë dhe të dashur në marrëdhënie me njerëzit.

Një ajet kur'anor thotë:

**"Dhe me Mëshirën e Allahut, ti ishe i butë ndaj tyre, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do të shkapërderdheshin prej teje..."**

*(Kur'an, 3:159).*

Autori i librit "Si të Bësh Miq" pohon se një faktor i rëndësishëm në tërheqjen e njerëzve ndaj jush është lavdërimi dhe komplimentet e vazhdueshme ndaj tyre. Nuk jam dakort: duhet maturi dhe drejtësi:

**"Vërtet, Allahu ka vendosur një masë për të gjitha gjërat"**

*(Kur'an, 65:3).*

Ndaj, as nuk duhen lavdëruar të tjerët kot e as nuk duhet qëndruar larg dhe i thatë me ta.

Mund të zgjidhnim rrugën e të vështruarit të njerëzve me fodullëk, me ç'rast do të jemi ne ata që humbim miqtë – dhe jo ata që do na humbin neve. Nëse nuk jeni i dashur, njerëzit shpejt do të gjejnë dikë tjetër për t'u njohur.

**"E të jesh i butë ndaj besimtarëve që të pranuan"**

*(Kur'an, 26:215).*

Fitimi i respektit të të tjerëve gjithashtu ndihmon në lumturimin tuaj. Muslimanët janë dëshmuesit e Allahut mbi tokë dhe ata luten për faljen e njëri-tjetrit.

**"Dhe thuajuni njerëzve fjalë të mira!"**

*(Kur'an, 2:83).*

Gjatë jetës, më kanë bërë shumë përshtypje ata që i tërheqin të tjerët me sjelljen e tyre si magneti. Ata kanë gjithmonë buzë të qeshur, gjuhë të ndershme, dhe zemra e tyre është e lirë nga xhelozia e mëria.

Me lejen e Allahut, Fuqiplotit, të Lartmadhëruarit, për secilin prej nesh është e arritshme të arrijë që njerëzit ta pranojnë. Ky pranim nuk blihet me pasuri, por fitohet me sinqeritetin ndaj Allahut, besnikërinë, dashurinë për Allahun dhe të Dërguarin e Tij [s.a.v.s.], dashurinë e përhapjes së mirësisë për të tjerët, dhe opinion të përulur për veten.

Për t'i arritur këto dhe cilësi të tjera të mira, duhet të përpiqemi sinqerisht, sepse ato kërkojnë një ngjitje përsipër. Tiparet e këqija arrihen kollaj për atë që i do ato, sepse ato kërkojnë thjesht një zbritje tatëpjetë.

"*Karakteri i keq shpejt s'e ndjen mjerimin e vet*
*Dëmtimi i trupit të vdekurit s'i dhemb.*"

Personi që sheh vetëm veten mund të ndjehet inferior dhe melankolik përbrenda. Disa njerëz mendojnë për vete më shumë

se ç'duhet. Mjaft shembuj njerëzish të tillë vijnë ndërmend, të cilët dhanë një ndihmesë për shoqërinë e pastaj menduan se puna e tyre meritonte çmimin e shpërblimit të karrierës.

Një student që njihja shkroi disa broshura të vogla që u drejtoheshin të rinjve muslimanë. Doja ta inkurajoja, ndaj e lavdërova për përpjekjet e tija. Atëherë, ai filloi të fliste pa fund për broshurat e tija, për atë se sa ishin shpërndarë dhe sa shumë ishin bërë të njohura. U mahnita me vizionin që kishte ky person për veten, por nga ai mësova edhe si njerëzit urrejnë të mos u njihet vlera apo t'u ulet ajo.

Dëgjova kasetën e një ligjërate të një studenti. E ftova në shtëpi për ta inkurajuar që t'i vazhdonte përpjekjet në kërkimin e dijes islame. Kur i përmenda kasetën, ai gjeti rastin. Ai filloi të luste Allahun që t'i sillte dobi tërë ummetit nëpërmjet ligjëratës së tij. Pastaj ai filloi të fliste mbi atë se si kishte bërë kërkime mbi temën. Para se ta thërrisja, nuk e prisja kurrë që të ishte aq egocentrik. Biseda me të më bëri të kuptoj edhe faktin se është në natyrën njerëzore t'i japë vetes më shumë se ç'meriton. Përfytyroni sikur dikush do të kritikonte apo ulte vlerën e atij personi.

Ndaj, keni kujdes nga përçmimi i ndokujt:

**"O ju besimtarë, nuk bën të tallet një popull me një popull tjetër, ngase të përqeshurit mund të jenë më të mirë se përqeshësit, e as gratë me gratë e tjera, sepse mund të ndodhë që gratë e përqeshura të jenë më të mira se përqeshëset..."**

*(Kur'an, 49:11).*

Njerëzit do ju duan nëse i lavdëroni përpjekjet e tyre dhe u kushtoni vëmendje:

**"Dhe mos i kthe ata që e lusin Zotin në mëngjes dhe mbrëmje..."**

*(Kur'an, 6:52).*

"Përkufizoje veten me ata që lusin Zotin e tyre në mëngjes e mbrëmje.."

*(Kur'an, 18:28).*

**"Ai u vrenjt dhe u kthye. Ngase atij i erdhi i verbëri. E ku mund ta dish ti, ndoshta ai do të pastrohet"**

*(Kur'an, 80:1-3).*

Gjatë viteve të shkollës së mesme, jo vetëm që studioja poezi, por edhe shkruaja. Në një rast, studentët e një shkolle tjetër na bënë vizitë. Në pritjen që i bëmë, m'u kërkua të recitoj disa nga vargjet e mia, jo sepse kisha ndonjë aftësi, por sepse isha i vetmi në shkollë që kishte prirje për poezi.

Lexova disa nga poezitë e mia dhe mësuesi i letërsisë lavdëroi stilin dhe fjalorin tim, dhe unë i besova. Mendoja se kisha shkruar diçka gjeniale dhe vetëm kur isha më i rritur dhe iu ktheva atyre vargjeve e kuptova se sa fillestare ishte puna ime.

E vetmja gjë që fitojmë duke i përçmuar njerëzit është një armik më tepër. Ndaj, jini të drejtë në njohjen e përpjekjeve të të tjerëve, dhe lavdërojini për virtytet e tyre.

## Sillu me të tjerët siç dëshiron që të sillen me ty

Një i urtë ka thënë se ai që kërkon gabimet e të tjerëve është si miza – ulet në atë që është e keqe. Disa njerëz janë të molepsur me fjalën 'por'. Saherë që u përmend dikënd, ata do të të thonë diçka si, 'Ai ka ndonjë të mirë, por...' Ajo që vijon pas fjalës 'por' është kritika, fajësimi, censura.

**"Mjerë për secilin që ofendon e përqesh"**

*(Kur'an, 104:1).*

**"..që është përgojues e që mbart fjalë ndër njerëz"**

*(Kur'an, 68:11).*

"Dhe mos e përgojoni njëri-tjetrin"

*(Kur'an, 49:12).*

Sa më të drejtë të jemi me të tjerët, aq më shumë do të na respektojnë. Edhe e kundërta është e vërtetë. Asnjë njeri i mençur nuk mendon se do të fitojë respektin dhe lavdërimin e të tjerëve duke i përçmuar ata dhe ulur vlerat e tyre.

"Të mjerët ata që mangut masin e peshojnë"

*(Kur'an, 83:1).*

## Jini të drejtë

Jini të drejtë me shokët dhe thirrini me emrat që u pëlqejnë më shumë; mos përdorni llagape që ata i urrejnë. A do t'ju pëlqente që të tjerët ta bënin këtë me ju?

Jini të drejtë ndaj bashkëshortes. Sa shpesh ndodh që një grua, pas një dite të tërë gatimi, pastrimi dhe fshirje, sheh që i shoqi i saj kthehet në shtëpi dhe është i verbër ndaj përpjekjeve të saja? Indiferenca e tij i bën më shumë dëm se çdo fjalë, në të ndjerit e saj e papërshtatshme dhe e papërfillur.

Ndaj, tregoni vëmendje ndaj të tjerëve dhe falënderojini ata për çdo të mirë që bëjnë. Lavdërojeni pamjen e gruas suaj kur harxhon kohë për ju, dhe falënderojeni për devotshmërinë e saj të përditshme ndaj jush.

## Shmangni të qenit artificial

Lexova një herë një poemë të Ebu Rishahut dhe u pushtova në çast nga fjalët e tija. E mbajta mend poemën dhe studiova stilin e tij. Pas pak, më duhej të paraqisja një poezi në një recitim shkollor, ndaj u përpoqa të imitoj stilin e Ebu Rishahut – prob-

lemi i vetëm këtu ishte se unë nuk jam ai. Kështu që fjalët që dolën ishin të rënda dhe të ngathëta, ndërsa poema ishte në tërësi e zbehtë dhe pavlerë. Pas asaj dite nuk kopjova më stilet e të tjerëve. Fillova të shkruaj atë që ndjeja, dhe kësisoj isha menjëherë i aftë të fusja personalitetin tim në poezitë e mia. Po ashtu, njëherë u fala pas një imami në Xhiddeh. Ai po përpiqej të kopjonte një recitues të famshëm, por sa larg ishte ai nga kjo. Zëri i tij ndryshonte shumë nga ai i recituesit të famshëm dhe përpjekja e imitimit dukej shumë e dështuar. Mezi munda të duroj sepse e ndjeja sa fort po përpiqej të arrinte ngjashmërinë. E kuptova se Allahu ka krijuar çdo person me cilësitë e dallueshme, karakteristikat dhe talentet e posaçme:

**"Secilit nga ju i kemi caktuar një ligj dhe një rrugë të qartë"**

*(Kur'an, 5:48).*

Nëse do të shkëlqesh në diçka, përpiqu të ndjekësh një rrugë që i përshtatet edhe natyrës edhe aftësisë tënde:

**"Thuaj: 'Secili vepron sipas rrugës së vet..'"**

*(Kur'an, 17:84).*

## Nëse s'e bëni dot diçka, lëreni atë

Dikur drejtoja xhuma në qytetin e Abhasë. Shumica e ligjëratave të mia merreshin me aspekte të ndryshme të jetës së Pejgamberit [s.a.v.s.], dhe kjo m'u bë si specialitet me të cilin ndihesha rehat. Dikush më kishtë kërkuar të mbaja një hytbe mbi prirjen në rritje për mehre ekstravagante. Nuk më pëlqeu ta pranoja kërkesën sepse ndihesha më rehat të flisja për jetën e Pejgamberit [s.a.v.s.]. Megjithatë, dhashë një ligjëratë për temën në fjalë. Citova vargje nga Kur'ani dhe hadithe nga i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.]. Po e mbuloja temën në një mënyrë të dobët

dhe ndjeja djersën të më dilte në ball. Pasi përfundoi, ndjeva se kisha bërë punë të dobët duke folur për atë çështje. Prandaj vendosa t'i përmbahem vetëm asaj për të cilën kisha aftësi.

**"Unë nuk jam prej atyre që bëjnë trillime"**

*(Kur'an, 38:86).*

Secili prej nesh duhet të punojë në një fushë ku është i aftë. Pejgamberi [s.a.v.s.] ka thënë: *"Vërtet, Allahut i pëlqen që secili prej jush, kur bën diçka, e përsos atë."*

## Mos u tregoni kaotikë në jetën tuaj

Një ditë grumbullova dymbëdhjetë tefsire të ndryshme të Kur'anit: atë të Taberiut, Ibn Kethirit, el-Beghaviut, Zemahsheriut, Kurtubiut, el-Zilalit, Shinkuitit, Raziut, Sheukaniut, Kazinit, Ebu Mes'udit dhe el-Kasimiut. Doja të lexoja çdo ditë nga secili prej këtyre librave komentin e një ajeti kur'anor. U përpoqa për ca kohë, por shpejt ndjeva mërzi dhe lodhje. Është e vërtëtë se isha entuziast, por isha treguar shumë i ngutshëm në planifikim dhe zgjedhje të metodës së studimit.

Studentin e shkencave islame do ta këshilloja: mos e mbingarko veten me një numër të madh librash. Mënyrë më e mirë është të planifikosh dhe të zgjedhësh me kujdes atë që lexon. Është e një rëndësie të madhe të jesh konsistent, madje edhe nëse bën vetëm pak. Vepra më e preferuar e Pejgamberit [s.a.v.s.] ishte ajo që praktikohej vazhdimisht, edhe pse mund të ishte e vogël.

## Rivaliteti për të grumbulluar sende ju habit

Pasi mora një shumë të mirë parash, u vërsula në librari me qëllimin e blerjes së një kopjeje nga çdo libër që mundja; entuzi-

azmi i çastit më pushtoi të tërin. I mbusha raftet me libra nga shumë prej shkencave. Temat ishin jurisprudenca islame, sociologjia, dhe libra mbi dijen e përgjithshme. Doja të filloja të lexoja, por nuk dija si t'ia nisja. Pashë se librat e ndryshëm në një shkencë prireshin të plotësonin njëri-tjetrin. Të tjerët m'u dukën të një rëndësie të vogël. U këshillova me disa dijetarë dhe i pyeta se si duhej të studioja. Ata më udhëzuan në një mënyrë që doli e suksesshme. Ata më sugjeruan që të lexoja vetëm librat kryesorë në çdo shkencë islame dhe t'i studioja ato në thellësi. Tërë librat e tjerë, më thanë ata, duhej t'i lija mënjanë, përveç se në rast kërkimesh mbi një çështje specifike. Isha shumë i kënaqur me rezultatet; ndjehesha më i organizuar dhe më i rehatshëm në ndjekjen e këshillës së tyre të thjeshtë por me vend.

**"Juve ju prokupoi përpjekja për shumimin (e pasurisë, fëmijëve, pozitës...) derisa t'i vizitoni varrezat"**

*(Kur'an, 102:1-2).*

Ka studentë që shkojnë në ekstreme të kërkimit për dorëshkrime të rralla. Ata grumbullojnë gjithnjë kopje librash të rrallë, e prapë do të shihni se shumica e tyre nuk i ka lexuar plotësisht as librat më të rëndësishëm. Një njeri që njoh ishte i mërzitur që nuk kishte mundur të gjente një kopje të tefsirit të Mukatil ibn Sulejmanit, por akoma nuk kishte lexuar plotësisht as tefsirin e Ibn Kethirit.

**"Dhe ka midis tyre (çifutëve) njerëz injorantë, që nuk dinë për Librin, veçse ca fantazi të vagullta dhe supozime"**

*(Kur'an, 2:78).*

Kurrë mos ndiqni çështje të vogla kur ka çështje edhe më të rëndësishme. Jepni përparësi gjërave - filloni gjithmonë me çështjen më të rëndësishmë. Ai që nuk e njeh qëllimin e vet do të ketë udhëtim të gjatë e të lodhshëm përpara, i cili nuk e shpie asgjëkundi.

## Epilogu

Ejani së bashku t'i kthehemi kënaqësisë që na ofron Allahu - I Vetmi, I Pasuri, I Gjalli dhe Mëshiruesi i pakufishëm. Le t'i afrohemi derës së hyjnisë së Tij dhe Atij t'Ia shtrijmë duart duke kërkuar Atë dhe ndihmën e Tij. Ai është Shëruesi, Krijuesi, Furnizuesi, dhe Ai është që jep jetë dhe vdekje.

**"Zoti ynë, na jep të mira në këtë jetë, të mira edhe në botën tjetër, e na ruaj prej dënimit me zjarr!"**

*(Kur'an, 2:201)*

I Dërguari i Allahut (s), në disa lutje të tija thonte: *"O Allah, të përgjëroj të më falësh shëndet dhe mirëqenie të përhershme në këtë botë dhe në Ahiret."*

*"O Zoti ynë, kërkojmë prej Teje më të mirën që kërkoi i Dërguari Yt, Muhammedi (a.s.), dhe kërkojmë mbrojtjen Tënde prej atyre të ligave, nga të cilat i Dërguari Yt, Muhammedi (a.s.) kërkonte mbrojtjen Tënde."*

*"Zoti ynë, Ty të lutemi që të na mbrosh nga zemërimi e hidhërimi, nga ligështia dhe përtacia, nga koprracia e frika, nga borxhet e thella dhe vërsuljet e padrejta të njerëzve."*

I lartësuar qoftë Allahu I Madhëruar nga përshkrimet e të tjerëve, paqja e Zotit qoftë mbi të Dërguarit e Tij dhe vetëm Atij i takon falënderimi i pakufishëm.

## Përmbajtja:

# MOS U TRISHTO

**Libri më i shitur në botën islame**

KY LIBËR

Një studim i thellë, i rrallë dhe me plot përgjegjësi synon shërimin e anës më të rëndë në jetën njerëzore, atë të shqetësimit dhe depresionit, humbjes së besimit dhe shpresës, rënies shpirtërore, pesimizmit, brengosjes, vuajtjeve dhe pikëllimit.

Ky libër është një zgjidhje e problemeve të shekullit përmes dritës së Shpalljes qiellore dhe udhëzimit profetik. Të gjitha tezat e paraqitura këtu pajtohen ngusht me *Fitre*-n (natyrën e pastër njerëzore).

Në brendinë e librit do të gjeni shembuj të ndryshëm, rrëfime tërheqëse, karaktere njerëzish përgjatë historisë, thënie nga sahabët dhe tabi'inët e respektuar, poezi nga poetët më të mëdhenj, rekomandime mjekësh të spikatur, këshilla nga të urtit dhe udhëzime nga dijetarët.

Në shumë raste ofrohen për lexuesin mendime e pikëpamje nga dijetarë të Perëndimit dhe të Lindjes, nga të vjetërit dhe bashkëkohorët, të paraqitura nëpër revista apo gazeta të ndryshme, por që përputhen me të Vërtetën.

Ky libër është një organizim mendimesh të pjekura e të ndritshme, të cilat në mënyrë të shkurtë të thonë: "*Jeto i lumtur, në paqe, i qetë, shpreso dhe mos u trishto*".


ISBN 998922231-2

9 789989 222313